**SHABAN TAIRI**

# LIGJËRATA PREJ MINBERIT
# PËR
# RRUGËT DREJT XHENETIT

**Shkup, 2023**

**TITULLI I LIBRIT: LIGJËRATA PREJ MINBERIT PËR RRUGËT DREJT XHENETIT**

**AUTORI: SHABAN TAIRI**

**RECENSENT: prof. REXHEP IMERI**

**LEKTOR GJUHËSOR: prof. VEBI RUSTEMI**

**TIRAZHI: 500 copë**

**SHTYPI: Shtypshkronja “Alma”, - Shkup;**




# HYRJE

Falënderimet i takojnë të Gjithëpushtetshmit dhe të Lartësuarit, i Cili na krijoi në formën më të përsosur, na furnizoi me mirësi dhe begati, na nderoi me fenë Islame, me zbritjen e Kuranit dhe me dërgimin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem si pejgamber. Përshëndetjet tona të përzemërta, ia dërgojmë të Dërguarit të Zotit, vulës së pejgamberisë dhe ndërmjetësuesit në Ditën e Gjykimit, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, mbi familjen e tij të ndershme, si dhe mbi të gjithë ata që e pasojnë rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Lexues të nderuar, në duart tuaja keni një libër i cili përmbledh ajete kuranore dhe hadithe të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem të cilat trajtojnë tema mbi Mëshirën e Zotit, vepra të cilat të dërgojnë në Xhenet dhe të mbrojnë nga Xhehenemi, si dhe vepra përmes së cilave arrijmë faljen e mëkateve tona.

Këto ajete dhe hadithe i kemi sqaruar gjatë hutbeve të xhumasë në minberin e xhamisë së fshatit Llokë të komunës së Sarajit, përgjatë vitit 2021-2023, ku gjatë çdo xhumaje janë trajtuar nga një ose më shumë ajete dhe hadithe.

Arsyeja e përmbledhjes së kësaj vepre, është që tek njerëzit të ringjallet besimi në Mëshirën e Zotit dhe të mos humben shpresat nga Mëshira e Tij. Të nxiten besimtarët për të vepruar vepra të mira dhe të largohen nga të këqijat, të cilat sot janë përhapur në të gjitha anët.

Njeriu më i mirë në peshoren fetare është personi i cili bën më shumë vepra të mira, siç përcjell Abdullah b. Busër i cili ka thënë: "Një beduin erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe e pyeti: "O i Dërguari i Allahut! Cili është njeriu më i mirë?" Ai u përgjigj: *"Ai i cili ka jetë të gjatë dhe që vepron punë të mira"*.[1] Kështu që me këtë punim deshëm që lexuesve t`u mundësojmë që të njihen me sa më shumë vepra të mira, që të jenë pjesë e pandashme e jetës së tyre.

Përmes këtyre ajeteve dhe haditheve të përmbledhura në këtë vepër, shpresojmë që besimtari musliman të afrohet më shumë me Zotin dhe të përkushtohet më shumë në adhurime, në këtë mënyrë duke kuptuar Mëshirën e pakufishme të Zotit mbi besimtarët edhe atë përmes adhurimeve, të cilat ndonjëherë kërkohen në sasi të vogël, por që ofrohet shpërblim i madh shkaku i veprimit të tyre me sinqeritet.

Disa ligjërues fokusohen vazhdimisht në trishtimin e besimtarëve me ajete dhe hadithe që flasin mbi Xhehenemin dhe dënimin nga Zoti, duke harruar që duhet të flasin edhe për Mëshirën e Zotit.

---

[1] Tirmidhiu, "Sunen", Daru`l-Fikër, Bejrut, 2008, kitab ez-Zuhdi, bab ma xhae fi tuli`l-umuri lil-mu`minine, nr.2329 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2001; 29/226, nr.17.680;

Ligjëruesit duhet pasur parasysh se në Kuran fjala "Xhehenem" është përmendur 77 herë, gjithashtu edhe fjala "Xhenet" është përmendur 77 herë. Nga kjo kuptojmë se inkurajimi dhe kërcënimi shkojnë në mënyrë paralele, që as të ndihemi të sigurt nga dënimi i Zotit, e as t`i humbim shpresat nga Mëshira e Tij.

Në mësimet Islame, bile personi i cili i humb shpresat nga Mëshira e Zotit, konsiderohet se ka bërë *kufër*. Imam Nesefiu thotë: "..humbja e shpresës në mëshirën e Allahut është kufër, të ndjerit i sigurt nga dënimi i Zotit është kufër...".[2] Ne kemi për detyrë që të mbajmë mendim të mirë për Zotin dhe të shpresojmë në Faljen dhe Mëshirën e Tij në botën tjetër.

Por, nga ana tjetër, të mos keqkuptohemi nga dikush, që të mendojë se ne përmes këtyre teksteve fetare dëshirojmë që njerëzve t`ua lehtësojmë rrugën e mëkatit, që të mendojnë se janë të lirë të veprojnë sa të duan mëkate, sepse do t`u falen gjithsesi, por qëllimi ynë është që besimtarët të jenë në gjendjen mesatare, të kenë frikë për mëkatet që kanë bërë dhe të mbajnë shpresë në faljen e Zotit. Kjo është gjendja e besimtarit të vërtetë në këtë botë.

Imam Ebu Hanifja thotë: "Nuk pohojmë se mëkatet nuk e dëmtojnë besimtarin..." si dhe thotë: "Nuk pohojmë se veprat tona të mira do të pranohen sigurisht, as që veprat tona të këqija do të falen patjetër siç pohojnë *murxhitë*. Por themi se kush vepron punë të mirë, me të gjitha kushtet e punës së mirë, të pastër nga të metat e vogla dhe kuptimet mohuese dhe nuk e shkatërron atë me mosbesim, para se të transferohet nga kjo botë (pra, vdes si besimtar), Allahu xh.sh. nuk do t`ia humbasë atë

---

[2] Nesefiu, "Besimi Islam", Zëri Islam, Prizren, 2003, fq.48;

vepër, por do t`ia pranojë dhe do ta shpërblejë për të. Nuk ka asnjë vepër të keqe, përveç shirkut dhe kufrit, për të cilën edhe nëse nuk pendohet për atë para vdekjes dhe vdes si besimtar, ai është në vullnetin e Allahut, nëse do e dënon, e nëse do, do ta falë dhe nuk do ta dënojë përgjithmonë në Zjarr".[3]

Sa i përket këtij libri, në fillim janë paraqitur ajetet kuranore që janë të ndërlidhura me Mëshirën dhe Faljen e Zotit, të cilat i kemi ndarë në tema të caktuara, e pastaj kemi vijuar me hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, të cilat po ashtu janë të ndara secila në tema të veçanta.

Në këtë libër, ajetet kuranore janë paraqitur fillimisht me tekstin arabisht, ndërsa nën të paraqitet përkthimi i ajetit i shkruar me shkronja të trasha (**bold),** ndërsa hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem janë po ashtu fillimisht me tekstin e tyre origjinal në gjuhën arabe, kurse më pas është paraqitur teksti i përkthimit në gjuhën shqipe me tekst të pjerët *(italic)* ku është fjala e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa teksi i fjalëve të shokëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe zinxhiri i transmetimit është paraqitur me tekst normal.

Në tekst pas përmendjes së të Dërguarit të Allahut, është shkruar "*sal-lallahu alejhi ve sel-lem*" që në shqip do të thotë: "Paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të".

Kur janë përmendur shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, pas emrit të tyre është shkruar shkurtesa ***r.a.*** (Radijallahu anhu) që ka kuptimin (Allahu qoftë i kënaqur me të), e nëse është grua e gjeneratës së

[3] Ebu Hanife, "Fikhu`l-Ekber", Zëri Islam, Prizren, 2005, fq.68-70;

sahabeve, atëherë është shkruar ***r.a.h.*** (Radijallahu anha) që ka kuptimin (Allahu qoftë i kënaqur prej saj). Këtë e kemi bërë në shenjë respekti për gjeneratën e sahabëve.

Zinxhiri i hadithit është paraqitur në formë të shkurtuar, konkretisht është paraqitur vetëm transmetuesi nga gjenerata e sahabëve, ndërsa për të interesuarit që dëshirojnë të hulumtojnë të gjithë transmetuesit e atij hadithi, në fusnotë kanë burimin e hadithit dhe mundet ta gjejnë atë në veprat origjinale ku gjendet hadithi.

Në fusnota, kemi shënuar vetëm një burim nga koleksioni i hadithit, edhe pse ndoshta hadithi i njëjtë është përsëritur disa herë brenda një koleksioni, sepse e kemi parë të mjaftueshme që të mos i shënojmë të gjitha burimet e të njëjtit hadith në të njëjtin koleksion. P.sh. Buhariu e shënon në tre ose katër vende në librin e tij, por ne e kemi shkruar vetëm një burim, e jo që të gjitha rastet ku përsëritet hadithi.

Në disa raste, jemi mjaftuar me shënimin e burimit vetëm në Sahihun e Buhariut dhe Sahihut të Muslimit, duke mos i shënuar të gjitha referencat e atij hadithi nëpër librat tjera të hadithit.

Në disa raste tjera, kemi shënuar edhe vlerësimet e haditheve nga dijetarët e hadithit, tek ato hadithe të cilat ka divergjenca në mesin e dijetarëve. Më së shumti kemi marrë kategorizimet e haditheve sipas Ibni Xheuzit, Hejthemiut, Sujutit dhe Shuajb el-Arnautit, ndërsa në disa raste më të rralla edhe nga kritikë tjerë si Ibni Haxheri, Mulla Ali el-Kariu dhe Ibni Kajjim el-Xheuzijje.

Tek vlerësimet, kur është shënuar se hadithi është *Sahih*, nënkupton se hadithi është i saktë, kur shënohet se është

*Hasen*, nënkuptohet se hadithi është i mirë, kur shënohet se është *Daif*, nënkupton se hadithi është i dobët dhe kur shënohet se hadithi është *Meudu`*, nënkupton se hadithi është i falsifikuar.

Nuk do të thotë se kemi arritur t`i tubojmë të gjitha ajetet dhe hadithet që flasin për këtë temë, pasi as që ka qenë qëllimi i kësaj vepre që të përmbledh të gjitha hadithet e kësaj teme, por jemi munduar që t`i tubojmë shumicën prej tyre, ndërsa dera e studimit është hapur për hulumtuesit që të nxjerrin në pah edhe ato që nuk kemi arritur t`i gjejmë ne dhe t`ua ofrojnë lexuesve.

Unë përzemërsisht falënderoj recensuesin e këtij libri, profesorin e gjuhës arabe në medresenë "Isa Beu" – Shkup, prof. Rexhep Imeri, i cili mori përsipër që të kontrollojë dhe korigjojë lëshimet e mundshme që kanë mundur të përvidhen në këtë punim, gjithashtu falënderoj edhe redaktorin gjuhësor prof. Vebi Rustemi, i cili u kujdes që ky libër të jetë sa më i qartë në aspektin gjuhësor dhe më i kuptueshëm për lexuesin. Bëj *dua* për të gjithë ata, që Allahu xh.sh. t`ua shpërblejë punën e tyre dhe t`ua mundësojë të mirat e kësaj bote dhe botës tjetër.

Unë lutem Zotit që nga ky libër të përfitojmë të gjithë ne si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër, të jetë një kandil për ndriçimin e zemrave tona dhe të fus shpresë në zemrat e dëshpëruara.

Pasi përveç Kuranit nuk ka libër pa mangësi dhe gabime, edhe në këtë libër do të mund të gjeni ndoshta ndonjë gabim ose lëshim, qofshin kuptimorë, teknik ose edhe lëshime gjatë përkthimit të ajeteve dhe haditheve, por ne bëjmë lutje dhe dëshirojmë mirësi për çdokënd i

cili na këshillon dhe na i tregon gabimet tona, që të largohen dhe të del libri sa më i plotësuar dhe më mirë në rast të ndonjë ribotimi. Umer b. Hattabi r.a. thoshte kështu: "E mëshiroftë Allahu xh.sh. atë që më dhuron të metat e mia".[4]

Gjithashtu prej tij përcillet se ka thënë: "Më së shumti e dua atë që mi tregon të metat e mia".[5]

---

[4] Darimiju, "Sunen", Daru`l-Hadith, Kajro, botimi i parë, 2000, kitab el-Mukadime, bab risaleti Abad b. Abad el-Havvasi esh-Shamiji, nr.649;

[5] Muhamed ibni Sa`di, "Kitabu`t-Tabekati`l-Kebir", Tahkik Ali Muhamed Umer, Kajro, botimi i parë, 2001, 3/273;

# AJETE KURANORE MBI FALJEN DHE MËSHIRËN E ZOTIT

## BESIMI NË ZOT DHE PUNIMI I VEPRAVE TË MIRA

وَمَنْ يَعْمَلْ مِنَ الصَّالِحَاتِ مِنْ ذَكَرٍ أَوْ أُنْثَى وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَأُولَئِكَ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ وَلَا يُظْلَمُونَ نَقِيرًا " .

**"Dhe kushdo që bën vepra të mira, qoftë ai mashkull ose femër, duke qenë besimtarë, do të hyjë në Xhenet dhe nuk do t'i bëhet asnjë padrejtësi". (Nisa, 124)**

مَنْ عَمِلَ صَالِحًا مِنْ ذَكَرٍ أَوْ أُنْثَى وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَلَنُحْيِيَنَّهُ حَيَاةً طَيِّبَةً وَلَنَجْزِيَنَّهُمْ أَجْرَهُمْ بِأَحْسَنِ مَا كَانُوا يَعْمَلُونَ " .

**"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtarë, Ne do t`i japim atij jetë të mirë (në këtë botë) e (në botën tjetër) do t`u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre". (Nahël, 97)**

وَمَا أَمْوَالُكُمْ وَلَا أَوْلَادُكُمْ بِالَّتِي تُقَرِّبُكُمْ عِنْدَنَا زُلْفَى إِلَّا مَنْ آمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَأُولَئِكَ لَهُمْ جَزَاءُ الضِّعْفِ بِمَا عَمِلُوا وَهُمْ فِي الْغُرُفَاتِ آمِنُونَ " .

**"Nuk është pasuria e juaj, e as fëmijët tuaj, ajo që ju afron pranë Nesh, është vetëm besimi dhe veprat e mira, të tillët shpërblehen shumëfish për atë që vepruan dhe ata janë në dhoma të larta të shpëtuar". (Sebe`, 37)**

وَعَدَ اللَّهُ الْمُؤْمِنِينَ وَالْمُؤْمِنَاتِ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا وَمَسَاكِنَ طَيِّبَةً فِي جَنَّاتِ عَدْنٍ وَرِضْوَانٌ مِنَ اللَّهِ أَكْبَرُ ذَلِكَ هُوَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ ".

**"Besimtarëve dhe besimtareve, Allahu u premtoi Xhenete nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë dhe vendbanime të bukura në Xhenetin e Adnit, edhe një disponim nga Allahu që është mbi të gjitha. Ky pra është shpëtimi i madh". (Teube, 72)**

" وَمَنْ يُؤْمِنْ بِاللَّهِ وَيَعْمَلْ صَالِحًا يُكَفِّرْ عَنْهُ سَيِّئَاتِهِ وَيُدْخِلْهُ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا ذَلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ ".

**"...Atij që beson në Allahun dhe bën vepra të mira, Allahu do t'ia falë gjynahet dhe do ta shpjerë në kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojë përgjithmonë. Kjo është fitorja e madhe". (Tegabun, 9)**

وَالَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ لَا نُكَلِّفُ نَفْسًا إِلَّا وُسْعَهَا أُولَئِكَ أَصْحَابُ الْجَنَّةِ هُمْ فِيهَا خَالِدُونَ " .

**"Kurse ata që besojnë dhe kryejnë vepra të mira - Ne nuk ngarkojmë askënd më tepër nga sa ka mundësi - ata janë banorë të Xhenetit, në të cilin do të qëndrojnë përgjithmonë". (A`raf, 42)**

...إِنَّ الْحَسَنَاتِ يُذْهِبْنَ السَّيِّئَاتِ ذَلِكَ ذِكْرَى لِلذَّاكِرِينَ

**"Me të vërtetë, veprat e mira i fshijnë të këqijat. Kjo është përkujtim për ata që përkujtojnë". (Hud, 114)**

وَالَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ وَآمَنُوا بِمَا نُزِّلَ عَلَى مُحَمَّدٍ وَهُوَ الْحَقُّ مِنْ رَبِّهِمْ كَفَّرَ عَنْهُمْ سَيِّئَاتِهِمْ وَأَصْلَحَ بَالَهُمْ " .

**"Ndërsa atyre që besuan, bënë vepra të mira dhe atë që iu shpall Muhamedit e besuan, e ajo është e vërtetë prej Zotit të tyre, Ai atyre ua shlyen mëkatet dhe ua përmirëson gjendjen". (Muhamed, 2)**

قُلْ لِلَّذِينَ كَفَرُوا إِنْ يَنْتَهُوا يُغْفَرْ لَهُمْ مَا قَدْ سَلَفَ وَإِنْ يَعُودُوا فَقَدْ مَضَتْ سُنَّتُ الْأَوَّلِينَ

**"Thuaju atyre që nuk besojnë: nëse largohen (nga mosbesimi), do t'u falet e kaluara e, nëse kthehen (në mosbesim), atëherë dënimi i popujve të mëparshëm është paralajmërim për ta". (Enfal 38)**

## SHPRESA NË MËSHIRËN E ZOTIT

قُلْ يَا عِبَادِيَ الَّذِينَ أَسْرَفُوا عَلَى أَنْفُسِهِمْ لَا تَقْنَطُوا مِنْ رَحْمَةِ اللَّهِ إِنَّ اللَّهَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعًا إِنَّهُ هُوَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ " .

**“Thuaj: “O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar veten me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj Mëshirës së Allahut, sepse Allahu i falë të gjitha mëkatet. Ai është që shumë falë dhe është Mëshirues”. (Zumer, 53)**

**إِنَّ اللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَنْ يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ ذَلِكَ لِمَنْ يَشَاءُ وَمَنْ يُشْرِكْ بِاللَّهِ فَقَدِ افْتَرَى إِثْمًا عَظِيمًا " .**

**“S’ka dyshim se All-llahu nuk falë (mëkatin) t’i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt të do. Kush i përshkruan All-llahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh”. (Nisa, 48 dhe 116)**

**DEVOTSHMËRIA**

**وَسَارِعُوا إِلَى مَغْفِرَةٍ مِنْ رَبِّكُمْ وَجَنَّةٍ عَرْضُهَا السَّمَاوَاتُ وَالْأَرْضُ أُعِدَّتْ لِلْمُتَّقِينَ . الَّذِينَ يُنْفِقُونَ فِي السَّرَّاءِ وَالضَّرَّاءِ وَالْكَاظِمِينَ الْغَيْظَ وَالْعَافِينَ عَنِ النَّاسِ وَاللَّهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ " .**

**“Ngutuni në falje mëkatesh dhe drejt Xhenetit, gjerësia e të cilit është sa gjerësia e qiejve dhe tokës, i përgatitur për të devotshmit. Të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit”. (Ali Imran, 133-134)**

إِنَّ الْمُتَّقِينَ فِي جَنَّاتٍ وَعُيُونٍ . آخِذِينَ مَا آتَاهُمْ رَبُّهُمْ إِنَّهُمْ كَانُوا قَبْلَ ذَلِكَ مُحْسِنِينَ . كَانُوا قَلِيلًا مِنَ اللَّيْلِ مَا يَهْجَعُونَ . وَبِالْأَسْحَارِ هُمْ يَسْتَغْفِرُونَ " .

**"Të devotshmit janë në kopshte e burime. Të kënaqur se kanë shtënë në dorë atë që u dha Zoti i tyre, ata edhe më parë ishin mirëbërës. Ata qenë të cilët pak flinin natën. Dhe në syfyr kërkonin falje për mëkatet". (Dharijat, 15-18)**

إِنَّ الْمُتَّقِينَ فِي ظِلَالٍ وَعُيُونٍ . وَفَوَاكِهَ مِمَّا يَشْتَهُونَ . كُلُوا وَاشْرَبُوا هَنِيئًا بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُونَ . إِنَّا كَذَلِكَ نَجْزِي الْمُحْسِنِينَ " .

**"Punëdrejtët do të jenë mes hijesh e burimesh, si dhe frutash nga ato që dëshirojnë. (Do t'u thuhet) "Hani e pini e ju bëftë mirë, (si shpërblim) për atë që keni punuar". Kështu i shpërblejmë Ne ata, që bëjnë vepra të mira". (Murselat, 41-44)**

إِنَّ لِلْمُتَّقِينَ مَفَازًا . حَدَائِقَ وَأَعْنَابًا . وَكَوَاعِبَ أَتْرَابًا . وَكَأْسًا دِهَاقًا . لَا يَسْمَعُونَ فِيهَا لَغْوًا وَلَا كِذَّابًا . جَزَاءً مِنْ رَبِّكَ عَطَاءً حِسَابًا " .

**"Vërtet, për punëdrejtët është përgatitur e mira (Xheneti). Kopshte dhe vreshta, vajza të reja, të së njëjtës moshë dhe kupa të plota. Atje nuk do të dëgjojnë biseda të kota e as gënjeshtra. Kështu është shpërblimi nga Zoti yt - dhuratë sipas meritës". (Nebe`, 31-36)**

**ISTIGFARI (KËRKIMI I FALJES)**

وَالَّذِينَ إِذَا فَعَلُوا فَاحِشَةً أَوْ ظَلَمُوا أَنْفُسَهُمْ ذَكَرُوا اللَّهَ فَاسْتَغْفَرُوا لِذُنُوبِهِمْ وَمَنْ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلَّا اللَّهُ وَلَمْ يُصِرُّوا عَلَى مَا فَعَلُوا وَهُمْ يَعْلَمُونَ

**"Edhe ata të cilët kur bëjnë ndonjë (mëkat) të shëmtuar ose i bëjnë padrejtësi vetës së tyre, e përmendin All-llahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre - e kush i falë mëkatet përveç All-llahut? – e duke ditur, nuk vazhdojnë në ata që kanë punuar (në të keq)". (Ali Imran, 135)**

وَمَنْ يَعْمَلْ سُوءًا أَوْ يَظْلِمْ نَفْسَهُ ثُمَّ يَسْتَغْفِرِ اللَّهَ يَجِدِ اللَّهَ غَفُورًا رَحِيمًا ".

**"Kush ka bërë ndonjë të keqe, ose i ka bërë padrejtësi vetes së vet, pastaj kërkon falje, do ta gjejë Allahun Gjithëfalës të Mëshirshëm". (Nisa, 110)**

...وَاسْتَغْفِرُوا اللَّهَ إِنَّ اللَّهَ غَفُورٌ رَحِيمٌ ".

**"...kërkoni falje Allahut, sepse Allahu me të vërtetë është Falës i madh dhe Mëshirplotë". (Muzemil, 20)**

وَمَا كَانَ اللَّهُ لِيُعَذِّبَهُمْ وَأَنْتَ فِيهِمْ وَمَا كَانَ اللَّهُ مُعَذِّبَهُمْ وَهُمْ يَسْتَغْفِرُونَ

**"Por, Allahu nuk do t`i ndëshkonte ata, përderisa ti ishe në mesin e tyre, dhe Allahu nuk do t`i ndëshkojë ata, përderisa ata i kërkojnë falje Atij". (Enfal, 33)**

وَأَنِ اسْتَغْفِرُوا رَبَّكُمْ ثُمَّ تُوبُوا إِلَيْهِ يُمَتِّعْكُمْ مَتَاعًا حَسَنًا إِلَى أَجَلٍ مُسَمًّى وَيُؤْتِ كُلَّ ذِي فَضْلٍ فَضْلَهُ وَإِنْ تَوَلَّوْا فَإِنِّي أَخَافُ عَلَيْكُمْ عَذَابَ يَوْمٍ كَبِيرٍ ".

**"(Ju porosis) që të kërkoni falje nga Zoti juaj e të ktheheni tek Ai me pendesë. Ai do t`ju japë të shijoni kënaqësi të bukura deri në afatin e caktuar dhe do t`i japë çdo të miri shpërblimin e merituar. E nëse largoheni, unë kam frikë për ju nga dënimi në ditën e madhe". (Hud, 3)**

فَقُلْتُ اسْتَغْفِرُوا رَبَّكُمْ إِنَّهُ كَانَ غَفَّارًا . يُرْسِلِ السَّمَاءَ عَلَيْكُمْ مِدْرَارًا . وَيُمْدِدْكُمْ بِأَمْوَالٍ وَبَنِينَ وَيَجْعَلْ لَكُمْ جَنَّاتٍ وَيَجْعَلْ لَكُمْ أَنْهَارًا ".

**"E u thash: "Kërkoni falje nga Zoti i juaj, i Cili është Falës i madh. Që Ai t`ju dërgojë shi të bollshëm. T`ju shtojë pasurinë dhe fëmijët tuaj dhe të bëjë për ju kopshte e lumenj". (Nuh, 10-12)**

## KËRKIMI I FALJES PËR BESIMTARËT NGA ANA E MELEKËVE

الَّذِينَ يَحْمِلُونَ الْعَرْشَ وَمَنْ حَوْلَهُ يُسَبِّحُونَ بِحَمْدِ رَبِّهِمْ وَيُؤْمِنُونَ بِهِ وَيَسْتَغْفِرُونَ لِلَّذِينَ آمَنُوا رَبَّنَا وَسِعْتَ كُلَّ شَيْءٍ رَحْمَةً وَعِلْمًا فَاغْفِرْ لِلَّذِينَ تَابُوا وَاتَّبَعُوا سَبِيلَكَ وَقِهِمْ عَذَابَ الْجَحِيمِ. رَبَّنَا وَأَدْخِلْهُمْ جَنَّاتِ عَدْنٍ الَّتِي وَعَدْتَهُمْ وَمَنْ صَلَحَ مِنْ آبَائِهِمْ وَأَزْوَاجِهِمْ وَذُرِّيَّاتِهِمْ إِنَّكَ أَنْتَ الْعَزِيزُ

الْحَكِيمُ. وَقِهِمُ السَّيِّئَاتِ وَمَنْ تَقِ السَّيِّئَاتِ يَوْمَئِذٍ فَقَدْ رَحِمْتَهُ وَذَلِكَ هُوَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ ".

**"Ata (engjëj), që e mbajnë Fronin dhe ata që janë rreth tij, e madhërojnë Zotin e tyre me falënderim dhe i besojnë Atij. Ata lypin falje për besimtarët, duke thënë: "O Zoti ynë, Ti përfshin çdo gjë me mëshirën dhe dijeninë Tënde, prandaj fali ata që janë penduar e që ndjekin rrugën Tënde dhe ruaji ata prej dënimit të Zjarrit flakërues! O Zoti ynë, shpjeri ata në kopshtet e Adnit, të cilat ua ke premtuar, së bashku me të devotshmit prej prindërve të tyre, bashkëshorteve të tyre dhe pasardhësve të tyre! Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti. Dhe shpëtoji ata nga e keqja! Atë që Ti e shpëton nga e keqja atë Ditë, Ti e ke mëshiruar; e ky, me të vërtetë, është shpëtimi i madh!". (Gafir, 7-9)**

**FALJA E ZOTIT**

وَيَسْتَعْجِلُونَكَ بِالسَّيِّئَةِ قَبْلَ الْحَسَنَةِ وَقَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِهِمُ الْمَثُلَاتُ وَإِنَّ رَبَّكَ لَذُو مَغْفِرَةٍ لِلنَّاسِ عَلَى ظُلْمِهِمْ وَإِنَّ رَبَّكَ لَشَدِيدُ الْعِقَابِ ".

**"Ata të kërkojnë ty me ngut t`u sjellësh të keqen para së mirës, ndonëse para tyre ka pasur shumë dënime shembullore. Zoti yt është Falës për njerëzit pavarësisht gjynaheve të tyre, por, në të vërtetë, Zoti yt është edhe i ashpër në dënim". (Ra`d, 6)**

رَبُّكُمْ أَعْلَمُ بِمَا فِي نُفُوسِكُمْ إِنْ تَكُونُوا صَالِحِينَ فَإِنَّهُ كَانَ لِلْأَوَّابِينَ غَفُورًا ".

**“Zoti juaj e di më së miri ç`keni në shpirtrat tuaj. Nëse ju jeni vepërmirë, sigurisht që Ai është Falës për ata që pendohen”. (Isra, 25)**

## LARGIMI PREJ MËKATEVE TË MËDHAJA

إِنْ تَجْتَنِبُوا كَبَائِرَ مَا تُنْهَوْنَ عَنْهُ نُكَفِّرْ عَنْكُمْ سَيِّئَاتِكُمْ وَنُدْخِلْكُمْ مُدْخَلًا كَرِيمًا

**“Nëse largoheni prej mëkateve të mëdha, të cilat u janë të ndaluara, Ne ju shlyejmë mëkatet e vogla dhe ju fusim në një vend të ndershëm”. (Nisa, 31)**

الَّذِينَ يَجْتَنِبُونَ كَبَائِرَ الْإِثْمِ وَالْفَوَاحِشَ إِلَّا اللَّمَمَ إِنَّ رَبَّكَ وَاسِعُ الْمَغْفِرَةِ...".

**“Për ata që ruhen prej gjynaheve të mëdha dhe veprave amorale, përveç gjynaheve të vogla, Zoti yt zotëron falje të gjerë...”. (Nexhëm, 32)**

**PENDIMI DHE BËRJA VEPRA TË MIRA**

وَتُوبُوا إِلَى اللَّهِ جَمِيعًا أَيُّهَ الْمُؤْمِنُونَ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُونَ".

**"...Pendohuni të gjithë te All-llahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim". (Nur, 31)**

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا تُوبُوا إِلَى اللَّهِ تَوْبَةً نَصُوحًا عَسَى رَبُّكُمْ أَنْ يُكَفِّرَ عَنْكُمْ سَيِّئَاتِكُمْ وَيُدْخِلَكُمْ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ يَوْمَ لَا يُخْزِي اللَّهُ النَّبِيَّ وَالَّذِينَ آمَنُوا مَعَهُ نُورُهُمْ يَسْعَى بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَبِأَيْمَانِهِمْ يَقُولُونَ رَبَّنَا أَتْمِمْ لَنَا نُورَنَا وَاغْفِرْ لَنَا إِنَّكَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ".

**"O ju që keni besuar, pendohuni tek All-llahu me një pendim të sinqertë, në mënyrë që Zoti t`ua fshijë të këqijat dhe t`u shpie në Xhenete nëpër të cilat rrjedhin lumenj, Ditën kur Allahu nuk do ta turpërojë Pejgamberin dhe ata që besuan bashkë me të. Drita e tyre do të shkëlqejë para tyre dhe në të djathtë të tyre. Ata do të thonë: O Zoti ynë! Përsose dritën tonë dhe falna ne! Vërtet Ti je i Fuqishëm për çdo gjë". (Tahrim, 8)**

إِلَّا مَنْ تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ عَمَلًا صَالِحًا فَأُولَئِكَ يُبَدِّلُ اللَّهُ سَيِّئَاتِهِمْ حَسَنَاتٍ وَكَانَ اللَّهُ غَفُورًا رَحِيمًا ".

**"Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve Allahu të këqijat ua shndërron në të mira. Allahu është Mëshirues ndaj Ai falë shumë". (Furkan, 70)**

وَإِنِّي لَغَفَّارٌ لِمَنْ تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا ثُمَّ اهْتَدَى " .

**"Nuk ka dyshim se Unë e fal atë që është penduar, që ka besuar, që ka bërë vepra të mira dhe që përqëndrohet në rrugën e drejtë". (Taha, 82)**

لِيُكَفِّرَ اللَّهُ عَنْهُمْ أَسْوَأَ الَّذِي عَمِلُوا وَيَجْزِيَهُمْ أَجْرَهُمْ بِأَحْسَنِ الَّذِي كَانُوا يَعْمَلُونَ " .

**"Allahu do t`ua shlyejë atyre edhe më të keqen që e punuan dhe do t`u jap shpërblime më të mira për atë që punuan". (Zumer, 35)**

وَهُوَ الَّذِي يَقْبَلُ التَّوْبَةَ عَنْ عِبَادِهِ وَيَعْفُو عَنِ السَّيِّئَاتِ وَيَعْلَمُ مَا تَفْعَلُونَ ."

**"Ai e pranon pendimin e robërve të Vet, u fal gjynahet dhe i di të gjitha çfarë punoni ju". (Shura, 25)**

إِنَّمَا التَّوْبَةُ عَلَى اللَّهِ لِلَّذِينَ يَعْمَلُونَ السُّوءَ بِجَهَالَةٍ ثُمَّ يَتُوبُونَ مِنْ قَرِيبٍ فَأُولَئِكَ يَتُوبُ اللَّهُ عَلَيْهِمْ وَكَانَ اللَّهُ عَلِيمًا حَكِيمًا " .

**"Allahu është pranues i pendimit vetëm për ata që bëjnë ndonjë të keqe nga padituria dhe pendohen shpejt. Pra, këtyre Allahu ua pranon pendimin. Allahu është i Gjithdijshëm dhe i Urtë". (Nisa, 17)**

ثُمَّ إِنَّ رَبَّكَ لِلَّذِينَ عَمِلُوا السُّوءَ بِجَهَالَةٍ ثُمَّ تَابُوا مِنْ بَعْدِ ذَلِكَ وَأَصْلَحُوا إِنَّ رَبَّكَ مِنْ بَعْدِهَا لَغَفُورٌ رَحِيمٌ " .

**"Pa dyshim, Zoti yt është Falës dhe Mëshirplotë ndaj atyre që kanë bërë keq nga padituria, por që pastaj janë penduar dhe përmirësuar". (Nahël, 119)**

... كَتَبَ رَبُّكُمْ عَلَى نَفْسِهِ الرَّحْمَةَ أَنَّهُ مَنْ عَمِلَ مِنْكُمْ سُوءًا بِجَهَالَةٍ ثُمَّ تَابَ مِنْ بَعْدِهِ وَأَصْلَحَ فَأَنَّهُ غَفُورٌ رَحِيمٌ " .

**"...Zoti juaj ia ka bërë detyrim Vetes mëshirën. Nëse dikush nga ju bën ndonjë vepër të keqe pa e ditur, e pastaj pendohet e përmirësohet, ai do ta gjejë Allahun Falës dhe Mëshirues". (En`am, 54)**

فَمَنْ تَابَ مِنْ بَعْدِ ظُلْمِهِ وَأَصْلَحَ فَإِنَّ اللَّهَ يَتُوبُ عَلَيْهِ إِنَّ اللَّهَ غَفُورٌ رَحِيمٌ " .

**"E kush pendohet pas punës së keqe dhe përmirësohet, s'ka dyshim, All-llahu ia pranon pendimin, All-llahu është që falë shumë, është mëshirues". (Maide, 39)**

وَآخَرُونَ اعْتَرَفُوا بِذُنُوبِهِمْ خَلَطُوا عَمَلًا صَالِحًا وَآخَرَ سَيِّئًا عَسَى اللَّهُ أَنْ يَتُوبَ عَلَيْهِمْ إِنَّ اللَّهَ غَفُورٌ رَحِيمٌ " .

**"Ka edhe të tjerë që i kanë pranuar mëkatet e veta: ata i përzien veprat e mira e edhe të tjera të këqija. Atyre do**

**t`ua fal Allahu, se Ai i fal atij që pendohet, e mëshiron atë që përmirësohet". (Teube, 102)**

"...إِنَّ اللَّهَ يُحِبُّ التَّوَّابِينَ وَيُحِبُّ الْمُتَطَهِّرِينَ ".

**"...pa dyshim, Allahu i do ata që pendohen fort (për gjynahet) dhe ata që pastrohen". (Bekare, 222)**

فَخَلَفَ مِنْ بَعْدِهِمْ خَلْفٌ أَضَاعُوا الصَّلَاةَ وَاتَّبَعُوا الشَّهَوَاتِ فَسَوْفَ يَلْقَوْنَ غَيًّا . إِلَّا مَنْ تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَأُولَئِكَ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ وَلَا يُظْلَمُونَ شَيْئًا ".

**"Pas tyre erdhën brezni, që e braktisën faljen e namazit dhe ndoqën epshet e veta. Ata do të pësojnë dënim të madh. Përveç atyre që pendohen, që besojnë dhe bëjnë punë të mira. Këta do të hyjnë në Xhenet dhe nuk do t`u bëhet kurrfarë padrejtësie". (Merjem, 59-60)**

وَمَا كَانَ قَوْلَهُمْ إِلَّا أَنْ قَالُوا رَبَّنَا اغْفِرْ لَنَا ذُنُوبَنَا وَإِسْرَافَنَا فِي أَمْرِنَا وَثَبِّتْ أَقْدَامَنَا وَانْصُرْنَا عَلَى الْقَوْمِ الْكَافِرِينَ . فَآتَاهُمُ اللَّهُ ثَوَابَ الدُّنْيَا وَحُسْنَ ثَوَابِ الْآخِرَةِ وَاللَّهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ".

**"Ata vetëm thoshin: "O Zoti ynë! Na i fal gjynahet tona dhe teprimin në punën tonë, na i forco këmbët dhe na ndihmo kundër popullit pabesimtar. Dhe Allahu u dhuroi atyre shpërblimin e kësaj bote dhe shpërblimin më të mirë të jetës tjetër. Allahu i do punëmirët". (Ali Imran, 147-148)**

**SINQERITETI**

قَالَ اللَّهُ هَذَا يَوْمُ يَنْفَعُ الصَّادِقِينَ صِدْقُهُمْ لَهُمْ جَنَّاتٌ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا عَنْهُ ذَلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ".

**"Allahu thotë: "Kjo është Dita në të cilën të sinqertëve u sjell dobi sinqeriteti i tyre. Atyre u takojnë kopshtet, nëpër të cilat rrjedhin lumenjtë e ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur me ata dhe ata janë të kënaqur me Atë. Kjo është fitorja e madhe!". (Maide, 119)**

**BINDJA NDAJ ALLAHUT (XH.SH.) DHE PEJGAMBERIT TË TIJ**

"...وَمَنْ يُطِعِ اللَّهَ وَرَسُولَهُ يُدْخِلْهُ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ وَمَنْ يَتَوَلَّ يُعَذِّبْهُ عَذَابًا أَلِيمًا ".

**"...Kush i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, do të shkojë në Xhenete, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, kurse ai që shmanget, do të ndëshkohet me dënim të dhembshëm". (Fet`h, 17)**

قُلْ إِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّونَ اللَّهَ فَاتَّبِعُونِي يُحْبِبْكُمُ اللَّهُ وَيَغْفِرْ لَكُمْ ذُنُوبَكُمْ وَاللَّهُ غَفُورٌ رَحِيمٌ ".

**“Thuaju (o Muhamed): “Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu t’ju dojë dhe t’jua falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë”. (Ali imran, 31)**

**تِلْكَ حُدُودُ اللَّهِ وَمَنْ يُطِعِ اللَّهَ وَرَسُولَهُ يُدْخِلْهُ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا وَذَلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ ".**

**"Këta janë kufijtë e caktuar prej Allahut. Atë që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Ai e shpie në kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të qëndrojë përherë. Kjo është fitorja e madhe". (Nisa, 13)**

**FRIKA NDAJ ZOTIT**

**يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا إِنْ تَتَّقُوا اللَّهَ يَجْعَلْ لَكُمْ فُرْقَانًا وَيُكَفِّرْ عَنْكُمْ سَيِّئَاتِكُمْ وَيَغْفِرْ لَكُمْ وَاللَّهُ ذُو الْفَضْلِ الْعَظِيمِ".**

**“..e nëse e keni frikë Allahun, Ai do të vërë udhëzim për ju, do t`ua mbulojë të këqijat dhe do t`ua falë mëkatet..”. (Enfal, 29)**

**وَلِمَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِ جَنَّتَانِ".**

**“E, për atë që i pat frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy Xhenete”. (Rahman, 46)**

وَأَمَّا مَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِ وَنَهَى النَّفْسَ عَنِ الْهَوَى . فَإِنَّ الْجَنَّةَ هِيَ الْمَأْوَى".

**"E kush iu frikësua paraqitjes para Zotit të vet dhe ndaloi veten prej epsheve, Xheneti është vendi i tij". (Nazijat, 40-41)**

وَمَنْ يَتَّقِ اللَّهَ يُكَفِّرْ عَنْهُ سَيِّئَاتِهِ وَيُعْظِمْ لَهُ أَجْرًا ".

**"..e kush ka frikë Allahun, Ai atij ia shlyen të këqijat dhe ia rrit shpërblimin". (Talak, 5)**

فَاتَّقُوا اللَّهَ مَا اسْتَطَعْتُمْ وَاسْمَعُوا وَأَطِيعُوا وَأَنْفِقُوا خَيْرًا لِأَنْفُسِكُمْ وَمَنْ يُوقَ شُحَّ نَفْسِهِ فَأُولَئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ".

**"Prandaj, frikësojuni Allahut sa të mundeni, dëgjoni e binduni dhe shpenzoni për bamirësi në të mirën tuaj. Ata që ruhen nga lakmia e vetvetes, pikërisht ata janë fitimtarët". (Tegabun, 16)**

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا اتَّقُوا اللَّهَ وَآمِنُوا بِرَسُولِهِ يُؤْتِكُمْ كِفْلَيْنِ مِنْ رَحْمَتِهِ وَيَجْعَلْ لَكُمْ نُورًا تَمْشُونَ بِهِ وَيَغْفِرْ لَكُمْ وَاللَّهُ غَفُورٌ رَحِيمٌ".

**"O ju që keni besuar, kinie frikë All-llahun dhe vazhdoni me besim ndaj të dërguarit të Tij, se Ai ju jep dyfish nga Mëshira e Tij, ju dhuron dritë që ecni me të, ju falë mëkatet tuaja sepse All-llahu është Mëkatfalës, Mëshirues". (Hadid, 28)**

**وَادْعُوهُ خَوْفًا وَطَمَعًا إِنَّ رَحْمَتَ اللَّهِ قَرِيبٌ مِنَ الْمُحْسِنِينَ " .**

**"...luteni Allahun duke pasur frikë dhe duke shpresuar. S`ka dyshim se mëshira e Allahut është afër bamirësve". (A`raf, 56)**

**جَزَاؤُهُمْ عِنْدَ رَبِّهِمْ جَنَّاتُ عَدْنٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا عَنْهُ ذَلِكَ لِمَنْ خَشِيَ رَبَّهُ " .**

**"Shpërblimi i tyre është te Zoti i tyre: kopshtet e Adnit, nëpër të cilat rrjedhin lumenj e ku do të banojnë përherë. Allahu është i kënaqur me ata, por dhe ata janë të kënaqur me Atë. Kjo është dhurata për ata që e kanë frikë Zotin e vet". (Bejine, 8)**

**وَسِيقَ الَّذِينَ اتَّقَوْا رَبَّهُمْ إِلَى الْجَنَّةِ زُمَرًا حَتَّى إِذَا جَاءُوهَا وَفُتِحَتْ أَبْوَابُهَا وَقَالَ لَهُمْ خَزَنَتُهَا سَلَامٌ عَلَيْكُمْ طِبْتُمْ فَادْخُلُوهَا خَالِدِينَ . وَقَالُوا الْحَمْدُ لِلَّهِ الَّذِي صَدَقَنَا وَعْدَهُ وَأَوْرَثَنَا الْأَرْضَ نَتَبَوَّأُ مِنَ الْجَنَّةِ حَيْثُ نَشَاءُ فَنِعْمَ أَجْرُ الْعَامِلِينَ " .**

**"Ndërsa ata që i janë frikësuar Zotit të tyre, do të çohen grupe-grupe në Xhenet. Kur t'i afrohen atij, dyert e tij do të hapen e rojtarët e tij do t'u thonë atyre: "Shpëtimi qoftë mbi ju! Ju keni qenë njerëz të mirë, andaj hyni në të dhe qëndroni përgjithmonë!". Ata do të thonë: "Lavdi Allahut, që përmbushi premtimin e Vet e na dha në trashëgim Xhenetin, ku të vendosemi si të duam!" Sa i mrekullueshëm është shpërblimi i atyre që kanë punuar drejt!". (Zumer, 73-74)**

وَالَّذِينَ آمَنُوا وَاتَّبَعَتْهُمْ ذُرِّيَّتُهُمْ بِإِيمَانٍ أَلْحَقْنَا بِهِمْ ذُرِّيَّتَهُمْ وَمَا أَلَتْنَاهُمْ مِنْ عَمَلِهِمْ مِنْ شَيْءٍ كُلُّ امْرِئٍ بِمَا كَسَبَ رَهِينٌ . وَأَمْدَدْنَاهُمْ بِفَاكِهَةٍ وَلَحْمٍ مِمَّا يَشْتَهُونَ . يَتَنَازَعُونَ فِيهَا كَأْسًا لَا لَغْوٌ فِيهَا وَلَا تَأْثِيمٌ . وَيَطُوفُ عَلَيْهِمْ غِلْمَانٌ لَهُمْ كَأَنَّهُمْ لُؤْلُؤٌ مَكْنُونٌ . وَأَقْبَلَ بَعْضُهُمْ عَلَى بَعْضٍ يَتَسَاءَلُونَ . قَالُوا إِنَّا كُنَّا قَبْلُ فِي أَهْلِنَا مُشْفِقِينَ . فَمَنَّ اللَّهُ عَلَيْنَا وَوَقَانَا عَذَابَ السَّمُومِ . إِنَّا كُنَّا مِنْ قَبْلُ نَدْعُوهُ إِنَّهُ هُوَ الْبَرُّ الرَّحِيمُ ".

**“Ne do t’i bashkojmë besimtarët e vërtetë me ata pasardhës të tyre që i ndjekin në besim dhe nuk do t’u pakësojmë asgjë nga shpërblimi për veprat e tyre. Çdo njeri është peng i veprave të veta. Dhe do t’ua zgjerojmë dhuntitë atyre me fruta dhe mish, si ua ka ënda. Atje do t’ia kalojnë njëri-tjetrit gotat e mbushura e nuk do të ketë biseda të kota e as gjynahe. Rreth tyre do të sillen shërbyes, djelmosha si margaritarë të fshehur. Ata do të afrohen, duke biseduar me njëri-tjetrin e duke thënë: “Më parë, Ne kemi pasur frikë në familjet tona (nga gjykimi i Allahut), por, Allahu na ka dhuruar mëshirë dhe na ka ruajtur nga era përcëlluese (e Zjarrit). Ne qysh më parë i jemi falur Atij. Ai është vërtet Bamirës dhe Mëshirëplotë”. (Tur, 21-28)**

وَأُزْلِفَتِ الْجَنَّةُ لِلْمُتَّقِينَ غَيْرَ بَعِيدٍ . هَذَا مَا تُوعَدُونَ لِكُلِّ أَوَّابٍ حَفِيظٍ . مَنْ خَشِيَ الرَّحْمَنَ بِالْغَيْبِ وَجَاءَ بِقَلْبٍ مُنِيبٍ . ادْخُلُوهَا بِسَلَامٍ ذَلِكَ يَوْمُ الْخُلُودِ . لَهُمْ مَا يَشَاءُونَ فِيهَا وَلَدَيْنَا مَزِيدٌ ".

**"Ndërsa besimtarëve të ruajtur Xhenneti u afrohet krejt afër. Kjo është ajo që u premtohej për secilin që pendohet dhe që e ruan besën e dhënë. Për secilin që i është frikësuar Zotit pa e parë dhe ka qenë i kthyer te**

**Ai me zemër të sinqertë. (U thuhet) Hyni në të të shpëtuar, se kjo është dita e përjetshme. Ata aty kanë çka të dëshirojnë, e te Ne ka edhe më shumë". (Kaf, 31-35).**

**VLERA E QËNDRUESHMËRISË NË FE**

**إِنَّ الَّذِينَ قَالُوا رَبُّنَا اللَّهُ ثُمَّ اسْتَقَامُوا تَتَنَزَّلُ عَلَيْهِمُ الْمَلَائِكَةُ أَلَّا تَخَافُوا وَلَا تَحْزَنُوا وَأَبْشِرُوا بِالْجَنَّةِ الَّتِي كُنْتُمْ تُوعَدُونَ " .**

**"Me të vërtetë, atyre që thonë: "Zoti ynë është Allahu", e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t'u zbresin engjëjt (para vdekjes) e do t'u thonë: "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar". (Fusilet, 30)**

**إِنَّ الَّذِينَ قَالُوا رَبُّنَا اللَّهُ ثُمَّ اسْتَقَامُوا فَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ . أُولَئِكَ أَصْحَابُ الْجَنَّةِ خَالِدِينَ فِيهَا جَزَاءً بِمَا كَانُوا يَعْمَلُونَ " .**

**"Pa dyshim ata që thonë "Zoti ynë është Allahut" dhe pastaj qëndrojnë në rrugë të drejtë, nuk do të kenë arsye për tu frikësuar e as për tu dëshpëruar. Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë, si shpërblim për atë që kanë punuar". (Ahkaf, 13-14)**

## DURIMI

قُلْ يَا عِبَادِ الَّذِينَ آمَنُوا اتَّقُوا رَبَّكُمْ لِلَّذِينَ أَحْسَنُوا فِي هَذِهِ الدُّنْيَا حَسَنَةٌ وَأَرْضُ اللَّهِ وَاسِعَةٌ إِنَّمَا يُوَفَّى الصَّابِرُونَ أَجْرَهُمْ بِغَيْرِ حِسَابٍ ".

**"Thuaj: O robërit e Mi që keni besuar, kini frikë ndaj Zotit tuaj. Ata që bënë mirë në këtë jetë, kanë të mirë të madhe, e toka e Allahut është e gjërë, ndërsa të durueshmive u jepet shpërblimi i tyre pa masë!". (Zumer, 10)**

وَجَزَاهُمْ بِمَا صَبَرُوا جَنَّةً وَحَرِيرًا ".

**"Dhe për shkak se ata duruan, i shpërbleu me Xhennet dhe me petka mëndafshi". (Insan, 12)**

## XHIHADI

إِنَّ اللَّهَ اشْتَرَى مِنَ الْمُؤْمِنِينَ أَنْفُسَهُمْ وَأَمْوَالَهُمْ بِأَنَّ لَهُمُ الْجَنَّةَ يُقَاتِلُونَ فِي سَبِيلِ اللَّهِ فَيَقْتُلُونَ وَيُقْتَلُونَ وَعْدًا عَلَيْهِ حَقًّا فِي التَّوْرَاةِ وَالْإِنْجِيلِ وَالْقُرْآنِ وَمَنْ أَوْفَى بِعَهْدِهِ مِنَ اللَّهِ فَاسْتَبْشِرُوا بِبَيْعِكُمُ الَّذِي بَايَعْتُمْ بِهِ وَذَلِكَ هُوَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ ".

**"All-llahu bleu prej besimtarëve shpirtërat dhe pasurinë e tyre me Xhennet. Luftojnë në rrugën e All-llahut, mbysin dhe mbyten. (All-llahu dha) Premtim të cilin e vërtetoi në Tevrat, Inxhill e Kuran. E kush është më**

**zbatues i sigurt i premtimit të vet se All-llahu? Pra, gëzonju tregtisë që bëtë me Të. Ky është sukses i madh". (Teube, 111)**

**يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا هَلْ أَدُلُّكُمْ عَلَى تِجَارَةٍ تُنْجِيكُمْ مِنْ عَذَابٍ أَلِيمٍ . تُؤْمِنُونَ بِاللَّهِ وَرَسُولِهِ وَتُجَاهِدُونَ فِي سَبِيلِ اللَّهِ بِأَمْوَالِكُمْ وَأَنْفُسِكُمْ ذَلِكُمْ خَيْرٌ لَكُمْ إِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُونَ " .**

**"O besimtarë, a doni t'ju drejtoj në një tregti, e cila ju shpëton nga një dënim i dhembshëm?! Besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij dhe luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë dhe trupin tuaj. Kjo, nëse do ta dini, është më mirë për ju". (Saff, 10-11)**

**فَإِذَا لَقِيتُمُ الَّذِينَ كَفَرُوا فَضَرْبَ الرِّقَابِ حَتَّى إِذَا أَثْخَنْتُمُوهُمْ فَشُدُّوا الْوَثَاقَ فَإِمَّا مَنًّا بَعْدُ وَإِمَّا فِدَاءً حَتَّى تَضَعَ الْحَرْبُ أَوْزَارَهَا ذَلِكَ وَلَوْ يَشَاءُ اللَّهُ لَانْتَصَرَ مِنْهُمْ وَلَكِنْ لِيَبْلُوَ بَعْضَكُمْ بِبَعْضٍ وَالَّذِينَ قُتِلُوا فِي سَبِيلِ اللَّهِ فَلَنْ يُضِلَّ أَعْمَالَهُمْ . سَيَهْدِيهِمْ وَيُصْلِحُ بَالَهُمْ . وَيُدْخِلُهُمُ الْجَنَّةَ عَرَّفَهَا لَهُمْ ."**

**"Kur të përballeni në luftë me mohuesit, goditini në qafë, derisa t'i rraskapitni e t'i shkatërroni ata dhe pastaj lidhini fort. Mandej ose i lironi me zemërgjerësi, ose me shpërblim, derisa të bëhet armëpushimi. Kështu bëni! Sikur të donte Allahu, do t'i shkatërronte ata, por Ai dëshiron t'ju sprovojë juve me njëri-tjetrin. Ai nuk ua humb veprat atyre që vdesin në rrugën e Allahut. Ai do t'i udhëzojë ata, do**

**t'ua përmirësojë gjendjen dhe do t'i shpjerë në Xhenet, të cilin ua ka bërë të njohur më parë". (Muhamed, 4-6)**

**SADAKAJA**

**إِنْ تُقْرِضُوا اللَّهَ قَرْضًا حَسَنًا يُضَاعِفْهُ لَكُمْ وَيَغْفِرْ لَكُمْ وَاللَّهُ شَكُورٌ حَلِيمٌ**
."

**"Nëse i jepni Allahut një hua të bukur, Ai jua kthen atë shumfish dhe ju fal. Allahu është Mirënjohës dhe nuk nxiton me dënime". (Tegabun, 17)**

**"...وَرَحْمَتِي وَسِعَتْ كُلَّ شَيْءٍ فَسَأَكْتُبُهَا لِلَّذِينَ يَتَّقُونَ وَيُؤْتُونَ الزَّكَاةَ وَالَّذِينَ هُمْ بِآيَاتِنَا يُؤْمِنُونَ".**

**"Mëshira Ime ka përfshirë çdo gjë, e ne e kemi caktuar atë për ata që janë të devotshëm, që japin zekatin dhe besojnë në ajetet Tona". (A`raf, 156)**

**إِنْ تُبْدُوا الصَّدَقَاتِ فَنِعِمَّا هِيَ وَإِنْ تُخْفُوهَا وَتُؤْتُوهَا الْفُقَرَاءَ فَهُوَ خَيْرٌ لَكُمْ وَيُكَفِّرُ عَنْكُمْ مِنْ سَيِّئَاتِكُمْ وَاللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ**

**"Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, por nëse i jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju dhe Ai ua fshin të këqijat...". (Bekare, 271)**

**الَّذِينَ يُنْفِقُونَ أَمْوَالَهُمْ بِاللَّيْلِ وَالنَّهَارِ سِرًّا وَعَلَانِيَةً فَلَهُمْ أَجْرُهُمْ عِنْدَ رَبِّهِمْ وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ "**

**"Ata të cilët pasurinë e tyre e shpërndajnë (në rrugë të Zotit) natën e ditën, fshehurazi ose haptazi, ata shpërblimin e vet e kanë te Zoti i tyre dhe për ta nuk ka as frikë e as pikëllim". (Bekare, 274)**

**خُذْ مِنْ أَمْوَالِهِمْ صَدَقَةً تُطَهِّرُهُمْ وَتُزَكِّيهِمْ بِهَا وَصَلِّ عَلَيْهِمْ إِنَّ صَلَاتَكَ سَكَنٌ لَهُمْ وَاللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ**

**"Merr prej pasurisë së tyre lëmoshë që t`i pastrosh dhe t`ua shtosh (të mirat)". (Teube, 103)**

**TË LUMTURIT NË DITËN E GJYKIMIT**

**وُجُوهٌ يَوْمَئِذٍ نَاضِرَةٌ . إِلَى رَبِّهَا نَاظِرَةٌ ".**

**"Atë ditë do të ketë fytyra të shkëlqyera (të gëzuara). Që Zotin e tyre e shikojnë". (Kijame, 22-23)**

**فَأَمَّا مَنْ أُوتِيَ كِتَابَهُ بِيَمِينِهِ . فَسَوْفَ يُحَاسَبُ حِسَابًا يَسِيرًا . وَيَنْقَلِبُ إِلَى أَهْلِهِ مَسْرُورًا ".**

**"E përsa i përket atij që libri i vet i jepet nga e djathta. Ai do të llogaritet me një llogari të lehtë. Do të kthehet te familja e vet i gëzuar". (Inshikak, 7-9)**

وَالَّذِينَ يُصَدِّقُونَ بِيَوْمِ الدِّينِ . وَالَّذِينَ هُمْ مِنْ عَذَابِ رَبِّهِمْ مُشْفِقُونَ . إِنَّ عَذَابَ رَبِّهِمْ غَيْرُ مَأْمُونٍ . وَالَّذِينَ هُمْ لِفُرُوجِهِمْ حَافِظُونَ . إِلَّا عَلَى أَزْوَاجِهِمْ أَوْ مَا مَلَكَتْ أَيْمَانُهُمْ فَإِنَّهُمْ غَيْرُ مَلُومِينَ . فَمَنِ ابْتَغَى وَرَاءَ ذَلِكَ فَأُولَئِكَ هُمُ الْعَادُونَ . وَالَّذِينَ هُمْ لِأَمَانَاتِهِمْ وَعَهْدِهِمْ رَاعُونَ . وَالَّذِينَ هُمْ بِشَهَادَاتِهِمْ قَائِمُونَ . وَالَّذِينَ هُمْ عَلَى صَلَاتِهِمْ يُحَافِظُونَ . أُولَئِكَ فِي جَنَّاتٍ مُكْرَمُونَ ".

**"E që besojnë në Ditën e Llogarisë (Gjykimit); e që frikësohen nga dënimi i Zotit të tyre, - vërtet që askush nuk është i sigurt prej dënimit të Zotit të vet - e që e ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme), përveçse ndaj bashkëshorteve dhe skllaveve të veta - në këtë rast nuk meritojnë qortim, por kush kërkon jashtë këtyre caqeve, pikërisht ata janë shkelësit - e që i ruajnë amanetet dhe i plotësojnë besëlidhjet e tyre; e që gjithnjë dëshmojnë drejt; e që i falin namazet rregullisht. Pikërisht ata do të jenë të nderuar në kopshtet e Xhenetit". (Mearixh, 26-35)**

# HADITHE TË PEJGAMBERIT sal-lallahu alejhi ve sel-lem MBI FALJEN DHE MËSHIRËN E ZOTIT

## VLERA E SHQIPTIMIT TË SHEHADETIT

عَنْ عُثْمَانَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ مَاتَ وَهُوَ يَعْلَمُ أَنَّهُ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ، دَخَلَ الْجَنَّةَ».

Nga Uthmani (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush vdes duke e ditur se nuk ka të adhuruar tjetër përpos Allahut, do të hyjë në Xhenet"*.[6]

عَنْ مُعَاذِ بْنِ جَبَلٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ كَانَ آخِرُ كَلَامِهِ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ دَخَلَ الْجَنَّةَ».

---

[6] Muslimi, "Sahih", Daru Ibni Hazëm, Kajro, botimi i parë, 2010; kitab el-Imanu, bab men mate ale`t-teuhidi dehalel-xhenete, nr.26; Ahmedi, "Musned", 1/509, nr.464; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", Daru`l-Haramejni, Kajro, 1995; 2/185, nr.1663; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", Daru`t-taxh, Bejrut, botimi i parë, 1989; 2/447, nr.10.868; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", mektebetu`r-rushd, Kuvajt, botimi i parë, 2003; 1/199, nr.94; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", Daru`l-Fikr, Bejrut, 1996; 7/174; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;
-Ahmed Shakiri në recensim të Musnedit të Ahmedit (1/364) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

Nga Muadh b. Xhebeli r.a. përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e ka fjalën e tij të fundit La ilahe il-lallah do të hyjë në Xhenet"*.[7]

عَنْ زَيْدِ بْنِ أَرْقَمَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " مَنْ قَالَ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ مُخْلِصًا دَخَلَ الْجَنَّةَ " قَالَ: وَقَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «إِخْلَاصُهُ أَنْ يَحْجِزَهُ عَمَّا حَرَّمَ اللهُ عَلَيْهِ».

Nga Zejd b. Erkami (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë se `Nuk ka zot tjetër përpos Allahut`, sinqerisht, do të hyj në Xhenet"* dhe tha: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Sinqeriteti i tij është që ta largojë atë nga ajo që e ka ndaluar Allahu (xh.sh.)"*.[8]

---

[7] Ebu Davudi, "Sunen", Darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999; kitab el-Xhenaizu, bab fi`t-telkini, nr.3116; Ibni Maxheh, "Sunen", Daru`l-Fikër, Bejrut, botimi i parë, 2003; kitab el-Edebi, bab fadlu la ilahe il-lallahu, nr.3796; Ahmedi, "Musned", 36/363, nr.22.034; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", Mektebetu Ibni Tejmije, Kajro, botimi i tretë, 1994; 20/112, nr.221; Hakimi, "El-Mustedrek", Daru`l-kutubi`l-ilmije, Bejrut, botimi i dytë, 2002; 1/503, nr.1299 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë, për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit, thotë se është Sahih, ndërsa zinxhiri i tij është Hasen, Salih b. Ebi Eribi është prej atyre që kanë transmetuar të gjithë, Ibni Hibani e përmend në librin e tij "Eth-Thikat", ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm";

[8] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 5/197, nr.5074; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 9/254;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", Mektebetu`l-kudsij, Kajro, 1994; 1/18, nr.18 thotë se e përcjell Taberani në "El-Kebir", por në zinxhir gjendet Muhamed b. Abdurahman b. Gazvani, i cili është falsifikues;
-Dhehebiu në "Mizan" në mes tjerash thotë: "Darekutni për të (Muhamed b. Abdurahman b. Gazvani) thotë se ka falsifikuar

حَدَّثَنَا عُبَادَةُ بْنُ الصَّامِتِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " مَنْ قَالَ: أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ وَحْدَهُ لَا شَرِيكَ لَهُ، وَأَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ، وَأَنَّ عِيسَى عَبْدُ اللهِ، وَابْنُ أَمَتِهِ، وَكَلِمَتُهُ أَلْقَاهَا إِلَى مَرْيَمَ وَرُوحٌ مِنْهُ، وَأَنَّ الْجَنَّةَ حَقٌّ، وَأَنَّ النَّارَ حَقٌّ، أَدْخَلَهُ اللهُ مِنْ أَيِّ أَبْوَابِ الْجَنَّةِ الثَّمَانِيَةِ شَاءَ ".

Përcillet nga Ubade ibni Samiti (r.a.) i cili thotë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush thotë: “Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përpos Allahut, i Cili është Një dhe nuk ka ortak për të, dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij, dhe se Isai është rob i Allahut, bir i nënës së tij, është Fjalë e Tij që e vendosi në Merjemen dhe është Shpirt prej Tij, dhe se Xheneti është i vërtetë (hak), Zjarri (Xhehenemi) është i vërtetë (hak), atëherë do ta fus Allahu në Xhenet, nga cila derë të dojë prej tetë dyerve të tij”.*[9]

عَنْ عَائِشَةَ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " مَا مِنْ عَبْدٍ يَقُولُ حِينَ رَدَّ اللَّهُ إِلَيْهِ رُوحَهُ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، وَحْدَهُ لَا شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ، وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ، إِلَّا غَفَرَ اللَّهُ لَهُ ذُنُوبَهُ وَلَوْ كَانَتْ مِثْلَ زَبَدِ الْبَحْرِ ".

---

hadithe” (Dhehebiu, “Mizanu`l-I`tidal”, Daru`l-Marife, Bejrut; 3/625, nr.7857);

-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, Darul Kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i dytë, 2004; 2/536, nr.8896 e shënon këtë hadith përmes Ebu Seidit dhe e vlerëson hadithin Sahih.

[9] Buhariu, “Sahih”, Elfa, Kajro, botimi i parë, 2010; kitab Ehadithu`l-enbijai, bab kauluhu ja ehlel kitabi la taglu fi dinikum, nr.3435; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab men mate ale`t-teuhidi dehalel-xhenete, nr.28 dhe ky tekst është i tij; Ahmedi, “Musned”, 37/349, nr.22.675; Ibni Hibani, “Sahih”, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1988; 1/437, nr.207; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë, për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

Nga Aishja r.a.h. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Nuk ka rob që thotë në momentin kur ia merr Allahu xh.sh. shpirtin: LA ILAHE IL-LALLAH VAHDEHU LA SHERIKE LEH, LEHU`L-MULKU VE LEHU`L-HAMDU VE HUVE ALA KUL-LI SHEJIN KADIR, përpos se Allahu xh.sh. do t`ia fal mëkatet, po edhe sikur të ishin sa shkuma e detit”.*[10]

حَدَّثَنَا أَنَسُ بْنُ مَالِكٍ، أَنَّ نَبِيَّ اللهِ ﷺ ، وَمُعَاذُ بْنُ جَبَلٍ رَدِيفُهُ عَلَى الرَّحْلِ، قَالَ: «يَا مُعَاذُ» قَالَ: لَبَّيْكَ رَسُولَ اللهِ وَسَعْدَيْكَ، قَالَ: «يَا مُعَاذُ» قَالَ: لَبَّيْكَ رَسُولَ اللهِ وَسَعْدَيْكَ، قَالَ: «يَا مُعَاذُ» قَالَ: لَبَّيْكَ رَسُولَ اللهِ وَسَعْدَيْكَ، قَالَ: «مَا مِنْ عَبْدٍ يَشْهَدُ أَنَّ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ، وَأَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ إِلَّا حَرَّمَهُ اللهُ عَلَى النَّارِ» ، قَالَ: يَا رَسُولَ اللهِ أَفَلَا أُخْبِرُ بِهَا فَيَسْتَبْشِرُوا، قَالَ: «إِذًا يَتَّكِلُوا» ، فَأَخْبَرَ بِهَا مُعَاذٌ عِنْدَ مَوْتِهِ تَأَثُّمًا.

Transmeton Enes b. Maliku (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe Muadh b. Xhebeli (r.a.) ishin duke udhëtuar (me gomar) dhe e ka pyetur: *“O Muadh!”*. Ai u përgjigj: “Të përgjigjem o i Dërguari i Allahut dhe jam në (shërbim) të kënaqësisë tënde”. (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *“O Muadh!”* Ai u përgjigj: “Të përgjigjem o i Dërguari i Allahut dhe jam në (shërbim) të kënaqësisë tënde”. (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *“O Muadh!”* Ai u përgjigj: “Të përgjigjem o i Dërguari i

[10] Ibni Sunnij, “Amelu`l-Jaumi ve`l-Lejleti”, Darul-Erkam b. Erkam, Bejrut, 1998, fq.23, nr.10;
-Ashik el-Bureniju në recensim të veprës “Amel” të Ibni Sunijut thotë se Hafidh Ibni Haxheri ka thënë se ky hadith është shumë i dobët, e nxjerr Hasen b. Sufjan në Musnedin e tij nga Abdulvehab b. Dahaku, ndërsa ky Abdulvehabi është i përgënjeshtruar nga ana e Ebu Hatim er-Raziut dhe Ebu Davudit, si dhe të tjerë;

Allahut dhe jam në (shërbim) të kënaqësisë tënde". (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *"Nuk ka rob i cili dëshmon se me të vërtetë nuk ka zot tjetër përveç Allahut, dhe se unë me të vërtetë jam Muhamedi rob dhe i Dërguari i Allahut, e të mos ia ndalojë Allahu atij (hyrjen në) Zjarrin e (Xhehenemit)".* Thash: "O i Dërguari i Allahut, a t`i përgëzoj njerëzit?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem më tha: "*Jo, mos i përgëzo se pastaj do të mbështeten (vetëm) në të*". E këtë e tregoi Muadhi pak çaste para vdekjes".[11]

عَنْ عَبْدِ اللهِ، قَالَ: «لَمَّا أُسْرِيَ بِرَسُولِ اللهِ ﷺ ، انْتُهِيَ بِهِ إِلَى سِدْرَةِ الْمُنْتَهَى، وَهِيَ فِي السَّمَاءِ السَّادِسَةِ، إِلَيْهَا يَنْتَهِي مَا يُعْرَجُ بِهِ مِنَ الْأَرْضِ فَيُقْبَضُ مِنْهَا، وَإِلَيْهَا يَنْتَهِي مَا يُهْبَطُ بِهِ مِنْ فَوْقِهَا فَيُقْبَضُ مِنْهَا» ، قَالَ: " {إِذْ يَغْشَى السِّدْرَةَ مَا يَغْشَى} [النجم: 16] ، قَالَ: «فَرَاشٌ مِنْ ذَهَبٍ» ، قَالَ: " فَأُعْطِيَ رَسُولُ اللهِ ﷺ ثَلَاثًا: أُعْطِيَ الصَّلَوَاتِ الْخَمْسَ، وَأُعْطِيَ خَوَاتِيمَ سُورَةِ الْبَقَرَةِ، وَغُفِرَ لِمَنْ لَمْ يُشْرِكْ بِاللهِ مِنْ أُمَّتِهِ شَيْئًا، الْمُقْحِمَاتُ ".

Nga Abdullah (b. Mes`udi r.a.) përcillet se ka thënë: "Kur i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte në Isra, ka përfunduar në *Sidretu`l-Munteha*. Ajo është në qiellin e gjashtë, tek ai arrin çdo gjë që ngritet nga toka dhe aty miratohet, gjithashtu aty arrin çdo gjë që zbret prej asaj që është më lartë saj dhe aty miratohet, dhe lexoi ajetin: **"Kur e mbuloi Sidren ajo që e**

[11] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab men hadda bi`l-ilmi kaumen dune kaumin, nr.128; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men mate ale`t-teuhidi dehale`l-xhenete, nr.32; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 1/274, nr.125; etj.
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut thotë se ky hadith është Sahih;

**mbuloi”**[12] tha: “Janë shtretër prej ari”. Tha: “Atëherë Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem iu dhanë tri gjëra: “Pesë namazet, dy ajetet e fundit të sures Bekare dhe premtimi, se do t`i falet çdo njeriu nga umeti i tij, i cili nuk i ka përshkruar ortak Allahut (xh.sh.)”.[13]

**سَمِعْتُ عَبْدَ اللَّهِ بْنَ عَمْرِو بْنِ العَاصِ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " إِنَّ اللَّهَ سَيُخَلِّصُ رَجُلًا مِنْ أُمَّتِي عَلَى رُءُوسِ الخَلَائِقِ يَوْمَ القِيَامَةِ فَيَنْشُرُ عَلَيْهِ تِسْعَةً وَتِسْعِينَ سِجِلًّا كُلُّ سِجِلٍّ مِثْلُ مَدِّ البَصَرِ، ثُمَّ يَقُولُ: أَتُنْكِرُ مِنْ هَذَا شَيْئًا؟ أَظَلَمَكَ كَتَبَتِي الحَافِظُونَ؟ فَيَقُولُ: لَا يَا رَبِّ، فَيَقُولُ: أَفَلَكَ عُذْرٌ؟ فَيَقُولُ: لَا يَا رَبِّ، فَيَقُولُ: بَلَى إِنَّ لَكَ عِنْدَنَا حَسَنَةً، فَإِنَّهُ لَا ظُلْمَ عَلَيْكَ اليَوْمَ، فَتَخْرُجُ بِطَاقَةٌ فِيهَا: أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَأَشْهَدُ أَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ، فَيَقُولُ: احْضُرْ وَزْنَكَ، فَيَقُولُ: يَا رَبِّ مَا هَذِهِ البِطَاقَةُ مَعَ هَذِهِ السِّجِلَّاتِ، فَقَالَ: إِنَّكَ لَا تُظْلَمُ "، قَالَ: «فَتُوضَعُ السِّجِلَّاتُ فِي كَفَّةٍ وَالبِطَاقَةُ فِي كَفَّةٍ، فَطَاشَتِ السِّجِلَّاتُ وَثَقُلَتِ البِطَاقَةُ، فَلَا يَثْقُلُ مَعَ اسْمِ اللَّهِ شَيْءٌ».**

E kemi dëgjuar Abdullah b. Amër el-Asi (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Në Ditën e Gjykimit, Allahu xh.sh. do ta shpëtojë një njeri prej umetit haptazi para të gjithë krijesave. Do t`ia hapë atij 99 regjistra, ku secili prej tyre është (i madh) sa të shohin sytë dhe i thotë:* ***“A mohon diç prej këtyre? A mos të***

[12] Kurani, Nexhëm, 16;

[13] Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab fi dhikri sidreti`l-Munteha, nr.173; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Tefsiri`l-Kurani, bab sureti`n-Nexhmi, nr.3276 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, “Sunen”, Darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999; kitab es-Salati, bab fardu`s-salati, nr.451; Ahmedi, “Musned”, 6/181, nr.3665; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë, për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

***kanë bërë padrejtësi Shkruesit e Mi?"*** *Ai thotë: "Jo o Zoti im". Allahu i thotë:* ***"A ke ndonjë arsyetim?"*** *Ai thotë: "Jo o Zoti im". Atëherë (Allahu) thotë:* ***"Gjithësesi se ti e ke një të mirë tek ne dhe ty sot nuk do të bëhet padrejtësi".*** *Atëherë, i nxirret një fletë në të cilën shkruan: "ESHHEDU EN-LA ILAHE IL-LALLAH VE ESHHEDU ENNE MUHAMEDEN ABDUHU VE RESULUHU". Më pas thotë:* ***"Sille peshoren tënde".*** *Ai thotë: "Ç`është kjo fletë përballë këtyre regjistrave!" Ai thotë:* ***"Ty nuk të bëhet padrejtësi".*** *Të gjitha regjistrat vëndohen në njërën anë të peshores, kurse fleta në anën tjetër. Rëndon fleta dhe i fluturon regjistrat. Asgjë nuk peshon më shumë se Emri i Allahut".*[14]

**عَنْ أَنَسٍ: أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: "…. يَخْرُجُ مِنَ النَّارِ مَنْ قَالَ: لاَ إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَكَانَ فِي قَلْبِهِ مِنَ الخَيْرِ مَا يَزِنُ شَعِيرَةً، ثُمَّ يَخْرُجُ مِنَ النَّارِ مَنْ قَالَ: لاَ إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَكَانَ فِي قَلْبِهِ مِنَ الخَيْرِ مَا يَزِنُ بُرَّةً، ثُمَّ يَخْرُجُ مِنَ النَّارِ مَنْ قَالَ: لاَ إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَكَانَ فِي قَلْبِهِ مَا يَزِنُ مِنَ الخَيْرِ ذَرَّةً ".**

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...Do të nxirret nga Zjarri, secili që ka thënë La ilahe il-lallah dhe në zemrën e tij*

[14] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Imanu, bab men jemutu ve huve jesh`hedu en la ilahe il-lallahu, nr.2648 dhe thotë se është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma jurxha min rahmetilahi jaume`l-kijameti, nr.4300; Ahmed-i, "Musned", 11/570, nr.6994; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 13/19, nr.30; Hakim-i, "El-Mustedrek", 1/710, nr.1937 dhe thotë se "hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar", e me të pajtohet edhe Dhehebiu;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë, për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është i fortë, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Ibrahim b. Is`hakut, prej të cilit përcjell vetëm Muslimi në hyrje, Ibni Meini e ka konsideruar të besueshëm...".

*ka ndonjë vepër të mirë sa pesha e një qimeje. Më pas do të del nga Zjarri kush thotë La ilahe il-lallah ndërsa në zemër ka të mirë sa pesha e një kokre elbi, më pas do të del nga Zjarri kush thotë La ilahe il-lallah ndërsa në zemër ka të mirë sa pesha e një grimce të imët".*[15]

**عَن أبي سعيد الْخُدْرِيّ عَن رَسُول الله ﷺ قَالَ: قَالَ مُوسَى يَا رب عَلمنِي شَيْئا اذكرك بِهِ وأدعوك بِهِ قَالَ يَا مُوسَى لَا إِلَه إِلَّا الله قَالَ موسَى يَا رب كل عِبَادك يَقُول هَذَا قَالَ قل لَا إِلَه إِلَّا الله قَالَ لَا إِلَه إِلَّا أَنْت إِنَّمَا أُرِيد شَيْئا تخصني بِهِ قَالَ يَا مُوسَى لَو أَن السَّمَوَات السَّبع وعامرهن غَيْرِي وَالْأَرضين السَّبع فِي كفة وَلَا إِلَه إِلَّا الله فِي كفة مَالَتْ بِهن لَا إِلَه إِلَّا الله ».**

Nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Musa (alejhi`s-selam) tha: "O Zot, më mëso diçka përmes së cilës të përkujtoj dhe të të lutem!". Zoti i tha:* ***"O Musa, La ilahe il-lallah".*** *Musa tha: "O Zot, por të gjithë njerëzit e thonë këtë?" I tha:* ***"O Musa, La ilahe il-lallah".*** *Musa tha: "Nuk ka zot tjetër përpos Teje! Unë desha diçka me çka do të më veçoje me të?" Zoti i tha:* ***"O Musa, sikur shtatë qiejt dhe çka ka në to, shtatë tokat dhe çka ka në to, të vihen në njërën anë të***

[15] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab kaulilahi teala lima halaktu bi jedejje, nr.7410; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab edna ehli`l-xheneti menzileten fiha, nr.325; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti Xhehenneme, bab enne linnari nefesejni, nr.2593 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe se në këtë temë përcillen hadithe edhe prej Xhabirit, Ebu Seidit dhe Imran b. Husajnit; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`sh-shefa`ati, nr.4312; Ahmedi, "Musned", 19/196, nr.12.153; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

***peshojës dhe fjala La ilahe il-lallah në anën tjetër, do të rëndonte shehadeti".[16]***

عَنْ عُبَادَةَ بْنِ الصَّامِتِ، أَنَّهُ قَالَ: ...سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ، يَقُولُ: «مَنْ شَهِدَ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ، وَأَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللهِ، حَرَّمَ اللهُ عَلَيْهِ النَّارَ».

Nga Ubadete b. Samiti (r.a.) përcillet që ka thënë: "E kam dëgjuar që i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush dëshmon se `Nuk ka zot tjetër përpos Allahut dhe se Unë jam i Dërguari i Allahut`, Allahu xh.sh. do t`ia bëj atij haram hyrjen në Zjarr*".[17]

---

[16] Nesai-u, "Amelu`l-jaumi ve`l-lejleti", Muessesetu`r-Risale, Bejrut; fq.482, nr.834; Ebu Ja`la, "Musned", Daru Marife, Bejrut, 2005, fq.305, nr.1394; Hakim-i, "El-Mustedrek", 1/710, nr.1936 dhe thotë se "është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar". Me këtë pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajmi, "El-Hiljetu`l-Evlija", 8/327;
-Ibni Haxher el-Askalani e ka konsideruar Sahih këtë zinxhir të hadithit që e ka shënuar Nesaiu (shih: Ibni Haxheri, "Fet`hu`l-Bari", Daru`t-Tajbeh, Rijad, botimi i parë, 2005; vëll.13, fq.464);
-Në zinxhir gjendet Derraxhe, për të cilin Ebu Hatimi, Nesaiu, Darekutni, Berkani e disa të tjerë thonë se është i dobët, por të besueshëm e konsideron Ibni Meini, Darimiju etj. (Për vlerësimin e Deraxhit shih më shumë në: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i dytë, 1983, vëll.8, fq.477-485, nr.1797).

[17] Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men mate ale`t-teuhidi dehale`l-xhenete, nr.29; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Imani, bab men jemutu ve huve jesh`hedu en la ilahe il-lallahu, nr.2638 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahihun-Garib; Ahmedi, "Musned", 37/384, nr.22.711;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensentët tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thotë se është Sahih, ndërsa zinxhiri i hadithit është i fuqishëm;

حَدَّثَنِي وَعُبَادَةُ بْنُ الصَّامِتِ، قَالَ: كُنَّا عِنْدَ النَّبِيِّ ﷺ فَقَالَ: " هَلْ فِيكُمْ غَرِيبٌ؟ " يَعْنِي أَهْلَ الْكِتَابِ. فَقُلْنَا: لَا يَا رَسُولَ اللهِ. فَأَمَرَ بِغَلْقِ الْبَابِ، وَقَالَ: " ارْفَعُوا أَيْدِيَكُمْ، وَقُولُوا: لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ " فَرَفَعْنَا أَيْدِيَنَا سَاعَةً، ثُمَّ وَضَعَ رَسُولُ اللهِ ﷺ يَدَهُ، ثُمَّ قَالَ: " الْحَمْدُ لِلَّهِ، اللهُمَّ بَعَثْتَنِي بِهَذِهِ الْكَلِمَةِ، وَأَمَرْتَنِي بِهَا، وَوَعَدْتَنِي عَلَيْهَا الْجَنَّةَ، وَإِنَّكَ لَا تُخْلِفُ الْمِيعَادَ " ثُمَّ قَالَ: " أَبْشِرُوا، فَإِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ قَدْ غَفَرَ لَكُمْ ".

Transmeton Ubadete b. Samiti (r.a.) i cili thotë: “Ishim te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kur ai tha: *“A ka në mesin tuaj të huaj (pra, nga Ehlu`l-Kitabët)?”* Ne i thamë: “Jo, o i Dërguari i Allahut!” Atëherë, na urdhëroi që t`i mbyllim dyert dhe tha: *“Ngritni duart tuaja dhe thoni La ilahe il-lallah”*. Ne i ngritëm duart për një çast, e pastaj i lëshoi duart i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, dhe tha: *“El-hamdulilah, o Zoti ynë që na dërgove me këtë fjalë dhe na urdhërove me të, e me të na e premtove Xhenetin, e Ti nuk e thyen premtimin”*. Pastaj tha: *“Përgëzime, se Allahu xh.sh. ju ka falur juve”*.[18]

---

[18] Ahmedi, “Musned”, 28/348, nr.17.121; Bezzari, “Bahru`z-Zehar”, mektebetu`l-ulum ve`l-hikem, Medine, botimi i parë, 2005; 8/408, nr.3483; Bezzari thotë: “Nuk e dimë që ky hadith përcillet me ndonjë zinxhir tjetër përpos këtij”; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 7/347, nr.7163; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/679, nr.1844;
-Mundhiriu, në “Et-Tergib vet-Terhib”, Daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1417 h; 2/268, nr.2351, pasi e cek këtë hadith, thotë: “E shënon Ahmedi me zinxhir Hasen, po ashtu edhe Taberani”.
-Hajthemiu, “Mexhmeu`z-Zevaid”, vëll.1, fq.191, nr.23 thotë: “E shënojnë Ahmedi, Taberani dhe Bezzari, kurse transmetuesit janë të besueshëm (Thikat)”;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë, për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Rashid b. Davudit, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm;
-Në zinxhirin e hadithit gjendet Rashid b. Davudi, për të cilin ka mendime të ndryshme. Dhehebiu në “El-Kashif” thotë se Ibni Adij e konsideron të besueshëm, ndërsa Darekutni thotë se është i dobët”.

سَمِعْتُ أَبَا بَكْرٍ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «اخْرُجْ فَنَادِ فِي النَّاسِ مَنْ شَهِدَ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَجَبَتْ لَهُ الْجَنَّةُ» . قَالَ: فَخَرَجْتُ فَلَقِيَنِي عُمَرُ بْنُ الْخَطَّابِ، فَقَالَ: مَا لَكَ أَبَا بَكْرٍ؟ فَقُلْتُ: قَالَ لِي رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «اخْرُجْ فَنَادِ فِي النَّاسِ مَنْ شَهِدَ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَجَبَتْ لَهُ الْجَنَّةُ» . قَالَ عُمَرُ: ارْجِعْ إِلَى رَسُولِ اللَّهِ ﷺ ، فَإِنِّي أَخَافُ أَنْ يَتَّكِلُوا عَلَيْهَا، فَرَجَعْتُ إِلَى رَسُولِ اللَّهِ ﷺ ، فَقَالَ: «مَا رَدَّكَ؟» فَأَخْبَرْتُهُ بِقَوْلِ عُمَرَ، فَقَالَ: «صَدَقَ» .

E kam dëgjuar Ebu Bekrin (r.a.) duke thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë: “*Dil dhe thirr ndër njerëzit, `Kush thotë La ilahe il-lallah, i është bërë obligim Xheneti”.* Thotë (Ebu Bekri r.a.): “Unë dola dhe e takova Umer b. Hattabin r.a. i cili më tha: “Çka ke o Ebu Bekër?”, Unë thash: “Më ka thënë mua i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “*Dil dhe thirr ndër njerëzit, `Kush thotë La ilahe il-lallah, i është bërë obligim Xheneti”.* Umeri tha: “Kthehu te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, se unë frikohem se njerëzit do të mbështeten në këtë”. U ktheva te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e tha: *“Çka të ktheu?”* Unë i tregova për fjalët e Umerit (r.a.) e ai më tha: “*Të vërtetën e ka thënë”.*[19]

عَنْ حُذَيْفَةَ بْنِ الْيَمَانِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " يَدْرُسُ الْإِسْلَامُ كَمَا يَدْرُسُ وَشْيُ الثَّوْبِ، حَتَّى لَا يُدْرَى مَا صِيَامٌ، وَلَا صَلَاةٌ، وَلَا نُسُكٌ، وَلَا صَدَقَةٌ، وَلَيُسْرَى

(Dhehebiu, “El-Kashif”, Muessesetu`l-ulumi`l-Kuran, Xhide, botimi i parë, 1992, 1/388, nr.1497);

19 Ebu Ja`la, “Musned”, 1/58, nr.105; Taberani, “Musnedu`sh-Shamijin”, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1996; 3/280, nr.2258;

-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 1/15, nr.4 thotë se e transmeton Ebu Ja`la, por në zinxhir gjendet Suvejd b. Abdulaziz, i cili është i refuzuar (metruk);

عَلَى كِتَابِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ فِي لَيْلَةٍ، فَلَا يَبْقَى فِي الْأَرْضِ مِنْهُ آيَةٌ، وَتَبْقَى طَوَائِفُ مِنَ النَّاسِ الشَّيْخُ الْكَبِيرُ وَالْعَجُوزُ، يَقُولُونَ: أَدْرَكْنَا آبَاءَنَا عَلَى هَذِهِ الْكَلِمَةِ، لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، فَنَحْنُ نَقُولُهَا " فَقَالَ لَهُ صِلَةُ: مَا تُغْنِي عَنْهُمْ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، وَهُمْ لَا يَدْرُونَ مَا صَلَاةٌ، وَلَا صِيَامٌ، وَلَا نُسُكٌ، وَلَا صَدَقَةٌ؟ فَأَعْرَضَ عَنْهُ حُذَيْفَةُ، ثُمَّ رَدَّهَا عَلَيْهِ ثَلَاثًا، كُلَّ ذَلِكَ يُعْرِضُ عَنْهُ حُذَيْفَةُ، ثُمَّ أَقْبَلَ عَلَيْهِ فِي الثَّالِثَةِ، فَقَالَ: «يَا صِلَةُ، تُنْجِيهِمْ مِنَ النَّارِ» ثَلَاثًا » .

Nga Hudhejfe b. Jemani (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Islami do të fshihet, ashtu siç fshihet ngjyra e rrobës, saqë nuk do të dihet se ç`është agjërimi, as namazi, e as kurbani dhe as lëmosha. Libri i Allahut do të ngritet brenda një nate dhe nuk do të mbetet asnjë ajet prej tij në tokë. Do të mbesin një grup njerëzish, pleqtë e vjetër e të moshuar, të cilët do të thonë: "Kemi arritur prindërit tanë dhe i kemi dëgjuar duke thënë: "La ilahe il-lallah", kështu që edhe ne e themi atë".* Sileh b. Zuferi kishte thënë: "Ç`dobi do t`u bëjë atyre shehadeti, duke qenë se ata nuk e dinë se çka është namazi, agjërimi, kurbani dhe sadakaja?" Pasi ia ktheu shpinën atij Hudhejfe, ia përsëriti këtë atij tri herë, pastaj në radhën e tretë u kthye kah ai dhe i tha: "O Sileh, Ajo i shpëton ata nga Zjarri – (këtë e tha) tri herë".[20]

---

[20] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Fiteni, bab dhehabu`l-Kur`ani ve`l-ilmi, nr.4049; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 7/259, nr.2838; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/520, nr.8460 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ai nuk e ka shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu;

-Busiriu thotë se zinxhiri i tij është Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm;

-Ibni Haxheri në "Fet`hu`l-Bari", 16/453, në koment të hadithit 7067 thotë se e përcjell Ibni Maxheh me zinxhir të fortë (kavij);

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (5/173) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

## VLERA E IMANIT

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «يَدْخُلُ أَهْلُ الجَنَّةِ الجَنَّةَ، وَأَهْلُ النَّارِ النَّارَ» ، ثُمَّ يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: «أَخْرِجُوا مِنَ النَّارِ مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ حَبَّةٍ مِنْ خَرْدَلٍ مِنْ إِيمَانٍ. فَيُخْرَجُونَ مِنْهَا قَدِ اسْوَدُّوا، فَيُلْقَوْنَ فِي نَهَرِ الحَيَا، أَوِ الحَيَاةِ – شَكَّ مَالِكٌ – فَيَنْبُتُونَ كَمَا تَنْبُتُ الحِبَّةُ فِي جَانِبِ السَّيْلِ، أَلَمْ تَرَ أَنَّهَا تَخْرُجُ صَفْرَاءَ مُلْتَوِيَةً ».

Nga Ebu Seid el-Hudriju r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të hyjnë banorët e Xhenetit në Xhenet dhe banorët e Zjarrit në Zjarr, pastaj do të thotë Allahu xh.sh.:* ***"Nxirrni prej aty (prej Zjarri) atë që ka në zemrën e tij iman sa pesha e një kokre mustarde".*** *Do të dalin prej aty të nxirrë, kur do të futen në lumin e jetës, prej së cilës do të mbijnë siç mbinë fara që ritet përreth një uji. A nuk e keni parë si del e rritet e verdhë dhe e përdredhur?"*[21]

حَدَّثَنِي عُمَرُ أَنَّهُ سَمِعَ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " مَنْ مَاتَ يُؤْمِنُ بِاللهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ، قِيلَ لَهُ: ادْخُلِ الْجَنَّةَ مِنْ أَيِّ أَبْوَابِ الْجَنَّةِ الثَّمَانِيَةِ شِئْتَ ".

Transmeton Umeri (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush vdes duke besuar*

---

[21] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Imanu, bab tefaduli ehli`l-imani fi`l-a`mali, nr.22; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab ithbatu`sh-shefa`ati ve ihraxhu`l-muvehidine mine`n-nari, nr.184; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti xheheneme, bab minhu, nr.2598 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 18/91, nr.11.533; Ibni Hibani, "Sahih", 1/456, nr.222; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*Allahun dhe botën tjetër, do t`i thuhet atij: "Hyr në Xhenet nga cila derë të duash prej tetë dyerve të saj".*[22]

**عَنْ عَبْدِ اللهِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «لَا يَدْخُلُ النَّارَ أَحَدٌ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ حَبَّةِ خَرْدَلٍ مِنْ إِيمَانٍ، وَلَا يَدْخُلُ الْجَنَّةَ أَحَدٌ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ حَبَّةِ خَرْدَلٍ مِنْ كِبْرِيَاءَ».**

Nga Abdullah (b.Mes`udi r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Nuk do të hyjë në Zjarr askush i cili ka një grimcë iman në zemër, po ashtu nuk do të hyjë në Xhenet ai që ka një grimcë mendjemadhësie në zemër".*[23]

**عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ ، قَالَ: «إِنَّ أَهْلَ الجَنَّةِ يَتَرَاءَوْنَ أَهْلَ الغُرَفِ مِنْ فَوْقِهِمْ، كَمَا يَتَرَاءَوْنَ الكَوْكَبَ الدُّرِّيَّ الغَابِرَ فِي الأُفُقِ، مِنَ المَشْرِقِ**

---

22 Ahmedi, "Musned", 1/256, nr.97;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë, për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit, thonë se hadithi është Hasen li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i dobët, Muemeli ka memorie të dobët...;
-Ibni Ebi Hatimi thotë se Jahja b. Meini për Muemel b. Ismailin ka thënë se është i besueshëm, gjithashtu thotë se e ka pyetur babanë e tij Ebu Hatimin se çka mendon për Muemelin, ai ka thënë se është i sinqertë, i rreptë në ndjekjen e sunetit, bënte shumë gabime, por prej tij shkruhet hadithi" (Ibni Ebi Hatimi, "El-Xherhu ve`t-Ta`dil", daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1952; 8/374, nr.1709);

23 Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab tahrimu`l-kibri ve bejanuhu, nr.91; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Libasu, bab ma xhae fi`l-kibri, nr.4091; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-Sileti, bab ma xhae fi`l-kibri, nr.1998 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab el-beraetu mine`l-kibri ve`t-tevadu`u, nr.4173; Ahmedi, "Musned", 7/30, nr.3913; Ibni Hibani, "Sahih", 1/460, nr.224; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

أَوِ المَغْرِبِ، لِتَفَاضُلِ مَا بَيْنَهُمْ» قَالُوا يَا رَسُولَ اللَّهِ تِلْكَ مَنَازِلُ الأَنْبِيَاءِ لاَ يَبْلُغُهَا غَيْرُهُمْ، قَالَ: «بَلَى وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ، رِجَالٌ آمَنُوا بِاللَّهِ وَصَدَّقُوا المُرْسَلِينَ».

Nga Ebu Seidi r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Banorët e Xhenetit i shohin banorët e pozitave më të larta mbi vete (në Xhenet), ashtu siç e shihni ju yllin e ndritshëm larg në horizont nga lindja ose perëndimi, për shkak të dallimit në gradë mes tyre"*. Dikush i tha: "O i Dërguari i Allahut! Ato si duket janë gradët e të Dërguarve të Allahut, që nuk mund t`i fitojë tjetërkush përpos tyre?" Ai tha: *"Gjithsesi pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti im, do t`i fitojnë ato gradë disa burra që besuan Allahun (xh.sh.) dhe konfirmuan fjalët e të dërguarve".*[24]

## VLERA E LARGIMIT NGA SHIRKU

عَنْ مُعَاذِ بْنِ جَبَلٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «يَا مُعَاذُ، أَتَدْرِي مَا حَقُّ اللهِ عَلَى الْعِبَادِ؟» قَالَ: اللهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ، قَالَ: «أَنْ يُعْبَدَ اللهُ وَلَا يُشْرَكَ بِهِ شَيْءٌ» ، قَالَ: «أَتَدْرِي مَا حَقُّهُمْ عَلَيْهِ إِذَا فَعَلُوا ذَلِكَ؟» فَقَالَ: اللهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ، قَالَ: «أَنْ لَا يُعَذِّبَهُمْ».

---

[24] Buhariu, "Sahih", kitab Bed`ul-halki, bab ma xhae fi sifeti`l-xheneti, nr.3256; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhenetu ve sifetu neimiha ve ehliha, bab terai ehli`l-xheneti ehle`l-gurefi, nr.2831; Ibni Hibani, "Sahih", 16/404, nr.7393; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se zinxhiri i tij është Sahih sipas kushteve të Buhariut, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit, përpos Ali b. Medeni i cili është prej transmetuesve të Buhariut;

Nga Muadh b. Xhebeli (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"O Muadh! A e di se çka është e drejta e Allahut te robërit e Tij?"* Tha (Muadhi): "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë". Ai tha: *"Që ta adhurojnë Allahun dhe të mos i përshkruajnë ortak diçka"*. Më pas tha: *"A e di se çka është e drejta e tyre nëse veprojnë kështu?"* Ai tha: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë". Ai tha: *"Që të mos i dënojë ata"*.[25]

**حَدَّثَنَا جَابِرُ بْنُ عَبْدِ اللهِ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ لَقِيَ اللهَ لَا يُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا دَخَلَ الْجَنَّةَ، وَمَنْ لَقِيَهُ يُشْرِكُ بِهِ دَخَلَ النَّارَ».**

Transmeton Xhabir b. Abdullahu (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush e takon Allahun duke mos i përshkruar dikë si ortak Atij, do të hyjë në Xhenet, e kush e takon duke i bërë diçka ortak Atij, do të hyjë në Zjarr"*.[26]

---

[25] Buhariu, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab ma xhae fi duai`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem ummetehu ila teuhidilahi tebareke ve teala, nr.7373; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men mate ale`t-teuhidi dehale`l-xhenete, nr.30; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Imani, bab ma xhae fi iftiraki hadhihi`l-umeti, nr.2643 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma jurxha min rahmetilahi jaume`l-kijameti, nr.4296; Ahmedi, "Musned", 36/317, nr.21.991; Ibni Hibani, "Sahih", 1/440, nr.210; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se zinxhiri i tij është Sahih sipas kushteve të Muslimit;
[26] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men mate la jushriku bilahi shej`en dehale`l-xhenete, nr.93; Ahmedi, "Musned", 23/261, nr.15.016; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/34-35, nr.7879; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 1/561, nr.359; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, në verifikim të këtij hadithi thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit;

عَنْ أَبِي ذَرٍّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " أَتَانِي آتٍ مِنْ رَبِّي، فَأَخْبَرَنِي – أَوْ قَالَ: بَشَّرَنِي – أَنَّهُ: مَنْ مَاتَ مِنْ أُمَّتِي لاَ يُشْرِكُ بِاللَّهِ شَيْئًا دَخَلَ الجَنَّةَ " قُلْتُ: وَإِنْ زَنَى وَإِنْ سَرَقَ؟ قَالَ: «وَإِنْ زَنَى وَإِنْ سَرَقَ».

Nga Ebu Dherri r.a. përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Më erdhi një lajmëtar nga Zoti im dhe më lajmëroi (ose më përgëzoi) se kush vdes nga umeti im duke mos i bërë ortak Allahut diçka, do të hyj në Xhenet"*. I thashë: "Edhe nëse bën zina dhe vjedh?" Tha: *"Edhe nëse bën zina dhe vjedh"*.[27]

أَنَّ أَبَا ذَرٍّ حَدَّثَهُ، قَالَ: أَتَيْتُ النَّبِيَّ ﷺ وَهُوَ نَائِمٌ عَلَيْهِ ثَوْبٌ أَبْيَضُ، ثُمَّ أَتَيْتُهُ فَإِذَا هُوَ نَائِمٌ، ثُمَّ أَتَيْتُهُ وَقَدِ اسْتَيْقَظَ فَجَلَسْتُ إِلَيْهِ، فَقَالَ: " مَا مِنْ عَبْدٍ قَالَ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ، ثُمَّ مَاتَ عَلَى ذَلِكَ إِلَّا دَخَلَ الْجَنَّةَ " قُلْتُ: وَإِنْ زَنَى وَإِنْ سَرَقَ؟ قَالَ: «وَإِنْ زَنَى وَإِنْ سَرَقَ» قُلْتُ: وَإِنْ زَنَى وَإِنْ سَرَقَ؟ قَالَ: «وَإِنْ زَنَى وَإِنْ سَرَقَ» ثَلَاثًا، ثُمَّ قَالَ فِي الرَّابِعَةِ: «عَلَى رَغْمِ أَنْفِ أَبِي ذَرٍّ» قَالَ: فَخَرَجَ أَبُو ذَرٍّ وَهُوَ يَقُولُ: وَإِنْ رَغِمَ أَنْفُ أَبِي ذَرٍّ».

Nga Ebu Dherr el-Gifariu (r.a.) përcillet se ka thënë: "Shkova te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem

---

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se hadithi është Sahih kur tubohen të gjithë rrugët e transmetimit;

[27] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab ma xhae fi`l-xhenaizi, nr.1237; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men mate la jushriku bilahi shej`en dehale`l-xhenete, nr.94; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Imani, bab ma xhae fi iftiraki hadhihi`l-ummeti, nr.2644 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe se ky hadith përcillet edhe nga Ebu Derda; Ahmedi, "Musned", 35/326, nr.21.414; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1994; 10/163, nr.3994; Ibni Hibani, "Sahih", 1/446, nr.213; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se zinxhiri i tij është Sahih;

ndërsa ai ishte duke fjetur, gjersa ishte i mbuluar me një teshë të bardhë. Pastaj prapë shkova ndërsa ai ende ishte duke fjetur, e kur shkova në radhën tjetër, ai ishte zgjuar dhe unë u ula tek ai, e ai tha: *"Nuk ka ndonjë rob i cili thotë La ilahe il-lallah dhe vdes në këtë, e ai të mos hyjë në Xhenet"*. I thashë: *"Edhe nëse bën zina dhe vjedh?"* E ai më tha: *"Po, edhe nëse bën zina dhe vjedh"*. Ndërsa, unë i thashë: *"Edhe nëse vjedh dhe bën zina?" Ai më tha: "Po"* dhe këtë e përsërita tre herë, ndërsa në radhën e katërt më tha: *"Edhe nëse kjo nuk i pëlqen Ebu Dherrit"*. Dhe doli Ebu Dherri (r.a.) duke thënë: "Po edhe nëse kjo nuk i pëlqen Ebu Dherrit".[28]

أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ قَالَ: ذُكِرَ لِي أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ لِمُعَاذِ بْنِ جَبَلٍ: «مَنْ لَقِيَ اللَّهَ لاَ يُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا دَخَلَ الجَنَّةَ» ، قَالَ: أَلاَ أُبَشِّرُ النَّاسَ؟ قَالَ: «لاَ إِنِّي أَخَافُ أَنْ يَتَّكِلُوا».

Enes b. Maliku (r.a.) thotë: "Më kanë përmendur se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë Muadh b. Xhebelit: "*Kush e takon Allahun (xh.sh.) duke mos i përshkruar shok diçka, do të hyj në Xhenet*". Tha: "A t`i përgëzoj njerëzit?" Ai tha: "*Jo, sepse unë frikohem se pastaj do të mbështeten vetëm në të*".[29]

---

28 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Libasu, bab eth-thijabi`l-bijdi, nr.5827; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men mate la jushriku bilahi shej`en dehale`l-xhenete, nr.94; Ahmedi, "Musned", 35/370, nr.21.466;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, në verifikim të këtij hadithi thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

29 Buhariu, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab men hassa bi`l-ilmi kaumen dune kaumin, nr.129; Ahmedi, "Musned", 20/55, nr.12.606;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

عَنْ سَلْمَانَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " يَا ابْنَ آدَمَ ثَلَاثٌ: وَاحِدَةٌ لِي، وَوَاحِدَةٌ لَكَ، وَوَاحِدَةٌ بَيْنِي وَبَيْنَكَ، أَمَّا الَّتِي لِي: تَعْبُدُنِي لَا تُشْرِكُ بِي شَيْئًا، وَأَمَّا الَّتِي لَكَ: فَمَا عَمِلْتَ مِنْ عَمَلٍ جَزَيْتُكَ بِهِ، فَإِنْ أَغْفِرْ فَأَنَا الْغَفُورُ الرَّحِيمُ، وَأَمَّا الَّتِي بَيْنِي وَبَيْنَكَ: فَمِنْكَ الدُّعَاءُ وَالْمَسْأَلَةُ وَعَلَيَّ الِاسْتِجَابَةُ وَالْإِعْطَاءُ ".

Nga Selmani (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*(Allahu xh.sh. thotë):* ***"O biri i Ademit, janë tri gjëra, njëra është për Mua dhe tjetra për ty, kurse e treta është në mes Meje dhe teje. Sa i përket asaj që është për Mua, ajo është të Më adhurosh vetëm Mua e të mos më shoqërosh ndonjë ortak, kurse ajo që është për ty, është që kur të punosh ndonjë punë, të shpërblej për të, e nëse të fal, dije se Unë jam Falësi i Mëshirshëm. Kurse ajo që është mes Meje dhe teje, ty të takon lutja dhe kërkesa, kurse Mua më takon përgjigja ndaj saj dhe dhënia".***[30]

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، عَنْ رَسُولِ اللهِ ﷺ قَالَ: " قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: مَنْ عَلِمَ أَنِّي ذُو قُدْرَةٍ عَلَى مَغْفِرَةِ الذُّنُوبِ غَفَرْتُ لَهُ، وَلَا أُبَالِي مَا لَمْ يُشْرِكْ بِي شَيْئًا ".

Nga Ibni Abasi (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Zoti thotë*: ***"Kush e din që Unë kam fuqinë për faljen e mëkateve, do t`ia fal atij***

---

[30] Ahmed-i, "Ez-Zuhd", Daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1999, fq.42, nr.255; Bezzari, "Bahru`z-Zehar", 6/490, nr.2523; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.6, fq.253, nr.6137;
-Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/71, nr.152 thotë: "E transmeton Taberani në "Kebir" e në zinxhir gjendet Humejd b. Rebi`i ku disa e kanë konsideruar të besueshëm, por është *mudeles* dhe në të ka dobësi".

***dhe nuk mërzitem aspak, përderisa nuk më përshkruan ortak".***[31]

حَدَّثَنَا أَنَسُ بْنُ مَالِكٍ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " قَالَ اللَّهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى: يَا ابْنَ آدَمَ إِنَّكَ مَا دَعَوْتَنِي وَرَجَوْتَنِي غَفَرْتُ لَكَ عَلَى مَا كَانَ فِيكَ وَلَا أُبَالِي، يَا ابْنَ آدَمَ لَوْ بَلَغَتْ ذُنُوبُكَ عَنَانَ السَّمَاءِ ثُمَّ اسْتَغْفَرْتَنِي غَفَرْتُ لَكَ، وَلَا أُبَالِي، يَا ابْنَ آدَمَ إِنَّكَ لَوْ أَتَيْتَنِي بِقُرَابِ الأَرْضِ خَطَايَا ثُمَّ لَقِيتَنِي لَا تُشْرِكُ بِي شَيْئًا لَأَتَيْتُكَ بِقُرَابِهَا مَغْفِرَةً ".

Transmeton Enes b. Maliku (r.a.), i cili ka thënë: "E dëgjova të Dërguarin e All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"All-llahu i Madhëruar ka thënë:* ***"O biri i Ademit, derisa të më lutesh Mua dhe të shpresosh tek Unë (falje), Unë do të fal çka do që ka ardhur prej teje e nuk mërzitem aspak! O biri i Ademit, nëse mëkatet e tua arrijnë deri në kupën e qiellit e pastaj kërkon falje nga Unë, Unë do të fal dhe nuk mërzitem aspak! O biri i Ademit, nëse vjen te Unë me mëkate të mëdha sa toka, pastaj më drejtohesh duke mos më bërë ortak asgjë (në adhurim), Unë do të dhuroj falje po aq të madhe (sa madhësia e tokës)!"***[32]

---

[31] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.11, fq.241, nr.11.615; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/291, nr.7676 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; ndërsa Dhehebiu nuk pajtohet me të por thotë se tek unë më e pakta që mund ta konsideroj është shumë i dobët (*vah);*
-Mul-la Ali el-Kariu, në "Ehadithul Kudsije erbeinije", mektebetu`s-sahabe, Xhidde, fq.75 thotë se senedi i këtij hadithi është Sahih;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/376, nr.6054 e vlerëson si hadith të dobët;
[32] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab 98, nr.3540 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib pasi nuk përcillet përmes ndonjë rruge tjetër pos kësaj; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 4/315,

## VLERA E BINDJES NDAJ MUHAMEDIT sal-lallahu alejhi ve sel-lem

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ، قَالَ: «كُلُّ أُمَّتِي يَدْخُلُونَ الجَنَّةَ إِلَّا مَنْ أَبَى» ، قَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ، وَمَنْ يَأْبَى؟ قَالَ: «مَنْ أَطَاعَنِي دَخَلَ الجَنَّةَ، وَمَنْ عَصَانِي فَقَدْ أَبَى».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çdokush prej umetit tim do të hyjë në Xhenet përpos atyre që refuzojnë"*. (Ata) i thanë: "O i Dërguari i Allahut, e kush refuzon?" Ai tha: *"Kush më bindet mua, do të hyjë në Xhenet, e kush më kundërshton, ai vetëm se ka refuzuar"*.[33]

---

nr.4305; Ebu Nuajm-i, "El-Hiljetu`l-Evlija", 2/231 i cili po ashtu thotë se është Garib sepse me të veçohet vetëm Seid b. Ubejdi;
-Mul-la Ali el-Kari-u në "Ehadithul Kudsije el-Erbainije" fq.78 thotë se e përcjell Tirmidhi-u me zinxhir Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (6/143, nr.3852) thotë se hadithi është Hasen li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i dobët, shkaku i panjohurisë së gjendjes së Kethir b. Faides, prej të cilit kanë përcjellur vetëm dy veta, ndërsa askush përpos Ibni Hibanit nuk e ka konsideruar të besueshëm;
[33] Buhari-u, "Sahih", kitab el-I`tisami bi`l-kitabi ve`s-sunneti, bab el-iktidai bi suneni Resulilahi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.7280; Ahmedi, "Musned", 14/342, nr.8728; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/122, nr.182 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ata nuk e kanë shënuar. Ky hadith vjen edhe përmes një zinxhiri tjetër nga Ebu Hurejre i cili zinxhir është sipas kushteve të këtyre dyve"; Me të pajtohet edhe Dhehebiu;
-Por, edhe pse Hakimi thotë se Buhariu dhe Muslimi nuk e shënojnë, ne shohim se Buhariu e shënon këtë hadith me numër 7280.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues prej të cilëve përcjellin Buhariu dhe Muslimi, përpos Fulejh b. Sulejmanit...;

## MËSHIRA E ZOTIT

عَنْ عُمَرَ بْنِ الخَطَّابِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: قَدِمَ عَلَى النَّبِيِّ ﷺ سَبْيٌ، فَإِذَا امْرَأَةٌ مِنَ السَّبْيِ قَدْ تَحْلُبُ ثَدْيَهَا تَسْقِي، إِذَا وَجَدَتْ صَبِيًّا فِي السَّبْيِ أَخَذَتْهُ، فَأَلْصَقَتْهُ بِبَطْنِهَا وَأَرْضَعَتْهُ، فَقَالَ لَنَا النَّبِيُّ ﷺ: «أَتُرَوْنَ هَذِهِ طَارِحَةً وَلَدَهَا فِي النَّارِ» قُلْنَا: لاَ، وَهِيَ تَقْدِرُ عَلَى أَنْ لاَ تَطْرَحَهُ، فَقَالَ: «لَلَّهُ أَرْحَمُ بِعِبَادِهِ مِنْ هَذِهِ بِوَلَدِهَا».

Nga Umer b. Hatabi r.a. përcillet se te Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem erdhi një turmë, ndërsa një grua kishte humbur foshnjën në turmë dhe kur e gjeti e përqafoi atë me mall dhe i dha për të pirë. Pejgamberi alejhi selam na tha neve: *"A do ta kishte hedhur kjo nënë foshnjen e saj në zjarr?"* Të gjithë u përgjigjëm: "Jo! Kur ajo tashmë e gjeti pas një kërkimi të vështirë". Atëherë Pejgamberi alejhi selam tha: *"Allahu është më i mëshirshëm për robërit e Tij sesa kjo me foshnjën e saj"*.[34]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ ، قَالَ: " إِنَّ اللَّهَ لَمَّا قَضَى الخَلْقَ، كَتَبَ عِنْدَهُ فَوْقَ عَرْشِهِ: إِنَّ رَحْمَتِي سَبَقَتْ غَضَبِي ".

---

[34] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edebu, bab rahmeti`l-veledi ve tekbilihi ve muanekatihi, nr.5999; Muslim-i, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab fi seati rahmetilahi teala, nr.2754; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 1/411, nr.287; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 3/232, nr.3011; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 3/228; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/335, nr.6729; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/383, nr.18.553 thotë: "E transmeton Bezzari përmes dy rrugëve, ndërsa transmetuesit e tij janë të besueshëm";
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi salallahu alejhi ve selem ka thënë: *"Allahu xh.sh. pasi e përfundoi krijimin, e shkroi te Ai mbi Arshin e Tij:* ***"Mëshira Ime ka tejkaluar hidhërimin Tim".***[35]

عَنْ سَلْمَانَ الْفَارِسِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «إِنَّ لِلَّهِ مِائَةَ رَحْمَةٍ، فَمِنْهَا رَحْمَةٌ بِهَا يَتَرَاحَمُ الْخَلْقُ بَيْنَهُمْ وَتِسْعَةٌ وَتِسْعُونَ لِيَوْمِ الْقِيَامَةِ» .

Nga Selman el-Farisiju (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. ka 100 mëshira, përmes një mëshire mëshirohen krijesat në mes tyre, kurse 99 tjerat do të manifestohen në Ditën e Kiametit".*[36]

عَنْ أُمِّ سَلَمَةَ، زَوْجِ النَّبِيِّ ﷺ ، قَالَتْ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " إِذَا ظَهَرَتِ الْمَعَاصِي فِي أُمَّتِي، عَمَّهُمُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ بِعَذَابٍ مِنْ عِنْدِهِ ". فَقُلْتُ: يَا رَسُولَ اللهِ،

---

[35] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab ve kane arshuhu alel ma, nr.7422; Muslim-i, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab fi seati rahmetilahi teala, nr.2751; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab 99, nr.3554 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma jurxha min rahmetilahi jaume`l-kijameti, nr.4295; Ahmedi, "Musned", 12/467, nr.7500; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, në verifikim të këtij hadithi thonë se është Sahih;
[36] Muslim-i, "Sahih", kitab Fadailu`s-Sahabeti, bab min fadli Talha ve Zubejr, nr.2753; Ahmed-i, "Musned", 39/124, nr.23.720; Bezzari, "Bahru`z-Zehar", 6/476, nr.2507; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 6/250, nr.6126; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/276, nr.7628 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ai nuk e ka shënuar në këtë formë, por e ka shënuar me zinxhir të transmetuesish tjerë në formë të shkurtuar;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, në verifikim të këtij hadithi thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

أَمَا فِيهِمْ يَوْمَئِذٍ أُنَاسٌ صَالِحُونَ؟ قَالَ: " بَلَى ". قَالَتْ: فَكَيْفَ يَصْنَعُ أُولَئِكَ؟ قَالَ: " يُصِيبُهُمْ مَا أَصَابَ النَّاسَ، ثُمَّ يَصِيرُونَ إِلَى مَغْفِرَةٍ مِنَ اللهِ وَرِضْوَانٍ ".

Nga Ummu Selemja (r.a.h.) bashkëshortja e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e cila ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: "*Kur do të paraqiten haptazi mëkatet në umetin tim, Allahu xh.sh. do t`i përfshijë me një dënim nga Ai*". Unë i thashë: "O i Dërguari i Allahut! A nuk do të ketë në atë kohë në mesin e tyre njerëz të mirë?" (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: "*Gjithsesi se po*" Ajo tha: "Si do të veprohet me ta?" Ai tha: "*Edhe ata do t`i godasë dënimi që i ka goditur njerëzit tjerë. Por, pastaj do të përfshihen nga falja dhe kënaqësia e Allahut (xh.sh.)*".[37]

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرٍو، يَبْلُغُ بِهِ النَّبِيَّ ﷺ ، «الرَّاحِمُونَ يَرْحَمُهُمُ الرَّحْمَنُ ارْحَمُوا أَهْلَ الْأَرْضِ يَرْحَمْكُمْ مَنْ فِي السَّمَاءِ ".

Nga Abdullah b. Amri (r.a.) i cili përcjell prej Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "*Të mëshirshmit i mëshiron i Gjithëmëshirshmi. Mëshironi ata që janë mbi tokë, që t`u mëshirojë Ai që është në qiell*".[38]

---

[37] Ahmedi, "Musned", vëll.44, fq.216, nr.26.596; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 23/325, nr.747;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 7/268, nr.12.145 thotë se e përcjell Ahmedi përmes dy zinxhirëve, ndërsa transmetuesit në të dy zinxhirët janë transmetues që gjenden në dy sahihet;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është i dobët, shkaku se në zinxhir gjendet Lejth b. Ebi Sulejmi, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy sahihet, përpos Halef b. Halife, prej të cilit përcjell Muslimi, por edhe ai është i sinqertë;

[38] Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi`r-rahmeti, nr.4941; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Birr ve`s-silet, bab ma xhae fi rahmeti`l-

ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " إِنَّ اللَّهَ يُدْنِي المُؤْمِنَ، فَيَضَعُ عَلَيْهِ كَنَفَهُ وَيَسْتُرُهُ، فَيَقُولُ: أَتَعْرِفُ ذَنْبَ كَذَا، أَتَعْرِفُ ذَنْبَ كَذَا؟ فَيَقُولُ: نَعَمْ أَيْ رَبِّ، حَتَّى إِذَا قَرَّرَهُ بِذُنُوبِهِ، وَرَأَى فِي نَفْسِهِ أَنَّهُ هَلَكَ، قَالَ: سَتَرْتُهَا عَلَيْكَ فِي الدُّنْيَا، وَأَنَا أَغْفِرُهَا لَكَ اليَوْمَ، فَيُعْطَى كِتَابَ حَسَنَاتِهِ، وَأَمَّا الكَافِرُ وَالمُنَافِقُونَ، فَيَقُولُ الأَشْهَادُ: {هَؤُلاَءِ الَّذِينَ كَذَبُوا عَلَى رَبِّهِمْ أَلاَ لَعْنَةُ اللَّهِ عَلَى الظَّالِمِينَ} [هود: 18] ".

Ibni Umeri r.a. ka thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *“Allahu xh.sh. do të afrojë një besimtarë pranë Tij, do ta mbulojë me strehën (mbrojtjen) e Vet dhe do ta pyes:* ***“A e din këtë mëkat, a e din këtë mëkat?!”*** *Ai do të thotë: “Po, o Zoti im”. Kështu do të vazhdojë derisa t`i dëshmojë (të gjitha) gjynahet e bëra dhe do të mendojë se është i shkatërruar, por Ai do t`i thotë:* ***“Me të vërtetë, që Unë i fsheha mëkatet e tua në dunja dhe Unë do t`i fal ty ato sot”.*** *Dhe atij do t`i jepet libri i veprave të tij të mira. Ndërsa për pabesimtarin dhe dyfytyrëshin, dëshmitarët do të thonë:* **“Këta janë ata që kanë gënjyer kundër Zotit të tyre. Vërtet, mallkimi i Allahut qoftë mbi të padrejtët” (Hud, 18)**.[39]

---

muslimine, nr.1924 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, “Musned”, 11/33, nr.6494; Ibni Ebi Shejbe, “Musannef”, 5/214, nr.25.355; Taberani, “Mu `xhemu`l-Euset”, 9/23, nr.9013; Hakimi, “El-Mustedrek”, 4/175, nr.7274 dhe thotë se hadithi është Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih li gajrihi;

[39] Buhari-u, në “Sahih”, kitab el-Medhalimi, bab kauli lahi teala ela la`netullahi ale`dh-dhalimine, nr.2441; Muslim-i, “Sahih”, kitab Teubetu, bab kabulu teubeti`l-katili ve in kethure katluhu, nr.2768; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Mukadimetu, bab fijma enkereti`l-xhehmijjetu, nr.183; Ahmed-i, “Musned”, 9/318, nr.5436; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 2/216 dhe thotë se hadithi është Sahih; etj. etj.

حَدَّثَنَا ابْنُ عَبَّاسٍ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " عُرِضَتْ عَلَيَّ الأُمَمُ، فَجَعَلَ النَّبِيُّ وَالنَّبِيَّانِ يَمُرُّونَ مَعَهُمُ الرَّهْطُ، وَالنَّبِيُّ لَيْسَ مَعَهُ أَحَدٌ، حَتَّى رُفِعَ لِي سَوَادٌ عَظِيمٌ، قُلْتُ: مَا هَذَا؟ أُمَّتِي هَذِهِ؟ قِيلَ: بَلْ هَذَا مُوسَى وَقَوْمُهُ، قِيلَ: انْظُرْ إِلَى الأُفُقِ، فَإِذَا سَوَادٌ يَمْلأُ الأُفُقَ، ثُمَّ قِيلَ لِي: انْظُرْ هَا هُنَا وَهَا هُنَا فِي آفَاقِ السَّمَاءِ، فَإِذَا سَوَادٌ قَدْ مَلأَ الأُفُقَ، قِيلَ: هَذِهِ أُمَّتُكَ، وَيَدْخُلُ الجَنَّةَ مِنْ هَؤُلاَءِ سَبْعُونَ أَلْفًا بِغَيْرِ حِسَابٍ " ثُمَّ دَخَلَ وَلَمْ يُبَيِّنْ لَهُمْ، فَأَفَاضَ القَوْمُ، وَقَالُوا: نَحْنُ الَّذِينَ آمَنَّا بِاللَّهِ وَاتَّبَعْنَا رَسُولَهُ، فَنَحْنُ هُمْ، أَوْ أَوْلاَدُنَا الَّذِينَ وُلِدُوا فِي الإِسْلاَمِ، فَإِنَّا وُلِدْنَا فِي الجَاهِلِيَّةِ، فَبَلَغَ النَّبِيَّ ﷺ فَخَرَجَ، فَقَالَ: «هُمُ الَّذِينَ لاَ يَسْتَرْقُونَ، وَلاَ يَتَطَيَّرُونَ، وَلاَ يَكْتَوُونَ، وَعَلَى رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُونَ» فَقَالَ عُكَاشَةُ بْنُ مِحْصَنٍ: أَمِنْهُمْ أَنَا يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ: «نَعَمْ» فَقَامَ آخَرُ فَقَالَ: أَمِنْهُمْ أَنَا؟ قَالَ: «سَبَقَكَ بِهَا عُكَّاشَةُ».

Transmeton Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“M`u paraqitën popujt. Unë takova dy pejgamberë të tjerë me një grup njerëzish. Dhe një pejgamber që nuk kishte askënd. Atëherë mu paraqit një vijë e zezë e madhe. Unë pyeta: “Çka janë këta?” A janë këta umeti im?" Mu tha:* ***“Jo, por ky është populli i Musait”. Por, shiko në horizont”.*** *Atëherë pashë diçka të zezë që mbulonte horizontin. Pastaj mu tha:* ***“Shiko andej dhe këndej”.*** *Aty pashë diçka si e zezë që mbulonte sferat. Më thanë:* ***“Këta janë umeti yt. Prej tyre 70.000 do të hyjnë në Xhenet pa dhënë llogari”.*** Pastaj hyri tek ata dhe nuk u dha atyre sqarime. Populli vërshoi dhe thanë: “Ne jemi ata që kemi besuar Allahun dhe kemi pasuar të Dërguarin e Allahut. Ne jemi ata – ose janë fëmijët tanë që kanë lindur në fenë Islame e ne kemi lindur në kohën e injorancës”. Këtë ia treguan të Dërguarit të Allahut alejhi selam i cili më pas tha: *“Ata*

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*janë që nuk fryjnë e as janë fallxhorë, e as që damkosin me zjarr, përkundrazi mbështeten në Zotin e tyre".* Ukashe b. Muhsini pyeti: "Unë a do të jem prej tyre?" Ai tha: *"Po".* Një tjetër u ngrit dhe tha: "Unë a do të jem prej tyre?" Ai tha: *"Ta kaloi Ukashe".*[40]

سَمِعْتُ أَبَا أُمَامَةَ، يَقُولُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «وَعَدَنِي رَبِّي أَنْ يُدْخِلَ الجَنَّةَ مِنْ أُمَّتِي سَبْعِينَ أَلْفًا لَا حِسَابَ عَلَيْهِمْ وَلَا عَذَابَ مَعَ كُلِّ أَلْفٍ سَبْعُونَ أَلْفًا وَثَلَاثُ حَثَيَاتٍ مِنْ حَثَيَاتِهِ».

E kemi dëgjuar Ebu Umamen (r.a.) duke thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë: *"Zoti im më ka premtuar se nga umeti im do t`i fusë në Xhenet shtatëdhjetëmijë njerëz. Ata nuk do të japin llogari e as që do të dënohen. Në çdo njëmijë do të jenë shtatëdhjetë mijë dhe tri grushta prej "shuplakave" të Zotit tim".*[41]

---

[40] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tibbi, bab menik-teva eu keva gajrehu ve fadlu men lem jektevi, nr.5705; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab duhulu tavaife minel muslimine`l-xhenete bi gajri hisabin, nr.220; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijame, bab 16, nr.2454 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 4/261, nr.2448; Ibni Hibani, "Sahih", 14/339, nr.6430; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 1/427, nr.264; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit, përpos Surejxhit, i cili është prej transmetuesve të Buhariut;

[41] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 12, nr.2445 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab sifetu ummeti Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.4286; Ahmed-i, "Musned", 36/479, nr.22.156; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/315, nr.31.714; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/110, nr.7520; etj.

عَنْ أَبِي مُوسَى، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " إِذَا كَانَ يَوْمُ الْقِيَامَةِ، دَفَعَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ إِلَى كُلِّ مُسْلِمٍ، يَهُودِيًّا، أَوْ نَصْرَانِيًّا، فَيَقُولُ: هَذَا فِكَاكُكَ مِنَ النَّارِ ".

Nga Ebu Musa el-Esh`ariu (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të vijë Dita e Kiametit, Allahu do t`i jep çdo muslimani nga një çifut ose të krishterë duke i thënë:* ***"Ky është shpagimi yt prej Zjarri".***[42]

عَنْ أَبِي مُوسَى، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " تُحْشَرُ هَذِهِ الْأُمَّةُ عَلَى ثَلَاثَةِ أَصْنَافٍ: صِنْفٌ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ بِغَيْرِ حِسَابٍ، وَصِنْفٌ يُحَاسَبُونَ حِسَابًا يَسِيرًا ثُمَّ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ، وَصِنْفٌ يَجِيئُونَ عَلَى ظُهُورِهِمْ أَمْثَالُ الْجِبَالِ الرَّاسِيَاتِ ذُنُوبًا، فَيَسْأَلُ اللَّهُ عَنْهُمْ وَهُوَأَعْلَمُ بِهِمْ فَيَقُولُ: مَا هَؤُلَاءِ؟ فَيَقُولُونَ: هَؤُلَاءِ عَبِيدٌ مِنْ عِبَادَكَ فَيَقُولُ: حُطُّوهَا عَنْهُمْ وَاجْعَلُوهَا عَلَى الْيَهُودِ وَالنَّصَارَى وَأَدْخِلُوهُمْ بِرَحْمَتِي الْجَنَّةَ «.

---

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/362, nr.18.458 thotë se e transmeton Ahmedi dhe Taberani, ndërsa disa rrugë përmes të cilëve e përcjell Taberani janë transmetues që gjenden në dy Sahihet.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në vlerësim të këtij hadithi thotë se është hadith Sahih, (shih: "Sunen Ibni Maxheh", tahkik Shuajb el-Arnauti, Daru Risaletu`l-Alemije, Damask, botimi i parë, 2009, vëll.5, fq.349);
[42] Muslim-i, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab kabulu teubeti`l-katili ve in kethure katluhu, nr.2767; Ahmed-i, "Musned", 32/375, nr.19.600; Bezzari, "Bahru`z-Zehar", 8/103, nr.3101; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/302, nr.8699; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/491, nr.8372 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi (që e regjistron Ahmedi) është i dobët, shkaku se në zinxhir gjendet En-Nadër ibni Ismail, sepse ka kundërshtime në lidhje me të se a ka dëgjuar hadithe nga Ebi Burde, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy sahihet;

Nga Ebu Musa (r.a.) përcillet që ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të tubohet ky umet në tri rreshta, një resht do të hyjë në Xhenet pa llogari, rreshti i dytë do të merren në llogari, por do të llogariten lehtë, kurse rreshti i tretë, janë ata të cilët do të kenë në shpinën e tyre shumë mëkate, saqë do të arrijnë nivelin e kodrave, e Zoti do të pyesë melekët, edhe pse Ai është më i ditur për çdo send:* ***“Kush janë këta?”*** *Ata do të thonë: “Këta janë robërit Tu”. Ai do të thotë:* ***“Merni (mëkatet) e tyre dhe hedhni mbi jehudët dhe krishterët, kurse këta fusni në Xhenet me mëshirën Time”.***[43]

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: " إِذَا كَانَ يَوْمُ الْقِيَامَةِ قَامَتْ ثُلَّةٌ مِنَ النَّاسِ يَسُدُّونَ الْأُفُقَ، نُورُهُمْ كَالشَّمْسِ فَيُقَالُ: النَّبِيَّ الْأُمِّيَّ، فَيَتَحَسَّسُ لَهَا كُلُّ نَبِيٍّ فَيُقَالُ: مُحَمَّدٌ وَأُمَّتُهُ، ثُمَّ تَقُومُ ثُلَّةٌ أُخْرَى تَسُدُّ مَا بَيْنَ الْأُفُقِ، نُورُهُمْ كَالْقَمَرِ لَيْلَةَ الْبَدْرِ، فَيُقَالُ: النَّبِيَّ الْأُمِّيَّ، فَيَتَحَسَّسُ لَهَا كُلُّ نَبِيٍّ، فَيُقَالُ: مُحَمَّدٌ وَأُمَّتُهُ، ثُمَّ تَقُومُ ثُلَّةٌ أُخْرَى تَسُدُّ مَا بَيْنَ الْأُفُقِ نُورُهُمْ مِثْلُ كَوْكَبٍ فِي السَّمَاءِ، فَيُقَالُ: النَّبِيَّ الْأُمِّيَّ، فَيَتَحَسَّسُ لَهَا كُلُّ نَبِيٍّ، فَيُقَالُ: مُحَمَّدٌ وَأُمَّتُهُ، ثُمَّ يَحْثِي حَثْيَتَيْنِ، فَيَقُولُ: هَذَا لَكَ يَا مُحَمَّدُ، وَهَذَا مِنِّي لَكَ يَا مُحَمَّدُ، ثُمَّ يُوضَعُ الْمِيزَانُ، وَيُؤْخَذُ فِي الْحِسَابِ ".

Nga Ebu Umame (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur të ndodhë Kijameti, do të çohet një turmë e njerëzve, që do të arrijë horizontet, e ndriçimi i tyre (në fytyra) do të jetë si ai i Diellit, e do të thuhet se “këta janë të Pejgamberit ummij”, e ndaj tyre do të ketë simpati çdo pejgamber, e do t`u thuhet atyre:*

[43] Hakim-i, “El-Mustedrek”, 1/126, nr.193 dhe thotë se “ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it, por ato nuk e kanë shënuar”, me këtë pajtohet edhe Dhehebi-u; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 1/583 dhe thotë se në këtë hadith ka dyshim, ndërsa për transmetuesin Shedad b. Talha, kanë folur dijetarët e hadithit; etj.

ﷺ، «أَنَّ أَهْلَ الْجَنَّةِ إِذَا دَخَلُوهَا، نَزَلُوا فِيهَا بِفَضْلِ أَعْمَالِهِمْ، فَيُؤْذَنُ لَهُمْ فِي مِقْدَارِ يَوْمِ الْجُمُعَةِ مِنْ أَيَّامِ الدُّنْيَا، فَيَزُورُونَ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ، وَيُبْرِزُ لَهُمْ عَرْشَهُ، وَيَتَبَدَّى لَهُمْ فِي رَوْضَةٍ مِنْ رِيَاضِ الْجَنَّةِ، فَتُوضَعُ لَهُمْ مَنَابِرُ مِنْ نُورٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ لُؤْلُؤٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ يَاقُوتٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ زَبَرْجَدٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ ذَهَبٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ فِضَّةٍ، وَيَجْلِسُ أَدْنَاهُمْ، وَمَا فِيهِمْ دَنِيءٌ، عَلَى كُثْبَانِ الْمِسْكِ وَالْكَافُورِ، مَا يُرَوْنَ أَنَّ أَصْحَابَ الْكَرَاسِيِّ بِأَفْضَلَ مِنْهُمْ مَجْلِسًا» ، قَالَ أَبُو هُرَيْرَةَ: قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ هَلْ نَرَى رَبَّنَا؟ قَالَ: «نَعَمْ، هَلْ تَتَمَارَوْنَ فِي رُؤْيَةِ الشَّمْسِ وَالْقَمَرِ لَيْلَةَ الْبَدْرِ؟» قُلْنَا: لَا، قَالَ: " كَذَلِكَ لَا تَتَمَارَوْنَ فِي رُؤْيَةِ رَبِّكُمْ عَزَّ وَجَلَّ، وَلَا يَبْقَى فِي ذَلِكَ الْمَجْلِسِ أَحَدٌ إِلَّا حَاضَرَهُ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ مُحَاضَرَةً، حَتَّى إِنَّهُ يَقُولُ لِلرَّجُلِ مِنْكُمْ: أَلَا تَذْكُرُ يَا فُلَانُ يَوْمَ عَمِلْتَ كَذَا وَكَذَا؟ يُذَكِّرُهُ بَعْضَ غَدَرَاتِهِ فِي الدُّنْيَا، فَيَقُولُ: يَا رَبِّ أَفَلَمْ تَغْفِرْ لِي؟ فَيَقُولُ: بَلَى، فَبِسَعَةِ مَغْفِرَتِي بَلَغْتَ مَنْزِلَتَكَ هَذِهِ، فَبَيْنَمَا هُمْ كَذَلِكَ، غَشِيَتْهُمْ سَحَابَةٌ مِنْ فَوْقِهِمْ، فَأَمْطَرَتْ عَلَيْهِمْ طِيبًا لَمْ يَجِدُوا مِثْلَ رِيحِهِ شَيْئًا قَطُّ، ثُمَّ يَقُولُ: قُومُوا إِلَى مَا أَعْدَدْتُ لَكُمْ مِنَ الْكَرَامَةِ، فَخُذُوا مَا اشْتَهَيْتُمْ، قَالَ: فَنَأْتِي سُوقًا قَدْ حُفَّتْ بِهِ الْمَلَائِكَةُ، فِيهِ مَا لَمْ تَنْظُرِ الْعُيُونُ إِلَى مِثْلِهِ، وَلَمْ تَسْمَعِ الْآذَانُ، وَلَمْ يَخْطُرْ عَلَى الْقُلُوبِ "، قَالَ: «فَيُحْمَلُ لَنَا مَا اشْتَهَيْنَا، لَيْسَ يُبَاعُ فِيهِ شَيْءٌ وَلَا يُشْتَرَى، وَفِي ذَلِكَ السُّوقِ يَلْقَى أَهْلُ الْجَنَّةِ بَعْضُهُمْ بَعْضًا، فَيُقْبِلُ الرَّجُلُ ذُو الْمَنْزِلَةِ الْمُرْتَفِعَةِ، فَيَلْقَى مَنْ هُوَ دُونَهُ، وَمَا فِيهِمْ دَنِيءٌ فَيَرُوعُهُ مَا يَرَى عَلَيْهِ مِنَ اللِّبَاسِ، فَمَا يَنْقَضِي آخِرُ حَدِيثِهِ حَتَّى يَتَمَثَّلَ لَهُ عَلَيْهِ أَحْسَنُ مِنْهُ، وَذَلِكَ أَنَّهُ لَا يَنْبَغِي لِأَحَدٍ أَنْ يَحْزَنَ فِيهَا» ، قَالَ: " ثُمَّ نَنْصَرِفُ إِلَى مَنَازِلِنَا، فَتَلْقَانَا أَزْوَاجُنَا، فَيَقُلْنَ: مَرْحَبًا وَأَهْلًا، لَقَدْ جِئْتَ وَإِنَّ بِكَ مِنَ الْجَمَالِ وَالطِّيبِ أَفْضَلَ مِمَّا فَارَقْتَنَا عَلَيْهِ، فَنَقُولُ: إِنَّا جَالَسْنَا الْيَوْمَ رَبَّنَا الْجَبَّارَ عَزَّ وَجَلَّ، وَيَحِقُّنَا أَنْ نَنْقَلِبَ بِمِثْلِ مَا انْقَلَبْنَا ".

Përcjell Seid b. Musejebi se e ka takuar Ebu Hurejren (r.a.) dhe ai tha: “Lus Allahun që të na takojë në tregun e Xhenetit”. Seidi tha: “A ka treg në Xhenet?!” Ai tha: “Po. Më ka lajmëruar i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve

sel-lem i cili ka thënë: *"Kur do të hyjnë banorët e Xhenetit në të, do të vendosen aty në bazë të veprave të tyre, do të thirren në të ditën e xhuma sipas ditëve të kësaj bote, e vizitojnë Allahun e Madhëruar i Cili u paraqitet atyre nga Arshi i Tij. Ata vendosen në një kopsht të Xhenetit. Atyre do t`u sillen minbere prej drite, minbere prej diamanti, minbere prej perlave, minbere prej berili (gur i çmuar), minbere prej ari dhe minbere prej argjendi. Ata ulen mbi to, e aty ka aroma të miskut, kafurit dhe gjithçka është komode, pra ulëse komforde për kuvendim".*
Ebu Hurejre r.a. tha: "Thashë: "O i Dërguari i Allahut, a do ta shohim Zotin tonë?" Ai tha: *"Po, A keni pengesë që të shihni Diellin apo Hënën në natën e pesëmbëdhjetë?!"* Ne thamë: "Jo". Ai tha: *"Kështu nuk do të keni pengesë që të shikoni në Zotin tuaj xh.sh. dhe çdonjëri do të përjetojë kënaqësinë në shikimin e Zotit. Njërit prej juve Zoti do t`i thotë:* ***"A të kujtohet o ti filan ajo ditë kur ke vepruar kështu e kështu?!"*** *Atij i kujtohen disa lëshime të tij në këtë botë dhe thotë: "O Zot, a nuk mi ke falur?" Ai do të thotë:* ***"Po, gjithsesi, pasi ti me Faljen Time ke arritur në këtë pozitë".*** *E derisa janë në këtë gjendje, i mbulojnë retë dhe fillon të bie shi i mirë, me aromë të cilën asnjëherë nuk e kanë nuhatur, e pastaj u thotë:* ***"Tani vazhdoni dhe shikoni se çka kam përgatitur për ju dhe merrni çka të doni".*** *Atëherë shkojmë në një treg i cili është i mbushur me melek, aty ka gjëra që syri nuk ka parë asnjëherë të ngjashme me to, e as që kanë dëgjuar ndonjëherë për to, si dhe mendja nuk ka mundur ta paramendojë".* Dhe thotë: *"Na jepet aty çka të dëshirojmë, aty as nuk shiten gjërat e as nuk blehen, e aty është tregu ku takohen banorët e Xhenetit me njëri-tjetrin, si dhe e takon njeriu që është në pozitë më të lartë, atë që është më poshtë se ai në pozitë, e ai ia sheh rrobat të cilat i pëlqejnë dhe ende pa përfunduar biseda mes tyre, i jepet atij çka ka menduar bile edhe më të mira se ato (që i ka parë). Kjo është për arsye që asnjëri të mos lakmojë dhe të mos jetë i pikëlluar".*
Tha: *"Pastaj kthehemi në vendet tona, i takojmë gratë tona të*

*cilat thonë: “Merhaba dhe mirëserdhët, keni ardhur me bukuri dhe aromë më të mirë sesa ajo që kishit kur shkuat”. Ne themi: “Ne sot kemi qenë me Zotin e Plotfuqishëm xh.sh. dhe është normale që të kthehemi kështu siç po na shihni”.*[65]

**عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا عَنِ النَّبِيِّ ﷺ عَنِ الرُّوحِ الْأَمِينِ قَالَ: قَالَ: " قَالَ الرَّبُّ عَزَّ وَجَلَّ: يُؤْتَى بِحَسَنَاتِ الْعَبْدِ وَسَيِّئَاتِهِ فَيَقُصُّ بَعْضَهَا بِبَعْضٍ فَإِنْ بَقِيَتْ حَسَنَةٌ وَسَّعَ اللَّهُ لَهُ فِي الْجَنَّةِ " قَالَ: فَدَخَلْتُ عَلَى يَزْدَادَ فَحَدَّثَنَا بِمِثْلِ هَذَا الْحَدِيثِ، قُلْتُ لَهُ: فَإِنْ ذَهَبَتِ الْحَسَنَةُ؟ قَالَ: {أُولَئِكَ الَّذِينَ نَتَقَبَّلُ عَنْهُمْ أَحْسَنَ مَا عَمِلُوا} [الأحقاف: 16]– وَقَرَأَ إِلَى قَوْلِهِ – {يُوعَدُونَ} [الأحقاف: 16] قُلْتُ لَهُ: فَرَأَيْتُ قَوْلَهُ عَزَّ وَجَلَّ {فَلَا تَعْلَمُ نَفْسٌ مَا أُخْفِيَ لَهُمْ مِنْ قُرَّةِ أَعْيُنٍ } [السجدة: 17] وَقَالَ: «الْعَبْدُ يَعْمَلُ سِرًّا أَجْرُهُ عَلَى اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ فَلَا تَعْلَمُ بِهِ النَّاسُ فَأَسَرَّ اللَّهُ لَهُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ قُرَّةَ عَيْنٍ ».**

Ibni Abasi r.a. përcjell nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e ky nga Shpirti Besnik (Xhibrili a.s.) i cili ka thënë: *“Zoti xh.sh. ka thënë:* ***“Do t`i sillen të mirat dhe të***

[65] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab sifetil Xheneti, nr.4336; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifetil Xheneti, bab ma xhae fi sukil xheneti, nr.2558 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belban-it në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, vëll.16, fq.466-468, nr.7438;
-Shejh Shuajb Arnauti në verifikim të Sunen-it të Ibni Maxhes (5/384-386, nr.4336) thotë: “Zinxhiri i hadithit është i dobët...”.
-Disa i kanë bërë vërejtje këtij hadithi pasi në zinxhir gjendet Abdulhumejd b. Habibi, por Mizziu shënon se Ahmed b. Hanbeli ka thënë se është i besueshëm, Jahja b. Mein-i ka thënë se nuk ka diç të keqe tek ai, kështu ka thënë edhe Ixhli. Ebu Zur`a ka thënë se është i besueshëm, kështu ka thënë edhe Ebu Hatim-i. Buhari-u ka thënë se ka kundërshtime në hadithet e tij. Nesai-u ka thënë se nuk është i fortë. (shih: Mizzi-u, “Tehdhibu`l-Kemal”, 16/420-425, nr.3710); kurse për transmetuesit tjerë nuk kanë shprehur ndonjë vërejtje;

***këqijat robit në Ditën e Kijametit, të cilat do të pakësojnë njëra-tjetrën, e nëse ngel një e mirë, Allahu do ta fus në Xhenet".*** *Tha: "E nëse nuk i mbetet edhe ajo e mirë?" Tha:* **"Të tillët janë ata që Ne ua pranojmë në mënyrë më të mirë atë që punuan, ua kapërcejmë të këqijat e tyre duke i radhitur me banorët e Xhenetit...". (Ahkaf, 16)** A nuk e keni lexuar fjalën e Zotit: **"Pra, për ata që kanë vepruar nuk di askush për atë kënaqësi të fshehtë që u është caktuar atyre si shpërblim". (Sexhde, 17).** Tha: *"Ky është robi i cili ka punuar një të mirë fshehtas, kurse Zoti do t`ia shfaq në Ditën e Kijametit e ai do të përjetojë kënaqësi".*[66]

**عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " إِنَّ هَذِهِ الْأُمَّةَ مَرْحُومَةٌ، عَذَابُهَا بِأَيْدِيهَا، فَإِذَا كَانَ يَوْمُ الْقِيَامَةِ، دُفِعَ إِلَى كُلِّ رَجُلٍ مِنَ الْمُسْلِمِينَ رَجُلٌ مِنَ الْمُشْرِكِينَ، فَيُقَالُ: هَذَا فِدَاؤُكَ مِنَ النَّارِ ".**

Nga Enes b. Malik-u (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë ky ummet është i mëshiruar, kurse ndëshkimi i tyre (në këtë botë) është në dorën e tyre, e kur të vijë Dita e Kiametit, do t`i jepet çdo muslimani nga një njeri prej idhujtarëve dhe do t`i thuhet: "Ky është shpëtimi yt prej Zjarri".*[67]

---

[66] Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.4, fq.280, nr.7641 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih"; me këtë pajtohet edhe Dhehebiu; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.12, fq.183, nr.12.832; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 3/91; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/200, nr.6515;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/217-218, nr.17.640 dhe thotë: "E transmeton Taberani, ndërsa zinxhiri i hadithit është i mirë (xhejjid)";
- Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
[67] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab Sifeti`l-Xhenneh, nr.4292; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 2/246, nr.1879;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «إِنَّ اللَّهَ تَجَاوَزَ لِي عَنْ أُمَّتِي مَا وَسْوَسَتْ بِهِ صُدُورُهَا، مَا لَمْ تَعْمَلْ أَوْ تَكَلَّمْ».

Nga Ebu Hurejre r.a. përcillet që ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) ia ka falur umetit tim atë që i pëshpërit vetvetja, gjersa nuk e ka vepruar ose nuk e ka folur"*.[68]

## VLERA E DEVOTSHMËRISË

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: سُئِلَ النَّبِيُّ ﷺ عَنْ أَكْثَرِ مَا يَلِجُ بِهِ النَّاسُ النَّارَ؟ قَالَ: "الْأَجْوَفَانِ: الْفَمُ، وَالْفَرْجُ ". وَسُئِلَ عَنْ أَكْثَرِ مَا يَلِجُ بِهِ النَّاسُ الْجَنَّةَ؟ قَالَ: " تَقْوَى اللهِ، وَحُسْنِ الْخُلُقِ ".

-Busiri-u thotë se hadithi është i dobët shkaku i Xhubares dhe Kethirit.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/69, nr.16.716 thotë: "E transmeton Taberani në "El-Euset", nga mësuesi i tij Ahmed b. Tahir b. Hermele, i cili është gënjeshtar";
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se është i dobët, shkaku se në zinxhir gjenden Xhubare b. Mugalis dhe Kethir b. Sulejmi të cilët janë të dobët (shih: Sunen Ibni Maxhe, tahkik Shuajb el-Arnauti, vëll.5, fq.352, dirasetu`l-alemije, Bejrut, botimi i parë, 2009);
[68] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Itku, bab el-hata`i ve`n-nisjani fi`l-atakati, nr.2528; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab hadithu`n-nefsi ve`l-havatiru bi`l-kalbi, nr.127; Tirmidhiu, "Sunen", kitab et-Talaki, bab ma xhae fimen juhadithu nefsehu bi talaki imretihi, nr.1183 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 4/321, nr.1634; Ibni Hibani, "Sahih", 10/178, nr.4334; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 2/259 dhe thotë se hadithi është Sahih; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Sahihun e Ibni Hibanit, thotë se është me zinxhir Sahih;

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "E kanë pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem se çka i çon njerëzit më së shumti në Zjarr? Ai tha: *"Dy gjëra: "Goja dhe organi gjenital"*. Pastaj e pyetën se çka i çon njerëzit më së shumti në Xhenet?" Ai tha: *"Devotshmëria ndaj Allahut (xh.sh.) dhe morali i mirë"*.[69]

**VLERA E ZUHDIT**

عَنْ عَائِشَةَ قَالَتْ: قَالَ لِي رَسُولُ اللَّهِ ﷺ «إِذَا أَرَدْتِ اللُّحُوقَ بِي فَلْيَكْفِكِ مِنَ الدُّنْيَا كَزَادِ الرَّاكِبِ، وَإِيَّاكِ وَمُجَالَسَةَ الأَغْنِيَاءِ، وَلَا تَسْتَخْلِقِي ثَوْبًا حَتَّى تُرَقِّعِيهِ».

Nga Aishja (r.a.h.) e cila ka thënë: "Më tha mua i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Nëse dëshiron të më shoqërosh mua (në Xhenet), të mjafton (të marrësh) nga kjo botë (të posedosh) sa bart udhëtari në valigjen e tij, ruaju nga ulja në kuvendet e të pasurve dhe mos e ndërro veshjen, derisa të mos vjetërsohet"*.[70]

---

[69] Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 10/370, nr.7642; Ngjashëm edhe Tirmidhi-u në "Sunen", kitab el-Birri ve`s-Sileti, bab ma xhae fi husni`l-huluki, nr.2004 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", 13/287, nr.7907; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", Dëshmia, Shkup, 2010; nr.294; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/360, nr.7919 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Hasen, ndërsa zinxhiri i tij është i dobët, shkaku i el-Mes`udijut, i cili është i përzier dhe pavendosur, por e ka ndjekur atë Muhamed b. Ubejdi...;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, sepse Davud b. Jezidi është i dobët;
[70] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Libasi, bab ma xhae fi terki`i`th-theubi, nr.1780 dhe thotë se hadithi është Garib; Taberani,

## VLERA E TURPIT

عَنْ سَهْلِ بْنِ سَعْدٍ، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «مَنْ يَضْمَنْ لِي مَا بَيْنَ لَحْيَيْهِ وَمَا بَيْنَ رِجْلَيْهِ أَضْمَنْ لَهُ الجَنَّةَ».

Nga Sehël b. Sa`di (r.a.) i cili përcjell se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush do të më garantonte mua për atë që ka mes nofullave dhe atë që ka mes këmbëve, unë ia garantoj atij Xhenetin"*.[71]

---

"Mu`xhemu`l-Euset", 5/217, nr.5128; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/347, nr.7867 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 8/250, nr.5770;

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (3/557, nr.1882) thotë se hadithi është shumë i dobët, për Salih b. Hisanin në "Tekrib" thuhet se është i refuzuar;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është shumë i dobët. Salih b. Hisani është i refuzuar.

[71] Buhariu, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab hifdhi`l-lisani, nr.6474; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma xhae fi hifdhi`l-lisani, nr.2416 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ahmedi, "Musned", 37/479, nr.22.823; Ibni Hibani, "Sahih", 13/8, nr.5701; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 6/190, nr.5960; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/399, nr.8065 dhe thotë se "hadithi është me zinxhir Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar"; Dhehebiu thotë se në fakt, këtë hadith e shënon Buhariu; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 3/252 dhe thotë se hadithi është Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 7/6, nr.4569; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «الحَيَاءُ مِنَ الإِيمَانِ، وَالإِيمَانُ فِي الجَنَّةِ، وَالبَذَاءُ مِنَ الجَفَاءِ، وَالجَفَاءُ فِي النَّارِ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Turpi është prej imanit, ndërsa imani është (që të dërgon) në Xhenet. Paturpësia është nga ngurtësia e zemrës, ndërsa ngurtësia e zemrës është (që të dërgon) në Zjarr".*[72]

## VLERA E FRIKËS NDAJ ZOTIT

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ: أَنَّ رَجُلًا كَانَ قَبْلَكُمْ، رَغَسَهُ اللَّهُ مَالًا، فَقَالَ لِبَنِيهِ لَمَّا حُضِرَ: أَيَّ أَبٍ كُنْتُ لَكُمْ؟ قَالُوا: خَيْرَ أَبٍ، قَالَ: فَإِنِّي لَمْ أَعْمَلْ خَيْرًا قَطُّ، فَإِذَا مُتُّ فَأَحْرِقُونِي، ثُمَّ اسْحَقُونِي، ثُمَّ ذَرُّونِي فِي يَوْمٍ عَاصِفٍ، فَفَعَلُوا، فَجَمَعَهُ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ، فَقَالَ: مَا حَمَلَكَ؟ قَالَ: مَخَافَتُكَ، فَتَلَقَّاهُ بِرَحْمَتِهِ ".

Nga Ebu Seid el-Hudriju r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) i dha pasuri një burri që jetonte para jush dhe kur i erdhi agonia e vdekjes, ai u tha fëmijëve të vet: "Çfarë babai kam qenë për ju?" Ata i thanë: "Ke qenë babai më i mirë". Ai tha: "Por unë*

---

[72] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-Sileti, bab ma xhae fi`l-hajai, nr.2009 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 16/305, nr.10.512; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/213, nr.25.345; Ibni Hibani, "Sahih", 2/372, nr.608; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 10/148, nr.7308; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Sahih, ndërsa zinxhirin e ka të mirë (Hasen);
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;

*nuk kam punuar asnjëherë ndonjë të mirë, prandaj kur të vdes, më digjni dhe më thërrmoni, më pas më shpërndani në një ditë me erë të fortë". Ata vepruan siç i urdhëroi i ati, por Allahu xh.sh. e ringjalli dhe e pyeti*: ***"Çfarë të shtyri të veprosh kështu?"*** *Ai i tha: "Frika prej Teje" dhe (Allahu xh.sh.) e përfshiu me Mëshirën e Tij".*[73]

**عَنْ أُمِّ كُلْثُومَ بِنْتِ الْعَبَّاسِ، عَنْ أَبِيهَا، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «إِذَا اقْشَعَرَّ جِلْدُ الْعَبْدِ مِنْ خَشْيَةِ اللَّهِ، تَحَاتَّتْ عَنْهُ خَطَايَاهُ كَمَا تَحَاتُّ عَنِ الشَّجَرَةِ الْبَالِيَةِ وَرَقُهَا».**

Nga Ummu Kulthumi (r.a.h.) e cila përcjell nga babai i saj Abasi (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të rrëqethet dhe të dridhet trupi i njeriut për shkak të frikë-respektit ndaj Allahut (xh.sh.), nga ai bien mëkatet ashtu siç bien gjethet nga pema e tharë".*[74]

---

[73] Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbijai, bab 54, nr.3478; Muslim-i, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab fi seati rahmetilahi teala, nr.2757; Ahmed-i, "Musned", 17/160, nr.11.096; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 2/31, nr.559; Ibni Hibani, "Sahih", 2/417, nr.649; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 2/261 dhe thotë se hadithi është Sahih; etj;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Sahih li gajrihi;
[74] Bezzari, "Bahru`z-Zehar", vëll.4, fq.148, nr.1322; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/236, nr.782;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/310, nr.18.217 thotë: "E shënon Bezzari përmes Ummu Kulthumit, bijës së Abasit të cilën nuk e njoh, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm";
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/34-35, nr.468 këtë hadith e vlerëson si hadith të dobët;
- Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët;

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ أَنَّهُ قَالَ فِي هَذِهِ الآيَةَ: {هُوَ أَهْلُ التَّقْوَى وَأَهْلُ المَغْفِرَةِ} [المدثر: 56] قَالَ: " قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: أَنَا أَهْلٌ أَنْ أُتَّقَى، فَمَنْ اتَّقَانِي فَلَمْ يَجْعَلْ مَعِي إِلَهًا، فَأَنَا أَهْلٌ أَنْ أَغْفِرَ لَهُ ".

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë në lidhje me ajetin kuranor **"Vetëm Ai është i Denjë për t`u pasur frikë dhe vetëm Ai është i Denjë për të falur" (Mudethir, 56)**: *ka thënë: "Zoti i juaj thotë:* ***"Unë jam më i denjë për të më pasur frikën. E kush ka frikë që të përshkruajë hyjni tjetër krahas Meje, Unë jam më i denjë që t`ia fal atij mëkatet".***[75]

عَنِ الْحَسَنِ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ رفعه قال: لا أَجْمَع عَلَى عَبْدي خَوْفَين وأَمْنَين إن أَخفته في الدُنيا أَمنتهُ في الآخِرَة، وَإِن أَمنته في الدُنيا أخفته في الأخِرَة ".

Nga Haseni (Hasan el-Basriu) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: (*"Allahu xh.sh. thotë*): ***"Unë nuk do të bashkoj dy frikësime dhe dy siguri tek robi Im. Nëse ai frikësohet prej Meje në këtë botë, do ta siguroj***

75 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kurani, bab sure Mudethir, nr.3339 ku thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma jurxha min rahmetilahi jaume`l-kijameti, nr.4299; Ahmed-i, "Musned", 19/430, nr.12.442; Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.552, nr.3876 dhe thotë se "Zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebiu; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/378, nr.6070 këtë hadith e vlerëson si hadith të vërtetë (Sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunen-it të Ibni Maxhes (5/355) për këtë hadith thotë se e ka zinxhirin e dobët, shkaku i dobësisë së Suhejl b. Abdullah el-Kutai-ut..".

***në Ahiret, e nëse sigurohet prej Meje në këtë botë, do ta frikësoj në Ahiret".***[76]

عَنْ أَنَسٍ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ دَخَلَ عَلَى شَابٍّ وَهُوَ فِي المَوْتِ، فَقَالَ: «كَيْفَ تَجِدُكَ؟» ، قَالَ: وَاللَّهِ يَا رَسُولَ اللَّهِ، إِنِّي أَرْجُو اللَّهَ، وَإِنِّي أَخَافُ ذُنُوبِي، فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صلى الله عليه وسلم: «لَا يَجْتَمِعَانِ فِي قَلْبِ عَبْدٍ فِي مِثْلِ هَذَا المَوْطِنِ إِلَّا أَعْطَاهُ اللَّهُ مَا يَرْجُو وَآمَنَهُ مِمَّا يَخَافُ».

Nga Enes (b. Maliku r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem hyri tek një djalosh i ri i cili ishte në prag të vdekjes dhe i tha: *"Si ndihesh?"* Ai tha: "O i Dërguari i Allahut! Pasha Allahun, shpresoj tek Allahu (xh.sh.) dhe kam frikë për mëkatet e mia". I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Nuk bashkohen këto dyja (pra frika dhe shpresa) në zemrën e një personi në këtë gjendje (para vdekjes) vetëm se Allahu (xh.sh.) do t`i japë atij atë që shpreson dhe do ta sigurojë prej asaj që ka frikë".*[77]

---

[76] Bezzar-i, "Bahru`z-Zehar", vëll.14, fq.342, nr.8028; Ibni Mubarek-u, "Zuhd", fq.85, nr.157-158; Ibni Hiban-i, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", vëll.2, fq.406, nr.640; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/223, nr.759; Edhe Ebu Nuajm-i, në "Hiljetu`l-Evlija", vëll.1, fq.270 por përmes Shedad b. Eusit r.a.;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të librit të Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se e ka zinxhirin e mirë, transmetuesit të besueshëm dhe thotë se ka hadith dëshmi që e përforcon e që gjendet tek Ibni Mubareku me zinxhir Sahih;

[77] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab, nr.983 dhe thotë se ky hadith është Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`l-meuti ve`l-isti`dadu lehu, nr.4261; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/315, nr.970; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/292; etj.
-Mundhiriu në "Et-Tergib ve`t-Terhib" 4/135, nr.5125 thotë se "zinxhiri i hadithit është Hasen, Xha`feri është i sinqertë dhe i mirë, me të argumenton Muslimi, ndërsa Nesaiu e ka konsideruar të besueshëm, ndërsa për të ka folur (kritikuar) Darekutni dhe të tjerë".

عَنْ أَبِي ذَرٍّ قَالَ: قَالَ لِي رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «اتَّقِ اللَّهِ حَيْثُمَا كُنْتَ، وَأَتْبِعِ السَّيِّئَةَ الحَسَنَةَ تَمْحُهَا، وَخَالِقِ النَّاسَ بِخُلُقٍ حَسَنٍ».

Nga Ebu Dherri (r.a.) i cili ka thënë: "Më ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Ke frikë All-llahun kudo që të jesh, të keqen pasoje me një të mirë, e cila do ta shlyen mëkatin dhe sillu me njerëzit me moral të mirë".*[78]

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (5/329) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Sejjar ibni Hatimit...".

- Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët shkaku i Hadër b. Ebanit;

-Dijetarët janë ndarë në mendime rreth këtij hadithi shkaku se shumica e kanë konsideruar të dobët Sejjarin, njërin prej transmetuesve të këtij hadithi.

-Dhehebiu në "El-Kashif", 1/475, nr.2214 thotë se Sejjari është i sinqertë (saduk);

[78] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Edebi, bab ma xhae fi muashereti`n-nasi, nr.1994 dhe thotë se është Hasenun-Sahih; Darimiju, "Sunen", kitab er-Rikaki, bab fi husni`l-huluki, nr.2833; Ahmedi, "Musned", 35/284, nr.21.354; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 9/416, nr.4022; Taberani, "Mu`xhem`ul-Kebir", 20/145, nr.298; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/121, nr.178 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë regjistruar; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 10/380, nr.7660; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Hasen li gajrihi, ndërsa transmetuesit në këtë zinxhir janë të besueshëm, të cilët gjenden në dy Sahihet, përpos Mejmun b. Ebi Shejbe, prej të cilit përcjell Muslimi në Mukadimen e tij, e ai është i besueshëm, hadithi prej tij është i mirë, por që nuk ka dëgjuar hadithe prej Ebu Dherrit r.a. siç thotë Ebu Hatimi dhe të tjerët;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen në bazë të gjitha rrugëve të transmetimit;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «لَا يَلِجُ النَّارَ رَجُلٌ بَكَى مِنْ خَشْيَةِ اللَّهِ حَتَّى يَعُودَ اللَّبَنُ فِي الضَّرْعِ، وَلَا يَجْتَمِعُ غُبَارٌ فِي سَبِيلِ اللَّهِ وَدُخَانُ جَهَنَّمَ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk do të hyjë në Zjarr njeriu i cili qanë nga frika prej Zotit, derisa të mundet të kthehet qumështi në gji dhe nuk mund të bashkohet pluhuri në rrugë të Allahut me tymin e Xhehenemit".*[79]

عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " عَيْنَانِ لَا تَمَسُّهُمَا النَّارُ: عَيْنٌ بَكَتْ مِنْ خَشْيَةِ اللَّهِ، وَعَيْنٌ بَاتَتْ تَحْرُسُ فِي سَبِيلِ اللَّهِ ".

Nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë: *"Dy lloje sysh nuk i prek zjarri i Xhehenemit, një sy i cili qanë prej frikës së Zotit dhe një sy i cili rri zgjuar si roje në luftë për në rrugë të Allahut".*[80]

---

[79] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadail`ul-Xhihadi, bab fadlu`l-gubari fi sebililah, nr.1633 dhe thotë se është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fadlu men amile fi sebililahi ala kademihi, nr.3108; Ahmedi, "Musned", 16/330, nr.10.560; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 4/208, nr.19.364; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/288, nr.7667 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është me zinxhir Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Mes`udijut, i cili është i besueshëm, por kah fundi i jetës ka filluar të ngatërrohet;
[80] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadail`ul-Xhihadi, bab fadlu`l-haresi fi sebililah, nr.1639 dhe thotë se është Hasenun-Garib; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/232, nr.775; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 5/209;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 5/288, nr.9489 dhe thotë se hadithin e transmeton Taberani, por në zinxhir gjendet Uthman b.

ثنا بَهْزُ بْنُ حَكِيمٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ جَدِّهِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " ثَلَاثَةٌ لَا تَرَى أَعْيُنُهُمُ النَّارَ: عَيْنٌ حَرَسَتْ فِي سَبِيلِ اللهِ، وَعَيْنٌ بَكَتْ مِنْ خَشْيَةِ اللهِ، وَعَيْنٌ غَضَّتْ عَنْ مَحَارِمِ اللهِ ".

Transmeton Behz b. Hakimi nga babai e ai nga gjyshi i tij (Muavije b. Hajde) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Tre persona, sytë e tyre nuk do ta shohin Zjarrin: "Syri i cili rri zgjuar duke bërë roje në rrugë të Allahut, syri që loton nga frika prej Allahut dhe syri i cili është larguar nga e ndaluara (harami)".*[81]

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ مَسْعُودٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَا مِنْ عَبْدٍ مُؤْمِنٍ يَخْرُجُ مِنْ عَيْنَيْهِ دُمُوعٌ، وَإِنْ كَانَ مِثْلَ رَأْسِ الذُّبَابِ، مِنْ خَشْيَةِ اللَّهِ، ثُمَّ تُصِيبُ شَيْئًا مِنْ حُرِّ وَجْهِهِ، إِلَّا حَرَّمَهُ اللَّهُ عَلَى النَّارِ».

Nga Abdullah b. Mes`udi (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka rob besimtar i cili nxjerr nga sytë e tij lot qoftë ajo sa*

---

Atau, i cili është i braktisur, por Duhejmi e ka konsideruar të besueshëm;
-Sujutiu në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/349, nr.5649 dhe e vlerëson këtë hadith si të saktë (Sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (3/444, nr.1727) thotë se hadithi është Sahih;
[81] Taberani-u, "Mu`xhem`ul-Kebir", vëll.19, fq.416, nr.1003; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 5/288, nr.9490 dhe thotë: "E transmeton Taberani, por në zinxhir gjendet Ebu Habib el-Ankaziju, ose El-Kaneviju të cilin nuk e njoh, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm";
-Sujutiu në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/213, nr.3518 dhe e vlerëson hadithin si të mirë (Hasen);

*koka e një mize e kjo nga frika prej Allahut (xh.sh.) dhe ai lot i rrjedh nëpër faqe, Allahu (xh.sh.) ia bën haram Zjarrin".*[82]

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " لَيْسَ شَيْءٌ أَحَبَّ إِلَى اللَّهِ مِنْ قَطْرَتَيْنِ وَأَثَرَيْنِ، قَطْرَةٌ مِنْ دُمُوعٍ فِي خَشْيَةِ اللَّهِ، وَقَطْرَةُ دَمٍ تُهَرَاقُ فِي سَبِيلِ اللَّهِ، وَأَمَّا الأَثَرَانِ: فَأَثَرٌ فِي سَبِيلِ اللَّهِ، وَأَثَرٌ فِي فَرِيضَةٍ مِنْ فَرَائِضِ اللَّهِ ".

Nga Ebu Umame (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka asgjë më të dashur te Allahu (xh.sh.) sesa dy pika dhe dy gjurmë. Këto dy pika janë lotët që rrjedhin për shkak të frikës ndaj Allahut dhe pikat e gjakut që derdhen në rrugë të Allahut. Ndërsa dy gjurmët janë gjurmët që lihen në rrugë të Allahut dhe gjurmët që lihen kur kryen ndonjë farz të Zotit".*[83]

---

[82] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab el-huznu ve`l-bukau, nr.4197; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 10/17, nr.9799; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 4/266; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/235, nr.781;
-Busiriju në "Zevaid" thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, Hamad b. Ebu Humejd ez-Zurekiju është i dobët;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (5/287) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët shkaku i Hamad b. Ebu Humejd;
[83] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Fadail`il-Xhihadi, bab ma xhae fi fadli`l-murabiti, nr.1669 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/235, nr.7918;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (3/471, nr.1764) dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

## VLERA E MBAJTJES MENDIM TË MIRË PËR ALLAHUN XH.SH.

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: " أَمَرَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ بِعَبْدَيْنِ إِلَى النَّارِ فَلَمَّا وَقَفَ أَحَدُهُمَا عَلَى شَفَتِهَا الْتَفَتَ فَقَالَ: أَمَا وَاللهِ إِنْ كَانَ ظَنِّي بِكَ لَحَسَنٌ، فَقَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: رُدُّوهُ فَأَنَا عِنْدَ ظَنِّ عَبْدِي بِي فَغَفَرَ لَهُ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) thuhet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. urdhëroi që dy robër të dërgohen për në Zjarr, e kur arritën në buzë të greminës dhe i ndaluan, njëri prej tyre, u kthye dhe tha: "Pasha Allahun, unë kam pasur mendim të mirë për Ty", atëherë Allahu xh.sh. tha:* ***"Ktheni ata, sepse Unë jam ashtu siç më mendon Mua robi Im"*** *dhe ia fali atij".*[84]

سَمِعْتُ أَبَا هُرَيْرَةَ يَقُولُ: مَرَّ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ عَلَى رَهْطٍ مِنْ أَصْحَابِهِ وَهُمْ يَضْحَكُونَ فَقَالَ: "لَوْ تَعْلَمُونَ مَا أَعْلَمُ لَضَحِكْتُمْ قَلِيلًا وَلَبَكَيْتُمْ كَثِيرًا" فَأَتَاهُ جِبْرِيلُ فَقَالَ: إِنَّ اللَّهَ يَقُولُ لَكَ لِمَ تُقَنِّطُ عِبَادِي قَالَ: فَرَجَعَ إِلَيْهِمْ فَقَالَ: "سَدِّدُوا وَقَارِبُوا وأبشروا ".

E kemi dëgjuar Ebu Hurejren (r.a.) duke thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kaloi pranë një grupi të shokëve të tij të cilët ishin duke qeshur dhe u tha: *"Të dinit atë që di unë, do të qeshnit pak dhe do të qanit shumë!"* Atij i erdhi Xhibrili a.s. dhe i tha:

---

[84] Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 2/323-324, nr.985;
-Mundhiri-u në "Et-Tergib", 4/136, nr.5132 dhe thotë se "e përcjell një prej fëmijëve të Ubade b. Samitit nga Ebu Hurejre r.a., por ai nuk ka dëgjuar nga Ebu Hurejre";
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, në zinxhir ka njerëz të panjohur. Xhamiu b. Sevade është i dobët sipas Darekutnit;

Zoti të thotë ty: ***"Përse ua humb shpresat robërve të Mi?"*** Tha: Ai u kthye tek ata dhe u tha: *"Lehtësoni, afroni dhe përgëzoni"*.[85]

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «إِنَّ اللَّهَ وَضَعَ عَنْ أُمَّتِي الْخَطَأَ، وَالنِّسْيَانَ، وَمَا اسْتُكْرِهُوا عَلَيْهِ».

Nga Ibni Abasi (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Allahu (xh.sh.) ua fali popullit tim atë që e bëjnë gabimisht, me harresë ose atë për të cilën detyrohen me forcë*".[86]

---

[85] Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.254; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 1/319, nr.113; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/343, nr.1027;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se zinxhiri i tij është Sahih sipas kushteve të Muslimit;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës së Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit që gjenden në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;
[86] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Talaku, bab talaku`l-mukrehi ve`n-nasiji, nr.2045; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/133, nr.11.274; Hakimi, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.216, nr.2801 i cili thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ata dy nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; etj.
-Ukajli në "Kitabu`d-Duafai`l-Kebiru", daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë; 4/145, nr.1710 thotë se zinxhiri i hadithit është i mirë (xhejid);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (3/201) thotë se hadithi është Sahih, ndërsa zinxhiri është i ndërprerë, pasi Atau nuk ka dëgjuar hadithe prej Ibni Abasit r.a.;

**VLERA E PENDIMIT**

عَنْ عَلِيٍّ، رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " خِيَارُكُمْ كُلُّ مُفْتَنٍ تَوَّابٌ ".

Nga Aliu r.a. i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Më i miri prej jush është ai i cili pendohet pas vazhdimësisë në mëkat".*[87]

سَمِعْتُ عَلِيًّا رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ يَقُولُ: كُنْتُ رَجُلًا إِذَا سَمِعْتُ مِنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ حَدِيثًا نَفَعَنِي اللَّهُ مِنْهُ بِمَا شَاءَ أَنْ يَنْفَعَنِي، وَإِذَا حَدَّثَنِي أَحَدٌ مِنْ أَصْحَابِهِ اسْتَحْلَفْتُهُ، فَإِذَا حَلَفَ لِي صَدَّقْتُهُ، قَالَ: وَحَدَّثَنِي أَبُو بَكْرٍ وَصَدَقَ أَبُو بَكْرٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، أَنَّهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " مَا مِنْ عَبْدٍ يُذْنِبُ ذَنْبًا، فَيُحْسِنُ الطُّهُورَ، ثُمَّ يَقُومُ فَيُصَلِّي رَكْعَتَيْنِ، ثُمَّ يَسْتَغْفِرُ اللَّهَ، إِلَّا غَفَرَ اللَّهُ لَهُ، ثُمَّ قَرَأَ هَذِهِ الْآيَةَ: {وَالَّذِينَ إِذَا فَعَلُوا فَاحِشَةً أَوْ ظَلَمُوا أَنْفُسَهُمْ ذَكَرُوا اللَّهَ} [آل عمران: **135**] إِلَى آخِرِ الْآيَةِ.

Transmeton Aliu r.a. i cili ka thënë: "Saherë që dëgjoja nga i Dërguari i Allahut ndonjë gjë, Allahu xh.sh. ma mundësonte që ajo gjë të më bënte dobi. Më ka rrëfyer njëherë Ebu Bekri (r.a.) i cili ka thënë të vërtetën: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çdo musliman që bën ndonjë mëkat e pastaj merr abdes dhe i fal dy rekate duke kërkuar faljen e Allahut për atë mëkat, atij do t`i falen mëkatet"*. Pastaj citoi ajetin: **"Dhe ata që bëjnë vepra të ndyta ose i bëjnë mizori vetvetes, pas kësaj e**

---

[87] Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 2/280, nr.700; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", vëll.9, fq.327, nr.6719;
-Sujuti e shënon në "Xhamiu`s-Sagir", 2/244, nr.3996 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i Abdurahman b. Is`hak el-Vasitijut;

**përkujtojnë Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre”[88].[89]**

عَنْ عَبْدِ اللهِ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " لَلَّهُ أَشَدُّ فَرَحًا بِتَوْبَةِ عَبْدِهِ الْمُؤْمِنِ، مِنْ رَجُلٍ فِي أَرْضٍ دَوِّيَّةٍ مَهْلِكَةٍ، مَعَهُ رَاحِلَتُهُ، عَلَيْهَا طَعَامُهُ وَشَرَابُهُ، فَنَامَ فَاسْتَيْقَظَ وَقَدْ ذَهَبَتْ، فَطَلَبَهَا حَتَّى أَدْرَكَهُ الْعَطَشُ، ثُمَّ قَالَ: أَرْجِعُ إِلَى مَكَانِيَ الَّذِي كُنْتُ فِيهِ، فَأَنَامُ حَتَّى أَمُوتَ، فَوَضَعَ رَأْسَهُ عَلَى سَاعِدِهِ لِيَمُوتَ، فَاسْتَيْقَظَ وَعِنْدَهُ رَاحِلَتُهُ وَعَلَيْهَا زَادُهُ وَطَعَامُهُ وَشَرَابُهُ، فَاللهُ أَشَدُّ فَرَحًا بِتَوْبَةِ الْعَبْدِ الْمُؤْمِنِ مِنْ هَذَا بِرَاحِلَتِهِ وَزَادِهِ ".

Nga Abdullahu (r.a.) i cili ka thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: *“Allahu (xh.sh.) gëzohet për pendimin e robit të vet besimtar më tepër sesa që gëzohet një person i cili është në shkretëtirën e pafund dhe me vete ka*

[88] Kurani, Ali Imran, 135;

[89] Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab fi`l-istigfari, nr.1521; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ma xhae fi`s-salati inde`t-teubeti, nr.406 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Ikameti`s-salati ve`s-sunnetu fiha, nr.1395; Ahmedi, “Musned”, 1/218, nr.47; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 2/159, nr.7642; Bezzari, “Bahru`z-Zehhar”, 1/61, nr.8 dhe thotë se Esma b. Hakem është i panjohur nuk përcjell përpos këtij hadithi dhe prej tij përcjell vetëm Ali b. Rebia; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 1/185, nr.584; etj.
-Buhariu në “Tarihu`l-Kebir”, Dairetul-Mearif el-Uthmanije, Hajdarabad, Indi; 2/54, nr.1663 kur flet mbi Esma b. Hakemin mes tjerash thotë se ai nuk duhet të ndiqet;
-Ibni Hibani e përmend në librin e tij “Kitabu`th-Thikat”, Indi, botimi i parë, 1973; 4/59 dhe thotë se ka gabuar;
-Ibni Haxheri në “Tehdhibu`t-Tehdhib” 1/136, përcjell vlerësimin e Ukajlit i cili për këtë transmetues ka thënë se është tabiin dhe i besueshëm;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se e ka zinxhirin Sahih;

*mjetin e udhëtimit ku ka ushqimin dhe pijen. Më pas bie të flejë, e kur zgjohet sheh se i ka ikur (deveja), shkoi ta kërkojë gjersa e mori etja, më pas tha: "Të kthej në vendin e mëparshëm ku isha" dhe e zuri gjumi derisa e priti vdekjen, e vëndoi kokën në tokë që të pres vdekjen, kur para tij u shfaq mjeti i udhëtimit dhe në të ishin të gjitha përgatitjet e tija si ushqimi dhe uji, Allahu (xh.sh.) gëzohet më tepër me pendimin e robit të Tij besimtar sesa ky që u gëzua për kthimin e kafshës bartëse dhe përgatitjet e udhëtimit".*[90]

**عَنْ أَبِي مُوسَى، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَبْسُطُ يَدَهُ بِاللَّيْلِ لِيَتُوبَ مُسِيءُ النَّهَارِ، وَيَبْسُطُ يَدَهُ بِالنَّهَارِ لِيَتُوبَ مُسِيءُ اللَّيْلِ، حَتَّى تَطْلُعَ الشَّمْسُ مِنْ مَغْرِبِهَا».**

Nga Ebu Musa (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Allahu xh.sh. shtrin Dorën e Tij natën, që të pendohet ai që ka bërë mëkat ditën, po ashtu shtrin Dorën e Tij ditën, që të pendohet ai që ka bërë mëkat natën, kështu vazhdon derisa të lind dielli kah perëndimi".*[91]

---

[90] Muslimi, "Sahih", kitab Teubetu, bab fi`l-haddi ale`t-teubeti ve`l-ferehi biha, nr.2744; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti, bab, nr.2498 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 6/131, nr.3627; e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab ed-De`avatu, bab teubeti, nr.6308 por me tekst më të shkurtë; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 5/81, nr.1654; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

[91] Muslimi, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab kabulu`t-teubeti mine`dh-dhunubi, nr.2759; Ahmedi, "Musned", 32/295, nr.19.529; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 8/39, nr.3021; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/290, nr.6673; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/115, nr.1844 e vlerëson këtë hadith si Sahih;

عَنْ أَبِي عُبَيْدَةَ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ، عَنْ أَبِيهِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «التَّائِبُ مِنَ الذَّنْبِ، كَمَنْ لَا ذَنْبَ لَهُ».

Nga Ebu Ubejde b. Abdullahu ky nga babai i tij i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"I penduari nga mëkati, është sikur ai që s`ka fare mëkat".*[92]

عَنْ عُقْبَةَ بْنِ عَامِرٍ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، أَنَّ رَجُلًا أَتَى رَسُولَ اللَّهِ ﷺ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، أَحَدُنَا يُذْنِبُ، قَالَ: «يُكْتَبُ عَلَيْهِ» قَالَ: ثُمَّ يَسْتَغْفِرُ مِنْهُ وَيَتُوبُ؟ قَالَ: «يُغْفَرُ

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se ka zinxhirin Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

92 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`t-teubeti, nr.4250; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 10/150, nr.10.281; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 4/210;

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/200, nr.17.526 thotë: "E shënon Taberani dhe transmetuesit janë transmetues që gjenden në Sahihe, përpos që Ebu Ubejde nuk ka dëgjuar hadithe nga babai i tij";

-Busiriu në "Zevaid", thotë se zinxhiri është Sahih, kurse transmetuesit të besueshëm.

-Ibni Haxheri në "Fet`hu`l- Bari", 13/471 thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

-Sujuti thotë se hadithi është Hasen. (Sujuti, "Xhamiu`s-Sagir", 1/203, nr.3385);

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (5/320) thotë se anon kah të qënurit Hasen në bazë të dëshmive, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi i ka transmetuesit të besueshëm, përpos Vuhejb b. Halidi të cilit i ka ndryshuar memoria kah fundi i jetës, si dhe Ebu Ubejde nuk ka dëgjuar hadithe nga babai i tij Ibni Mes`udi r.a....;

لَهُ وَيُتَابُ عَلَيْهِ» قَالَ: فَيَعُودُ فَيُذْنِبُ؟ قَالَ: «يُكْتَبُ عَلَيْهِ، وَلَا يَمَلُّ اللَّهُ حَتَّى تَمَلُّوا».

Nga Ukbe b. Amiri r.a. përcillet se një njeri erdhi dhe e pyeti Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "O i Dërguari i Allahut, çka nëse dikush prej nesh kryen mëkat?!" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"I shkruhet atij (mëkati)"*. Tha: "Por pastaj kërkon falje për të dhe pendohet?!" Tha: *"I falet dhe i pranohet pendimi"*. Tha: "Po nëse e përsërit dhe bën mëkat?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"I shkruhet atij dhe Zoti nuk lodhet nga kjo derisa të lodheni ju"*.[93]

عَنْ عَائِشَةَ، قَالَتْ: جَاءَ حَبِيبُ بْنُ الْحَارِثِ إِلَى رَسُولِ اللَّهِ ﷺ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، إِنِّي رَجُلٌ مِقْرَافُ الذُّنُوبِ. قَالَ: «تُبْ إِلَى اللَّهِ يَا حَبِيبُ» . قَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، إِنِّي أَتُوبُ ثُمَّ أَعُودُ. قَالَ: «فَكُلَّمَا أَذْنَبْتَ فَتُبْ» . قَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، إِذًا يَكْثُرُ ذُنُوبِي. قَالَ: «عَفْوُ اللَّهِ أَكْثَرُ مِنْ ذُنُوبِكَ يَا حَبِيبُ بْنُ الْحَارِثِ».

Nga Aishja (r.a.h.) e cila ka thënë: "Habib b. Harith (r.a.) erdhi te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, unë jam njeri që e kam bërë shprehi mëkatin". I tha (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem): *"Pendohu te Allahu o Habib"*. Ai tha: "O

[93] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/298, nr.8689; Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.4, fq.285, nr.7658 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar" e me këtë pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/307, nr.6695;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/200, nr.17.530 dhe thotë: "E shënon Taberani në "Kebir" dhe "Euset", ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen";
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

i Dërguari i Allahut, unë pendohem, por pastaj përsëri e përsëris?!" (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) i tha: *"Çdo herë që të bësh mëkat, pendohu"*. Ai tha: "O i Dërguari i Allahut, po kështu atëherë do të shtohen mëkatet e mia?!" Ai iu përgjigj: *"Falja e Allahut është më e madhe se mëkatet e tua, o Habib b. Harith"*.[94]

عَنْ أَنَسٍ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ إِلَى النَّبِيِّ ﷺ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنِّي أَذْنَبْتُ، فَقَالَ لَهُ النَّبِيُّ ﷺ: «إِذَا أَذْنَبْتَ فَاسْتَغْفِرْ رَبَّكَ عَزَّ وَجَلَّ» قَالَ: فَإِنِّي أَسْتَغْفِرُ رَبِّي عَزَّ وَجَلَّ ثُمَّ أَعُودُ فَأُذْنِبُ قَالَ: «فَإِذَا أَذْنَبْتَ فَاسْتَغْفِرْ رَبَّكَ عَزَّ وَجَلَّ» فَقَالَ لَهُ فِي الرَّابِعَةِ: «اسْتَغْفِرْ رَبَّكَ حَتَّى يَكُونَ الشَّيْطَانُ هُوَ الْمَحْسُورُ».

Nga Enesi r.a. i cili thotë: "Një njeri erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, unë kam bërë mëkat". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha atij: *"Kur të bësh mëkat, kërko falje prej Zotit xh.sh."*. Njeriu tha: "Unë i kërkoj falje Zotit, por përsëri e kryejë atë mëkat?!" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Kur të bësh mëkat, kërko falje prej*

---

94 Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", vëll.5, fq.122-123, nr.4854; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/304, nr.6689 dhe thotë se Nuh b. Dhekvani është i dobët; etj.

-Ebu Hatim er-Razi për Nuh b. Dhekvanin thotë se nuk është asgjë, është i panjohur. (Ebu Hatim er-Razi, "El-Xherhu ve`t-Ta`dil", 8/485, nr.2214);

-Ibni Hibani në "Mexhruhin", tahkik Hamdi b. Abdulmexhid b. Ismail es-Selefi, Daru Samiiju, Rijad, botimi i parë, 2000, 1/185, nr.98 thotë se Nuh b. Dhekvani dhe vëllai i tij Ejub b. Dhekvani janë të refuzuar në hadith dhe nuk kanë bazë;

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/200, nr.17.531 dhe thotë: "E shënon Taberani në "El-Euset" por në zinxhir është Nuh b. Dhekvani, i cili është i dobët";

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët. Nuh b. Dhekvani është i dobët;

*Zotit xh.sh.”*. Kurse në herën e katërt, i tha: *“Kërko falje prej Zotit, derisa shejtani të jetë i dëshpëruari”*.[95]

عَنْ عَلِيّ قَالَ: «رَأَيْتُ النَّبِيَّ ﷺ فَعَلَ كَمَا فَعَلْتُ» . ثُمَّ ضَحِكَ فَقُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، مِنْ أَيِّ شَيْءٍ ضَحِكْتَ؟ قَالَ: «إِنَّ رَبَّكَ يَعْجَبُ مِنْ عَبْدِهِ إِذَا قَالَ اغْفِرْ لِي ذُنُوبِي يَعْلَمُ أَنَّهُ لَا يَغْفِرُ الذُّنُوبَ غَيْرِي ».

Nga Aliu (r.a.) i cili ka thënë: “E kam parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem të veprojë kështu siç veprova unë”. Pastaj qeshi dhe i thash: “O i Dërguari i Allahut, për çfarë arsye qeshe?” Ai tha: *“Zoti yt “mahnitet” me robin e Tij kur ai thotë: “O Zoti im mi fal mëkatet e mia”, e Zoti thotë:* ***“Robi Im e din që nuk ia fal mëkatet tjetërkush përpos Meje”.***[96]

---

[95] Bezzari, “Bahru`z-Zehar”, 13/314, nr.6913 dhe thotë se këto dy hadithe nuk e di që përcillen përmes ndonjë rruge tjetër prej Enesit përpos përmes këtyre; Taberani, “Ed-Dua”, Daru`l-kutubil-Ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1992, vëll.1, fq.504, nr.1782; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 9/303, nr.6688;
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 10/201, nr.17.532 thotë: “E transmeton Bezzari, por në zinxhir gjendet Bashar b. Hakem ed-Dabiju, të cilin e kanë konsideruar të dobët më shumë se një dijetarë, por Ibni Adiju thotë: “Shpresoj të mos ketë diç të keqe te ai”, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm”;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët. Beshar b. Hakemi është i refuzuar.
[96] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Xhihadi, bab me jekulu`r-rexhulu idha rekibe, nr.2602; Ahmed-i, “Musned”, 2/148, nr.753; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, 6/415, nr.2698; Hakimi, “El-Mustedrek”, 2/108, nr.2482 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por nuk e ka shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu;

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " إِنَّ إِبْلِيسَ قَالَ لِرَبِّهِ: بِعِزَّتِكَ وَجَلَالِكَ لَا أَبْرَحُ أُغْوِي بَنِي آدَمَ مَا دَامَتِ الْأَرْوَاحُ فِيهِمْ، فَقَالَ لَهُ اللهُ: فَبِعِزَّتِي وَجَلَالِي لَا أَبْرَحُ أَغْفِرُ لَهُمْ مَا اسْتَغْفَرُونِي ".

Nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) përcillet se ka thënë: "E kam dëgjuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, Iblisi i ka thënë Zotit: "Betohem në Fuqinë dhe Madhështinë Tënde, se do të vazhdojë t`i josh bijtë e Ademit (njerëzit), derisa t`i kenë shpirtërat me vete (në trup)". Allahu i tha atij*: ***"Betohem në Fuqinë dhe Madhështinë Time, se Unë do t`ua falë atyre (gjynahet) përderisa më kërkojnë falje".***[97]

عَنْ أَبِي ذَرٍّ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ فِيمَا رَوَى عَنِ اللهِ تَبَارَكَ وَتَعَالَى أَنَّهُ قَالَ: «... يَا عِبَادِي إِنَّكُمْ تُخْطِئُونَ بِاللَّيْلِ وَالنَّهَارِ، وَأَنَا أَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعًا، فَاسْتَغْفِرُونِي أَغْفِرْ لَكُمْ .....».

Nga Ebu Dherri (r.a.) i cili përcjell se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xhele she`nuhu thotë:* ***"…O robërit e Mi, ju bëni mëkate natën dhe ditën,***

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi të Ibni Hibanit, thotë se transmetuesit janë të besueshëm, të cilët gjenden edhe në dy sahihet..".

[97] Ahmed-i, "Musned", 17/344, nr.11.244; Hakim-i, "El-Mustedrek", 4/290, nr.7672 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 8/332;

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/250, nr.17.573 thotë: "...njëri zinxhir i Ahmedit i ka transmetuesit që gjeden edhe në Sahihe, kështu është edhe njëri zinxhir që e shënon Ebu Ja`la".

-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmedit, thotë se hadithi është Hasen, ky zinxhir i ka transmetuesit të besueshëm, janë transmetues që gjenden te Buhariu dhe Muslimi, përpos Amrit...".

***e Unë ua fshijë të gjitha mëkatet, pra kërkoni nga Unë falje dhe Unë do t'ju fal!...".***[98]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " مَا مِنْ حَافِظَيْنِ، رَفَعَا إِلَى اللَّهِ مَا حَفِظَا مِنْ لَيْلٍ أَوْ نَهَارٍ، فَيَجِدُ اللَّهُ فِي أَوَّلِ الصَّحِيفَةِ وَفِي آخِرِ الصَّحِيفَةِ خَيْرًا، إِلَّا قَالَ اللَّهُ تَعَالَى: أُشْهِدُكُمْ أَنِّي قَدْ غَفَرْتُ لِعَبْدِي مَا بَيْنَ طَرَفَيِ الصَّحِيفَةِ ".

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çdo herë që dy melekët shkrues ngriten për tek Allahu me atë që kanë regjistruar, qoftë natën ose ditën, e Allahu gjen të shkruar në fletën e parë dhe të fundit vepër të mirë, e Allahu xh.sh. të mos thotë:* ***"Ju marrë dëshmitarë se Unë ia kam falur robit Tim atë që është e shkruar në mes këtyre fletëve".***[99]

---

[98] Muslimi, "Sahih", kitab Birru ve`s-Sileti ve`l-Adab, bab tahrimu`dh-dhulm (15), nr.2577; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.490; Ahmedi, "Musned", 35/332, nr.21.420;

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;

[99] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 9, nr.983; Bezzar-i, "Bahru`z-Zehar", 13/218, nr.6696 dhe thotë se e përcjell përmes Hasenit nga Enesi vetëm Temam b. Nexhihu të cilit i vlen hadithi; Ebu Ja`la, "Musned", fq.570, nr.2776; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 9/273, nr.6652;

-Ibni Xheuzi në "Ilel`ul-Mutenahije" Darul kutubil`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1983; (1/45, nr.28) thotë se "ky hadith nuk është Sahih. Ibni Hibani thotë se Temami përcjell hadithe të falsifikuara nga transmetues të besueshëm. Dhe Ibni Adij thotë se ai nuk është i besueshëm";

-Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/251, nr.17.580 thotë: "E përcjell Bezzari, aty gjendet Temam b. Nexhihu të cilin e ka konsideruar të besueshëm Ibni Meini dhe të tjerë, kurse të dobët e kanë konsideruar Buhariu dhe të tjerë, kurse transmetuesit tjerë, janë transmetues që gjenden në Sahihe";

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «لَوْ أَخْطَأْتُمْ حَتَّى تَبْلُغَ خَطَايَاكُمُ السَّمَاءَ، ثُمَّ تُبْتُمْ، لَتَابَ اللَّهُ عَلَيْكُمْ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili përcjell nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Nëse do të mëkatonit derisa mëkatet tuaja të arrijnë deri në qiell, e pastaj të pendoheshit, Allahu (xh.sh.) do t`ua falte juve"*.[100]

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Tirmidhiut (2/472), për këtë hadith thotë se e ka zinxhirin e dobët, shkaku i dobësisë së Temam b. Nexhihut..".

-Ebu Hatim er-Razi thotë se "është i refuzuar në hadith dhe i mbaruar. Po ashtu thotë se Ebu Zur`a e ka konsideruar jo të fuqishëm dhe të dobët. Gjithashtu kur është pyetur imam Ahmedi për të, ka thënë se nuk ia njeh gjendjen e tij të vërtetë. (Ebu Hatim er-Razi, "Xherh ve ta`dil", Daru`l-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1952, 2/445, nr.1788);

-Ibni Adij ka thënë: "Buhariu ka thënë se ndaj Temam b. Nexhihut ka pasur rezerva". Kurse Jahja b. Meini ka thënë se është i besueshëm. (Ibni Adij, "El-Kamilu fi duafai`r-rixhal", Daru`l-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut, 2/279)

-Dhehebi-u e konsideron të dobët (shih: Dhehebi-u, "Kashif", 1/279, nr.671);

-Ibni Haxheri thotë se është i dobët (shih: Ibni Haxher-i, "Tekribu`t-Tehdhib", fq.181, nr.798).

[100] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`t-teubeti, nr.4248;

-Busiriu në "Zevaid" thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (Hasen), Ja`kub b. Humejdi për të ka vlerësime të ndryshme, ndërsa transmetuesit tjerë në këtë zinxhir janë të besueshëm;

-Axhluni në "Keshfu`l-Hafa", mektebetu`l-ilmi`l-hadith; 2/175, nr.2088 thotë se e shënon Ibni Maxheh, ndërsa zinxhiri i hadithit është i mirë (xhejid);

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/455, nr.7422 e vlerëson këtë hadith si të mirë (Hasen);

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (5/319) thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen në bazë të dëshmive tjera;

## VLERA E RESPEKTIMIT TË PRINDËRVE

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِ، سَمِعَ النَّبِيَّ ﷺ يَقُولُ: «الْوَالِدُ أَوْسَطُ أَبْوَابِ الْجَنَّةِ، فَأَضِعْ ذَلِكَ الْبَابَ أَوِ احْفَظْهُ».

Nga Ebu Derda (r.a.) i cili e ka dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Prindërit janë dera e mesme e Xhenetit, andaj braktise këtë derë ose ruaje atë"*.[101]

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، أَنَّ رَجُلًا قَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، مَا حَقُّ الْوَالِدَيْنِ عَلَى وَلَدِهِمَا؟ قَالَ: «هُمَا جَنَّتُكَ وَنَارُكَ».

Nga Ebu Umameh (r.a.) përcillet se një njeri pyeti: "O i Dërguari i Allahut, cili është obligimi i fëmijës ndaj prindërve?" Ai i tha: *"Ato janë Xheneti yt ose Zjarri yt"*.[102]

---

[101] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae mine`l-fadli fi rida`l-validejni, nr.1906 dhe thotë se hadithi është Sahih, Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab birru`l-validejni, nr.3663; Ahmedi, "Musned", 36/57, nr.21.726; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/152 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/573, nr.9661 e vlerëson këtë hadith si të saktë (Sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Hasen, ndërsa zinxhiri i tij është i dobët shkaku i memories së dobët të Sherikut;

[102] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab birru`l-validejni, nr.3662;
-Busiriju në "Zevaid" thotë se Saxhi ka thënë: "Janë të një mendimi dijetarët për dobësinë e Ali b. Jezidit;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/632) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku se të gjithë dijetarët e kanë konsideruar të dobët Ali b. Jezidin;

عَنْ مُعَاوِيَةَ بْنِ جَاهِمَةَ السَّلَمِيِّ، أَنَّ جَاهِمَةَ جَاءَ إِلَى النَّبِيِّ ﷺ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، أَرَدْتُ أَنْ أَغْزُوَ وَقَدْ جِئْتُ أَسْتَشِيرُكَ، فَقَالَ: «هَلْ لَكَ مِنْ أُمٍّ؟» قَالَ: نَعَمْ، قَالَ: «فَالْزَمْهَا، فَإِنَّ الْجَنَّةَ تَحْتَ رِجْلَيْهَا».

Nga Muavije b. Xhahimete es-Selemiju (r.a.) i cili përcjell se një (person) nga Xhahimitë erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut! Dëshiroj të luftoj, andaj erdha të konsultohem me ty". Ai tha: *"A e ke nënën (gjallë)?"* Ai u përgjigj: "Po". I tha: *"Përkushtoju asaj, sepse Xheneti është nën këmbët e saj".*[103]

## VLERA E DURIMIT GJATË SPROVAVE

سَعْدِ بْنِ أَبِي وَقَّاصٍ، قَالَ: قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ أَيُّ النَّاسِ أَشَدُّ بَلَاءً؟ قَالَ: «الْأَنْبِيَاءُ، ثُمَّ الْأَمْثَلُ فَالْأَمْثَلُ، يُبْتَلَى الْعَبْدُ عَلَى حَسَبِ دِينِهِ، فَإِنْ كَانَ فِي دِينِهِ صُلْبًا، اشْتَدَّ بَلَاؤُهُ، وَإِنْ كَانَ فِي دِينِهِ رِقَّةٌ، ابْتُلِيَ عَلَى حَسَبِ دِينِهِ، فَمَا يَبْرَحُ الْبَلَاءُ بِالْعَبْدِ، حَتَّى يَتْرُكَهُ يَمْشِي عَلَى الْأَرْضِ، وَمَا عَلَيْهِ مِنْ خَطِيئَةٍ».

Sa`d b. Ebi Vekasi (r.a.) ka thënë: "Thashë: "O i Dërguari i Allahut, kush prej njerëzve kanë përjetuar sprova më të rënda?" Ai ka thënë: "(*Sprovat më të mëdha, i kanë*

---

[103] Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab ruhsatu fi`t-tehalufi limen lehu validetun, nr.3104; Ahmedi, "Musned", 24/299, nr.15.538; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/114, nr.2502 dhe thotë se hadithi ka zinxhirin Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 10/248, nr.7448;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është me zinxhir të mirë (Hasen);

*përjetuar) Pejgamberët, pastaj ata që janë sikur ata dhe të tjerë që janë sikur ata e kështu me radhë. Njeriu sprovohet në saje të fesë që ka, nëse feja e tij është e fortë, atëherë edhe sprovat vështirësohen, por nëse në fe është i dobët, atëherë sprovohet aq sa e ka besimin. Robin do ta godasin sprova derisa të ec mbi tokë pa asnjë mëkat".*[104]

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ صلى الله عليه وسلمقَالَ: يَقُولُ اللَّهُ سُبْحَانَهُ: «ابْنَ آدَمَ إِنْ صَبَرْتَ وَاحْتَسَبْتَ عِنْدَ الصَّدْمَةِ الْأُولَى، لَمْ أَرْضَ لَكَ ثَوَابًا دُونَ الْجَنَّةِ».

Nga Ebu Umame (r.a.) i cili përcjell se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zoti i madhërishëm thotë:* ***"Biri i Ademit, nëse duron dhe llogarit për shpërblim në momentin e parë të sprovës, nuk do të ketë shpërblim tjetër përpos Xhenetit".***[105]

---

[104] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma xhae fi`s-sabri alel belai, (57), nr.2406 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibn Maxheh, "Sunen", kitab el-Fiteni, bab es-Sabru ale`l-belai (23), nr. 4023; Darimiju, "Sunen", kitab er-Rikaki, bab fi esheddi`n-nasi belaen, (65) nr.2783; Ahmedi, "Musned", 3/159, nr.1607; Hakimi në "El-Mustedrek", 1/99, nr.120 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/69, nr.1054 e vlerëson këtë hadith si Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se e ka zinxhirin të mirë (Hasen), transmetuesit janë të besueshëm dhe gjenden në dy librat e Sahiheve, përpos Asimit, i cili është i sinqertë;
[105] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi`s-sabri ale`l-musibeti, nr.1597; Ahmedi, "Musned", 36/561, nr.22.228; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.535; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/191, nr.7788; etj.
-Busiri-u në "Zevaid" thotë se ky hadith është Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Sunenin e Ibni Maxhes (2/529) thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa

عَنْ أَبِي مُوسَى، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «أُمَّتِي هَذِهِ أُمَّةٌ مَرْحُومَةٌ، لَيْسَ عَلَيْهَا عَذَابٌ فِي الْآخِرَةِ، عَذَابُهَا فِي الدُّنْيَا الْفِتَنُ، وَالزَّلَازِلُ، وَالْقَتْلُ».

Nga Ebu Musa (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ky ummet është ummet i mëshiruar, nuk do të ketë dënim në ahiret, porse dënimin do ta kenë në këtë botë përmes fitneve, tërmeteve dhe vrasjeve"*.[106]

## VLERA E DURIMIT GJATË PANDEMIVE DHE MURTAJAVE

عَنْ عَائِشَةَ، زَوْجِ النَّبِيِّ ﷺ، أَنَّهَا سَأَلَتْ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ عَنِ الطَّاعُونِ، فَأَخْبَرَهَا نَبِيُّ اللَّهِ ﷺ: «أَنَّهُ كَانَ عَذَابًا يَبْعَثُهُ اللَّهُ عَلَى مَنْ يَشَاءُ، فَجَعَلَهُ اللَّهُ رَحْمَةً لِلْمُؤْمِنِينَ،

---

zinxhiri i këtij hadithi është Hasen, shkaku i Ismail b. Ajashit, i cili është i sinqertë...;

106 Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Fiteni vel Melahimi, bab ma jurxhi fil katël, nr.4278; Ahmed-i, "Musned", 32/453, nr.19.678; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 8/91, nr.3090; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/5, nr.1; Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.4, fq.491, nr.8372, dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebi-u; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/243, nr.9342; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/102, nr.1622 e vlerëson këtë hadith si të saktë (Sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi , thotë se është i dobët (shih: Sunen Ebu Davud, tahkik Shuajb el-Arnauti, vëll.6, fq.334). Arsyeja të cilën e potencon Arnauti, është dobësia e Mes`udijut. Por për të, kur dikush e ka kritikuar në prezencë të Shu`bes, ai ka thënë: "Hesht, sepse ai është i sinqertë". Jahja b. Meini ka thënë se është i besueshëm dhe se hadithi shkruhet prej tij. Shumica e kritikëve e kanë lavdëruar, por disa kanë thënë se në fund të jetës ka filluar t`i ngatërrojë hadithet;

فَلَيْسَ مِنْ عَبْدٍ يَقَعُ الطَّاعُونُ، فَيَمْكُثُ فِي بَلَدِهِ صَابِرًا، يَعْلَمُ أَنَّهُ لَنْ يُصِيبَهُ إِلَّا مَا كَتَبَ اللَّهُ لَهُ، إِلَّا كَانَ لَهُ مِثْلُ أَجْرِ الشَّهِيدِ».

Nga Aishja (r.a.h.) bashkëshortja e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem përcillet se e ka pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për murtajën dhe se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka lajmëruar atë duke i thënë: *"Ajo është një ndëshkim që Allahu xh.sh. ia çon kujt të dojë, ndonëse për besimtarët Allahu (xh.sh.) e ka bërë atë mëshirë. Kushdo që rri në qytetin e vet kur bie murtaja, me durim dhe duke besuar se do t`i ndodhë vetëm ajo që Allahu i ka shkruar atij, atëherë ai do të fitojë shpërblimin e një shehidi".*[107]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «الطَّاعُونُ شَهَادَةٌ لِكُلِّ مُسْلِمٍ».

Nga Enes b. Maliku r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Murtaja (epidemia) është shehidllëk për çdo musliman".*[108]

---

107 Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tibbi, bab exhri`s-sabiri fi`t-tauni, nr.5734; Ahmedi, "Musned", 40/417, nr.24.358; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është Sahih sipas kushteve të Buhariut;

108 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-sijeri, bab esh-shehadetu seb`un siva`l-katli, nr.2830; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab bejanu`sh-shuhedai, nr.1916; Ahmedi, "Musned", 21/30, nr.13.305;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është Sahih;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَا تَعُدُّونَ الشَّهِيدَ فِيكُمْ؟» قَالُوا: يَا رَسُولَ اللهِ، مَنْ قُتِلَ فِي سَبِيلِ اللهِ فَهُوَ شَهِيدٌ، قَالَ: «إِنَّ شُهَدَاءَ أُمَّتِي إِذًا لَقَلِيلٌ» ، قَالُوا: فَمَنْ هُمْ يَا رَسُولَ اللهِ؟ قَالَ: «مَنْ قُتِلَ فِي سَبِيلِ اللهِ فَهُوَ شَهِيدٌ، وَمَنْ مَاتَ فِي سَبِيلِ اللهِ فَهُوَ شَهِيدٌ، وَمَنْ مَاتَ فِي الطَّاعُونِ فَهُوَ شَهِيدٌ، وَمَنْ مَاتَ فِي الْبَطْنِ فَهُوَ شَهِيدٌ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kë e konsideroni ju shehid në mesin tuaj?”* Thanë: “O i Dërguari i Allahut! Ai i cili vritet në rrugë të Allahut është shehid”. Ai tha: *“Atëherë shehidët e umetit tim do të jenë pak?!”* Thanë: “E kush janë ata o i Dërguari i Allahut?” Ai tha: *“Kush vritet në rrugë të Allahut është shehid, kush vdes në rrugë të Allahut është shehid, kush vdes prej epidemisë është shehid dhe kush vdes nga (dhimbjet e) barkut është shehid”.*[109]

Në një transmetim tjetër vjen me këtë tekst:

قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " الشَّهَادَةُ سَبْعٌ سِوَى الْقَتْلِ فِي سَبِيلِ اللَّهِ: الْمَطْعُونُ شَهِيدٌ، وَالْغَرِقُ شَهِيدٌ، وَصَاحِبُ ذَاتِ الْجَنْبِ شَهِيدٌ، وَالْمَبْطُونُ شَهِيدٌ، وَصَاحِبُ الْحَرِيقِ شَهِيدٌ، وَالَّذِي يَمُوتُ تَحْتَ الْهَدْمِ شَهِيدٌ، وَالْمَرْأَةُ تَمُوتُ بِجُمْعٍ شَهِيدٌ ".

---

109 Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imaretu, bab bejanu`sh-shuhedai, nr.1915; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Xhihadi, bab ma jurxha fihi`sh-shehadetu, nr.2804; Ahmedi, “Musned”, 13/456, nr.8092 por tek Ahmedi gjendet me shtesën: *“ai që fundoset në ujë është shehid dhe gruaja që vdes gjatë lehonisë është shehid”.* etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është Sahih sipas kushteve të Muslimit;

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Shehidët janë edhe shtatë kategori tjera përpos atij që vritet në luftë: "Ai që vdes nga epidemia është shehid, ai që mbytet në ujë është shehid, ai që vdes nga ndezja në mushkëri është shehid, ai që vdes nga dhimbjet e barkut është shehid, ai që digjet është shehid, ai që vdes nën rrënoja është shehid dhe gruaja që vdes gjatë lindjes është shehid"*.[110]

## VLERA E DURIMIT GJATË SËMUNDJES

عَنْ عَطَاءِ بْنِ يَسَارٍ؛ أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: «إِذَا مَرِضَ الْعَبْدُ بَعَثَ اللهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى إِلَيْهِ مَلَكَيْنِ. فَقَالَ: انْظُرَا مَاذَا يَقُولُ لِعُوَّادِهِ. فَإِنْ هُوَ – إِذَا جَاؤُهُ – حَمِدَ اللهَ وَأَثْنَى عَلَيْهِ. رَفَعَا ذلِكَ إِلَى اللهِ وَهُوَ أَعْلَمُ فَيَقُولُ: لِعَبْدِي عَلَيَّ، إِنْ تَوَفَّيْتُهُ، أَنْ أُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ. وَإِنْ أَنَا شَفَيْتُهُ أَنْ أُبْدِلَهُ لَحْماً خَيْراً مِنْ لَحْمِهِ، وَدَماً خَيْراً مِنْ دَمِهِ. وَأَنْ أُكَفِّرَ عَنْهُ سَيِّئَاتِهِ» .

Nga Ata` b. Jesari përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur sëmuret robi,*

---

[110] Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab fi fadli men mate fi`t-tauni, nr.3111; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab en-nehju ani`l-bukai ale`l-mejiti, nr.1846; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab ma jurxha fihi`sh-shehadetu, nr.2803; Maliku, "Muvetta", muessesetu`l-Muhtar, Kajro, botimi i parë, 2006; kitab el-Xhenaizu, bab en-nehju ani`l-bukai ale`l-mejiti, nr.629; Ahmedi, "Musned", 39/162, nr.23.753; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 2/191, nr.1779; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/503, nr.1300 dhe thotë se "hadithi është me zinxhir Sahih por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu. etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/304, nr.4952 këtë hadith e vlerëson si hadith të saktë (sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Sahih;

*Allahu xh.sh. dërgon tek ai dy melek dhe u thotë:* ***"Shkoni dhe shihni se çka u thotë robi Im vizitorëve të Mi?"*** *Nëse ai falënderon Allahun dhe e lavdëron Atë kur i vijnë (vizitorët) atij, ata kthehen te Zoti dhe Ai e di më mirë se çka ka thënë ai, e atëherë thotë:* ***"Puna e robit është e Imja, nëse ia marr shpirtin, do ta fus në Xhenet, nëse e shëroj, do t`ia zëvendsoj mishin me mish më të mirë, gjakun me gjak më të mirë dhe do t`ia fal mëkatet".***[111]

عَنْ شَدَّادَ بْنَ أَوْسٍ قَالَ: إِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: إِنِّي إِذَا ابْتَلَيْتُ عَبْدًا مِنْ عِبَادِي مُؤْمِنًا، فَحَمِدَنِي عَلَى مَا ابْتَلَيْتُهُ، فَإِنَّهُ يَقُومُ مِنْ مَضْجَعِهِ ذَلِكَ كَيَوْمِ وَلَدَتْهُ أُمُّهُ مِنَ الْخَطَايَا، وَيَقُولُ الرَّبُّ عَزَّ وَجَلَّ: أَنَا قَيَّدْتُ عَبْدِي، وَابْتَلَيْتُهُ، فَأَجْرُوا لَهُ كَمَا كُنْتُمْ تُجْرُونَ لَهُ وَهُوَ صَحِيحٌ ".

Nga Shedad b. Eusi (r.a.) përcillet se ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë: *"Me të vërtetë, Allahu xh.sh. thotë:* ***"Unë kur e sprovoj një rob prej robërve të Mi besimtarë, e ai më falënderon për sprovën të cilën ia kam dhënë, ai do të ngrihet nga shtrati i tij pa mëkate sikur ditën kur ka lindur prej nënës së tij"*** *dhe u thotë Zoti xh.sh. (melekëve që regjistrojnë veprat e tij):* ***"Unë e kam lidhur (penguar) robin Tim kur e kam sprovuar, kurse tash do t`ia jap***

[111] Malik-u, "Muvetta`", kitab Husn`il-Huluki, bab ma xhae fi exhri`l-merid, nr.1693; Bejhekiu në "Shu`abu`l-Iman", 12/329, nr.9471; etj.
-Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", 4/150, nr.5204 thotë: "E transmeton Malik-u si Mursel dhe Ibni Ebi Dunja...".
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Mursel;

***shpërblimin ngjashëm siç e ka pasur kur ka qenë i shëndoshë".***[112]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنْ رَسُولِ اللهِ ﷺ: أَنَّهُ عَادَ مَرِيضًا، فَقَالَ لَهُ رَسُولُ اللهِ ﷺ: "أَبْشِرْ، إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: نَارِي أُسَلِّطُهَا عَلَى عَبْدِي الْمُؤْمِنِ فِي الدُّنْيَا، لِتَكُونَ حَظَّهُ مِنَ النَّارِ فِي الْآخِرَةِ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e vizitoi një njeri të sëmurë (që ankohej nga temperatura e lartë), e ai i tha: *"Përgëzohu, sepse Allahu xh.sh. thotë*: ***"Temperatura e lartë***

---

[112] Ahmed-i, "Musned", 28/343-344, nr.17.118; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.7, fq.336, nr.7136; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.9, fq.309-310;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/303, nr.3811 thotë: "E transmeton Ahmedi dhe Taberani në "El-Kebir", të gjithë e përcjellin përmes Ismail b. Ajashit, e ky nga Rashid es-San`ani, i cili është i dobët nga përcjellësit e Shamit".
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, kurse ky zinxhir është i dobët, shkaku i dobësisë së Rashid b. Davud es-San`anit, (për të cilin ka pasur mendime të ndryshme)...;
-Sa i përket transmetuesit Rashid b. Davud, dijetarët kanë shprehur mendime të ndryshme. Ibni Xhunejdi e ka pyetur Jahja b. Meinin për të dhe ai ka thënë: "Nuk ka gjë të keqe tek ai, është i besueshëm...". (Shih: Ibrahim b. Abdullah b. Xhunejd el-Hutul-li, "Sualat Ibni Xhunejd li Jahja ibni Mein", tahkik Ahmed Muhamed Nurusejf, mektebetu`t- daru`l-Medine, Medine, botimi i parë, 1988, fq.424, nr.627);
-Uthman b. Seid ed-Darimiju përcjell prej Duhejmit i cili ka thënë: "Ai është i besueshëm tek unë". (Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.9, fq.6, nr.1825);
-Mizziu shënon edhe mendimet e atyre të cilët e kanë kritikuar, si Buhariu i cili thotë se ai duhet të shikohet, ndërsa Darekutni thotë se është i dobët. Nuk duhet mbështetur tek ai. (shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.9, fq.6, nr.1825);

***është zjarri Im, e bëj që robit Tim besimtar t`i bie në këtë botë, që të jetë për të, shpëtim nga Zjarri në Ahiret".***[113]

حَدَّثَنَا جَابِرُ بْنُ عَبْدِ اللهِ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ، دَخَلَ عَلَى أُمِّ السَّائِبِ أَوْ أُمِّ الْمُسَيِّبِ فَقَالَ: «مَا لَكِ؟ يَا أُمَّ السَّائِبِ أَوْ يَا أُمَّ الْمُسَيِّبِ تُزَفْزِفِينَ؟» قَالَتْ: الْحُمَّى، لَا بَارَكَ اللهُ فِيهَا، فَقَالَ: «لَا تَسُبِّي الْحُمَّى، فَإِنَّهَا تُذْهِبُ خَطَايَا بَنِي آدَمَ، كَمَا يُذْهِبُ الْكِيرُ خَبَثَ الْحَدِيدِ».

Transmeton Xhabir b. Abdullahu (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem hyri tek Ummi Saiba ose Ummi el-Musejjiba dhe i tha: "*Çke ti moj Ummi Saiba ose Ummi Musejjiba, që po drishesh?*" Ajo tha: "Kam ethe, Allahu mos i bekoftë!" (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) i tha: "*Mos i shaj ethet, se ato vërtetë i heqin mëkatet e bijve të Ademit, sikur që rrësheku i farkëtarit, e heq ndryshkun e hekurit*".[114]

---

113 Ahmed-i, "Musned", 15/422, nr.9676; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab et-Tibbi, bab 35, nr.2095; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tibbi, bab el-humma, nr.3470; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/440, nr.10.802; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/8, nr.10; Hakim-i, "El-Mustedrek", 1/496, nr.1277 dhe thotë se "hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar", e këtë e vërteton edhe imam Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/271, nr.9384; etj.
-Busiriju thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se hadithi është me zinxhir të mirë (xhejid) kurse Ebu Salih el-Eshariut nuk i dihet emri...;

114 Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu, bab thevabu`l-mu`mini fima jusibuhu min meredin, nr.2575; Buhariu në "Edeb`ul-Mufred", bab 234, nr.516; Ibni Hibani, "Sahih", 7/200, nr.2938; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/145, nr.247 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit dhe nuk kam vërejtur në të ndonjë defekt, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; me të

عَنْ أُمِّ الْعَلَاءِ، قَالَتْ: عَادَنِي رَسُولُ اللَّهِ ﷺ وَأَنَا مَرِيضَةٌ، فَقَالَ: «أَبْشِرِي يَا أُمَّ الْعَلَاءِ، فَإِنَّ مَرَضَ الْمُسْلِمِ يُذْهِبُ اللَّهُ بِهِ خَطَايَاهُ، كَمَا تُذْهِبُ النَّارُ خَبَثَ الذَّهَبِ وَالْفِضَّةِ».

Nga Umi`l A`la (r.a.h.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem më vizitoj kur unë isha e sëmurë dhe ai tha: *"Myzhde, oj Ummul A`la, sepse kur i bie sëmundja muslimanit, Allahu (xh.sh.) me anë të saj ua largon mëkatet siç i pastron zjarri arin dhe argjendin".*[115]

قَالَ أَبُو بُرْدَةَ: سَمِعْتُ أَبَا مُوسَى مِرَارًا يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «إِذَا مَرِضَ العَبْدُ، أَوْ سَافَرَ، كُتِبَ لَهُ مِثْلُ مَا كَانَ يَعْمَلُ مُقِيمًا صَحِيحًا».

Ebu Burde thotë: "E kam dëgjuar Ebu Musa el-Esh`ariu (r.a.) duke thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur robi sëmuret ose udhëton, atij i shkruhen ato që i ka bërë në shtëpi edhe kur ka qenë i shëndoshë".*[116]

---

pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/267, nr.9379; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/580, nr.9795 e vlerëson këtë hadith si të saktë (Sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

[115] Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab ijadetu`n-nisai, nr.3092; Taberaniu, "Mu`xhem`ul-Kebir", 25/141, nr.340; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (vëll.5, fq.10) thotë se zinxhiri i hadithit është i mirë (Hasen) shkaku i Abdulmelik b. Umejr-it, i cili është i sinqertë, hadithi prej tij është i mirë, këtë hadith e ka konsideruar të mirë (Hasen) edhe hafidh Mundhiriu në "Muhtesaru`s-Sunen".

[116] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhihadi, bab juktebu li`l-musafiri mithlu ma kane ja`melu fi`l-ikameti, nr.2996; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab er-rexhulu ja`melu amelen salihan, nr.3091;

حَدَّثَنَا أَنَسُ بْنُ مَالِكٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " مَا مِنْ مُسْلِمٍ ابْتَلَاهُ اللَّهُ فِي جَسَدِهِ إِلَّا كُتِبَ لَهُ مَا كَانَ يَعْمَلُ فِي صِحَّتِهِ، مَا كَانَ مَرِيضًا، فَإِنْ عَافَاهُ – أُرَاهُ قَالَ: عَسَلَهُ – ، وَإِنْ قَبَضَهُ غَفَرَ لَهُ ".

Transmeton Enes b. Maliku (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Nuk ka musliman, të cilin Allahu (xh.sh.) e sprovon në trupin e tij, e të mos ia shkruaj në llogarinë e tij gjërat të cilat i kishte bërë kur ishte i shëndoshë, përderisa është i sëmurë. Nëse e shëron dhe e lejon (të bëjë më shumë vepra të mira para se të vdes) dhe nëse e merr, ai është i falur*".[117]

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرٍو، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَا مِنْ أَحَدٍ يَمْرَضُ، إِلَّا كُتِبَ لَهُ مِثْلُ مَا كَانَ يَعْمَلُ وَهُوَ صَحِيحٌ».

Nga Abdullah b. Amri (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Nuk ka kush që*

---

Ahmedi, "Musned", 32/457, nr.19.679; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/441, nr.10.805; Ibni Hibani, "Sahih", 7/191, nr.2929; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/82, nr.236; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/491, nr.1261 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut, por ato nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/321, nr.9459; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/59, nr.864 këtë hadith e vlerëson si Sahih;

[117] Buhariu, "Edebu`l-Mufred", bab 228, nr.501; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/443, nr.10.831; Ahmedi, "Musned", 19/483, nr.12.503; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/325, nr.9464; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen, Sinan b. Rebia i cili gjendet në zinxhir hadithi prej tij është Hasen;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

*sëmuret, e të mos i regjistrohen (veprat) njëjtë sikur ka vepruar kur ka qenë i shëndoshë".*[118]

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَتَيْتُ النَّبِيَّ ﷺ فِي مَرَضِهِ، وَهُوَ يُوعَكُ وَعْكًا شَدِيدًا، وَقُلْتُ: إِنَّكَ لَتُوعَكُ وَعْكًا شَدِيدًا، قُلْتُ: إِنَّ ذَاكَ بِأَنَّ لَكَ أَجْرَيْنِ؟ قَالَ: «أَجَلْ، مَا مِنْ مُسْلِمٍ يُصِيبُهُ أَذًى إِلَّا حَاتَّ اللَّهُ عَنْهُ خَطَايَاهُ، كَمَا تَحَاتُّ وَرَقُ الشَّجَرِ».

Nga Abdullah b. Mes`udi r.a. i cili tregon: "Shkova për vizitë te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur ishte i sëmurë dhe po vuante nga ethe të forta. I tashë: "Ke shumë ethe të forta. A mos vallë ngaqë do të keshë shpërblim të dyfishtë?" Tha: "*Po, sepse nuk ka musliman që lëndohet nga ndonjë e keqe, Allahu do t`ia fshij mëkatet ashtu siç bien gjethet e pemës".*[119]

---

[118] Buhariu, "Edebu`l-Mufred", bab 228, nr.500; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/440, nr.10.804; Ahmedi, "Musned", 11/455, nr.6870; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/499, nr.1287 dhe thotë se hadithi është Sahih, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/322, nr.9460; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/83; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit, përpos Kasim el-Muhajmire i cili është prej transmetuesve të Muslimit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
[119] Buhariu, "Sahih", kitab el-Merda, bab shiddeti`l-meredi, nr.5647; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-Siletu, bab thevabu`l-mu`mini fima jusibuhu min meredin, nr.2571; Ahmedi, "Musned", 6/116, nr.3618; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ، وَعَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَا يُصِيبُ المُسْلِمَ، مِنْ نَصَبٍ وَلاَ وَصَبٍ، وَلاَ هَمٍّ وَلاَ حُزْنٍ وَلاَ أَذًى وَلاَ غَمٍّ، حَتَّى الشَّوْكَةِ يُشَاكُهَا، إِلَّا كَفَّرَ اللَّهُ بِهَا مِنْ خَطَايَاهُ».

Nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) dhe Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Për çdo mundim, sëmundje, pikëllim, trishtim, dhimbje, fatkeqësi, madje edhe gërvishtje e një gjembi që i bie muslimanit, Allahu (xh.sh.) i shlyen atij disa nga mëkatet e tij".*[120]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَا يَزَالُ البَلَاءُ بِالْمُؤْمِنِ وَالْمُؤْمِنَةِ فِي نَفْسِهِ وَوَلَدِهِ وَمَالِهِ حَتَّى يَلْقَى اللَّهَ وَمَا عَلَيْهِ خَطِيئَةٌ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk do të ndalet së godituri me sprova besimtari dhe besimtarja, në veten e tyre, në fëmijët e tyre dhe në pasurinë e tyre, derisa ta takojnë Allahun (xh.sh.) pa pasur mëkate".*[121]

---

[120] Buhariu, "Sahih", kitab el-Merda, bab ma xhae fi keffareti`l-meredi, nr.5641-5642; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu, bab thevabu`l-mu`mini fima jusibuhu min meredin, nr.2573; Ahmedi, "Musned", 13/397, nr.8027; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 5/470, nr.2218; Ibni Hibani, "Sahih", 7/166, nr.2905; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/261, nr.9371; etj.
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

[121] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma xhae fi`s-sabri ale`l-belai, nr.2407 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Maliku, "El-Muvetta`", kitab el-Xhenaizu bab el-hisbetu fi`l-musibeti, nr.633; Ahmedi, "Musned", 13/248, nr.7859; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/441, nr.10.811; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.494; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/497, nr.1281 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar, ndërsa ky hadith ka edhe hadithe tjera të sakta si dëshmi; me të

حَدَّثَنِي عَطَاءُ بْنُ أَبِي رَبَاحٍ، قَالَ: قَالَ لِي ابْنُ عَبَّاسٍ: أَلاَ أُرِيكَ امْرَأَةً مِنْ أَهْلِ الجَنَّةِ؟ قُلْتُ: بَلَى، قَالَ: هَذِهِ المَرْأَةُ السَّوْدَاءُ، أَتَتِ النَّبِيَّ ﷺ فَقَالَتْ: إِنِّي أُصْرَعُ، وَإِنِّي أَتَكَشَّفُ، فَادْعُ اللَّهَ لِي، قَالَ: «إِنْ شِئْتِ صَبَرْتِ وَلَكِ الجَنَّةُ، وَإِنْ شِئْتِ دَعَوْتُ اللَّهَ أَنْ يُعَافِيَكِ» فَقَالَتْ: أَصْبِرُ، فَقَالَتْ: إِنِّي أَتَكَشَّفُ، فَادْعُ اللَّهَ لِي أَنْ لاَ أَتَكَشَّفَ، فَدَعَا لَهَا ».

Transmeton Ata b. Ebi Rebbahu se Ibni Abasi (r.a.) i ka thënë atij: "A të tregoj një grua prej banorëve të Xhenetit?" Thash: "Po!" Ai tha: "Kjo grua zezake, shkoi një ditë te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "Kur më zë kriza e epilepsisë, mua më zbulohet trupi. Lute Allahun për mua (që të më shëroj)". Ai tha: "*Nëse dëshiron bëj durim, dhe kështu ty të takon Xheneti! E nëse donë, mund ta lus Allahun që të shërojë?"* Ajo tha: "Do të bëj durim. Por mua më zbulohet trupi, prandaj lute Zotin që të mos zbulohem (gjatë krizës)". Dhe ai u lut për të".[122]

---

pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/264, nr.9376; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/212; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është me zinxhir Hasen...".

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;

[122] Buhariu, "Sahih", kitab el-Merda, bab fadlu men jusreu mine`r-rihi, nr.5652; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu, bab thevabu`l-mu`mini fima jusibuhu min meredin, nr.2576; Ahmedi, "Musned", 5/291, nr.3240; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/157, nr.11.352; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/341, nr.9493; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/180 dhe thotë se janë unanim për vërtetësinë e këtij hadithi; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ مَاتَ مَرِيضًا مَاتَ شَهِيدًا، وَوُقِيَ فِتْنَةَ الْقَبْرِ، وَغُدِيَ وَرِيحَ عَلَيْهِ بِرِزْقِهِ مِنَ الْجَنَّةِ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush vdes nga sëmundja, ka vdekur si shehid, do të jetë i ruajtur nga sprova e varrit dhe çdo ditë do të marrë furnizim nga Xheneti".*[123]

## VLERA E DURIMIT GJATË HUMBJES SË SHIKIMIT

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: سَمِعْتُ النَّبِيَّ ﷺ يَقُولُ: " إِنَّ اللَّهَ قَالَ: إِذَا ابْتَلَيْتُ عَبْدِي بِحَبِيبَتَيْهِ فَصَبَرَ، عَوَّضْتُهُ مِنْهُمَا الجَنَّةَ " يُرِيدُ: عَيْنَيْهِ".

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet që ka thënë: "Kam dëgjuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Allahu (xh.sh.) ka thënë:* ***"Kur e sprovoj robin Tim me dy të dashurat e tij (humbjen e shikimit) dhe bën***

---

[123] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fijmen mate meridan, nr.1615; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/262, nr.5262; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/200; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/302, nr.9428;
-Busiriju në "Zevaid" thotë: "Në zinxhirin e këtij hadithi gjendet Ibrahim b. Muhamed, të cilin e kanë përgënjeshtruar Maliku, Jahja b. Seid el-Katani dhe Ibni Meini, ndërsa imam Ahmedi ka thënë: "Ai është kaderiij, mu`tezilij dhe xhehmij, çdo e keqe gjendet tek ai";
-Ibni Xheuzi në "Kitab el-Meuduat", 3/217 thotë se ky hadith nuk është i saktë;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/540) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është shumë i dobët, Ibrahim b. Muhamed është i braktisur, dhe Ebu Ubejde është i dobët;

***durim, ia kompenzoj ata me Xhenet".*** Ka për qëllim sytë e tij".[124]

عَن أَنَس بْنِ مَالِكٍ قَال: كُنا عِنْدَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ ذَاتَ يَوْمٍ إذ أقبل بن أُمِّ مَكْتُومٍ فَلَمَّا نَظَرَ النَّبِيُّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيهِ وَسلَّمَ إِلَيْهِ رَحَّبَ بِهِ وَأَدْنَاهُ وَقَرَّبَهُ وَأَجْلَسَهُ إِلَى جَنْبِهِ ثُمَّ قَالَ أَلا أُحَدِّثُكُمْ حَدِيثًا، حَدَّثَنا جِبْرِيلُ الرُّوحُ الأَمِينُ عَنْ رَبِّهِ، قَال: قَال اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ يَا جِبْرِيلُ هل ترى مَا جَزَاءُ عَبْدِي إِذَا أَخَذْتُ كَرِيمَتَهُ فِي الدُّنْيَا فَصَبَرَ وَاحْتَسَبَ، قالَ: قُلتُ إِلَهِي لا أَعْلَمُ إلاَّ مَا عَلَّمْتَنِي قَالَ يَا جِبْرِيلُ جَزَاؤُهُ النَّظَرُ إِلَى وَجْهِي وَالْخُلُودُ فِي دَارِي قَالَ أَنَسٌ فَلَقَدْ رَأَيْتُ أَصْحَابَ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيهِ وَسلَّمَ بَعْدَ هَذَا الْحَدِيثِ يَتَمَنُّونَ أَنْ تَذْهَبَ أَبْصَارُهُمْ .

Nga Enes b. Malik-u (r.a.) përcillet se ka thënë: "Ishim tek i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem një ditë, kur para neve kaloi Ibni Ummi Mektumi r.a. dhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e pa, e afroi dhe e uli pranë vetes dhe tha: *"Do t`ju tregoj një hadith, që ma ka treguar Xhibrili (a.s.) shpirti besnik, nga Zoti i cili i ka thënë atij:* ***"O Xhibril! A e din se çka është shpërblimi i robit Tim të cilit ia marr shikimin në këtë botë dhe ai bën durim dhe shpreson në shpërblim?!"*** *Xhibrili a.s. tha: "Zoti im, unë nuk di përpos asaj që më ke mësuar Ti". Ai tha:* ***"O Xhibril, shpërblimi i tij është shikimi në Fytyrën Time dhe përjetësia në Shtëpinë Time".*** Enesi thotë se pasi dëgjuan këtë hadith, kam parë shokët e të Dërguarit

---

124 Buhariu, "Sahih", kitab el-Merda, bab fadli men dhehebe besaruhu, nr.5653; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma xhae fi dhehabi`l-besari, nr.2408-2409 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib përmes kësaj rruge; Ahmed-i, "Musned", 19/449, nr.12.468; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/217, nr.8447; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih;

të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem të dëshirojnë t`u merret shikimi”.[125]

عَنِ ابْنِ عُمَرَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ أَذْهَبَ اللَّهُ بَصَرَهُ فَصَبَرَ وَاحْتَسَبَ، كَانَ حَقًّا عَلَى اللَّهِ وَاجِبًا أَنْ لَا تَرَى عَيْنَاهُ النَّارَ ».

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kujt ia merr Allahu (xh.sh.) shikimin (në këtë botë), e ai bën durim dhe shpreson për shpërblim, është detyrë e obligueshme e Allahut (xh.sh.) që ato sy mos e shohin Zjarrin (e Xhehenemit)”.*[126]

---

125 Ibni Adij-u, “El-Kamilu fi duafai`r-rixhal”, vëll.3, fq.473, nr.599;
-Ibni Kajserani në “Dhehiretu`l-Hufadhi”, Daru`s-Selef, Rijad, botimi i parë, 1996; 4/1872, nr.4291 thotë se në zinxhir gjendet Halid b. Husejn ed-Dariri i cili nuk është i besueshëm;

126 Taberani, “Mu`xhemu`s-Sagir”, vëll.1, fq.48 dhe në “Mu`xhemu`l-Evset”, vëll.2, fq.351, nr.2202;
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 2/309, nr.3845 thotë: “E transmeton Taberani në “Sagir” dhe “Euset”, por në zinxhir gjendet Vehb b. Hafs el-Havaniju i cili është i dobët”;
Hejthemiu e shënon mbiemrin e këtij transmetuesi si “El-Havaniju”, por në zinxhirin e Taberanit shënohet si “El-Haraniju”.
-Për transmetuesin Vehb b. Hafs el-Haranijun dijetarët kanë shprehur kritika të shumta. Ibni Adij thotë se Ibni Arube për të ka thënë se është gënjeshtar, është falsifikues i haditheve”. Kurse Ibni Adiju thotë se hadithet prej tij të gjitha janë munkere. (Ibni Adij, “El-Kamilu fi duafai`r-Rixhal”, 8/344-347, nr.1994);
-Edhe Dhehebiu thotë se Darekutni e ka përgënjeshtruar këtë transmetues. (Dhehebiu, “El-Mugni fi`d-duafai”, Idaretu ihjai`t-turathi`l-islamij, Katar; 2/390, nr.6902);

## VLERA E DURIMIT GJATË VDEKJES SË FËMIJËVE

عَنْ أَبِي مُوسَى الأَشْعَرِيِّ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " إِذَا مَاتَ وَلَدُ العَبْدِ قَالَ اللَّهُ لِمَلَائِكَتِهِ: قَبَضْتُمْ وَلَدَ عَبْدِي، فَيَقُولُونَ: نَعَمْ، فَيَقُولُ: قَبَضْتُمْ ثَمَرَةَ فُؤَادِهِ، فَيَقُولُونَ: نَعَمْ، فَيَقُولُ: مَاذَا قَالَ عَبْدِي؟ فَيَقُولُونَ: حَمِدَكَ وَاسْتَرْجَعَ، فَيَقُولُ اللَّهُ: ابْنُوا لِعَبْدِي بَيْتًا فِي الجَنَّةِ، وَسَمُّوهُ بَيْتَ الحَمْدِ ".

Nga Ebu Musa el-Esh`ariu r.a. përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur robit i vdes fëmija, Allahu xh.sh. u thotë melekëve:* ***"A ia keni marr shpirtin birit të robit Tim?"*** *(Melekët) thonë: "Po". Pastaj u thotë:* ***"Ia keni marr frytin e zemrës së tij?"*** *Thonë: "Po". Pastaj thotë (Allahu):* ***"Çka tha për këtë robi Im?"*** *(Melekët) thonë: "Të falënderoi Ty dhe kërkoi kthim te Ti!" Allahu (xh.sh.) thotë:* ***"Ndërtoni robit Tim një shtëpi në Xhenet dhe jepjani emrin "Bejtu`l-Hamd"*** *(Shtëpia e Falënderimit)".*[127]

---

[127] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab fadlu`l-musibeti idha`h-tesebe, nr.1023 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmed-i, "Musned", 32/500, nr.19.725; Ibni Hibani, "Sahih", 7/210, nr.2948; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/183, nr.9249; etj.
-Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", 4/174, nr.5304 dhe thotë "E shënon Tirmidhi-u dhe e konsideron Hasen, e shënon edhe Ibni Hibani në "Sahih"-un e tij".
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të Musnedit të Ahmedit, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Ebu Sinanit, të cilin e kanë konsideruar të dobët Ahmedi, Nesaiu dhe Ukajli, ndërsa Ebu Zur`a dhe Jakubi thonë se është i dobët në hadith. Ebu Hatimi thotë se nuk është i fortë. Ibni Meini në një përcjellje e ka vlerësuar të dobët e një herë tjetër të besueshëm. Ibni Harashi e ka konsideruar të sinqertë. Ixhliu thotë se nuk ka diç të keqe te ai. Dhehebiu thotë se prej tij shkruhet hadithi".
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i Ebu Sinanit i cili është i dobët sipas Ibni Meinit;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: مَا لِعَبْدِي الْمُؤْمِنِ عِنْدِي جَزَاءٌ، إِذَا قَبَضْتُ صَفِيَّهُ مِنْ أَهْلِ الدُّنْيَا ثُمَّ احْتَسَبَهُ، إِلَّا الْجَنَّةُ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xhele she`nuhu thotë:* ***"Nuk ka për robin Tim besimtar ndonjë shpërblim tjetër tek Unë, kur t`ia marr të dashurin e tij nga banorët e kësaj bote, e ai (bën durim për të) duke llogaritur shpërblim, përpos Xhenetit".***[128]

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ النِّسَاءَ قُلْنَ لِلنَّبِيِّ ﷺ: اجْعَلْ لَنَا يَوْمًا فَوَعَظَهُنَّ، وَقَالَ: «أَيُّمَا امْرَأَةٍ مَاتَ لَهَا ثَلاَثَةٌ مِنَ الوَلَدِ، كَانُوا حِجَابًا مِنَ النَّارِ» ، قَالَتِ امْرَأَةٌ: وَاثْنَانِ؟ قَالَ: «وَاثْنَانِ».

Nga Ebu Seidi r.a. përcillet se gratë i thanë Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "Na cakto një ditë për neve" dhe ai i këshilloi ata". Ai ka thënë: *"Cilës prej jush i vdesin tri fëmijë do të jenë mburojë nga Zjarri".* Një grua pyeti: "Po nëse i vdesin dy?" Tha: *"Edhe dy fëmijë"*.[129]

---

[128] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab el-ameli-ledhi jubtega bihi vexh-hullahi , nr.6424; Ahmed-i, "Musned", 15/230, nr.9393; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/280, nr.9395; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të këtij hadithi thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (xhejid);
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;
[129] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab fadli men mate lehu veledun fehtesebe, nr.1249; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab fadlu men jemutu lehu veledun fe jahtesibehu, nr.2632; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi thevabi men kaddeme veleden, nr.1060 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 17/398, nr.11.296; Ibni

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: جَاءَتِ امْرَأَةٌ إِلَى النَّبِيِّ ﷺ بِابْنٍ لَهَا، فَقَالَتْ: يَا رَسُولَ اللهِ إِنَّهُ يَشْتَكِي وَإِنِّي أَخَافُ عَلَيْهِ، قَدْ دَفَنْتُ ثَلَاثَةً، قَالَ: «لَقَدِ احْتَظَرْتِ بِحِظَارٍ شَدِيدٍ مِنَ النَّارِ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "Erdhi një grua te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me birin e saj dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut! Ai është duke u ankuar, ndërsa unë kam frikë për të, sepse i kam varrosur tre (fëmijë)!" Ai i ka thënë: *"Ke ndërtuar një murë të fortë si mbrojtje kundër Zjarrit"*.[130]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ؛ أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: «مَا يَزَالُ الْمُؤْمِنُ يُصَابُ فِي وَلَدِهِ وَحَامَّتِهِ، حَتَّى يَلْقَى اللهَ وَلَيْسَتْ لَهُ خَطِيئَةٌ» .

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Besimtari vazhdon të jetë i goditur (me fatkeqësi) me (vdekjen) e fëmijëve të tij*

---

Hibani, "Sahih", 7/206, nr.2944; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/208, nr.9287; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për zinxhirin e këtij hadithi thonë se është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

[130] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab fadlu men jemutu lehu veledun fe jehtesibehu, nr.2636; Ahmedi, "Musned", 15/257, nr.9437; Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", nr.144; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 3/36, nr.11.878; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/210, nr.9290; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për zinxhirin e këtij hadithi thonë se është i fuqishëm;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

*dhe të afërmit e tij, gjersa kur të takohet me Allahun (xh.sh), ai nuk do të ketë mëkate".*[131]

عَنْ جَابِرِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ مَاتَ لَهُ ثَلَاثَةٌ مِنَ الْوَلَدِ فَاحْتَسَبَهُمْ دَخَلَ الْجَنَّةَ» ، قُلْنَا: يَا رَسُولَ اللَّهِ، وَاثْنَانِ؟ قَالَ: «وَاثْنَانِ» ، قُلْتُ لِجَابِرٍ: وَاللَّهِ، أَرَى لَوْ قُلْتُمْ وَاحِدٌ لَقَالَ. قَالَ: وَأَنَا أَظُنُّهُ وَاللَّهِ " .

Nga Xhabir b. Abdullahu (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem që ka thënë: "*Kujt i vdesin tri fëmijë dhe shpreson në shpërblim për to, do të hyjë në Xhenet*". Ne thamë: "O i Dërguari i Allahut, edhe dy?" Ai tha: "*Edhe dy*". I thashë Xhabirit: "Pasha Allahun, mendoj se po t`i kishim thënë edhe për një, do të kishte dhënë të njëjtën përgjigje!" Tha (Xhabiri): "Pasha Allahun, edhe unë mendoj ashtu".[132]

---

[131] Maliku, "Muvetta", kitab el-Xhenaizu, bab el-hisbetu fil-musibeti, nr.553; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab ma xhae fi sabri ale`l-bela, nr.2399 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/441, nr.10.811; Ahmedi, "Musned", 15/504, nr.9811; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.494; Ibni Hibani, "Sahih", 7/187, nr.2924; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/497, nr.1281 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar, ndërsa ky hadith ka hadithe tjera të sakta si dëshmi; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/264, nr.9376;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;

[132] Buhariu në "Edeb`ul-Mufred", nr.146; Ahmedi, "Musned", 22/190, nr.14.285; Ibni Hibani, "Sahih", 7/208, nr.2946; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman" 12/210, nr.9289;

-Hajthemiu, "Mexhmeu`z-Zevaid", vëll.3, fq.7, nr.3981 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm";

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë: "Hadithi është Sahih li gajrihi,

عُتْبَةُ بْنُ عَبْدٍ السُّلَمِيُّ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَا مِنْ مُسْلِمٍ يَمُوتُ لَهُ ثَلَاثَةٌ مِنَ الْوَلَدِ لَمْ يَبْلُغُوا الْحِنْثَ، إِلَّا تَلَقَّوْهُ مِنْ أَبْوَابِ الْجَنَّةِ الثَّمَانِيَةِ، مِنْ أَيِّهَا شَاءَ دَخَلَ».

Utbe b. Abd es-Sulemiju (r.a.) ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Nuk ka musliman që i vdesin tri fëmijë të cilët nuk kanë arritur moshën madhore, e të mos i takojë ato në tetë dyert e Xhenetit, ku përmes së cilës të dëshirojë, do të hyjë".*[133]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَا مِنْ مُسْلِمَيْنِ يَمُوتُ بَيْنَهُمَا ثَلَاثَةُ أَوْلَادٍ لَمْ يَبْلُغُوا الْحِنْثَ إِلَّا أَدْخَلَهُمَا اللَّهُ بِفَضْلِ رَحْمَتِهِ إِيَّاهُمُ الْجَنَّةَ» ، قَالَ: " يُقَالُ لَهُمْ: ادْخُلُوا الْجَنَّةَ، فَيَقُولُونَ: حَتَّى يَدْخُلَ آبَاؤُنَا، فَيُقَالُ: ادْخُلُوا الْجَنَّةَ أَنْتُمْ وَآبَاؤُكُمْ " .

Nga Ebu Hurejre (r.a.) e ky nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Nuk ka dy musliman që u vdesin atyre tri fëmijë të cilët nuk kanë arritur moshën madhore, e të mos i fus Allahu (xh.sh.) me mirësinë e*

---

ndërsa ky zinxhir është Hasen. Transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që hasen në dy Sahihet, përpos Muhamed b. Is`hakut, prej të cilit transmetojnë autorët e suneneve...".

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

[133] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi thevabin min usibe bi veledihi, nr.1604; Ahmedi, "Musned", 29/193, nr.17.644; etj.

-Busiriju në "Zevaid" thotë: "Në zinxhir është Shurehbil b. Shuf`ate, të cilin Ibni Hibani e përmend në "Eth-Thikat", kurse Ebu Davudi ka thënë: "Shurehbili dhe Xheriri janë të besueshëm", kurse transmetuesit tjerë janë në përputhje me kushtet e Buhariut;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen, shkaku i Shurehbil b. Shuf`ate;

*Mëshirës së Tij në Xhenet".* Tha: *"U thuhet atyre (fëmijëve):* ***"Hyni në Xhenet".*** *Ata (fëmijët) do të thonë: "Jo, derisa nuk hyjnë edhe prindërit tanë". Atëherë do t`u thuhet:* ***"Hyni në Xhenet ju me gjithë prindërit tuaj".***[134]

سَمِعْتُ مُعَاوِيَةَ بْنَ قُرَّةَ، عَنْ أَبِيهِ، قَالَ: كَانَ نَبِيُّ اللَّهِ ﷺ إِذَا جَلَسَ يَجْلِسُ إِلَيْهِ نَفَرٌ مِنْ أَصْحَابِهِ، وَفِيهِمْ رَجُلٌ لَهُ ابْنٌ صَغِيرٌ يَأْتِيهِ مِنْ خَلْفِ ظَهْرِهِ، فَيُقْعِدُهُ بَيْنَ يَدَيْهِ، فَهَلَكَ فَامْتَنَعَ الرَّجُلُ أَنْ يَحْضُرَ الْحَلْقَةَ لِذِكْرِ ابْنِهِ، فَحَزِنَ عَلَيْهِ، فَفَقَدَهُ النَّبِيُّ صلى الله عليه وسلم فَقَالَ: «مَالِي لَا أَرَى فُلَانًا؟» قَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ، بُنَيُّهُ الَّذِي رَأَيْتَهُ هَلَكَ، فَلَقِيَهُ النَّبِيُّ ﷺ فَسَأَلَهُ عَنْ بُنَيِّهِ، فَأَخْبَرَهُ أَنَّهُ هَلَكَ، فَعَزَّاهُ عَلَيْهِ، ثُمَّ قَالَ: «يَا فُلَانُ، أَيُّمَا كَانَ أَحَبُّ إِلَيْكَ أَنْ تَمَتَّعَ بِهِ عُمُرَكَ، أَوْ لَا تَأْتِي غَدًا إِلَى بَابٍ مِنْ أَبْوَابِ الْجَنَّةِ إِلَّا وَجَدْتَهُ قَدْ سَبَقَكَ إِلَيْهِ يَفْتَحُهُ لَكَ» ، قَالَ: يَا نَبِيَّ اللَّهِ، بَلْ يَسْبِقُنِي إِلَى بَابِ الْجَنَّةِ فَيَفْتَحُهَا لِي لَهُوَ أَحَبُّ إِلَيَّ، قَالَ: «فَذَاكَ لَكَ«

Transmeton Muavije nga babai i tij Kurrete ibni Ijasi r.a. i cili ka thënë: "Kur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sellem ulej në ndonjë kuvend, me të uleshin edhe disa prej shokëve të tij. Në mesin e tyre ishte edhe një burrë i cili vinte me një fëmijë të vogël, i cili i vinte prej pas shpinës

---

134 Nesai-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab men juteveffa lehu thelathetun, nr.1877; Ahmed-i, "Musned", 16/364, nr.10.622; etj.
-Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/506, nr.18.551 thotë: "E transmeton Ahmed-i, kurse transmetuesit janë transmetues që gjenden në Sahihe, përpos Shurehbilit, i cili është i besueshëm";
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se zinxhiri i hadithit është i mirë (**xhejid),** transmetuesit janë të besueshëm, të cilët gjenden edhe në Sahihe (të Buhari-ut dhe Muslim-it) përpos Shurehbil b. Shuf`ati, por edhe atë e kanë përmendur në mesin e të besueshmëve ibni Hibani dhe ibni Halfuni, është prej mësuesve të Harizit, mësuesit e tij të gjithë janë të besueshëm siç thotë Ebu Davud-i, e Hafidhi në "Tekrib" thotë se është i sinqertë...".

dhe ulej para tij. Fëmija (pas një kohe) i kishte vdekur. Njeriu pas kësaj ngjarje, kishte abstenuar nga prezenca në hallkat e dhikrit shkaku se ia përkujtonte të birin dhe ajo e mërziste edhe më shumë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kishte pyetur për të duke thënë: "Çka ka ndodhur që nuk e shoh filanin?" Njerëzit thanë: "O i Dërguari i Allahut! Fëmija të cilin e ke parë që vinte me atë njeriun ka vdekur". Pastaj, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e takoi njeriun dhe e pyeti për fëmijën e tij, ai i tregoi se kishte vdekur. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ngushëlloi, pastaj i tha: "O filan! Cila është më e dashur për ty, të kënaqesh me të në këtë jetë apo të shkosh nesër në njërën prej dyerve të Xhenetit dhe ta gjesh atë duke të paraprirë ty, e pastaj të t`i hap ato dyer?" Njeriu tha: "O Pejgamber i Zotit! Më e dashur për mua do të ishte të më parakaloj tek dyert e Xhenetit dhe të mi hap ato". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: "Ajo do të takojë ty".[135]

---

[135] Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab et-ta`zijeti, nr.2088; Ahmedi, "Musned", 24/361, nr.15.595 dhe në 33/473, nr.20.365; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 3/36-37, nr.11.886; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 8/242, nr.3302; Ibni Hibani, "Sahih", 7/209, nr.2947; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 19/31, nr.66; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/541, nr.1417 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih", e me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/215, nr.9297; etj.

-Ibni Haxheri në "Fet`h", 3/121 thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih. (Ibni Haxheri, "Fet`hu`l-Bari", 3/693, në koment të hadithit nr.1249);

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është me zinxhir Sahih, transmetuesit janë të besueshëm...;

-Ahmed Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se hadithi është Sahih;

## VLERA E DURIMIT GJATË VARFËRISË

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرِو بْنِ العَاصِي، عَنْ رَسُولِ اللهِ ﷺ أَنَّهُ قَالَ: " هَلْ تَدْرُونَ أَوَّلَ مَنْ يَدْخُلُ الْجَنَّةَ مِنْ خَلْقِ اللهِ؟ " قَالُوا: اللهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ قَالَ: " أَوَّلُ مَنْ يَدْخُلُ الْجَنَّةَ مِنْ خَلْقِ اللهِ الْفُقَرَاءُ الْمُهَاجِرُونَ ، الَّذِينَ تُسَدُّ بِهِمُ الثُّغُورُ، وَيُتَّقَى بِهِمُ الْمَكَارِهُ، وَيَمُوتُ أَحَدُهُمْ وَحَاجَتُهُ فِي صَدْرِهِ، لَا يَسْتَطِيعُ لَهَا قَضَاءً فَيَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ لِمَنْ يَشَاءُ مِنْ مَلَائِكَتِهِ: ائْتُوهُمْ فَحَيُّوهُمْ، فَتَقُولُ الْمَلَائِكَةُ: نَحْنُ سُكَّانُ سَمَائِكَ، وَخِيرَتُكَ مِنْ خَلْقِكَ، أَفَتَأْمُرُنَا أَنْ نَأْتِيَ هَؤُلَاءِ فَنُسَلِّمَ عَلَيْهِمْ؟ قَالَ: إِنَّهُمْ كَانُوا عِبَادًا يَعْبُدُونِي ، لَا يُشْرِكُونَ بِي شَيْئًا، وَتُسَدُّ بِهِمُ الثُّغُورُ، وَيُتَّقَى بِهِمُ الْمَكَارِهُ، وَيَمُوتُ أَحَدُهُمْ، وَحَاجَتُهُ فِي صَدْرِهِ، لَا يَسْتَطِيعُ لَهَا قَضَاءً قَالَ: فَتَأْتِيهِمُ الْمَلَائِكَةُ عِنْدَ ذَلِكَ، فَيَدْخُلُونَ عَلَيْهِمْ مِنْ كُلِّ بَابٍ ": {سَلَامٌ عَلَيْكُمْ بِمَا صَبَرْتُمْ فَنِعْمَ عُقْبَى الدَّارِ} [الرعد: 24]

Nga Abdullah b. Amër b. Asi (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A e dini se kush do të hyjë i pari në Xhenet prej krijesave të Allahut?"* Njerëzit thanë: "Allahu dhe Pejgamberi i Tij e dinë më mirë!" Ai tha: *"Të parët që do të hyjnë në Xhenet prej krijesave të Zotit, janë të varfërit dhe muhaxhirët, ata me të cilët mbrohen hendeqet dhe pruhen të këqijat. Prej tyre ka që vdesin me nevoja të pa përmbushura, të cilat nuk munden t`i realizojnë. Atëherë u thotë Allahu xh.sh. disa prej melekëve të cilët Ai dëshiron:* ***"Shkoni dhe përshëndetni ata!"*** *Melekët do të thonë: "Ne jemi banorë të qiellit Tënd dhe më të zgjedhurit e krijesave Tua, a na urdhëron të shkojmë tek ata dhe t`i përshëndesim me selam?!" (Allahu) thotë:* ***"Ata ishin robër që më adhuronin vetëm Mua dhe nuk më shoqëruan asgjë. Me ata mbroheshin hendeqet dhe pruheshin të këqijat, si dhe prej tyre kishte që vdisnin me nevoja të papërmbushura, të cilat nuk mund t`i realizonin".*** Tha (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-

lem): *“Kështu u vijnë melekët duke hyrë nga të gjitha dyert (duke u thënë): “Selam për juve për durimin që treguat dhe sa përfundim i mirë që është shtëpia e juaj”.*[136]

**عَنْ سَعِيدِ بْنِ عَامِرٍ الْجُمَحِيُّ:سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ فِي فُقَرَاءِ الْمُسْلِمِينَ: "يُزَفُّونَ كَمَا يُزَفُّ الْحَمَامُ، فَيُقَالُ لَهُمْ: قِفُوا لِلْحِسَابِ، فَيَقُولُونَ: وَاللهِ مَا تَرَكْنَا شَيْئًا نُحَاسَبُ بِهِ، فَيَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: صَدَقَ عِبَادِي، فَيَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ قَبْلَ النَّاسِ بِسَبْعِينَ عَامًا ".**

Nga Seid b. Amir el-Xhumehiju (r.a.) i cili thotë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem i cili për të varfërit musliman ka thënë: *“Do të afrohen siç afrohet pëllumbi, e atyre do t`u thuhet: “Ndaluni për t`u llogaritur”. Ata do të thonë: “Pasha Allahun! Nuk na ka ngelur diçka për t`u marrë në llogari”. Atëherë Allahu xh.sh. do të thotë: **“Të vërtetën e kanë thënë robërit e Mi”** dhe do të hyjnë në Xhenet shtatëdhjetë vjet para të tjerëve”.*[137]

---

136 Ahmed-i, “Musned”, 11/131, nr.6570; Bezzar-i, “Bahru`z-Zehar”, 6/426-427, nr.2457; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, 16/438, nr.7421; Hakim-i, “Mustedrek”, 2/81, nr.2393 dhe thotë se “zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar”; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajm-i, “Hiljetu`l-Eulija”, 1/347; Bejheki-u, “Shuabu`l-Iman”, vëll.13, fq.21, nr.9895;
-Hejthemi-u, “Mexhmeu`z-Zevaid”, 10/328, nr.17.886 dhe thotë se e përcjell Ahmed-i, Bezzar-i dhe Taberani, transmetuesit janë të besueshëm”.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se zinxhirin e ka të mirë (xhejid);
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;
137 Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 6/58, nr.5508; Ebu Nuajm-i, “Hiljetu`l-Evlija”, 1/246-247;

عَنْ عِمْرَانَ بْنِ حُصَيْنٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: «اطَّلَعْتُ فِي الجَنَّةِ فَرَأَيْتُ أَكْثَرَ أَهْلِهَا الفُقَرَاءَ، وَاطَّلَعْتُ فِي النَّارِ فَرَأَيْتُ أَكْثَرَ أَهْلِهَا النِّسَاءَ».

Nga Imran b. Husajni (r.a.) përcillet se Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pashë Xhenetin dhe vërejta se shumica e banorëve të tij ishin të varfërit dhe pashë Zjarrin, dhe vërejta se shumica e banorëve të tij ishin gratë".*[138]

---

-Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", 4/64, nr.4817 thotë se transmetuesit janë të besueshëm, përpos Jezid b. Ebu Zijadit;
-Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/332, nr.17.898 thotë: "Në zinxhir gjendet Jezid b. Ebu Zijadi për të cilin janë unanim se është i dobët, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm";
[138] Buhariu, "Sahih", kitab Bed`ul-Halki, bab ma xhae fi sifeti`l-xheneti, nr.3241; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti Xheheneme, bab ma xhae enne ekthere ehli`n-nari`n-nisau, nr.2603 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 33/84, nr.19.852; Ibni Hibani, "Sahih", 16/493, nr.7455; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 18/111, nr.210; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 13/26, nr.9901;
-Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/261, nr.17.901 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Euset", transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Dahak b. Jesarit, të cilin e ka konsideruar të besueshëm Ibni Hibani".
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/73, nr.1117 dhe thotë se ky hadith është Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

## VLERA E NGUSHËLLIMIT NDAJ TË SPROVUARIT

عَنْ أَبِي بَكْرٍ الصِّدِّيقِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، وَعِمْرَانَ بْنِ حُصَيْنٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " قَالَ مُوسَى عَلَيْهِ السَّلَامُ لِرَبِّهِ عَزَّ وَجَلَّ: مَا جَزَاءُ مَنْ عَزَّى الثَّكْلَى؟ قَالَ: أَجْعَلُهُ فِي ظِلِّي يَوْمَ لَا ظِلَّ إِلَّا ظِلِّي".

Nga Ebu Bekër es-Sidiku r.a. dhe Imran b. Husajni r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Musa alejhi`s-selam i tha Zotit xh.sh.: "Çka është shpërblimi për atë që e ngushëllon të sprovuarin?" Ai i tha:* ***"Do ta vëndoj nën hijen Time, atë Ditë kur nuk ka hije tjetër përpos hijes Sime".***[139]

سَمِعْتُ عَبْدَ اللَّهِ بْنَ أَبِي بَكْرِ بْنِ مُحَمَّدِ بْنِ عَمْرِو بْنِ حَزْمٍ، يُحَدِّثُ عَنْ أَبِيهِ، عَنْ جَدِّهِ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ أَنَّهُ قَالَ: «مَا مِنْ مُؤْمِنٍ يُعَزِّي أَخَاهُ بِمُصِيبَةٍ، إِلَّا كَسَاهُ اللَّهُ سُبْحَانَهُ مِنْ حُلَلِ الْكَرَامَةِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ».

E kanë dëgjuar Abdullah b. Ebu Bekër b. Muhammed b. Amër b. Hazm el-Ensarijun duke përcjellur nga babai i tij, e ky nga gjyshi i tij, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka ndonjë musliman, që e ngushëllon vëllanë e tij në sprovë, e Allahu të mos e vesh atë me teshat e nderit në Ditën e Kijametit".*[140]

---

[139] Ibni Sunnij, "Amelu`l- Jaumi ve`l-Lejleti", fq.355, nr.587;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/378, nr.6082 dhe e vlerëson si hadith të dobët;
-Ashik Ilah el-Bureniju në verifikim të këtij hadithi në librin e Ibni Sunijut, thotë se nuk e shënon askush tjetër përpos tij;
[140] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi thevabi men azza musaben, nr.1601; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/273, nr.5296; Bejheki-u, e shënon në "Sunenu`s-Sagir", Xhamiu Dirasat el-Islamije, Pakistan, botimi i parë, 1989, 2/32, nr.1126, etj.

عَنْ أَبِي بَرْزَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ عَزَّى ثَكْلَى كُسِيَ بُرْدًا فِي الجَنَّةِ».

Nga Ebu Berze (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush e ngushëllon prindin i cili ka humbur fëmijën, do t`i vishet një burde (mantel) në Xhenet*".[141]

---

-Busiri-u në "Zevaid", 2/50, thotë: "Në zinxhir gjendet Kajs ebu Umare, për të Ibni Hiban-i e ka përmendur në "Thikat", po ashtu Dhehebi-u në "Kashif" e ka cilësuar si të besueshëm. Buhari-u ka thënë se duhet të shikohet. Kurse njerëzit tjerë, janë në përputhje me kushtet e imam Muslim-it";

-Nevevi-u, e shënon në "El-Edhkar", Daru`l-Minhaxh, Bejrut, botimi i parë, 2005, nr.457 dhe e cilëson zinxhirin e hadithit Hasen;

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/494, nr.8092 dhe e vlerëson hadithin si të mirë (Hasen);

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/532) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët shkaku i Kajs ebi Umares";

[141] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab aharu fi fadli`t-ta`zijeti, nr.1076 dhe thotë se hadithi është Garib, zinxhiri i hadithit nuk është i fortë; Ebu Ja`la, "Musned", fq.1352, nr.7436; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/463, nr.8842;

-Mizziu në "Tuhfetu`l-Eshraf", Daru`l-Garebu`l-Islam, Bejrut, botimi i parë, 1999, vëll.8, fq.239, nr.11.609 thotë se zinxhiri i këtij hadithi nuk është i fuqishëm;

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/534, nr.8850 dhe e vlerëson këtë hadith si të dobët;

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (2/549, nr.1099) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i dobësisë së Ummul Esvedit;

## VLERA E VIZITËS TEK I SËMURI

قَالَ عَلِيٌّ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَا مِنْ مُسْلِمٍ يَعُودُ مُسْلِمًا غُدْوَةً إِلَّا صَلَّى عَلَيْهِ سَبْعُونَ أَلْفَ مَلَكٍ حَتَّى يُمْسِيَ، وَإِنْ عَادَهُ عَشِيَّةً إِلَّا صَلَّى عَلَيْهِ سَبْعُونَ أَلْفَ مَلَكٍ حَتَّى يُصْبِحَ، وَكَانَ لَهُ خَرِيفٌ فِي الجَنَّةِ».

Aliu (r.a.) ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Nuk ka musliman i cili viziton muslimanin në mëngjes, e që 70.000 melek të luten për të deri në mbrëmje, e nëse e viziton në mbrëmje, atëherë do të luten për të 70.000 melek deri në mëngjes. Për të do të ketë (si shpërblim) kopsht me fruta të Xhenetit".*[142]

---

[142] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab ma xhae fi ijadeti`l-merid, nr.971 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Garib; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab fi fadli`l-ijadeti ala vuduin, nr.3098; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi thevabi men ade meriden, nr.1442; Ahmed-i, "Musned", 2/47, nr.612; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/443, nr.10.835-36; Hakim-i, "Mustedrek", 1/492, nr.1264, i cili njërin sened e konsideron të besueshëm sipas kushteve të dy shejhëve, e me të pajtohet edhe Dhehebi-u; etj.
-Hejthemiu, në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/30-31, nr.4142 thotë se e shënojnë Ahmed-i dhe Bezzar-i, kurse transmetuesit në zinxhirin që e përcjell Ahmed-i janë të besueshëm;
-Begavi-u, "Sherhu`s-Sunneh", tahkik Shuajb el-Arnauti, mektebetu`l-Islamijj, Bejrut, botimi i dytë, 1983; 5/217, nr.1410 dhe thotë se hadithi është Hasen;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih, por i ndalur (meukuf), transmetuesit janë të besueshëm dhe që gjenden në dy Sahihet;

سَمِعْتُ جَابِرَ بْنَ عَبْدِ اللَّهِ قَالَ: سَمِعْتُ النَّبِيَّ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ عَادَ مَرِيضًا خَاضَ فِي الرَّحْمَةِ، حَتَّى إِذَا قَعَدَ اسْتَقَرَّ فِيهَا».

E kam dëgjuar Xhabir b. Abdilahun (r.a.) duke thënë: "E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush e viziton një të sëmurë, është i zhytur në mëshirë, e kur ulet, stabilizohet në të (në mëshirë)".*[143]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ عَادَ مَرِيضًا أَوْ زَارَ أَخًا لَهُ فِي اللَّهِ نَادَاهُ مُنَادٍ أَنْ طِبْتَ وَطَابَ مَمْشَاكَ وَتَبَوَّأْتَ مِنَ الْجَنَّةِ مَنْزِلًا».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai që e viziton një të sëmurë, ose e viziton vëllanë e tij për hir të Allahut (xh.sh.), atë e thërret një thirrës nga qielli:* ***"Të lumtë, punove mirë, të lumshin këmbët, vërtet ke përgatitur një vend në Xhenet".***[144]

---

143 Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", nr.522; Malik-u, "Muvetta", kitab Xhami, bab ijadetu`l-meridi ve`t-tijeretu, nr.2723; Ahmed-i, "Musned", 22/162, nr.14.260; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/443, nr.10.834; Bezzar-i, "Bahru`z-Zehar", 1/368, nr.775; Ibni Hiban-i, në "Sahih"-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", 4/267, nr.2945; Hakim-i, "Mustedrek", 1/501, nr.1295 dhe thotë se "është Sahih sipas kushteve të Muslim-it por ai nuk e ka shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebi-u; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/409, nr.8749;
-Hejthemi-u, në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/297 dhe thotë se e shënojnë Ahmed-i dhe Bezzar-i dhe se transmetuesit te Ahmed-i, janë transmetues nga dy Sahihet;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i dobët shkaku i koklavitjes (Idtirab);
144 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab ma xhae fi zijareti`l-ihvani, nr.2015 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma

عَنْ ثَوْبَانَ، مَوْلَى رَسُولِ اللهِ ﷺ، عَنْ رَسُولِ اللهِ ﷺ، قَالَ: «مَنْ عَادَ مَرِيضًا لَمْ يَزَلْ فِي خُرْفَةِ الْجَنَّةِ» ، قِيلَ يَا رَسُولَ اللهِ وَمَا خُرْفَةُ الْجَنَّةِ؟ قَالَ: «جَنَاهَا».

Nga Theubani (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e viziton vëllanë e vet musliman, vazhdimisht është në hurfen e Xhenetit!"*. Njerëzit e pyetën: "Çka është *Hurfa* e Xhenetit, o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: *"Ata janë kopshtet (pemët) e tij të bujshme"*.[145]

---

xhae fi thevabi men ade meridan, nr.1443; Ahmed-i, "Musned", 14/216, nr.8536; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.345; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/330, nr.8610;

-Ibni Kajserani në "Dhehiretu`l-Hufadhi", 1/337, nr.349 thotë se ky hadith është munker;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të Musnedit të Ahmedit thonë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i dobësisë së Ebu Sinanit;

-Për transmetuesin Ebu Sinan disa kanë shprehur kritika, ndërsa disa kanë pranuar hadithin prej tij. Jahja b. Meini ka thënë se është i dobët, ndërsa në një transmetim tjetër për të ka thënë se është i besueshëm. Ebu Zur`a, thotë se është i dobët në hadith. Ebu Hatim thotë se nuk është i fuqishëm në hadith. Nesaiu thotë se është i dobët. Ixhliu thotë se nuk ka të keqe tek ai. Ibni Hirashi thotë se është i sinqertë. Ibni Hibani e ka përmendur në librin e tij të transmetuesve të besueshëm "eth-Thikat", kurse prej tij kanë transmetuar Buhariu në "Edeb", Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh. (Shih për këto vlerësime: "Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 22/606-609, nr.4626);

[145] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab fadlu ijadeti`l-meridi, nr.2568; Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", nr.521; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab ma xhae fi ijadeti`l-meridi, nr.969 dhe thotë se hadithi i Theubanit është Hasen; Ahmed-i, "Musned", 37/56, nr.22.373; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/443, nr.10.832-33; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 2/101, nr.1445; Begaviu, "Sherhu`s-Sunneh", 5/215, nr.1408 dhe thotë se hadithi është Sahih; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/534, nr.8843 dhe e vlerëson këtë hadith si Sahih;

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ تَوَضَّأَ فَأَحْسَنَ الْوُضُوءَ، وَعَادَ أَخَاهُ الْمُسْلِمَ مُحْتَسِبًا بُوعِدَ مِنْ جَهَنَّمَ، مَسِيرَةَ سَبْعِينَ خَرِيفًا» قُلْتُ: يَا أَبَا حَمْزَةَ، وَمَا الْخَرِيفُ؟ قَالَ: «الْعَامُ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Kush merr abdes dhe e plotëson atë si duhet, shkon të vizitojë vëllanë e tij musliman (që është sprovuar) duke shpresuar (në shpërblim), do të largohet nga zjarri i Xhehenemit 70 Harife!*” I thanë: “O Ebu Hamza, çka janë *Harife*?” Ai tha: “Vite”.[146]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ أَصْبَحَ مِنْكُمُ الْيَوْمَ صَائِمًا؟» قَالَ أَبُو بَكْرٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ: أَنَا، قَالَ: «فَمَنْ تَبِعَ مِنْكُمُ الْيَوْمَ جَنَازَةً؟» قَالَ أَبُو بَكْرٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ: أَنَا، قَالَ: «فَمَنْ أَطْعَمَ مِنْكُمُ الْيَوْمَ مِسْكِينًا؟» قَالَ أَبُو بَكْرٍ رَضِيَ

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të Musnedit të Ahmedit thonë se hadithi është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të dy sahiheve...”;

[146] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Xhenaizu, bab fi fadli`l-ijadeti ala vuduin, nr.3097; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 9/169, nr.9441;

-Abadi në koment të Sunenit të Ebu Davudit për këtë hadith thotë: “Jahja b. Meini për Fadlin thotë se është i dobët, kurse në radhën tjetër, thotë se hadithi i tij është i mirë, kurse Ahmed b. Hanbeli thotë se hadithi i tij nuk është i ruajtur dhe cek një rast ku ai ka gabuar, kurse në një vend tjetër thotë se në të nuk ka diçka të keqe, edhe Ibni Hibani thotë se ai ka qenë prej atyre që kanë gabuar në hadith. (shih: Abadi, “Aunu`l-Ma`bud ala sherh sunen Ebu Davud”, Daru Ibni Hazm, Bejrut, 2005, vëll.1, f.1404);

-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ebu Davud-it (5/15) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i dobësisë së Fadël b. Delhemit;

اللهُ عَنْهُ: أَنَا، قَالَ: «فَمَنْ عَادَ مِنْكُمُ الْيَوْمَ مَرِيضًا؟» قَالَ أَبُو بَكْرٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ: أَنَا، فَقَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَا اجْتَمَعْنَ فِي امْرِئٍ، إِلَّا دَخَلَ الْجَنَّةَ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Cili prej jush, sot në mëngjes ka dalë agjërueshëm?*" Ebu Bekri r.a. tha: "Unë". (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) pyeti: "*Cili prej jush, sot ka falë namaz xhenaze?*" Ebu Bekri r.a. tha: "Unë". Pyeti përsëri: "*Cili prej jush sot ka ushqyer ndonjë të varfër?*" Ai tha: "Unë". Përsëri pyeti: "*Cili prej jush sot ka vizituar të sëmurin?*" Ebu Bekri r.a. tha: "Unë". Atëherë, i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: "*Asnjëherë nuk ndodh që këto (vepra të mira) të bashkohen te ndonjë njeri, e ai të mos hyjë në Xhenet*".[147]

---

[147] Muslimi, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab men xhemea sadakate ve a`male`l-birri, nr.1028; Buhariu në "Edeb`ul-Mufred", bab 234, nr.515; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 7/314; etj.

Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/444, nr.10.844 por ky e përcjell nga Enes b. Maliku dhe aty nuk përmendet Ebu Bekri, por Umeri;

Muslimi e përcjell këtë hadith nga ibni ebi Umeri, i cili konsiderohet i besueshëm nga Jahja b. Meini dhe të tjerë (Shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 26/639-642, nr.5691).

Ndërsa ibni Ebi Hatimi thotë se babai i tij ka thënë se ka qenë njeri i mirë, por ka pasur edhe neglizhencë (gaflet), ka përcjellur një hadith të falsifikuar të cilin thotë se e përcjell prej ibni Ujejnes, ndërsa ne e konsiderojmë të sinqertë. (Ibni Ebi Hatim, "El-Xherhu ve`t-Ta`dil", 8/124-125, nr.560);

-Në zinxhirin e hadithit që e përcjell Muslimi gjendet edhe Mervan b. Muavije, për të cilin shumica e kanë vlerësuar si të besueshëm, ndërsa disa kanë shprehur kritikat e tyre. Ali b. Medeni thotë se është i besueshëm kur përcjellë prej të njohurve, por hadithi i tij është i dobët kur ai përcjellë prej të panjohurve. Ebu Hatimi thotë se është i sinqertë, por ka shumë transmetime nga transmetues të panjohur. Ebu Davudi thotë se ai i përziente emrat e transmetuesve. Edhe Ibni Meini thotë se ai i ndryshonte emrat e transmetuesve. (shih: Ibni Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 4/52-53).

-Në këtë zinxhir gjendet edhe Jezid b. Kejsani, të cilin shumica e kanë konsideruar të besueshëm, por ka edhe të cilët e kanë

عَنْ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ، قَالَ: قَالَ لِي النَّبِيُّ ﷺ: «إِذَا دَخَلْتَ عَلَى مَرِيضٍ، فَمُرْهُ أَنْ يَدْعُوَ لَكَ؛ فَإِنَّ دُعَاءَهُ كَدُعَاءِ الْمَلَائِكَةِ».

Nga Umer b. Hattabi (r.a.) i cili thotë: "Më ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "*Kur të hysh te një i sëmurë, urdhëroje atë që të bëjë lutje për ty, sepse lutja e tij, është si lutja e melekëve*".[148]

## VLERA E KUJDESIT NDAJ FËMIJËVE VAJZA

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ عَالَ جَارِيَتَيْنِ حَتَّى تَبْلُغَا، جَاءَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ أَنَا وَهُوَ» وَضَمَّ أَصَابِعَهُ ».

---

kritikuar. Është pyetur Ebu Hatimi për të dhe ka dhënë vlerësim pozitiv, por kur është pyetur se a argumentohet me hadithet që përcillen prej tij, ka thënë jo. (shih: Ibni Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 4/427).

-Ibni Hibani e përmend në "Eth-Thikat", 7/628 dhe thotë se bënte gabime dhe është kundërshtuar nga të tjerët.

[148] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab fi ijadeti`l-meridi, nr.1441; Ibni Suniju në "Amelu`l-jaumi ve`l-lejleti", fq.335-336, nr.557;

-Busiri-u thotë në "Zevaid": "Zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm, por është munkati (i ndërprerë)";

-Neveviu thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih ose Hasen, por Mejmun b. Mihrani nuk e ka takuar Umerin (Neveviu, "El-Edhkar", fq.247, nr.428);

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/42, nr.595 dhe e vlerëson këtë hadith si të dobët;

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/435) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët shkaku i ndërprerjes, Mejmun b. Mihrani nuk e ka takuar Umer b. Hatabin;

Nga Enes b. Maliku (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush kujdeset për dy vajza derisa të arrijnë moshën madhore, do të vijë në Ditën e Kijametit bashkë me mua"* dhe i bashkoi gishtat e tij".[149]

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ عَالَ ثَلَاثَ بَنَاتٍ، فَأَدَّبَهُنَّ، وَزَوَّجَهُنَّ، وَأَحْسَنَ إِلَيْهِنَّ، فَلَهُ الْجَنَّةُ ».

Nga Ebu Seid el-Hudriu (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush kujdeset për tri vajza dhe i edukon ato, i marton dhe sillet mirë me ta, atij i takon Xheneti".*[150]

---

[149] Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-Siletu ve`l-adabu, bab fadlu`l-ihsani ile`l-benati, nr.2631; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-Sileti, bab ma xhae fi`n-nefekati alel-benati ve`l-ehavati, nr.1914 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Garib, por në tekstin e tij përmendet se do të shkojnë bashkë në Xhenet; Ahmedi, "Musned", 20/47, nr.12.593; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/222, nr.25.439; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.894; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/176, nr.557; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/196, nr.7350 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; etj.

-Hejthemiu, "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/157, nr.13.495 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Euset", përmes dy rrugëve, njëri prej tyre i ka transmetuesit që janë në Sahihe";

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih përmes rrugëve dhe dëshmive tjera, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i mirë.

[150] Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi fadli men ale jetimen, nr.5147; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-Sileti, bab ma xhae fi`n-nefekati ale`l-benati ve`l-ehavati, nr.1912; Ahmedi, "Musned", 17/476, nr.11.384; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/221, nr.25.438; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.79; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/143, nr.8310;

-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/534, nr.8847 dhe e vlerëson këtë hadith si të dobët;

عَنْ عَائِشَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا، قَالَتْ: دَخَلَتِ امْرَأَةٌ مَعَهَا ابْنَتَانِ لَهَا تَسْأَلُ، فَلَمْ تَجِدْ عِنْدِي شَيْئًا غَيْرَ تَمْرَةٍ، فَأَعْطَيْتُهَا إِيَّاهَا، فَقَسَمَتْهَا بَيْنَ ابْنَتَيْهَا، وَلَمْ تَأْكُلْ مِنْهَا، ثُمَّ قَامَتْ، فَخَرَجَتْ، فَدَخَلَ النَّبِيُّ ﷺ عَلَيْنَا، فَأَخْبَرْتُهُ فَقَالَ: «مَنِ ابْتُلِيَ مِنْ هَذِهِ البَنَاتِ بِشَيْءٍ كُنَّ لَهُ سِتْرًا مِنَ النَّارِ».

Nga Aishja r.a.h. e cila thotë: "Hyri tek unë një grua me dy vajzat e saja për të kërkuar (ndonjë lëmoshë), e tek unë nuk gjeta asgjë përpos një hurmë të cilën ua dhashë atyre, ajo e ndau në dy pjesë dhe ua dha bijave të saja duke mos ngrënë aspak për vete. Ajo doli, e më pas erdhi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tregova për këtë, e ai më tha: *"Kush sprovohet me vajza për diçka, ato do të jenë mbrojtje nga Zjarri për të"*.[151]

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Seid b. Abdurahman b. Mukmil, i cili është i panjohur, prej tij kanë përcjellë vetëm dy transmetues, ndërsa askush nuk e ka konsideruar të besueshëm përpos Ibni Hibanit, ndërsa ai edhe është kundërshtuar në këtë zinxhir, transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues të cilët gjenden në dy Sahihet;

[151] Buhariu, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab itteku`n-nare ve leu bi shikki temretin, nr.1418; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab fadlu`l-ihsani ile`l-benati, nr.2629; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-Sileti, bab ma xhae fi`n-nefekati alel-benati ve`l-ehavati, nr.1915; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab birru`l-validi ve`l-ihsanu ile`l-benati, nr.3668; Ahmedi, "Musned", 43/181, nr.26.060 dhe në 40/61, nr.24.055; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.132; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 4/244, nr.4093; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/142, nr.8308; etj.

-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/505, nr.8278 dhe e vlerëson këtë hadith si Sahih;

-Busiriju në "Zevaid" thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih;

## VLERA E KUJDESIT NDAJ JETIMIT

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: " مَنْ مَسَحَ رَأْسَ يَتِيمٍ لَمْ يَمْسَحْهُ إِلَّا لِلَّهِ كَانَ لَهُ بِكُلِّ شَعْرَةٍ مَرَّتْ عَلَيْهَا يَدُهُ حَسَنَاتٌ، وَمَنْ أَحْسَنَ إِلَى يَتِيمَةٍ أَوْ يَتِيمٍ عِنْدَهُ كُنْتُ أَنَا وَهُوَ فِي الْجَنَّةِ كَهَاتَيْنِ، وَقَرَنَ بَيْنَ أُصْبُعَيْهِ السَّبَّابَةِ وَالْوُسْطَى ".

Nga Ebu Umame (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush e ledhaton kokën e jetimit dhe nuk e ledhaton atë përpos se për hir të Allahut (xh.sh.), do të ketë për çdo qime të flokëve që ka ledhatuar dora e tij nga një shpërblim. Kush i bën mirësi ndonjë jetimeje ose jetimi, do të jem unë dhe ai në Xhenet sikur këto dy gishta*" dhe i afroi gishtin tregues dhe atë të mesëm".[152]

عَنْ سَهْلٍ، قَالَ: رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «وَأَنَا وَكَافِلُ اليَتِيمِ فِي الجَنَّةِ هَكَذَا» وَأَشَارَ بِالسَّبَّابَةِ وَالوُسْطَى، وَفَرَّجَ بَيْنَهُمَا شَيْئًا».

Nga Sehli (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Unë dhe kujdestari i jetimit, do të jemi në Xhenet kështu bashkë*" dhe bëri me

---

[152] Ahmedi, "Musned", 36/474, nr.22.153; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/202, nr.7821; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/178 dhe thotë se është Garib përmes kësaj rruge;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/160, nr.13.514 thotë se e transmetojnë Ahmedi dhe Taberani, por në zinxhir gjendet Ali b. Jazid el-Elhani i cili është i dobët;
-Ibni Haxheri në "Fet`hu`l-Bari", 14/365 në koment të hadithit nr.6356 thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i hadithit është shumë i dobët;

shenjë me gishtin tregues dhe gishtin e mesëm dhe i ndau pak sa në mes veti”.[153]

عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: «مَنْ قَبَضَ يَتِيمًا مِنْ بَيْنِ الْمُسْلِمِينَ إِلَى طَعَامِهِ وَشَرَابِهِ أَدْخَلَهُ اللَّهُ الجَنَّةَ الْبَتَّةَ إِلَّا أَنْ يَعْمَلَ ذَنْبًا لَا يُغْفَرُ لَهُ».

Nga Ibni Abasi (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Kush e merr një jetim nga mesi i myslimanëve, i jep të hajë dhe të pijë, Allahu (xh.sh.) do ta fus në Xhenet pa asnjë dyshim, përpos nëse kryen ndonjë mëkat që nuk i falet*”.[154]

---

[153] Buhariu, “Sahih”, kitab et-Talaki, bab el-liani, nr.5304; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi rahmeti`l-jetimi ve kefaletihi, nr.1925 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Sahih; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab fi men damme`l-jetime, nr.5150; Ahmedi, “Musned”, 37/476, nr.22.820; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 6/173, nr.5905; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 13/385, nr.10.514; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;
[154] Tirmidhiu, “Sunen”, kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi rahmeti`l-jetimi ve kefaletihi, nr.1924 dhe thotë se njëri prej transmetuesve që quhet Hanesh është i dobët sipas dijetarëve të hadithit; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 11/216, nr.11.542;
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 8/162, nr.13.525 dhe thotë: “E përcjell Tirmidhiu një pjesë, po edhe Taberani, por në zinxhir gjendet Hanesh b. Kajs er-Rehabiju, i cili është i refuzuar (metruk);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (4/46, nr.2029) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Haneshit;

عَنْ عَوْفِ بْنِ مَالِكٍ الْأَشْجَعِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «أَنَا وَامْرَأَةٌ سَفْعَاءُ الْخَدَّيْنِ كَهَاتَيْنِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ» وَأَوْمَأَ يَزِيدُ بِالْوُسْطَى وَالسَّبَّابَةِ «امْرَأَةٌ آمَتْ مِنْ زَوْجِهَا ذَاتُ مَنْصِبٍ، وَجَمَالٍ، حَبَسَتْ نَفْسَهَا عَلَى يَتَامَاهَا حَتَّى بَانُوا أَوْ مَاتُوا».

Nga Auf b. Malik el-Eshxheijju (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Unë dhe gruaja me fytyrë të zbehtë do të jemi (afër njëri-tjetrit) sikur këto dy gishta në Ditën e Kijametit"*. Duke bërë me shenjë gishtin tregues dhe gishtin e mesëm. *"Ajo është një vejushë e bukur nga një familje e shquar, e cila e ka mbyllur veten (e ka përkushtuar veten) jetimëve të saja, derisa të rriten ose të vdesin".*[155]

## VLERA E SINQERITETIT

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «إِنَّ الصِّدْقَ يَهْدِي إِلَى البِرِّ، وَإِنَّ البِرَّ يَهْدِي إِلَى الجَنَّةِ، وَإِنَّ الرَّجُلَ لَيَصْدُقُ حَتَّى يَكُونَ صِدِّيقًا. وَإِنَّ الكَذِبَ يَهْدِي إِلَى الفُجُورِ، وَإِنَّ الفُجُورَ يَهْدِي إِلَى النَّارِ، وَإِنَّ الرَّجُلَ لَيَكْذِبُ حَتَّى يُكْتَبَ عِنْدَ اللَّهِ كَذَّابًا».

155 Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi fadli men ale jetimen, nr.5149; Ahmedi, "Musned", 39/432, nr.24.006; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.141; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 18/56, nr.103; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/145, nr.8313; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmedit, thonë se ky hadith është Hasen li gajrihi inshallah, ndërsa zinxhiri i tij është i dobët shkaku i Nehhasit, po edhe shkaku i shkëputjes së zinxhirit në mes Shedad ibni Ammarit dhe Auf b. Malikut;

Nga Abdullah (b. Mes`udi) r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Sinqeriteti të dërgon në bamirësi, kurse bamirësia të çon në Xhenet. Njeriu do të jetë i sinqertë, derisa do të konsiderohet prej të sinqertëve (tek Allahu xh.sh.). Ndërsa gënjeshtra të çon në mëkat, kurse mëkati të çon në Zjarr. Njeriu do të gënjejë, derisa të regjistrohet tek Allahu (xh.sh.) si gënjeshtarë".*[156]

عَنْ عُبَادَةَ بْنِ الصَّامِتِ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " اضْمَنُوا لِي سِتًّا مِنْ أَنْفُسِكُمْ أَضْمَنْ لَكُمُ الْجَنَّةَ: اصْدُقُوا إِذَا حَدَّثْتُمْ، وَأَوْفُوا إِذَا وَعَدْتُمْ، وَأَدُّوا إِذَا اؤْتُمِنْتُمْ، وَاحْفَظُوا فُرُوجَكُمْ، وَغُضُّوا أَبْصَارَكُمْ، وَكُفُّوا أَيْدِيَكُمْ ".

Nga Ubade b. Samiti (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"M`i garantoni mua gjashtë gjëra, ua garantoj juve Xhenetin: "Bëhuni të sinqertë kur flitni; mbanie premtimin kur të premtoni; bëhuni besnik*

---

156 Buhariu, "Sahih", kitab el-Edebu, bab kaulilahi teala ja ejjuhel-ledhine amenu`t-tekullahe ve kunu mea`s-sadikine, nr.6094; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab kubhu`l-kedhibi ve husnu`s-sidki ve fadluhu, nr.2607; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi`t-teshdidi fi`l-kedhibi, nr.4989; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi`s-sidki ve`l-kedhibi, nr.1971 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mukadimetu, bab ixhtinabu`l-bidei ve`l-xhedeli, nr.46; Maliku, "El-Muvetta", kitab el-Xhamiu, bab ma xhae fi`s-sidki ve`l-kedhibi, nr.1804; Darimiju, "Sunen", kitab er-Rikaki, bab fi`l-kedhibi, nr.2757; Ahmedi, "Musned", 6/147, nr.3638; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/217, nr.440 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih dhe është sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit..;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*kur t`ju besohet emaneti; ruani nderin tuaj; uleni shikimin (ndaj haramit) dhe ndaloni duart (nga e ndaluara)".*[157]

## VLERA E FALËNDERIMIT NDAJ ALLAHUT XH.SH.

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " أَوَّلُ مَنْ يُدْعَى إِلَى الْجَنَّةِ الَّذِينَ يَحْمَدُونَ اللهَ فِي السَّرَّاءِ وَالضَّرَّاءِ ".

Nga Abdullah b. Abasi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Të parët që do të thirren për të hyrë në Xhenet, do të jenë ata që falënderojnë Allahun (xh.sh.) kur janë në gjendje të mirë dhe të vështirë".*[158]

---

157 Ahmedi, "Musned", 37/417, nr.22.757; Ibni Hibani, "Sahih", 1/506, nr.271; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/399, nr.8066 dhe thotë se hadithi ka zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/450, nr.4464; etj.

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/218, nr.7120 thotë: "E shënon Ahmedi dhe Taberani, ndërsa transmetuesit e Ahmedit janë të besueshëm, përpos që Mutalibi nuk ka dëgjuar hadithe prej Ubades;

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/71, nr.1095 dhe e vlerëson si Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Hasen li gajrihi, transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm, por el-Mutalibi nuk ka dëgjuar hadithe prej Ubades;

158 Hakimi, "El-Mustedrek", 1/681, nr.1851 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por nuk e kanë shënuar; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 3/240, nr.3033; Bejhekiu, "Shuabu`l- Iman", 6/216, nr. 4063; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 5/69; etj.

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/95, nr.16.883 dhe thotë: "E transmeton Taberani në të tri librat ("Kebir", "Euset" dhe "Sagir") përmes zinxhirëve të tij, në njërin prej tyre gjendet edhe Kajs b.

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: «إِنَّ اللَّهَ لَيَرْضَى عَنِ العَبْدِ أَنْ يَأْكُلَ الأَكْلَةَ، أَوْ يَشْرَبَ الشَّرْبَةَ، فَيَحْمَدَهُ عَلَيْهَا».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) është i kënaqur me robin i cili kur han ndonjë ushqim ose pinë ndonjë pije, e falënderon Allahun (xh.sh.) për të".*[159]

## VLERA E BUJARISË

عَنْ جَعْفَرِ بْنِ مُحَمَّدٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ جَدِّهِ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " السَّخَاءُ شَجَرَةٌ مِنْ شَجَرِ الْجَنَّةِ أَغْصَانُهَا مُتَدَلِّيَاتٌ فِي الدُّنْيَا، مَنْ أَخَذَ بِغُصْنٍ مِنْهَا قَادَهُ ذَلِكَ

---

Rebia të cilin e kanë konsideruar të besueshëm Shu`beja dhe Theuri, e disa të tjerë, ndërsa të dobët e kanë konsideruar Jahja el-Katani dhe disa të tjerë, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues që gjenden në Sahihe, kështu e shënon edhe Bezari, ndërsa zinxhiri i tij është Hasen;
-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/168, nr.2835 dhe thotë se hadithi është Hasen;
[159] Muslimi, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-duau ve`t-teubetu ve`l-istigfaru, bab istihbabu hamdilahi teala ba`de`l-ekli ve`sh-shurbi, nr.2734; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Et`imeti, bab el-hamdu ale`t-ta`ami idha furiga mihu, nr.1816 dhe thotë se hadithi është Hasen dhe se hadith i ngjashëm përcillet edhe nga Ukbe b. Amiri, Ebu Seidi, Aishja, Ebu Ejubi dhe Ebu Hurejre; Ahmedi, "Musned", 19/35, nr.11.973; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/138, nr.24.499; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 8/168, nr.5646; etj.
-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/112, nr.1795 dhe thotë se hadithi është Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit..;

الْغُصْنُ إِلَى الْجَنَّةِ، وَالْبُخْلُ شَجَرَةٌ مِنْ شَجَرِ النَّارِ، أَغْصَانُهَا مُتَدَلِّيَاتٌ فِي الدُّنْيَا، مَنْ أَخَذَ بِغُصْنٍ مِنْهَا قَادَهُ ذَلِكَ الْغُصْنُ إِلَى النَّارِ ".

Nga Xhafer b. Muhamedi i cili përcjell nga babai i tij, e ky nga gjyshi i tij, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Bujaria është një pemë prej pemëve të Xhenetit, që i ka shtrirë degët e saja në këtë botë. Kush kapet për një prej degëve të saja, ajo e shpie në Xhenet. Ndërsa kopracia është një pemë prej pemëve të Xhehenemit, e cila ka shtrirë degët e saja në këtë botë. Kush kapet për njërën prej këtyre degëve, ajo e zvarrit për në Xhehenem".*[160]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «السَّخِيُّ قَرِيبٌ مِنَ اللَّهِ قَرِيبٌ مِنَ الجَنَّةِ قَرِيبٌ مِنَ النَّاسِ بَعِيدٌ مِنَ النَّارِ، وَالبَخِيلُ بَعِيدٌ مِنَ اللَّهِ بَعِيدٌ مِنَ الجَنَّةِ بَعِيدٌ مِنَ النَّاسِ قَرِيبٌ مِنَ النَّارِ، وَالْجَاهِلُ السَّخِيُّ أَحَبُّ إِلَى اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ مِنْ عَابِدٍ بَخِيلٍ».

---

160 Bejhekiu, "Shuabu`l-Iman", 13/307, nr.10.375 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;
-Abdurahman ibni Xheuzi në "Kitab el-Meuduat", 2/184, thotë se ky hadith nuk është i saktë, shkaku se në zinxhir gjendet Seid b. Mesleme, për të cilin Jahja thotë se nuk është asgjë;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab", të Bejhekiut thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;
-Këtë transmetues (Seid b. Mesleme) e përmend Buhariu në "Tarihu`l-Kebir", 3/516, nr.1724 dhe thotë se ky transmetues duhet të shikohet (me rezervë) dhe se është Munker;
-Nesaiu në "Ed-Duafai ve`l-Metrukine", Muessesetu`l-kutubi`th-thikafijetu, Bejrut, botimi i parë, 1985; fq.127, nr.287 thotë se ky transmetues është i dobët;
-Darekutni në "Kitabu ed-Duafau ve`l-metrukin", mektebetu`l-Islamij, Bejrut, botimi i parë, 1980; fq.264, nr.628 thotë se është transmetues i dobët;

Nga Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Bujari është afër Allahut, afër Xhenetit, afër njerëzve dhe larg Zjarrit, ndërsa kopraci është larg Allahut, larg Xhenetit, larg njerëzve dhe afër Zjarrit, kurse bujari injorant, është më i dashur tek Allahu xh.sh. sesa adhuruesi koprac".*[161]

**عَنْ عِيَاضِ بْنِ حِمَارٍ الْمُجَاشِعِيّ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ، قَالَ ذَاتَ يَوْمٍ فِي خُطْبَتِهِ: "... وَأَهْلُ الْجَنَّةِ ثَلَاثَةٌ ذُو سُلْطَانٍ مُقْسِطٌ مُتَصَدِّقٌ مُوَفَّقٌ، وَرَجُلٌ رَحِيمٌ رَقِيقُ الْقَلْبِ لِكُلِّ ذِي قُرْبَى وَمُسْلِمٍ، وَعَفِيفٌ مُتَعَفِّفٌ ذُو عِيَالٍ...."**.

Nga Ijad b. Himar el-Muxhashi`iju (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem një ditë në hutbe ka thënë: *"...Banorët e Xhenetit janë këta tre grupe: "Udhëheqësi i drejtë që kujdeset për popullin, njeriu i mëshirshëm dhe me zemër të butë për të afërmit dhe të gjithë muslimanët, si dhe njeriu i ndershëm e me familje e që është i varfër...".*[162]

---

[161] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-Sileti, bab ma xhae fi`s-sehai, nr.1961 dhe thotë se hadithi është Garib; Bejhekiu, "Shuabu`l-Iman", 13/293, nr.10.356; etj.
-Ukajli në "Kitabu`d-Duafai`l-Kebiru", 2/117, nr.591 thotë se ky hadith nuk ka asnjë bazë prej Jahjasë ose dikujt tjetër;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (4/76, nr.2076) thotë se hadithi është i dobët, Seid b. Muhamed el-Veraki është i dobët, Darekutni thotë se është i braktisur;
-Ky hadith përcillet edhe prej Aishes r.a.h, por për këtë hadith, Ebi Hatim thotë: "Ky hadith është i kotë (Batil), Seidi është i dobët në hadith". (Ibni Ebi Hatim, "El-Ilelu", Rijad, botimi i parë, 2006; 6/97, nr.2352);

[162] Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhenetu ve sifetu neimiha ve ehliha, bab es-sifatu`l-letij ju`refu biha fi`d-dunja ehlu`l-xheneti ve ehlu`n-nari, nr.2865; Ahmedi, "Musned", 29/32, nr.17.484; Bezzari, "Bahru`z-Zehar", 8/419, nr.3491; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/99, nr.7005 dhe thotë se ky hadith është me zinxhir Sahih, por Buhariu

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ مَسْعُودٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «أَلَا أُخْبِرُكُمْ بِمَنْ يَحْرُمُ عَلَى النَّارِ أَوْ بِمَنْ تَحْرُمُ عَلَيْهِ النَّارُ، عَلَى كُلِّ قَرِيبٍ هَيِّنٍ سَهْلٍ».

Nga Abdullah b. Mes`udi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A dëshironi t`ju tregoj se për kë është haram Zjarri (apo kush e ka të ndaluar Zjarrin)?! Çdo njeri që është i afrueshëm, i qetë dhe i thjeshtë"*.[163]

## VLERA E EDUKATËS

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَا مِنْ شَيْءٍ أَثْقَلُ فِي الْمِيزَانِ مِنْ حُسْنِ الْخُلُقِ».

Nga Ebu Derda (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka asgjë më të rëndë në peshojë, sesa edukata e mirë"*.[164]

---

dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 2/16; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/469, nr.6974; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit;
[163] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti, bab, nr.2488 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", 7/52, nr.3938; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 10/231, nr.10.562; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman",13/534, nr.10.739; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se hadithi është Hasen li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;
[164] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Edebi, bab 62, nr.2009 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi husni`l-huluki, nr.4799; Ahmedi, "Musned", 45/487, nr.27.496; Buhari-u, "Edebu`l-Mufred", nr.270; Ibni Ebi Shejbeh,

عَنْ عَمْرِو بْنِ شُعَيْبٍ عَنْ أَبِيهِ عَنْ جده – عمرو بن العاص – أَنَّهُ سَمِعَ النَّبِيَّ ﷺ يَقُولُ: (أُخبِرُكُم بِأَحَبِكُم إِلَيَّ وأَقْرَبِكُم مِنِي مَجْلِسَاً يومَ القِيَامَةِ؟) فَسَكَتَ القَومُ فَأَعَادَها مَرتَينِ أَوْ ثَلاثاً قَالَ: القومُ نعم، يَا رَسُولَ اللهِ قال: (أَحسَنُكُم خُلُقَاً).

Nga Abdullah b. Amër el-Asi (r.a.) i cili thotë: “E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *“A doni t`ju tregoj se cilin prej jush e dua më së shumti dhe cili do të jetë më afër meje në Ditën e Ringjalljes?”*. Të pranishmit rrinin të heshtur kështu që ai ua përsëriti atë dy ose tri herë. Atëherë ata thanë: “Po, o i Dërguari i Allahut”. Ai tha: *“Ai prej jush që ka moral më të mirë”*.[165]

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «أَنَا زَعِيمٌ بِبَيْتٍ فِي رَبَضِ الْجَنَّةِ لِمَنْ تَرَكَ الْمِرَاءَ وَإِنْ كَانَ مُحِقًّا، وَبِبَيْتٍ فِي وَسَطِ الْجَنَّةِ لِمَنْ تَرَكَ الْكَذِبَ وَإِنْ كَانَ مَازِحًا وَبِبَيْتٍ فِي أَعْلَى الْجَنَّةِ لِمَنْ حَسَّنَ خُلُقَهُ ».

---

“Musannef”, 5/211, nr.25.323; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 24/255, nr.653; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 5/243; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 10/368, nr.7638; etj.

-Sujuti, në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 2/465, nr.7599 dhe e vlerëson këtë hadith si të dobët (Daif);

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që plotësojnë kushtet e Buhariut dhe Muslimit, përpos Ata b. Nafiut, i cili është po ashtu i besueshëm;

[165] Buhariu, “Edebu`l-Mufred”, nr.272; Ahmedi, “Musned”, 11/347, nr.6735; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 10/358, nr.7619; etj.

-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 8/21, nr.12.666 thotë: “E shënon Ahmedi, ndërsa zinxhiri i hadithit është i mirë (xhejid)”;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë zinxhiri i hadithit është Hasen;

Nga Ebu Umame (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Unë ia garantoj një shtëpi në fillim të Xhenetit atij i cili e lë polemikën edhe nëse ka të drejtë. Unë i garantoj një shtëpi në mes të Xhenetit, atij i cili e lë gënjeshtrën qoftë ajo edhe në shaka. Si dhe ia garantoj një shtëpi në Xhenetin më të lartë, atij i cili e përsos moralin e tij*".[166]

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: "حُسْنُ الْخُلُقِ يُذِيبُ الْخَطَايَا كَمَا تُذِيبُ الشَّمْسُ الْجَلِيدَ ".

Nga Ibni Abasi (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Edukata e mirë i shkrin mëkatet siç e shkrin dielli borën"*.[167]

---

166 Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi husni`l-huluki, nr.4800; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/117, nr.7488; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 10/376, nr.7653; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (7/179) thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë zinxhiri i hadithit është Hasen;

167 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 10/319, nr.10.777 dhe në "Mu`xhemu`l-Euset", 1/259, nr.850; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 10/386, nr.7673 dhe thotë se përcillet nga Isa b. Mejmuni përmes Muhamed b. Ka`bit, i cili është i dobët, ndërsa ky hadith përcillet edhe nga një rrugë tjetër përmes Ebu Hurejres (hadith) i cili po ashtu është i dobët;

-Buhariu në "Tarihu`l-Kebir", 6/401, nr.2781 thotë se Isa b. Mejmuni është i refuzuar (munker);

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/24, nr.12.690 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir" dhe "El-Euset", por në zinxhir gjendet Isa b. Mejmun el-Medeni i cili është i dobët";

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/226, nr.3719 dhe e vlerëson si hadith të dobët;

-Ibni Kajserani në "Dhehiretu`l-Huffadhi", vëll.3, fq.1243, nr.2672 thotë se ky hadith përcillet nga Isa b. Mejmuni i cili është i refuzuar në hadith;

عَنْ أَبِي ذَرٍّ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «تَبَسُّمُكَ فِي وَجْهِ أَخِيكَ لَكَ صَدَقَةٌ..".

Nga Ebu Dherri (r.a.) përcillet që ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Buzëqeshja yte në fytyrën e vëllait tënd (kur takohesh me të) është sadaka për ty..."*.[168]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «أَوْحَى اللَّهُ إِلَى إِبْرَاهِيمَ: يَا خَلِيلِي، حَسِّنْ خُلُقَكَ، وَلَوْ مَعَ الْكَافِرِ تَدْخُلُ مَدْخَلَ الْأَبْرَارِ، فَإِنَّ كَلِمَتِي سَبَقَتْ لِمَنْ حَسُنَ خُلُقُهُ أَنْ أُظِلَّهُ تَحْتَ عَرْشِي، وَأَنْ أَسْقِيَهُ مِنْ حَظِيرَةِ قُدْسِي، وَأَنْ أُدْنِيَهُ مِنْ جِوَارِي».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) i ka shpallur Ibrahimit (a.s.):* ***"O dosti Im! Zbukuroje moralin tënd, edhe nëse bëhet fjalë ndaj ndonjë pabesimtari, (e nëse vepron kështu) do të fus në vendin e Ebrarëve, sepse Fjala Ime ka marrë fund se për ata të cilët e zbukurojnë moralin e tyre, do t`i strehoj nën Arshin Tim, do t`i jap të pijë prej kopshteve të Xhenetit dhe do t`ia ofrojë fqinjësinë Time".***[169]

---

168 Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birr ves-sileti, bab ma xhae fi sanai`il-ma`rufi, nr.1956 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 9/457, nr.4070; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/116, nr.4840; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/66, nr.3105; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/194, nr.3231 dhe e vlerëson këtë hadith të dobët;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (4/72, nr.2071) thotë se hadithi është Sahih;
169 Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", vëll.6, fq.315, nr.6506;
por në zinxhirin e këtij hadithi ka transmetues të dobët (shih: Hejthemi-u, "Mexhmea`l-Bahrejn fi zevaidi`l-mu`xhemejn", mektebetu`r-Rushd, Rijad, botimi i parë, 1992, vëll.5, fq.237, nr.2983);

حَدَّثَنِي أَبِي سُوَيْدُ بْنُ حُجَيْرٍ، حَدَّثَنِي خَالِي، قَالَ: لَقِيتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمْ بَيْنَ عَرَفَةَ وَالْمُزْدَلِفَةُ، فَأَخَذْتُ بِخِطَامِ نَاقَتِهِ، فَقُلْتُ: يَا رَسُولَ اللهِ، مَا يُقَرِّبُنِي مِنَ الْجَنَّةِ، وَيُبَاعِدُنِي مِنَ النَّارِ؟ فَقَالَ: «أَمَا وَاللهِ لَئِنْ كُنْتَ أَوْجَزْتَ الْمَسْأَلَةَ، لَقَدْ عَظَّمْتَ وَأَطْوَلْتَ، أَقِمِ الصَّلَاةَ الْمَكْتُوبَةَ، وَأَدِّ الزَّكَاةَ الْمَفْرُوضَةَ، وَحُجَّ الْبَيْتَ، وَمَا أَحْبَبْتُ أَنْ يَفْعَلَهُ النَّاسُ بِكَ فَافْعَلْهُ بِهِمْ، وَمَا كَرِهْتَ أَنْ يَفْعَلَهُ النَّاسُ بِكَ فَدَعِ النَّاسَ مِنْهُ، خَلِّ خِطَامَ النَّاقَةِ».

Transmeton Ebu Suvejd b. Huxhejri i cili thotë se i ka përcjellë daja i tij i cili ka thënë: “E kam takuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në mes Arafatit dhe Muzdelifes, e kapa për kapistrën e devesë së tij dhe i thashë: *“O i Dërguari i Allahut! Çka më afron në Xhenet dhe më largon nga Zjarri?”* Ai tha: *“Pasha Allahun, sikur ta kishe përmbledhur çështjen, ti e zmadhove dhe e zgjate, fale namazin e obliguar, jepe zekatin e obliguar, kryeje haxhin dhe shih se si u pëlqen njerëzve të sillen me ty, ashtu sillu edhe ti me ta, e ajo që ti nuk pëlqen të ta bëjnë të tjerët, mos ua bëj ti atyre. Tash lëshoje kapistrën e devesë”.*[170]

---

-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 8/20, nr.12.662 dhe thotë: “E transmeton Taberani në “El-Euset”, ndërsa në zinxhir gjendet Muemil b. Abdurahman eth-Thekafiju, i cili është i dobët”;

-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”,1/165, nr.2781 dhe e vlerëson të dobët;

[170] Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 8/31-32, nr.7284; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 13/461, nr.10.619; etj.

-Përmes Abdullah b. Jeshkurijut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 45/131, nr.27.153 por për zinxhirin e këtij hadithi shejh Shuajb el-Arnauti thotë se është i dobët;

-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid” 1/43, nr.121 thotë: “E transmeton Ahmedi dhe Taberani në “El-Kebir” por në zinxhir gjendet Abdullah b. Ebi Akil el-Jeshkuriju por askush nuk transmeton prej tij përpos birit të tij el-Mugire b. Abdullahu”.

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë zinxhiri i hadithit është Hasen;

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «إِنَّ مَكَارِمَ الْأَخْلَاقِ مِنْ أَعْمَالِ أَهْلِ الْجَنَّةِ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) i cili thotë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Përsosja e moralit, është cilësi e banorëve të Xhenetit"*.[171]

## VLERA E LARGIMIT NGA SHTATË MËKATET E MËDHA

مِنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، وَمِنْ أَبِي سَعِيدٍ، يَقُولَانِ: خَطَبَنَا رَسُولُ اللَّهِ ﷺ يَوْمًا، فَقَالَ: «وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ» ثَلَاثَ مَرَّاتٍ، ثُمَّ أَكَبَّ، فَأَكَبَّ كُلُّ رَجُلٍ مِنَّا يَبْكِي لَا نَدْرِي عَلَى مَاذَا حَلَفَ، ثُمَّ رَفَعَ رَأْسَهُ فِي وَجْهِهِ الْبُشْرَى، فَكَانَتْ أَحَبَّ إِلَيْنَا مِنْ حُمْرِ النَّعَمِ، ثُمَّ قَالَ: " مَا مِنْ عَبْدٍ يُصَلِّي الصَّلَوَاتِ الْخَمْسَ، وَيَصُومُ رَمَضَانَ، وَيُخْرِجُ الزَّكَاةَ، وَيَجْتَنِبُ الْكَبَائِرَ السَّبْعَ، إِلَّا فُتِّحَتْ لَهُ أَبْوَابُ الْجَنَّةِ، فَقِيلَ لَهُ: ادْخُلْ بِسَلَامٍ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) dhe Ebu Seidi (r.a.) përcillet se kanë thënë: "Na ligjëroi i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem një ditë dhe na tha: *"Pasha Atë që ka në "Dorë" shpirtin tim"* dhe këtë e përsëriti tre herë, pastaj heshti dhe qau e bashkë me të qanë të gjithë. Pastaj

[171] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/313, nr.6501; etj.
-Ibni Ebu Hatimi në "El-Ilelu", 5/95, nr.1831 thotë: "Babai im ka thënë se ky hadith është i kotë (Batil), Talk b. Semhi është i panjohur";
-Hajthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/177, nr.13.623 thotë se e transmeton Taberani në "El-Euset", ndërsa zinxhiri i hadithit është i mirë (Xhejid);

ngriti kokën e tij dhe në fytyrën e tij pamë përgëzime, e kjo ishte për ne më e dashur se devetë e kuqe, pastaj tha: *"Nuk ka rob i cili fal pesë namazet, e agjëron Ramazanin, e nxjerr zekatin, u largohet shtatë mëkateve të mëdha, e të mos i hapen dyert e Xhenetit dhe t`i thuhet:* ***"Hyn me paqe".***[172]

## VLERA E LARGIMIT NGA HARAMI

**عَن أَنَس؛ أَن النَّبِيّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيه وَسَلَّم قَالَ: مَنْ تَرَكَ الْخَمْرَ، وهُو يَقْدِرُ عَلَيْهِ لأَسْقِيَنَّهُ مِنْهُ فِي حَظِيرَةِ الْقُدْسِ، وَمَنْ تَرَكَ الْحَرِيرَ، وهُو يَقْدِرُ عَلَيْهِ لأَكْسُوَنَّهُ إِيَّاهُ فِي حظيرة القدس ".**

Nga Enesi (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e braktis alkoolin gjersa ka mundësi për ta konsumuar, do t`i jap të pijë prej pijeve të Xhenetit, e kush e braktis stolisjen me ari gjersa ka mundësi për t`u stolisur me to, do ta veshi me tesha të Xhenetit".*[173]

---

[172] Nesai-u, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab vuxubu`z-zekat, nr.2438; hadithin e regjistron edhe Hakim-i, "El-Mustedrek", 2/262, nr.2943 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ata nuk e kanë shënuar" me këtë vlerësim pajtohet edhe Dhehebi-u. Por tek Hakimi nuk është formulimi i tekstit si hadith kudsij; etj.

[173] Bezzar-i, "Musned", 13/475, nr.7381;
-E shënon Mundhiri-u dhe thotë: "E transmeton Bezzar-i me zinxhir Hasen". (Mundhiri-u, "Tergib ve`t-Terhib", 3/73, nr.3133).
-Hejthemi-u thotë: "E transmeton Bezzari e në zinxhir gjendet Shuajb b. Bejani, për të cilin Dhehebi-u ka thënë se është i sinqertë, kurse të dobët e kanë konsideruar Xheuzexhani dhe Ukajli, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm". (Hejthemi-u, "Mexhmeu`z-Zevaid", 5/84, nr.8218).

عَنْ جَابِرٍ، قَالَ: أَتَى النَّبِيَّ ﷺ النُّعْمَانُ بْنُ قَوْقَلٍ، فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللهِ أَرَأَيْتَ إِذَا صَلَّيْتُ الْمَكْتُوبَةَ، وَحَرَّمْتُ الْحَرَامَ، وَأَحْلَلْتُ الْحَلَالَ، أَأَدْخُلُ الْجَنَّةَ؟ فَقَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «نَعَمْ».

Nga Xhabir b. Abdullahu (r.a.) i cili ka thënë: "Erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem Nu`man b. Kaukali dhe tha: "O i Dërguari i Allahut! Çka mendon, nëse i fali namazet e obliguara, haramin e konsideroj haram dhe hallallin e konsideroj hallall, a do të hyj në Xhenet?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Po"*.[174]

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ أَكَلَ طَيِّبًا، وَعَمِلَ فِي سُنَّةٍ، وَأَمِنَ النَّاسُ بَوَائِقَهُ دَخَلَ الجَنَّةَ» فَقَالَ رَجُلٌ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، إِنَّ هَذَا اليَوْمَ فِي النَّاسِ لَكَثِيرٌ، قَالَ: «وَسَيَكُونُ فِي قُرُونٍ بَعْدِي».

Nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush ha hallall, vepron sipas sunetit dhe i siguron njerëzit nga e keqja e tij, do të hyjë në Xhenet"*. Një njeri tha: "O i Dërguari i

---

174 Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab bejanu`l-imani`l-ledhi jud`halu bihi`l-xhenete, nr.15; Ahmedi, "Musned", 22/288, nr.14.394 por tek Ahmedi shënohet me shtesën: "...dhe kësaj nuk i shtoj diçka më shumë..."; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/27, nr.7860; etj.
-Hejthemi-u, në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/291, nr.1602 thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir", në zinxhir gjendet Ibni Lehia, i cili është i dobët, ndërsa ky hadith gjendet edhe tek Muslimi përmes Xhabirit".
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit;

Allahut, të tillë njerëz ka shumë në ditë të sodit?" Ai tha: "*Do të ketë edhe në brezat që do të vijnë pas meje*".[175]

## VLERA E LARGIMIT NGA HIDHËRIMI

عَنْ سَهْلِ بْنِ مُعَاذٍ، عَنْ أَبِيهِ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «مَنْ كَظَمَ غَيْظًا وَهُوَ قَادِرٌ عَلَى أَنْ يُنْفِذَهُ، دَعَاهُ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ عَلَى رُءُوسِ الْخَلَائِقِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ حَتَّى يُخَيِّرَهُ اللَّهُ مِنَ الْحُورِ الْعِينِ مَا شَاءَ».

Nga Sehël b. Muadhi e ky nga babai i tij (Muadh b. Enesi r.a.) përcjell se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e frenon mllefin e tij, duke pasur fuqi që atë ta zbatojë, Allahu xh.sh. në Ditën e Kijametit do ta thirr para të gjitha krijesave dhe do t`ia mundësojë që të zgjedhë cilëndo prej hyrive"*.[176]

---

[175] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti, bab, nr.2520 dhe thotë se hadithi është Garib; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 4/25, nr.3520; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/117, nr.7073 i cili thotë se zinxhiri i tij është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë regjistruar;
-Ibni Xheuzi në "El-Ilelu`l-Mutenahije", 2/749, nr.1252 thotë: "Ka thënë Ahmedi, nuk kam dëgjuar hadith më të shpifur se ky, nuk e njoh se kush është ky Hilal b. Miklasi e as Ebu Bishër" dhe e ka refuzuar këtë hadith me një përgënjeshtrim të fuqishëm;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/518, nr.8522 dhe e vlerëson të dobët;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (4/492, nr.2690) thotë: "Zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku se Ebu Bishri është i panjohur..".

[176] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birr ve Sileti, bab fi kedhmi`l-gajdh, nr.2028 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab men kedhame gajdhan, nr.4777; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab el-hilmu, nr.4186; Ahmedi, "Musned", 24/398, nr.15.637; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir",

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِ قَالَ: قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، دُلَّنِي عَلَى عَمَلٍ يُدْخِلُنِي الْجَنَّةَ قَالَ: «لَا تَغْضَبْ وَلَكَ الْجَنَّةُ ».

Nga Ebu Derda (r.a.) i cili thotë: "I thashë: "O i Dërguari i Allahut! Më trego një vepër, (të cilën nëse e veproj) do të më çoj në Xhenet?" Ai tha: *"Mos u hidhëro, e ty do të takojë Xheneti"*.[177]

قَالَ أَنَسُ بْنُ مَالِكٍ، قَالَ لِي رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «يَا بُنَيَّ، إِنْ قَدَرْتَ أَنْ تُصْبِحَ وَتُمْسِيَ لَيْسَ فِي قَلْبِكَ غِشٌّ لِأَحَدٍ فَافْعَلْ» ثُمَّ قَالَ لِي: «يَا بُنَيَّ وَذَلِكَ مِنْ سُنَّتِي، وَمَنْ أَحْيَا سُنَّتِي فَقَدْ أَحَبَّنِي، وَمَنْ أَحَبَّنِي كَانَ مَعِي فِي الْجَنَّةِ».

Ka thënë Enes b. Maliku (r.a.): "Më ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"O biri im! Nëse ke mundësi që të arrish mëngjesin dhe mbrëmjen duke mos pasur në zemrën tënde urrejtje (hile, mashtrim) ndaj dikujt, vepro kështu"*. Më pas më tha: *"O biri im! Kjo është prej sunetit*

20/188, nr.415; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/55; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 10/536, nr.7950; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/275, nr.7452 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "Es-Sagir" dhe "El-Euset", por në zinxhir gjendet Bekije, i cili është Mudelis";
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen.
[177] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 3/25, nr.2353;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/70, nr.12.990 thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir" dhe "El-Euset", ndërsa njëri zinxhir në veprën "El-Kebir" është përmes transmetuesve të besueshëm";
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/582, nr.9837 dhe e vlerëson këtë hadith të dobët;

*(traditës) tim, e kush e rigjallëron sunetin tim, ai më do, e kush më do mua, do të jetë me mua në Xhenet".*[178]

## VLERA E LARGIMIT NGA ZILIA

أَخْبَرَنِي أَنَسُ بْنُ مَالِكٍ قَالَ: كُنَّا جُلُوسًا مَعَ رَسُولِ اللهِ ﷺ فَقَالَ: " يَطْلُعُ عَلَيْكُمُ الْآنَ رَجُلٌ مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ " فَطَلَعَ رَجُلٌ مِنَ الْأَنْصَارِ، تَنْطِفُ لِحْيَتُهُ مِنْ وُضُوئِهِ، قَدْ تَعَلَّقَ نَعْلَيْهِ فِي يَدِهِ الشِّمَالِ، فَلَمَّا كَانَ الْغَدُ، قَالَ النَّبِيُّ ﷺ، مِثْلَ ذَلِكَ، فَطَلَعَ ذَلِكَ الرَّجُلُ مِثْلَ الْمَرَّةِ الْأُولَى. فَلَمَّا كَانَ الْيَوْمُ الثَّالِثُ، قَالَ النَّبِيُّ ﷺ، مِثْلَ مَقَالَتِهِ أَيْضًا، فَطَلَعَ ذَلِكَ الرَّجُلُ عَلَى مِثْلِ حَالِهِ الْأُولَى، فَلَمَّا قَامَ النَّبِيُّ ﷺ تَبِعَهُ عَبْدُ اللهِ بْنُ عَمْرِو بْنِ الْعَاصِ فَقَالَ: إِنِّي لَاحَيْتُ أَبِي فَأَقْسَمْتُ أَنْ لَا أَدْخُلَ عَلَيْهِ ثَلَاثًا، فَإِنْ رَأَيْتَ أَنْ تُؤْوِيَنِي إِلَيْكَ حَتَّى تَمْضِيَ فَعَلْتَ؟ قَالَ: نَعَمْ. قَالَ أَنَسٌ: وَكَانَ عَبْدُ اللهِ يُحَدِّثُ أَنَّهُ بَاتَ مَعَهُ تِلْكَ اللَّيَالِي الثَّلَاثَ، فَلَمْ يَرَهُ يَقُومُ مِنَ اللَّيْلِ شَيْئًا، غَيْرَ أَنَّهُ إِذَا تَعَارَّ وَتَقَلَّبَ عَلَى فِرَاشِهِ ذَكَرَ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ وَكَبَّرَ، حَتَّى يَقُومَ لِصَلَاةِ الْفَجْرِ. قَالَ عَبْدُ اللهِ: غَيْرَ أَنِّي لَمْ أَسْمَعْهُ يَقُولُ إِلَّا خَيْرًا، فَلَمَّا مَضَتِ الثَّلَاثُ لَيَالٍ وَكِدْتُ أَنْ أَحْقِرَ عَمَلَهُ، قُلْتُ: يَا عَبْدَ اللهِ إِنِّي لَمْ يَكُنْ بَيْنِي وَبَيْنَ أَبِي غَضَبٌ وَلَا هَجْرٌ ثَمَّ، وَلَكِنْ سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ لَكَ ثَلَاثَ مِرَارٍ: " يَطْلُعُ عَلَيْكُمُ الْآنَ رَجُلٌ مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ " فَطَلَعْتَ أَنْتَ الثَّلَاثَ مِرَارٍ، فَأَرَدْتُ أَنْ آوِيَ إِلَيْكَ لِأَنْظُرَ مَا عَمَلُكَ، فَأَقْتَدِيَ بِهِ، فَلَمْ أَرَكَ تَعْمَلُ كَثِيرَ عَمَلٍ، فَمَا الَّذِي بَلَغَ بِكَ مَا قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى

[178] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Ilmi, bab el-ehdhu bi`s-sunneti ve`xh-tinabu`l-bidei, nr.2678 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (4/614, nr.2873) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Ali b.Zejdit...;
-Me tekst më të gjatë e shënon edhe Taberani në "Mu`xhemu`l-Euset", 6/123, nr.5991;

الله عليه وسلم، فَقَالَ: مَا هُوَ إِلَّا مَا رَأَيْتَ. قَالَ: فَلَمَّا وَلَّيْتُ دَعَانِي، فَقَالَ: مَا هُوَ إِلَّا مَا رَأَيْتَ، غَيْرَ أَنِّي لَا أَجِدُ فِي نَفْسِي لِأَحَدٍ مِنَ الْمُسْلِمِينَ غِشًّا، وَلَا أَحْسُدُ أَحَدًا عَلَى خَيْرٍ أَعْطَاهُ اللهُ إِيَّاهُ. فَقَالَ عَبْدُ اللهِ هَذِهِ الَّتِي بَلَغَتْ بِكَ، وَهِيَ الَّتِي لَا نُطِيقُ ».

Tregon Enes b. Maliku (r.a.) i cili thotë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke qëndruar në xhami me shokët e tij, dhe tha: *"Tash do të hyjë kah dera e xhamisë, një person i cili është prej banorëve të Xhenetit".* Dhe hyri një *sahabi* prej ensarëve i cili sapo kishte marrë abdes dhe mjekra i pikonte ujë. Kjo u përsërit gjatë tre ditëve. Pastaj, iu vura pas që të shoh se ky person çka vepron që ka merituar xhenetin. I shkova pas deri sa arriti te shtëpia e tij, dhe i thash a ka mundësi që të jem mysafir i yti, pasi jam grindur me babanë dhe më ka larguar nga shtëpia. Gjatë tre netëve që i kalova me të, nuk pashë të falte namaz nate, veçse e përmende Allahun dhe thoshte *Allahu Ekber* sa herë që rrotullohej në shtrat dhe kështu veproi deri në sabah. Ai as që u çua të falë namaz nate deri në ardhjen e namazit të sabahut. Gjithashtu nuk e dëgjova të flas fjalë të pahijshme. Kur kaluan tre net, i thashë: "Nuk kam qenë i hidhëruar me babanë, por dëgjova Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem që tha se tani do të shihni një njeri prej banorëve të Xhenetit dhe tre herë me radhë u paraqite ti, për këtë shkak desha të shoh veprat që bën ti, që t`i bëj edhe unë, por pashë se ti nuk bën ndonjë adhurim të veçantë". Burri u përgjigj: "Veprat e mia, janë ato që ka parë, vetëm se unë asnjëherë nuk mendoj të mashtroj ose të kem zili ndonjë prej myslimanëve për ndonjë të mirë që ia ka dhënë

Allahu”. Atëherë Abdullahu tha: “Kjo është ajo vepër, e cila të ka shpëtuar e të cilën ne nuk e arrijmë dot”.[179]

## VLERA E FALJES SË PADREJTËSISË

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: بَيْنَا رَسُولُ اللَّهِ ﷺ جَالِسٌ إِذْ رَأَيْنَاهُ ضَحِكَ حَتَّى بَدَتْ ثَنَايَاهُ، فَقَالَ لَهُ عُمَرُ: مَا أَضْحَكَكَ يَا رَسُولَ اللَّهِ بِأَبِي أَنْتَ وَأُمِّي؟ قَالَ: " رَجُلَانِ مِنْ أُمَّتِي جَثَيَا بَيْنَ يَدَيْ رَبِّ الْعِزَّةِ، فَقَالَ أَحَدُهُمَا: يَا رَبِّ خُذْ لِي مَظْلِمَتِي مِنْ أَخِي، فَقَالَ اللَّهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى لِلطَّالِبِ: فَكَيْفَ تَصْنَعُ بِأَخِيكَ وَلَمْ يَبْقَ مِنْ حَسَنَاتِهِ شَيْءٌ؟ قَالَ: يَا رَبِّ فَلْيَحْمِلْ مِنْ أَوْزَارِي " قَالَ: وَفَاضَتْ عَيْنَا رَسُولِ اللَّهِ ﷺ بِالْبُكَاءِ، ثُمَّ قَالَ: " إِنَّ ذَاكَ الْيَوْمَ عَظِيمٌ يَحْتَاجُ النَّاسُ أَنْ يُحْمَلَ عَنْهُمْ مِنْ أَوْزَارِهِمْ، فَقَالَ اللَّهُ تَعَالَى لِلطَّالِبِ: " ارْفَعْ بَصَرَكَ فَانْظُرْ فِي الْجِنَّانِ فَرَفَعَ رَأْسَهُ، فَقَالَ: يَا رَبِّ أَرَى مَدَائِنَ مِنْ ذَهَبٍ وَقُصُورًا مِنْ ذَهَبٍ مُكَلَّلَةً بِاللُّؤْلُؤِ لِأَيِّ نَبِيٍّ هَذَا أَوْ لِأَيِّ صِدِّيقٍ هَذَا أَوْ لِأَيِّ شَهِيدٍ هَذَا؟ قَالَ: هَذَا لِمَنْ أَعْطَى الثَّمَنَ، قَالَ: يَا رَبِّ وَمَنْ يَمْلِكُ ذَلِكَ؟ قَالَ: أَنْتَ تَمْلِكُهُ، قَالَ: بِمَاذَا؟ قَالَ: بِعَفْوِكَ عَنْ أَخِيكَ، قَالَ: يَا رَبِّ فَإِنِّي قَدْ عَفَوْتُ عَنْهُ، قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: فَخُذْ بِيَدِ أَخِيكَ فَأَدْخِلْهُ الْجَنَّةَ " فَقَالَ

---

179 Ahmedi, “Musned”, 20/124, nr.12.697; Abdurezaku, “El-Musannef”, Mexhlisu`l-ilmi, botimi i parë, 1972; 11/287, nr.20.559; Ibni Mubareku, “Kitabu`z-Zuhdi”, fq.220, nr.694; etj.
Ahmedi në “Musned”, 11/640, nr.7069 përcjell këtë tekst me gjithë fjalën e Abdullah b. Amrit r.a. i cili thotë se ky person ka qenë Sa`d b. Ebu Vekasi r.a.;
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 8/79, nr.13.048 thotë se e transmeton Ahmedi dhe Bezzari, dhe thotë se transmetuesit e Ahmedit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

رَسُولُ اللَّهِ ﷺ عِنْدَ ذَلِكَ: «اتَّقُوا اللَّهَ وَأَصْلِحُوا ذَاتَ بَيْنِكُمْ فَإِنَّ اللَّهَ تَعَالَى يُصْلِحُ بَيْنَ الْمُسْلِمِينَ» .

Nga Enes b. Malik-u r.a. i cili thotë: "Derisa Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte ulur në mes nesh, e pashë se u buzëqesh saqë iu dukën dhëmbët. E pyeti Umeri r.a.: "Përse qeshe o i Dërguari i Allahut flijofsha babanë dhe nënën për ty?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Dy njerëz nga umeti im, do të dalin para Zotit tim, kështu që njëri prej tyre do të thotë: "O Zot, ma kompenso padrejtësinë të cilën ma ka bërë vëllai im!". Allahu xh.sh. do t`i thotë kërkuesit:* ***"Si kërkon të marrësh prej vëllait tënd, kur atij nuk i ka mbetur asnjë e mirë?!"*** *Ai do të thotë: "O Zot, le të merr prej mëkateve të mia".* Atëherë sytë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem u mbushën me lot dhe tha: *"Atë ditë secili njeri do të dëshironte që të çlirohej nga barra e mëkateve të tij. Pastaj Allahu xh.sh. do t`i thotë paditësit:* ***"Ngrite shikimin tënd dhe shiko kopshtet e Xhenetit".*** *Njeriu do të ngritë kokën dhe do të thotë: "O Zot, shoh kopshte prej ari dhe pallate prej ari dhe të punuara me diamante, për cilin prej pejgamberëve, të sinqertëve apo shehidëve është përgatitur kjo?" Tha:* ***"Kjo është përgatitur për atë që mund ta paguajë".*** *Tha: "O Zot, e kush është në gjendje ta paguajë atë?" I tha:* ***"Ti ke mundësi ta paguash".*** *Njeriu tha: "Me çka?" Zoti i tha:* ***"Duke ia falur vëllait tënd".*** *Njeriu do të thotë: "O Zot, unë më vetëm se ia kam falur". Zoti i thotë:* ***"Merre vëllanë tënd për dore dhe hyni me të në Xhenet".*** Pas kësaj, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Keni frikë Allahun dhe pajtohuni në mes jush, sepse Allahu do t`ua shpaguajë muslimanëve".*[180]

---

[180] Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.4, fq.620, nr.8718 dhe thotë se është me zinxhir Sahih, por ato (Buhari-u dhe Muslim-i) nuk e kanë shënuar; etj.
-Ibni Haxher-i duke cituar Dhehebi-un thotë për Seid b. Enesin i cili përcjell prej Enesit r.a. se Buhari-u ka thënë që nuk ndiqet hadithi i

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: «مَنْ عَفَا عَنْ دَمٍ لَمْ يَكُنْ لَهُ ثَوَابٌ إِلَّا الْجَنَّةَ».

Nga Ibni Abasi r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Për atë që fal gjakun (në rast vrasje), nuk ka shpërblim tjetër pos Xhenetit"*.[181]

## VLERA E PASJES MËSHIRË PËR TË GJITHA KRIJESAT

عَنْ أَبِي مُوسَى الْأَشْعَرِيِّ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «لَنْ تُؤْمِنُوا حَتَّى تَحَابُّوا أَفَلَا أَدُلُّكُمْ عَلَى مَا تَحَابُّوا عَلَيْهِ؟» قَالُوا: بَلَى يَا رَسُولَ اللَّهِ. قَالَ: «أَفْشُوا السَّلَامَ بَيْنَكُمْ تَحَابُّوا، وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ لَا تَدْخُلُوا الْجَنَّةَ حَتَّى تَرَاحَمُوا» قَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ كُلُّنَا رَحِيمٌ. قَالَ: «إِنَّهُ لَيْسَ بِرَحْمَةِ أَحَدِكُمْ وَلَكِنْ رَحْمَةُ الْعَامَّةِ رَحْمَةُ الْعَامَّةِ.«

Nga Ebu Musa el-Esh`ariu r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk do të besoni,*

---

tij. Ukajli thotë se është i panjohur. (Ibni Haxher-i, "Lisanu`l-Mizan", mektebetu`l-metbbuati`l-islamijeti, Bejrut, botimi i parë, 2002; 4/41, nr.3399; shih edhe Dhehebi-u, "Mizanu`l-I`tidal", 2/126, nr.3140 dhe Ukajli, "Duafau`l-Kebir", 2/98, nr.560).
-Ndërsa Ibni Hiban-i e regjistron në librin e tij "Eth-Thikat" (të besueshmit) dhe thotë se përcjell prej Enes b. Malik-ut. (shih: Ibni Hiban-i, "Eth-Thikat", 4/279).

[181] Ebu Hanife, "Musned Ebu Hanife bi rivajeti`l-Haskefij", kitab el-Xhinajati, Adab, Egjipt, nr.1; Mul-la Ali el-Kariu, "Sherh Musned Ebi Hanife", daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1985, fq.150;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/534, nr.8855 e vlerëson si hadith të dobët;

*derisa të duheni mes jush, a nuk doni t`ju udhëzojë në atë që do t`ju bëjë të duheni mes jush?"* Thanë: "Gjithsesi o i Dërguari i Allahut". Ai tha: *"Përhapeni selamin (paqen) mes jush, do të duheni, pasha Atë që që ka në dorë shpirtin tim, nuk do të hyni në Xhenet derisa të mos keni mëshirë për njëri-tjetrin"*. Thanë: "O i Dërguari i Allahut, ne të gjithë jemi të mëshirshëm mes vete?" Ai tha: "(*Mëshira për të cilën e kam fjalën unë), nuk është ajo mëshirë që kuptoni ju, unë flas për mëshirën që përfshin të gjitha krijesat"*.[182]

**عَنْ مُعَاوِيَةَ بْنِ قُرَّةَ، عَنْ أَبِيهِ، أَنَّ رَجُلًا قَالَ: يَا رَسُولَ اللهِ إِنِّي لَأَذْبَحُ الشَّاةَ، وَأَنَا أَرْحَمُهَا – أَوْ قَالَ: إِنِّي لَأَرْحَمُ الشَّاةَ أَنْ أَذْبَحَهَا – فَقَالَ: " وَالشَّاةُ إِنْ رَحِمْتَهَا رَحِمَكَ اللهُ " .**

Nga Muavije b. Kurre nga babai i tij se një person tha: "O i Dërguari i Allahut! Unë kur e ther delen, e mëshiroj atë!". Ai iu përgjigj: *"Nëse e mëshiron delen, Allahu do të mëshiron ty"*.[183]

---

[182] Hakimi, "El-Mustedrek", vëll.4, fq.185, nr.7310 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/30, nr.12.731 thotë: "E transmeton Taberani, por në zinxhir gjendet Abdullah b. Salih, të cilin disa e kanë konsideruar të besueshëm, ndërsa disa të tjerë të dobët. Por ky hadith ka edhe rrugë tjetër që gjendet në kapitullin e pendimit;

[183] Ahmedi, "Musned", 24/359, nr.15.592; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.373; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/214, nr.25.361; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 8/255, nr.3319; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 19/23, nr.45; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/257, nr.7562 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 13/413, nr.10.556; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 2/302; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/33, nr.6029 thotë se e përcjellin Ahmedi, Bezzari dhe Taberani në "Kebir" dhe "Sagir", kurse transmetuesit janë të besueshëm";

## NDËRMJETËSIMI (SHEFATI)

حَدَّثَنَا أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ فَقَالَ: حَدَّثَنَا مُحَمَّدٌ ﷺ قَالَ: " إِذَا كَانَ يَوْمُ القِيَامَةِ مَاجَ النَّاسُ بَعْضُهُمْ فِي بَعْضٍ، فَيَأْتُونَ آدَمَ، فَيَقُولُونَ: اشْفَعْ لَنَا إِلَى رَبِّكَ، فَيَقُولُ: لَسْتُ لَهَا، وَلَكِنْ عَلَيْكُمْ بِإِبْرَاهِيمَ فَإِنَّهُ خَلِيلُ الرَّحْمَنِ، فَيَأْتُونَ إِبْرَاهِيمَ، فَيَقُولُ: لَسْتُ لَهَا، وَلَكِنْ عَلَيْكُمْ بِمُوسَى فَإِنَّهُ كَلِيمُ اللَّهِ، فَيَأْتُونَ مُوسَى فَيَقُولُ: لَسْتُ لَهَا، وَلَكِنْ عَلَيْكُمْ بِعِيسَى فَإِنَّهُ رُوحُ اللَّهِ، وَكَلِمَتُهُ، فَيَأْتُونَ عِيسَى، فَيَقُولُ: لَسْتُ لَهَا، وَلَكِنْ عَلَيْكُمْ بِمُحَمَّدٍ ﷺ، فَيَأْتُونِي، فَأَقُولُ: أَنَا لَهَا، فَأَسْتَأْذِنُ عَلَى رَبِّي، فَيُؤْذَنُ لِي، وَيُلْهِمُنِي مَحَامِدَ أَحْمَدُهُ بِهَا لاَ تَحْضُرُنِي الآنَ، فَأَحْمَدُهُ بِتِلْكَ المَحَامِدِ، وَأَخِرُّ لَهُ سَاجِدًا، فَيَقُولُ: يَا مُحَمَّدُ ارْفَعْ رَأْسَكَ، وَقُلْ يُسْمَعْ لَكَ، وَسَلْ تُعْطَ، وَاشْفَعْ تُشَفَّعْ، فَأَقُولُ: يَا رَبِّ، أُمَّتِي أُمَّتِي، فَيَقُولُ: انْطَلِقْ فَأَخْرِجْ مِنْهَا مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ شَعِيرَةٍ مِنْ إِيمَانٍ، فَأَنْطَلِقُ فَأَفْعَلُ، ثُمَّ أَعُودُ، فَأَحْمَدُهُ بِتِلْكَ المَحَامِدِ، ثُمَّ أَخِرُّ لَهُ سَاجِدًا، فَيُقَالُ: يَا مُحَمَّدُ ارْفَعْ رَأْسَكَ، وَقُلْ يُسْمَعْ لَكَ، وَسَلْ تُعْطَ، وَاشْفَعْ تُشَفَّعْ، فَأَقُولُ: يَا رَبِّ، أُمَّتِي أُمَّتِي، فَيَقُولُ: انْطَلِقْ فَأَخْرِجْ مِنْهَا مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ ذَرَّةٍ – أَوْ خَرْدَلَةٍ – مِنْ إِيمَانٍ فَأَخْرِجْهُ، فَأَنْطَلِقُ، فَأَفْعَلُ، ثُمَّ أَعُودُ فَأَحْمَدُهُ بِتِلْكَ المَحَامِدِ، ثُمَّ أَخِرُّ لَهُ سَاجِدًا، فَيَقُولُ: يَا مُحَمَّدُ ارْفَعْ رَأْسَكَ، وَقُلْ يُسْمَعْ لَكَ، وَسَلْ تُعْطَ، وَاشْفَعْ تُشَفَّعْ، فَأَقُولُ: يَا رَبِّ أُمَّتِي أُمَّتِي، فَيَقُولُ: انْطَلِقْ فَأَخْرِجْ مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ أَدْنَى أَدْنَى أَدْنَى مِثْقَالِ حَبَّةِ خَرْدَلٍ مِنْ إِيمَانٍ، فَأَخْرِجْهُ مِنَ النَّارِ، فَأَنْطَلِقُ فَأَفْعَلُ ".

Transmeton Enes b. Malik-u (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur do të ndodhë Dita e Kiametit, njerëzit do të tubohen dhe do të shkojnë tek Ademi (a.s.) dhe do t`i thonë: "Ndërmjetëso për ne te Zoti yt". Ai do të thotë: "Nuk jam unë për këtë, por shkoni tek Ibrahimi (a.s.)*

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se ka zinxhir Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm...;

*sepse ai është dosti i të Gjithëmëshirshmit". Kur do të shkojnë tek Ibrahimi (a.s.) ai do të thotë: "Nuk jam unë për këtë, por shkoni tek Musa (a.s.) sepse ai është bashkëbiseduesi i Zotit" dhe do të shkojnë tek Musa a.s. por edhe ai do të thotë: "Nuk jam unë për këtë, por shkoni tek Isa (a.s.) sepse ai është Ruhu i Zotit dhe Fjala e Tij". Do të shkojnë tek Isa (a.s.) por edhe ai do të thotë: "Nuk jam unë për këtë, por shkoni tek Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem" dhe kur do të shkojnë tek ai, do të thotë: "Unë jam për këtë". Pastaj do të kërkoj leje prej Zotit tim dhe do të më jepet. Allahu do të më frymëzoj lutje falënderuese me të cilat do ta falënderoj dhe do ta lavdëroj Atë, lutje të cilat tash nuk i di. Kështu unë do ta falënderoj Allahun me ato lavdërime e falënderime dhe do të bie me fytyrë përtokë në sexhde për Të. Pastaj do të më thuhet:* ***"O Muhamed, çoje kokën dhe fol, sepse fjala do të dëgjohet. Kërko dhe do të jepet! Ndërmjetëso dhe do të pranohet ndërmjetësimi".*** *Unë do të them: "O Zoti im! Ummeti im, ummeti im". Do të më thuhet:* ***"Shko dhe nxirr nga Zjarri të gjithë ata që kanë në zemër besim sa një kokërr elbi".*** *Kështu, do të shkoj atje dhe ashtu do të bëj. Pastaj, do të kthehem përsëri te Zoti im dhe do ta lavdëroj e do ta falënderoj me ato lavdërime e falënderime dhe do të bie në tokë me fytyrë në sexhde për Të. Pastaj do të më thuhet:* ***"O Muhamed, çoje kokën dhe fol, sepse fjala do të dëgjohet. Kërko dhe do të jepet! Ndërmjetëso dhe do të pranohet ndërmjetësimi".*** *Unë do të them: "O Zoti im! Ummeti im". Do të më thuhet:* ***"Shko dhe nxirr nga Zjarri të gjithë ata që kanë në zemër besim sa një grimcë".*** *Kështu pra, do të shkoj atje dhe ashtu do të bëj. Pastaj, do të kthehem përsëri te Zoti im dhe do ta lavdëroj e do ta falënderoj me ato lavdërime e falënderime dhe do të bie në tokë me fytyrë në sexhde për Të. Pastaj do të më thuhet:* ***"O Muhamed, çoje kokën dhe fol, sepse fjala do të dëgjohet. Kërko dhe do të jepet! Ndërmjetëso dhe do të pranohet ndërmjetësimi".*** *Unë do të them: "O Zoti im! Ummeti im, ummeti im". Do të më thuhet:* ***"Shko dhe nxirr nga Zjarri të gjithë ata që kanë në zemër besim edhe më***

***pak se një grimcë të imtë"*** *dhe kështu do të nxjerr nga Zjarri vazhdimisht siç do të urdhërohem".*[184]

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «لِكُلِّ نَبِيٍّ دَعْوَةٌ مُسْتَجَابَةٌ يَدْعُو بِهَا، وَأُرِيدُ أَنْ أَخْتَبِئَ دَعْوَتِي شَفَاعَةً لِأُمَّتِي فِي الآخِرَةِ».**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çdo pejgamber ka pasur një lutje të pranuar kur është lutur me të, kurse unë dëshiroj ta lë lutjen time për të bërë shefatë (ndërmjetësim) për umetin tim në Ahiret".*[185]

**عَنِ ابْنِ عُمَرَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ زَارَ قَبْرِي وَجَبَتْ لَهُ شَفَاعَتِي».**

---

[184] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab kelami`r-rabbi azze ve xhel-le jaume`l-kijameti meal enbijai ve gajrihim, nr.7510; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab edna ehli`l-xheneti menzileten fiha, nr.193; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti Xheheneme, bab enne li`n-nari nefesejni, nr.2602 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`sh-shefa`ati, nr.4312; Darimiju, "Sunen", kitab el-Mukaddime, bab ma u`tije`n-nebijju mine`l-fadli, nr.53; Ahmedi, "Musned", 21/185, nr.13.562; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih;
[185] Buhari-u, "Sahih", kitab ed-Dea`avatu, bab likul-li nebijjin davetun mustexhabetun, nr.6304; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab ihtibau nebiji davete shefati li umetihi, nr.198; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-De`avati, bab ma xhae enne lilahi melaiketen sejjahine fi`l-erdi, nr.3602 dhe thotë se hadithi është Sahih; Ahmedi, "Musned", 13/140, nr.7714; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

Nga Ibni Umeri (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Atij që e viziton varrin tim, i bëhet obligim shefati im”*.[186]

عَنْ عَوْفِ بْنِ مَالِكٍ الأَشْجَعِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «أَتَانِي آتٍ مِنْ عِنْدِ رَبِّي فَخَيَّرَنِي بَيْنَ أَنْ يُدْخِلَ نِصْفَ أُمَّتِي الجَنَّةَ وَبَيْنَ الشَّفَاعَةِ، فَاخْتَرْتُ الشَّفَاعَةَ، وَهِيَ لِمَنْ مَاتَ لَا يُشْرِكُ بِاللَّهِ شَيْئًا».

Nga Auf b. Malik el-Eshxheiju (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Më erdhi një i dërguar prej Zotit tim dhe më dha mundësinë që të zgjedh në mes hyrjes në Xhenet të gjysmës së umetit tim*

---

186 Darekutni, “Sunen”, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2004; 3/334, nr.2695; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 12/291, nr.13.149; Bejhekiu, “Shu`abu`l-iman”, 6/51, nr.3862; etj.
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 4/2, nr.5841 thotë: “E transmeton Bezzari, por në zinxhir gjendet Abdullah b. Ibrahim el-Gifariu, i cili është i dobët”;
-Sindi në koment të Sunenit të Ibni Maxhes (3/520) thotë se Abdulhaku e konsideron këtë hadith të saktë (Sahih), gjithashtu edhe Hafidh Ebu Alij ibni Sekeni;
-Hafidh Sujuti në “Menahilu`s-Safa fi tahrixh hadithi`sh-shifa”, Muessesetu`l-kutubi`th-thikafije, Bejrut, botimi i parë, 1988; fq.208, nr.1115, thotë se ky hadith ka hadithe tjera dëshmi të cilat vijnë përmes rrugëve tjera, të cilat i ka konsideruar të mira Dhehebiu;
-Imam Subki, pasi përmend këto transmetime, thotë se tash u qartësua se shkalla më e vogël që mund të themi për këtë hadith, është se ka kategorinë Hasen (shih: Subki, “Shifau`s-Sekam”, Darul kutubil ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 2008; fq.87-103);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Darekutnit (3/334), thotë: “Këtë hadith e përcjell përmes Musa b. Hilal el-Abdiut, për të cilin Ebu Hatimi thotë se është i panjohur, Ukajli thotë se nuk ndiqet hadithi i tij, ndërsa Ibni Adiju thotë se shpresoj të mos ketë të keqe tek ai, Dhehebiu thotë se hadithi prej tij është i vlefshëm (Salihu`l-hadith)...”.

*dhe shefatit, kurse unë zgjodha shefatin, e ai do të jetë për ata që vdesin duke mos i shoqëruar Zotit diçka si ortak".*[187]

سَمِعْتُ أَبَا أُمَامَةَ يَقُولُ: " لَيَدْخُلَنَّ الْجَنَّةَ بِشَفَاعَةِ الرَّجُلِ الْوَاحِدِ لَيْسَ بِنَبِيٍّ مِثْلُ الْحَيَّيْنِ، أَوْ أَحَدِ الْحَيَّيْنِ: رَبِيعَةَ وَمُضَرَ ".

E kam dëgjuar Ebu Umamen (r.a.) duke thënë: (se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë): *"Do të hyjnë në Xhenet me ndërmjetësimin e një njeriu të vetëm i cili nuk është pejgamber, sa kanë njerëz fiset Rebia dhe Mudar".*[188]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، أَنَّهُ قَالَ: قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، مَنْ أَسْعَدُ النَّاسِ بِشَفَاعَتِكَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ؟ فَقَالَ: " لَقَدْ ظَنَنْتُ، يَا أَبَا هُرَيْرَةَ، أَنْ لاَ يَسْأَلَنِي عَنْ هَذَا

---

[187] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti, bab 13, nr.2449; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`sh-shefaati, nr.4317; Ahmedi, "Musned", 39/433, nr.24.009; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/320, nr.31.751; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 18/72, nr.133; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/137, nr.225; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih; ndërsa në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (5/370) thotë se hadithi është Sahih;

[188] Ahmedi, "Musned", 36/588, nr.22.250; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/143, nr.7638; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/381, nr.18.544 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi dhe Taberani përmes rrugëve të tyre, njëra është e Ahmedit, ndërsa Taberani përcjell përmes rrugës së tij ku transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Abdurahman b. Mejseres, i cili është i besueshëm";
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit thonë se hadithi është Sahih përmes rrugëve të ndryshme;

الحَدِيثِ أَحَدٌ أَوَّلُ مِنْكَ، لِمَا رَأَيْتُ مِنْ حِرْصِكَ عَلَى الحَدِيثِ، أَسْعَدُ النَّاسِ بِشَفَاعَتِي يَوْمَ القِيَامَةِ مَنْ قَالَ: لاَ إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، خَالِصًا مِنْ قِبَلِ نَفْسِهِ ".

Nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë: "I thashë: "O i Dërguari i Allahut, kush do të jetë njeriu më me fat, që do të fitojë ndërmjetësimin tënd në Ditën e Kijametit?" Tha (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem): "*Kam menduar o Ebu Hurejre, se askush nuk do të më bënte këtë pyetje para teje, sepse e kam parë përkushtimin tënd, në (mësimin e) hadithit. Njeriu më me fat për ndërmjetësimin tim në Ditën e Kijametit, është ai që ka thënë La ilahe il-lallah nga thellësia e zemrës ose shpirtit të tij".*[189]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " يَصُفُّ النَّاسُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ صُفُوفًا – وَقَالَ: ابْنُ نُمَيْرٍ أَهْلُ الْجَنَّةِ – فَيَمُرُّ الرَّجُلُ مِنْ أَهْلِ النَّارِ عَلَى الرَّجُلِ فَيَقُولُ: يَا فُلَانُ أَمَا تَذْكُرُ يَوْمَ اسْتَسْقَيْتَ فَسَقَيْتُكَ شَرْبَةً؟ قَالَ: فَيَشْفَعُ لَهُ، وَيَمُرُّ الرَّجُلُ فَيَقُولُ: أَمَا تَذْكُرُ يَوْمَ نَاوَلْتُكَ طَهُورًا؟ فَيَشْفَعُ لَهُ قَالَ: ابْنُ نُمَيْرٍ – وَيَقُولُ: يَا فُلَانُ أَمَا تَذْكُرُ يَوْمَ بَعَثْتَنِي فِي حَاجَةِ كَذَا وَكَذَا فَذَهَبْتُ لَكَ، فَيَشْفَعُ لَهُ ".

Nga Enes b. Malik-u (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Njerëzit do të rreshtohen në safe në Ditën e Kiametit,* (Ibni Numejri prej transmetuesve thotë se këta do të jenë banorët e Xhenetit) *ku një prej banorëve të Zjarrit do të kalojë pranë*

---

[189] Buhariu, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab sifeti`l-xheneti ve`n-nari, nr.6570; Ahmedi, "Musned", 14/446, nr.8858; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/141, nr.233 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/68, nr.1021 dhe e konsideron hadith të dobët;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit thonë se zinxhiri i hadithit është i mirë (Xhejid);

*tyre dhe do t`i thotë një njeriut: "O filan! A të kujtohet kur një ditë më kërkove ujë dhe unë të dhashë ujë për të pirë?" Thotë (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) dhe ai do të ndërmjetësojë për të (që të hyjë edhe ai në Xhenet). Do të kalojë (një tjetër) pranë tyre dhe do t`i thotë njërit: "A të kujtohet kur të kam dhënë ujë për t`u pastruar?" Dhe ai do të ndërmjetësojë për të". Po ashtu do të thotë një tjetër: "O ti filan! A nuk të kujtohet kur më dërgove për një nevojë tënden për këtë dhe këtë punë, e unë e kreva për ty?" Pastaj do të ndërmjetësojë edhe për të".*[190]

## SHUMËFISHIMI I VEPRAVE TË MIRA

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " يَقُولُ اللَّهُ: إِذَا أَرَادَ عَبْدِي أَنْ يَعْمَلَ سَيِّئَةً، فَلاَ تَكْتُبُوهَا عَلَيْهِ حَتَّى يَعْمَلَهَا، فَإِنْ عَمِلَهَا فَاكْتُبُوهَا بِمِثْلِهَا، وَإِنْ تَرَكَهَا مِنْ أَجْلِي فَاكْتُبُوهَا لَهُ حَسَنَةً، وَإِذَا أَرَادَ أَنْ يَعْمَلَ حَسَنَةً فَلَمْ يَعْمَلْهَا فَاكْتُبُوهَا لَهُ حَسَنَةً، فَإِنْ عَمِلَهَا فَاكْتُبُوهَا لَهُ بِعَشْرِ أَمْثَالِهَا إِلَى سَبْعِ مِائَةِ ضِعْفٍ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) thotë:* ***"Nëse***

[190] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fadlu sadakati`l-mai, nr.3685; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/317, nr.6511; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 10/135, nr.7283; etj.
-Busiri-u në "Zevaid" thotë se në zinxhir gjendet Jezid b. Eban er-Rekashiju, i cili është i dobët;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/382, nr.18.547 dhe thotë: "E transmeton Ebu Ja`la dhe Taberani në "El-Euset", por në zinxhir gjendet Jusuf b. Halid es-Semtiju, i cili është gënjeshtar".
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/644) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, Jezid b. Ebani është i dobët;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është shumë i dobët;

***robi Im synon ta veprojë një punë të keqe, mos ia shkruani derisa ta veprojë, e nëse e vepron, shkruani të tillë, e nëse e braktis për hir Timin, shkruani për të një të mirë, e nëse donë të veprojë një të mirë e nuk e vepron, shkruani për të një të mirë, e nëse e vepron, shkruani atë dhjetë deri në shtatëqind".***[191]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: إِذَا تَحَدَّثَ عَبْدِي بِأَنْ يَعْمَلَ حَسَنَةً، فَأَنَا أَكْتُبُهَا لَهُ حَسَنَةً مَا لَمْ يَعْمَلْ، فَإِذَا عَمِلَهَا، فَأَنَا أَكْتُبُهَا بِعَشْرِ أَمْثَالِهَا، وَإِذَا تَحَدَّثَ بِأَنْ يَعْمَلَ سَيِّئَةً، فَأَنَا أَغْفِرُهَا لَهُ مَا لَمْ يَعْمَلْهَا، فَإِذَا عَمِلَهَا، فَأَنَا أَكْتُبُهَا لَهُ بِمِثْلِهَا " وَقَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " قَالَتِ الْمَلَائِكَةُ: رَبِّ، ذَاكَ عَبْدُكَ يُرِيدُ أَنْ يَعْمَلَ سَيِّئَةً، وَهُوَ أَبْصَرُ بِهِ، فَقَالَ: ارْقُبُوهُ فَإِنْ عَمِلَهَا فَاكْتُبُوهَا لَهُ بِمِثْلِهَا، وَإِنْ تَرَكَهَا فَاكْتُبُوهَا لَهُ حَسَنَةً، إِنَّمَا تَرَكَهَا مِنْ جَرَّايَ " وَقَالَ رسولُ اللهِ ﷺ: «إِذَا أَحْسَنَ أَحَدُكُمْ إِسْلَامَهُ، فَكُلُّ حَسَنَةٍ يَعْمَلُهَا تُكْتَبُ بِعَشْرِ أَمْثَالِهَا إِلَى سَبْعِ مِائَةِ ضِعْفٍ، وَكُلُّ سَيِّئَةٍ يَعْمَلُهَا تُكْتَبُ بِمِثْلِهَا حَتَّى يَلْقَى اللهَ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) thotë:* ***"Nëse robi Im thotë se do ta bëjë një të mirë, Unë ia shkruaj një të mirë edhe nëse nuk e ka vepruar, e nëse e vepron ia shkruaj dhjetë të tilla. Nëse robi Im synon ta veprojë një punë të keqe, Unë ia fali derisa nuk do ta veprojë, e nëse e vepron, Unë ia shkruaj vetëm një".*** *Melekët thonë: "O Zoti ynë, ky është robi yt i cili dëshiron të kryejë një të keqe".*

---

[191] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab kauli lahi teala: juridune ej jubedilu kelamallahi, nr.7501; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 59, nr.128-130; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsiri`l-Kurani, bab min sureti`l-En`ami, 10, nr.3084 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 13/501, nr.8166; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*Zoti thotë:* ***"Pritni, nëse ai e vepron atë, shkruajeni vetëm një, e nëse e braktis, atëherë shkruajeni për të një të mirë nëse e le për hir Timin"*** I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nëse ndonjëri prej jush e zbukuron Islamin e tij, çdo të mirë që do të veprojë do t`i shkruhet si dhjetë të tilla deri në shtatëqind, ndërsa çdo të keqe që do ta veprojë, do t`i shkruhet vetëm një e tillë derisa ta takojë Allahun (xh.sh.)*.[192]

**عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، فِيمَا يَرْوِي عَنْ رَبِّهِ عَزَّ وَجَلَّ قَالَ: قَالَ: «إِنَّ اللَّهَ كَتَبَ الحَسَنَاتِ وَالسَّيِّئَاتِ ثُمَّ بَيَّنَ ذَلِكَ، فَمَنْ هَمَّ بِحَسَنَةٍ فَلَمْ يَعْمَلْهَا كَتَبَهَا اللَّهُ لَهُ عِنْدَهُ حَسَنَةً كَامِلَةً، فَإِنْ هُوَ هَمَّ بِهَا فَعَمِلَهَا كَتَبَهَا اللَّهُ لَهُ عِنْدَهُ عَشْرَ حَسَنَاتٍ إِلَى سَبْعِ مِائَةِ ضِعْفٍ إِلَى أَضْعَافٍ كَثِيرَةٍ، وَمَنْ هَمَّ بِسَيِّئَةٍ فَلَمْ يَعْمَلْهَا كَتَبَهَا اللَّهُ لَهُ عِنْدَهُ حَسَنَةً كَامِلَةً، فَإِنْ هُوَ هَمَّ بِهَا فَعَمِلَهَا كَتَبَهَا اللَّهُ لَهُ سَيِّئَةً وَاحِدَةً».**

Nga Ibni Abbasi r.a. përcillet se i Dërguari i All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, i cili përcjell nga Zoti i Lartëmadhëruar i Cili ka thënë: *"All-llahu i ka shkruar (përcaktuar) veprat e mira dhe ato të këqija. Pastaj ka shpjeguar se ai që ka pasur për qëllim ta kryejë një vepër të mirë dhe nuk e ka kryer, All-llahu do t'ia shkruajë një vepër të mirë të plotë, e nëse e ka kryer, atëherë All-llahu do t'ia shkruajë si dhjetë të mira deri në shtatëqind fish, e madje edhe më tepër. Nëse njeriu ka pasur për qëllim një vepër të keqe dhe nuk e ka kryer, All-llahu do t'ia shkruajë një vepër të mirë të*

---

192 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab idha hemme`l-abdu bi hasenetin, nr.129; Tirmidhiu, "Sunen", kitab et-Tefsiri, bab min sureti`l-En`ami, nr.3073 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, "Musned", 13/531, nr.8219; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 4/345, nr.4390; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*plotë, por nëse e ka kryer, All-llahu do t'ia shkruajë vetëm një vepër të keqe".*[193]

عَنْ أَبِي ذَرٍّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " يَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: مَنْ جَاءَ بِالْحَسَنَةِ فَلَهُ عَشْرُ أَمْثَالِهَا وَأَزِيدُ، وَمَنْ جَاءَ بِالسَّيِّئَةِ فَجَزَاؤُهُ سَيِّئَةٌ مِثْلُهَا أَوْ أَغْفِرُ وَمَنْ تَقَرَّبَ مِنِّي شِبْرًا تَقَرَّبْتُ مِنْهُ ذِرَاعًا، وَمَنْ تَقَرَّبَ مِنِّي ذِرَاعًا تَقَرَّبْتُ مِنْهُ بَاعًا، وَمَنْ أَتَانِي يَمْشِي أَتَيْتُهُ هَرْوَلَةً، وَمَنْ لَقِيَنِي بِقُرَابِ الْأَرْضِ خَطِيئَةً لَا يُشْرِكُ بِي شَيْئًا لَقِيتُهُ بِمِثْلِهَا مَغْفِرَةً

Nga Ebu Dherri (r.a.) përcillet që ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. thotë:* ***"Kush vjen me një të mirë, ajo shtohet dhjetëfish e më shumë, kurse e keqja shkruhet një ose edhe atë e fshijë. Kush më afrohet një pëllëmbë, i afrohem atij një krah, nëse më afrohet një krah, i afrohem një pash,[194] kush vjen kah unë duke ecur, shkoj drejt tij me nxitim. Kush më takon me mëkate sa gjerësia e tokës, por duke mos më përshkruar ortak, do të më takojë me aq falje".[195]***

---

[193] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab men hemme bi hasenetin eu bi sejjietin, nr.6491; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab idha hemme`l-abdu bi hasenetin,, nr.131; Darimiju, "Sunen", kitab er-Rikaki, bab men hemme bi hasenetin, nr.2828; Ahmedi, "Musned", 4/315, nr.2519;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm..."; 

[194] Kjo sasi përputhet me lartësinë e një trupi mesatar të njeriut;

[195] Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab fadlu`dh-dhikri, nr.2687; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fadlu`l-ameli, nr.3821; Darimiju, "Sunen", kitab er-Rikaki, bab idha tekarebe`l-abdu ilallah, nr.2830; Ahmed-i, "Musned", 35/243, nr.21.315; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/275, nr.7624 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;

**ISTIGNAJA (MJAFTUESHMËRIA)**

عَنْ ثَوْبَانَ – قَالَ: وَكَانَ ثَوْبَانُ مَوْلَى رَسُولِ اللَّهِ ﷺ – قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صلى الله عليه وسلم: «مَنْ يَكْفُلُ لِي أَنْ لَا يَسْأَلَ النَّاسَ شَيْئًا، وَأَتَكَفَّلُ لَهُ بِالْجَنَّةِ؟» ، فَقَالَ ثَوْبَانُ: أَنَا، فَكَانَ لَا يَسْأَلُ أَحَدًا شَيْئًا ".

Nga Theubani (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush më garanton se nuk do të lyp asgjë nga njerëzit, unë i garantoj Xhenetin"*. Theubani tha: "Unë". Pas kësaj ai kurrë nuk lypi asgjë nga askush".[196]

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, thonë se hadithi është Sahih, zinxhiri i këtij hadithi është Hasen shkaku i Asimit;

[196] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab kerahijetu`l-mes`eleti, nr.1643; Nesaiu, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab fadlu men la jes`elu`n-nase shej`en, nr.2590; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab kerahijetu`l-mes`eleti, nr.1837; Ahmedi, "Musned", 37/67, nr.22.385; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 2/98, nr.1433; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/571, nr.1500 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 1/181; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/166, nr.3245;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, thonë se hadithi është Sahih, zinxhiri i këtij hadithi është Hasen shkaku i Abdurahman b. Jezidit;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm;

## VLERA E KALIMIT TË JETËS NË ISLAM

عَنْ كَعْبُ بْنَ مُرَّةَ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ شَابَ شَيْبَةً فِي الإِسْلَامِ كَانَتْ لَهُ نُورًا يَوْمَ القِيَامَةِ».

Nga Ka`b b. Murre (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "*Kush thinjet dhe plaket në Islam, kjo do të jetë dritë për të në Ditën e Kijametit".*[197]

## VLERA E FILLIMIT DHE MBARIMIT TË DITËS ME PUNË TË MIRA

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " مَنِ اسْتَفْتَحَ أَوَّلَ نَهَارِهِ وَخَتَمَهُ بِالْخَيْرِ قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ لِمَلَائِكَتِهِ: أَلْغُوا لَا تَكْتُبُوا عَلَى عَبْدِي مَا بَيْنَ ذَلِكَ مِنَ الذُّنُوبِ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush e fillon ditën me të mira dhe e mbaron me të mira, Allahu xh.sh. u thotë melekëve:* ***"Fshijeni dhe mos ia shkruani robit Tim mëkatet që ka kryer në mes tyre".***[198]

---

[197] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Fadail`il-xhihadi, bab fadlu men shabe shejbeten fi sebililahi, nr.1640; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab men rema bi sehmin fi sebiliahi, nr.3144; Ahmedi, "Musned", 29/606, nr.18.064; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, thonë se hadithi është Sahih li gajrihi;

[198] Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 9/273, nr.6651;

-Muhtar Ahmed en-Nedevij në verifikim të veprës së Bejheki-ut, për këtë hadith thotë se nuk është i fortë;

## VLERA E DASHURISË PËR HIR TË ALLAHUT

حَدَّثَنِي مُعَاذُ بْنُ جَبَلٍ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: الْمُتَحَابُّونَ فِي جَلَالِي لَهُمْ مَنَابِرُ مِنْ نُورٍ يَغْبِطُهُمُ النَّبِيُّونَ وَالشُّهَدَاءُ ".

Transmeton Muadh b. Xhebeli (r.a.) i cili thotë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Allahu xh.sh. thotë:* ***"Ata që duhen për hir Timin, për ta kam përgatitur ulëse prej drite, të cilëve do t`ua kenë lakmi edhe pejgamberët dhe shehidët".***[199]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، " أَنَّ رَجُلًا زَارَ أَخًا لَهُ فِي قَرْيَةٍ أُخْرَى، فَأَرْصَدَ اللهُ لَهُ، عَلَى مَدْرَجَتِهِ، مَلَكًا فَلَمَّا أَتَى عَلَيْهِ، قَالَ: أَيْنَ تُرِيدُ؟ قَالَ: أُرِيدُ أَخًا لِي فِي هَذِهِ الْقَرْيَةِ، قَالَ: هَلْ لَكَ عَلَيْهِ مِنْ نِعْمَةٍ تَرُبُّهَا؟ قَالَ: لَا، غَيْرَ أَنِّي أَحْبَبْتُهُ فِي اللهِ عَزَّ وَجَلَّ، قَالَ: فَإِنِّي رَسُولُ اللهِ إِلَيْكَ، بِأَنَّ اللهَ قَدْ أَحَبَّكَ كَمَا أَحْبَبْتَهُ فِيهِ ".

Nga Ebu Hurejre r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Një njeri vizitoi vëllanë e tij në një fshat tjetër. Allahu (xh.sh.) dërgoi një melek në rrugën që*

---

-Sujuti e shënon hadithin në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/513, nr.8423 por thotë se Taberani dhe Dijau e përcjellin nga Abdullah b. Busër dhe atë hadith e vlerëson të saktë (Sahih);

[199] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 53, nr.2397 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, "Musned", 36/383-384, nr.22.064; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 20/168, nr.358; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/466, nr.8296 dhe e vlerëson hadithin si Sahih; etj.
-Sujuti e shënon hadithin në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/375, nr.6037 dhe e vlerëson hadithin të saktë (sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se "zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm...".

*ai po kalonte dhe kur erdhi i tha: "Ku po shkon?". Ai tha: "Po shkoj te një vëlla im, që banon në këtë fshat!" Meleku i tha: "A pret ti ndonjë të mirë prej tij, të cilën e ruan për ty?" Tha: "Jo, por unë e dua atë për hir të Allahut xh.sh.!" Meleku tha: "Vërtet, unë jam i dërguar nga Zoti për te ti, për të treguar se Allahu të do, ashtu si e deshe atë njeri për hir të Tij".*[200]

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " سَبْعَةٌ يُظِلُّهُمُ اللَّهُ فِي ظِلِّهِ، يَوْمَ لاَ ظِلَّ إِلَّا ظِلُّهُ: الإِمَامُ العَادِلُ، وَشَابٌّ نَشَأَ فِي عِبَادَةِ رَبِّهِ، وَرَجُلٌ قَلْبُهُ مُعَلَّقٌ فِي المَسَاجِدِ، وَرَجُلاَنِ تَحَابَّا فِي اللَّهِ اجْتَمَعَا عَلَيْهِ وَتَفَرَّقَا عَلَيْهِ، وَرَجُلٌ طَلَبَتْهُ امْرَأَةٌ ذَاتُ مَنْصِبٍ وَجَمَالٍ، فَقَالَ: إِنِّي أَخَافُ اللَّهَ، وَرَجُلٌ تَصَدَّقَ، أَخْفَى حَتَّى لاَ تَعْلَمَ شِمَالُهُ مَا تُنْفِقُ يَمِينُهُ، وَرَجُلٌ ذَكَرَ اللَّهَ خَالِيًا فَفَاضَتْ عَيْنَاهُ ".**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) do t`i fus në Hijen e Tij shtatë (lloje njerëzish) Ditën e Kiametit, në Ditën kur nuk ka Hije tjetër veç Hijes së Tij. Sunduesi i drejtë, një djalosh i ri i rritur në adhurim ndaj Allahut, një njeri zemra e të cilit është e lidhur për xhaminë, dy veta që duhen për hir të Allahut, ata takohen dhe ndahen për hir të Tij. Ai i cili nuk pranon ftesën e një gruaje të bukur dhe joshëse, nga shtresa e lartë për të bërë imoralitet me të duke i thënë: "Me të vërtetë, unë i frikohem Allahut". Një njeri i cili jep sadaka, aq fshehur saqë dora e tij e majtë nuk e dinë se çka jep dora e tij e djathtë*

---

[200] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab fi fadli`l-hubbi fi`l-lahi, nr.2567; Buhari-u, "Edeb`ul-Mufred", nr.350; Ahmedi, "Musned", 13/297, nr.7919; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 7/64, nr.34.223; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/319, nr.8591;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, përpos Hammad b. Selemes, i cili është sipas kushteve të Muslimit;

*dhe një njeri i cili e përmend Zotin në vetmi dhe sytë i mbushen me lotë".*[201]

## VLERA E URDHËRIMIT PËR MIRË DHE NDALIMIT NGA TË KËQIJAT

حُذَيْفَةَ، قَالَ: كُنَّا جُلُوسًا عِنْدَ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، فَقَالَ: أَيُّكُمْ يَحْفَظُ قَوْلَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ فِي الفِتْنَةِ، قُلْتُ أَنَا قُلْتُ: «فِتْنَةُ الرَّجُلِ فِي أَهْلِهِ وَمَالِهِ وَوَلَدِهِ وَجَارِهِ، تُكَفِّرُهَا الصَّلاَةُ وَالصَّوْمُ وَالصَّدَقَةُ، وَالأَمْرُ وَالنَّهْيُ».

Nga Hudhejfe (r.a.) i cili ka thënë: "Ishim ulur në prani të Umerit r.a. dhe tha: "Cili prej jush ka mbajtur mend diçka nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në lidhje me fitnet?" Unë i thashë: "Unë" dhe thashë: "Fitneja e njeriut në familjen e tij, pasurinë e tij dhe fqinjët e tij, ndërsa këto i fshin namazi, agjërimi, sadakaja dhe urdhërimi në punë të mira dhe ndalimi nga të këqijat...".[202]

---

[201] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edhani, bab men xhelese fi`l-mesxhidi jentedhiru`s-salate, nr.660; Muslim-i, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab fadlu ihfai`s-sadakati, nr.1031; Tirmidhiu, "Sunen", nr.2391 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 15/414, nr.9665; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 9/63, nr.9131; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/79, nr.545; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

[202] Buhari-u, "Sahih", kitab Mevakitu`s-Salati, bab es-salatu keffaretun, nr.525; Muslimi, "Sahih", kitab el-Fitenu, bab fi`l-fitneti`l-leti jemuxhu ke meuxhi`l-bahri, nr.144; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Fiteni, bab, nr.2258 dhe thotë se hadithi është Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Fiteni, bab ma jekunu mine`l-fiteni, nr.3955; Ahmedi, "Musned", 38/414, nr.23.412; Ibni Ebi Shejbeh,

## VLERA E MIRËMBAJTJES SË FAMILJES

عَنْ أَبِي مَسْعُودٍ الأَنْصَارِيِّ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «إِذَا أَنْفَقَ المُسْلِمُ نَفَقَةً عَلَى أَهْلِهِ، وَهُوَ يَحْتَسِبُهَا، كَانَتْ لَهُ صَدَقَةً».

Nga Ebu Mes`ud el-Ensariu (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur muslimani u jep diçka familjes së vet, e ky shpreson në shpërblim për të, do t`i regjistrohet sadaka".*[203]

## VLERA E MBAJTJES SË LIDHJEVE FAREFISNORE

عَنْ أَبِي أَيُّوبَ الأَنْصَارِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ أَنَّ رَجُلًا قَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، أَخْبِرْنِي بِعَمَلٍ يُدْخِلُنِي الجَنَّةَ، فَقَالَ القَوْمُ: مَا لَهُ مَا لَهُ؟ فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «أَرَبٌ مَا لَهُ» فَقَالَ

"El-Musannef", 7/449, nr.37.129; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 7/284, nr.2874; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 3/169, nr.3024; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 4/369; etj.
-Sujuti, në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/360, nr.5839 dhe e vlerëson si hadith të saktë (Sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;
[203] Buhari-u, "Sahih", kitab en-Nefekati, bab 1, nr.5351; Muslim-i, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab fadlu`n-nefekati, nr.1002; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi`n-nefekati ale`l-ehli, nr.1965 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 28/312, nr.17.082; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/336, nr.26.646; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

النَّبِيُّ ﷺ: «تَعْبُدُ اللَّهَ لاَ تُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا، وَتُقِيمُ الصَّلاَةَ، وَتُؤْتِي الزَّكَاةَ، وَتَصِلُ الرَّحِمَ، ذَرْهَا».

Nga Ebu Ejub el-Ensariju r.a. përcillet se një njeri ka thënë: "O i Dërguari i Allahut! Më trego për një vepër, e cila do më dërgoj në Xhenet?" Njerëzit thanë: "Çka ka ky! Çka ka ky!". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"O Zot çka ka ky?"* Pastaj Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Adhuro Allahun dhe mos i përshkruaj Atij ortak, fale namazin, jepe zekatin dhe mbaji raportet farefisnore, tash lëshoje (kërpeshin e kafshës)".*[204]

## VLERA E MBAJTJES SË LIDHJEVE MARTESORE

أَخْبَرَهُ عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ عَوْفٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " إِذَا صَلَّتِ الْمَرْأَةُ خَمْسَهَا، وَصَامَتْ شَهْرَهَا، وَحَفِظَتْ فَرْجَهَا، وَأَطَاعَتْ زَوْجَهَا قِيلَ لَهَا: ادْخُلِي الْجَنَّةَ مِنْ أَيِّ أَبْوَابِ الْجَنَّةِ شِئْتِ ".

Na ka informuar Abudrahman b. Aufi (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur një grua falë pesë kohët e namazit, agjëron muajin (e Ramazanit), ruan nderin e saj dhe i bindet burrit,*

---

204 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edebu, bab fadli sileti`r-rahimi, nr.5982-83; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab bejanu`l-imani eledhi jud`halu bihi`l-xhenete, nr.13; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab thevabu men ekame`s-salate, nr.468; Ahmedi, "Musned", 38/531, nr.23.550; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*asaj i thuhet:* ***“Hyr në Xhenet nga cila derë e Xhenetit dëshiron”.***[205]

عَنْ كَعْبِ بْنِ عُجْرَة، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «أَلَا أُخْبِرُكُمْ بِرِجَالِكُمْ مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ؟» ، قَالُوا: بَلَى يَا رَسُولَ اللهِ، قَالَ: «النَّبِيُّ فِي الْجَنَّةِ، وَالشَّهِيدُ فِي الْجَنَّةِ، وَالصِّدِّيقُ فِي الْجَنَّةِ، وَالْمَوْلُودُ فِي الْجَنَّةِ، وَالرَّجُلُ يَزُورُ أَخَاهُ فِي جَانِبِ الْمِصْرِ فِي الْجَنَّةِ، أَلَا أُخْبِرُكُمْ بِنِسَائِكُمْ مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ؟» ، قَالُوا: بَلَى يَا رَسُولَ اللهِ، قَالَ: " الْوَدُودُ الْوَلُودُ الَّتِي إِنْ ظَلَمَتْ أَوْ ظُلِمَتْ قَالَتْ: هَذِهِ نَاصِيَتِي بِيَدِكَ، لَا أَذُوقُ غَمْضًا حَتَّى تَرْضَى ".

Nga Ka`b b. Uxhre (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“A dëshironi t`ju tregoj për burrat e Xhenetit?!”* Thanë: “Gjithsesi o i Dërguari i Allahut!”. Ai tha: *“Pejgamberi është në Xhenet, shehidi është në Xhenet, i sinqerti është në Xhenet, i posalinduri është në Xhenet, besimtari që viziton vëllanë e tij në anën tjetër të vendit është në Xhenet. A doni të dini se cilat gra do të hyjnë në Xhenet?!”* Thanë: “Gjithsesi o i Dërguari i Allahut!”. Ai tha: *“Është ajo që është e dashur dhe që lind, është ajo që nëse bën padrejtësi ose i bëhet*

---

205 Ahmedi, “Musned”, 3/199, nr.1661; Ibni Hibani, “Sahih”, 9/471, nr.4163; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 8/339, nr.8805; etj.
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 4/306, nr.7634 dhe thotë: “E transmeton Ahmedi dhe Taberani në “El-Euset”, por në zinxhir gjendet Ibni Lehija, por hadithi prej tij është Hasen, ndërsa transmetuesit tjerë janë transmetues që gjenden në dy Sahihet;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se hadithi është Hasen li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i dobët, shkaku i dobësisë së Ibni Lehijasë, ndërsa transmetuesit tjerë janë transmetues të cilët gjenden në dy Sahihet;

*padrejtësi thotë: “Balli im është në dorën tënde, nuk do të fle derisa ti të jesh i kënaqur (me mua)”.*[206]

سَمِعْتُ أُمَّ سَلَمَةَ، تَقُولُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ، يَقُولُ: «أَيُّمَا امْرَأَةٍ مَاتَتْ، وَزَوْجُهَا عَنْهَا رَاضٍ، دَخَلَتِ الْجَنَّةَ».

Është dëgjuar Ummu Seleme (r.a.h.) duke thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem duke thënë: *“Cilado grua që vdes duke qenë burri i saj i kënaqur me të, do të hyjë në Xhenet”.*[207]

---

[206] Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 19/140, nr.307; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 4/303;
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 4/312, nr.7662 thotë se e transmeton Taberani në “Es-Sagir” dhe “El-Euset”, por në zinxhir gjendet Ibrahim b. Zijad el-Kureshijut, por për të Buhariu thotë se hadithi prej tij nuk është i saktë, mund të konsiderohet edhe i dobët, ndërsa transmetuesit tjerë janë transmetues që gjenden në dy sahihet;
-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/171, nr.2867 dhe e vlerëson si hadith të dobët;
[207] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab en-Nikahi, bab haku`z-zeuxhi ale`l-mer`eti, nr.1854; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab er-Redai, bab ma xhae fi haki`z-zeuxhi alel mer`eti, nr.1161 dhe thotë se Hasenun-Garib; Ibni Ebu Shejbeh, “El-Musannef”, 3/557, nr.17.123; Taberani, “Mu`xhem`ul-Kebir”, 23/374, nr.884; Hakimi, “El-Mustedrek”, 4/191, nr.7328 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 11/178, nr.8370; etj.
-Ibni Xheuzi në “El-Ilelu`l-Mutenahije”, 2/630, nr.1039 dhe thotë se Musaviri është i panjohur, po ashtu edhe nëna e tij është e panjohur;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (3/60) thotë se hadithi është Hasenun li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i dobët shkaku i dobësisë së Musavirit dhe nënës së tij;
-Dhehebiu në “El-Mugni fi`d-duafai”, 2/292, nr.6182 thotë se Musaviri është i panjohur, ndërsa lajmërimet prej tij janë të refuzuara (munker);

## VLERA E MBAJTJES SË LIDHJEVE SHOQËRORE

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ إِلَى رَسُولِ اللَّهِ ﷺ، فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، دُلَّنِي عَلَى عَمَلٍ إِذَا أَنَا عَمِلْتُ بِهِ دَخَلْتُ الْجَنَّةَ. قَالَ: «كُنْ مُحْسِنًا» قَالَ: كَيْفَ أَعْلَمُ أَنِّي مُحْسِنٌ؟ قَالَ: " سَلْ جِيرَانَكَ، فَإِنْ قَالُوا: إِنَّكَ مُحْسِنٌ فَأَنْتَ مُحْسِنٌ، وَإِنَّ قَالُوا: إِنَّكَ مُسِيءٌ فَأَنْتَ مُسِيءٌ «.

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili thotë: "Erdhi një njeri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, më trego një vepër, të cilën nëse e veproj, do të hyj në Xhenet?" Ai i tha: *"Bëhu mirëbërës"*. I tha: "Si ta di se unë jam mirëbërës?" I tha: *"Pyeti fqinjët e tu, nëse ato thonë se je mirëbërës, atëherë ti je mirëbërës, e nëse ato thonë se je keqbërës, atëherë ti je keqbërës"*.[208]

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «أَهْلُ الْجَنَّةِ، مَنْ مَلَأَ اللَّهُ أُذُنَيْهِ مِنْ ثَنَاءِ النَّاسِ خَيْرًا، وَهُوَ يَسْمَعُ، وَأَهْلُ النَّارِ، مَنْ مَلَأَ اللَّهُ أُذُنَيْهِ مِنْ ثَنَاءِ النَّاسِ شَرًّا، وَهُوَ يَسْمَعُ».

Nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Banorët e Xhenetit janë ata, veshët e të cilëve janë përplot me lavdërime të njerëzve për të dhe ai të gjitha këto i dëgjon (këto fjalë), ndërsa banorë të Xhehenemit janë ata njerëz, veshët e të cilëve janë*

---

[208] Hakim-i, "Mustedrek", 1/534, nr.1399, dhe thotë se "ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Imani", 12/110, nr.9120;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, por në zinxhir gjendet Muhamed b. Musa ibni Hatimi, i cili është shumë i dobët (vah);

*përplot qortime të njerëzve për të, ndërsa ai të gjitha këto i dëgjon”.*[209]

عَنِ ابْنِ عُمَرَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَنْ قَادَ أَعْمَى أَرْبَعِينَ خُطْوَةً وَجَبَتْ لَهُ الْجَنَّةُ».

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e përcjell një të verbër 40 hapa, u ka bërë obligim për të Xheneti”.*[210]

---

[209] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab eth-thennau`l-hasenu, nr.4224; Taberani, “Mu `xhemu`l-Kebir”, 12/170, nr.12.787; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 3/80 dhe thotë se është Garib; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Imani”, 9/244, nr.6618;

-Busiriju në “Zevaid” thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (5/304) dhe thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Ebu Hilalit, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Hasen;

[210] Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 12/353, nr.13.322; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 3/158; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 10/95, nr.7219;

-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 3/138, nr.4764 dhe thotë se e shënon Taberani në “Kebir” dhe Ebu Ja`la, por në zinxhir gjendet Ali b. Urve, i cili është gënjeshtar;

-Ibni Haxheri në “Metalibu`l-Alijetu”, Daru`l-Asime, Saudi, 1998, 11/572, nr.2617 dhe thotë se hadithi është shumë i dobët dhe nuk vërtetohet diçka e saktë në këtë temë;

-Sujuti, në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 2/536, nr.8893 dhe e vlerëson si hadith Hasen transmetimin nga Enesi;

-Ibni Kajserani në “Dhehiretu`l-Hufadhi”, 4/2346, nr.5451 thotë se në zinxhir gjendet Ali b. Urve ed-Dimashki i cili nuk është asgjë dhe është i braktisur;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku se në zinxhir gjendet Muhamed b. Abdurahman el-Kushejri, ndërsa për të Ezdiu thotë se është gënjeshtar;

## VLERA E MBAJTJES SË LIDHJEVE FQINJËSORE

سَمِعْتُ أَبَا هُرَيْرَةَ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ يَقُولُ: قِيلَ لِرَسُولِ اللَّهِ ﷺ: إِنَّ فُلَانَةَ تُصَلِّي اللَّيْلَ وَتَصُومُ النَّهَارَ وَفِي لِسَانِهَا شَيْءٌ يُؤْذِي جِيرَانَهَا سَلِيطَةٌ، قَالَ: «لَا خَيْرَ فِيهَا هِيَ فِي النَّارِ» وَقِيلَ لَهُ: إِنَّ فُلَانَةَ تُصَلِّي الْمَكْتُوبَةَ وَتَصُومُ رَمَضَانَ وَتَتَصَدَّقُ بِالْأَثْوَارِ وَلَيْسَ لَهَا شَيْءٌ غَيْرُهُ وَلَا تُؤْذِي أَحَدًا قَالَ: «هِيَ فِي الْجَنَّةِ».

E kam dëgjuar Ebu Hurejren r.a. duke thënë: “I kanë thënë të Dërguarit të Allahut: “Filanja falet gjatë natës dhe agjëron ditën, por ajo i shqetëson fqinjët me gjuhën e saj”. Ai tha: *“Nuk ka dobi tek ajo, ajo do të jetë në Zjarr”*. I thanë: “Filanja i fal namazet farze dhe agjëron Ramazanin, si dhe jep sadaka nga bylmetet e saja, e nuk vepron diçka tjetër pos kësaj, por ajo nuk shqetëson askë me gjuhën e saj?” Ai tha: *“Ajo do të jetë në Xhenet”*.[211]

---

211 Ahmedi, “Musned”, 15/421, nr.9675; Buhariu, “Edebu`l-Mufred”, nr.119; Hakimi, “El-Mustedrek”, 4/184, nr.7304 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 12/94, nr.9098; etj.
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 8/169, nr.13.562 dhe thotë: “Transmeton Ahmedi dhe Bezzari, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm”;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Hasen;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Hasen;

## VLERA E RESPEKTIMIT TË MYSAFIRIT

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ أَقَامَ الصَّلَاةَ، وَآتَى الزَّكَاةَ، وَحَجَّ الْبَيْتَ، وَصَامَ رَمَضَانَ، وَقَرَى الضَّيْفَ دَخَلَ الْجَنَّةَ».

Nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e fal namazin, e jep zekatin, e kryen haxhin, agjëron Ramazanin dhe e nderon mysafirin, do të hyn në Xhenet".*[212]

## VLERA E PËRSHËNDETJES ME SELAM

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «لَا تَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ حَتَّى تُؤْمِنُوا، وَلَا تُؤْمِنُوا حَتَّى تَحَابُّوا، أَوَلَا أَدُلُّكُمْ عَلَى شَيْءٍ إِذَا فَعَلْتُمُوهُ تَحَابَبْتُمْ؟ أَفْشُوا السَّلَامَ بَيْنَكُمْ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk do të hyni në Xhenet përderisa të besoni, e nuk keni besuar përderisa ta doni njëri tjetrin. A doni që t'ju udhëzojë drejt*

---

212 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 12/136, nr.12.692; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/124, nr.9147;
-Ibni Ebi Hatim në "Kitabu`l-Ileli", 5/358, nr.2043 thotë se Ebu Zur`a për këtë hadith ka thënë se është i refuzuar (Munker), pasi nuk është fjalë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, por fjalë e Ibni Abasit r.a.;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/45, nr.131 thotë se hadithin e regjistron Taberani në Kebir, ndërsa në zinxhir gjendet Habib b. Habibi, vëllai i Hamza b. Habib b. Zejjadit, por është i dobët;
-Ibni Kajserani në "Dhehiretu`l-Hufadhi", 4/2221, nr.5156 thotë se përcillet përmes Habibit, ndërsa ai është i dobët;

*diçkaje të cilën po e vepruat do ta doni njëri tjetrin? Përhapni selamin mes jush!".*[213]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّهُ أَتَى النَّبِيَّ ﷺ فَقَالَ: إِنِّي إِذَا رَأَيْتُكَ طَابَتْ نَفْسِي، وَقَرَّتْ عَيْنِي، فَأَنْبِئْنِي عَنْ كُلِّ شَيْءٍ ، قَالَ: " كُلُّ شَيْءٍ خُلِقَ مِنَ الْمَاءِ ". قَالَ: أَنْبِئْنِي بِأَمْرٍ إِذَا أَخَذْتُ بِهِ دَخَلْتُ الْجَنَّةَ. قَالَ: " أَفْشِ السَّلَامَ، وَأَطْعِمِ الطَّعَامَ، وَصِلِ الْأَرْحَامَ، وَصَلِّ وَالنَّاسُ نِيَامٌ، ثُمَّ ادْخُلِ الْجَنَّةَ بِسَلَامٍ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) se ai erdhi te Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "Kur të shoh ty, më kënaqet shpirti dhe më qetësohet syri, më informo për gjithçka?" Ai tha: *"Çdo gjë është krijuar nga uji"*. Ai tha: "Më informo për një çështje që nëse kapem pas saj, do të më shpie në Xhenet?" Ai tha: *"Përhape selamin (përhape paqen), jep ushqim, mba lidhjet familjare, falu kur njerëzit flenë, do të hysh në Xhenet me selam".*[214]

---

[213] Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab la ted`hulu`l-xhenete ille`l-mu`minune, nr.54; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi ifshai`s-selami, nr.5193; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Isti`dhani, bab ma xhae fi ifshi`s-selami, nr.2697 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sunneh, bab fi`l-imani, nr.68; Ahmedi, "Musned", 16/269, nr.10.431; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/248, nr.25.742; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.980; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se ka zinxhirin Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

[214] Ahmed-i, "Musned", 14/49, nr.8295; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Et`imeti, bab ma xhae fi fadli it`ami`t-ta`ami, nr.1854 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih-Garib; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/144, nr.7174 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 9/59; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/182, nr.8374; etj.

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 5/16, nr.7865: "E transmeton Ahmedi, ndërsa transmetuesit janë transmetues të Sahiheve, përpos Ebu Mejmunit, i cili është po ashtu i besueshëm";

عَنْ حُذَيْفَةَ بْنِ الْيَمَانِ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «إِنَّ الْمُؤْمِنَ إِذَا لَقِيَ الْمُؤْمِنَ فَسَلَّمَ عَلَيْهِ، وَأَخَذَ بِيَدِهِ، فَصَافَحَهُ، تَنَاثَرَتْ خَطَايَاهُمَا، كَمَا يَتَنَاثَرُ وَرَقُ الشَّجَرِ».

Nga Hudhejfe b. Jemani (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Kur besimtari e takon besimtarin, i jep selam atij dhe takohen duke i dhënë dorën njëri-tjetrit, gjynahet e tyre bien ashtu siç bien gjethet nga pemët*”.[215]

عَنِ الْبَرَاءِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَا مِنْ مُسْلِمَيْنِ يَلْتَقِيَانِ، فَيَتَصَافَحَانِ إِلَّا غُفِرَ لَهُمَا قَبْلَ أَنْ يَفْتَرِقَا».

Nga Bera` (b. Azibi r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Nuk ka myslimanë që takohen dhe përshëndeten për dore, përpos që Allahu xh.sh. t`ua falë atyre (mëkatet) përpara se të ndahen mes tyre*”.[216]

---

-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/78, nr.1231 dhe e vlerëson si hadith të vërtetë (Sahih);

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden në Sahihe, përpos Ebu Mejmunit, i cili është i besueshëm;

[215] Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 1/84, nr.245; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 11/286, nr.8551; etj.

-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid” 8/36, nr.12.766 thotë: “E transmeton Taberani në “Euset”, Jakub b. Muhamed b. Et-Tahlai, prej tij përcjellin më shumë se një ndërsa asnjëri nuk e konsideron të dobët, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm”;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shuab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin e dobët, në zinxhir është Is`hak b. Ibrahim b. Seidi i cili është me dobësi të lehtë në hadith (lejinu`l-hadith);

[216] Ebu Davudi, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab fi`l-musafehati, nr.5212; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Isti`dhani, bab ma xhae fi`l-

**FALJA E BORXHIT**

أَنَّ حُذَيْفَةَ، حَدَّثَهُمْ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " تَلَقَّتِ الْمَلَائِكَةُ رُوحَ رَجُلٍ مِمَّنْ كَانَ قَبْلَكُمْ، فَقَالُوا: أَعَمِلْتَ مِنَ الْخَيْرِ شَيْئًا؟ قَالَ: لَا، قَالُوا: تَذَكَّرْ، قَالَ: كُنْتُ أُدَايِنُ النَّاسَ فَآمُرُ فِتْيَانِي أَنْ يُنْظِرُوا الْمُعْسِرَ، وَيَتَجَوَّزُوا عَنِ الْمُوسِرِ، قَالَ: قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: تَجَوَّزُوا عَنْهُ ".

Transmeton Hudhejfe (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Melekët do ta sjellin shpirtin e një njeriu i cili ka jetuar para jush dhe do të pyetet:* ***"A ke bërë ndonjë të mirë (në dunja)?"*** *(Robi) do të thotë: "Jo". Do t`i thuhet:* ***"Kujtohu?!"*** *Ai do të thotë: "Unë u jepja borxh njerëzve, por i urdhëroja bijtë e mi, që të shikojë t`ua shtyjë afatin atyre të cilën nuk kanë mundësi pagese".* Tha: *"Allahu xh.sh. do të thotë:* ***"Falne atë"***.[217]

---

musafehati, nr.2736 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab el-musafehatu, nr.3703; Ahmedi, "Musned", 30/517, nr.18.547; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/246, nr.25.717; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/168, nr.527; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/288, nr.8554; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/496, nr.8109 dhe e vlerëson këtë hadith si të mirë (Hasen);

-Ibni Kajserani "Dhehiretu`l-Hufadhi", 4/2122, nr.4923 thotë se në zinxhir gjendet El-Exhlahu, i cili është i braktisur në hadith;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i dobët, El-Exhlehu është i dobët;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shuab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin e mirë (Hasen);

217 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Musakatu, bab fadlu indhari`l-mu`sirin, nr.1560; këtë hadith e shënon me disa ndryshime të vogla në tekst edhe Buhari-u, në "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbija, bab ma dhukire an beni israil (50), nr.3451 si dhe në kitab Buju`, bab men endhere musiren (17), nr.2077; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Buju`u, bab ma xhae fi indhari`l-mu`siri, nr.1311 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sadakatu, bab

أَنَّ أَبَا قَتَادَةَ، طَلَبَ غَرِيمًا لَهُ، فَتَوَارَى عَنْهُ ثُمَّ وَجَدَهُ، فَقَالَ: إِنِّي مُعْسِرٌ، فَقَالَ: آللَّهِ؟ قَالَ: آللَّهِ؟ قَالَ: فَإِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ، يَقُولُ: «مَنْ سَرَّهُ أَنْ يُنْجِيَهُ اللهُ مِنْ كُرَبِ يَوْمِ الْقِيَامَةِ، فَلْيُنَفِّسْ عَنْ مُعْسِرٍ، أَوْ يَضَعْ عَنْهُ».

Ebu Katade (r.a.) shkonte t`ia lyp borxhin, ndërsa ai fshihej. Ai më pas e gjeti, kurse (njeriu) i tha: "Nuk kam mundësi të ta kthej borxhin". E pyeti: "Për Allahun (me të vërtetë nuk ke mundësi me e kthy borxhin)" "Për Allahun (Po)". Ai tha: "E kam dëgjuar të Dërguarin *sal-lallahu alejhi ve sel-lem* duke thënë: *"Kush dëshiron që të shpëtojë nga vuajtjet në Ditën e Kijametit, le t`ia lehtësojë ose t`ia fal borxhin borxhliut".*[218]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ أَنْظَرَ مُعْسِرًا، أَوْ وَضَعَ لَهُ، أَظَلَّهُ اللَّهُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ تَحْتَ ظِلِّ عَرْشِهِ يَوْمَ لَا ظِلَّ إِلَّا ظِلُّهُ».

---

indharu`l-mu`siri, nr.2420; Darimij-u, "Sunen", kitab el-Buju`i, bab fi`s-semahati, nr.2546; Ahmed-i, "Musned", 28/296, nr.17.064; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 4/466, nr.22.175; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 7/268, nr.2850; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/335, nr.3197 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 13/530, nr.10.734; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm;
[218] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Musakatu, bab fadlu indharil mu`siri (6), nr.1563; Ahmedi, "Musned", 37/307, nr.22.623; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 3/240, nr.3277; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/134, nr.6673 dhe thotë: "E përcjell Taberani në "Euset", transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet";
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush ia lehtëson borxhliut ose ia fal atij, Allahu (xh.sh.) do ta vëndojë në Ditën e Kijametit atë nën hijen e Arshit të Tij në Ditën kur nuk ka hije tjetër përpos hijes së Tij”.*[219]

عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ أَبِي بَكْرٍ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: " يَدْعُو اللهُ بِصَاحِبِ الدَّيْنِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، حَتَّى يُوقَفَ بَيْنَ يَدَيْهِ، فَيُقَالُ: يَا ابْنَ آدَمَ فِيمَ أَخَذْتَ هَذَا الدَّيْنَ، وَفِيمَ ضَيَّعْتَ حُقُوقَ النَّاسِ؟ فَيَقُولُ: يَا رَبِّ إِنَّكَ تَعْلَمُ أَنِّي أَخَذْتُهُ فَلَمْ آكُلْ، وَلَمْ أَشْرَبْ، وَلَمْ أَلْبَسْ، وَلَمْ أُضَيِّعْ، وَلَكِنْ أَتَى عَلَى يَدَيَّ إِمَّا حَرَقٌ، وَإِمَّا سَرَقٌ، وَإِمَّا وَضِيعَةٌ. فَيَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: صَدَقَ عَبْدِي، أَنَا أَحَقُّ مَنْ قَضَى عَنْكَ الْيَوْمَ. فَيَدْعُو اللهُ بِشَيْءٍ، فَيَضَعُهُ فِي كِفَّةِ مِيزَانِهِ، فَتَرْجَحُ حَسَنَاتُهُ عَلَى سَيِّئَاتِهِ فَيَدْخُلُ الْجَنَّةَ بِفَضْلِ رَحْمَتِهِ ".

Nga Abdurahman b. Ebu Bekri (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Allahu xh.sh. në Ditën e Kijametit do ta thërras personin që ka pasur borxh (në këtë botë), dhe do t`i thotë:* ***“O biri i Ademit, pse e ke marrë këtë borxh, pse i ke humbur të drejtat e***

---

[219] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Buju`u an Resulilah, bab ma xhae fi indharil mu`siri ve`r-rifk bihi, nr.1310 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih, por Garib përmes kësaj rruge; Ahmed-i, “Musned”, 14/329, nr.8711; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 1/270, nr.879; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 13/532, nr.10.736;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Davud b. Kajsit i cili është sipas kushteve të Muslimit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shuab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, Amër b. Abdulgafari është i dobët, sipas Ebu Hatimit dhe Ibni Adijut;

***njerëzve?"*** *Ai do të thotë: "O Zot, Ti e din më mirë se nuk i kam marrë për të ngrënë, për t`u ushqyer ose për t`u veshur, por e kam marrë ose për shkak zhytjes, vjedhjes ose djegjes". Zoti xh.sh. do t`i thotë:* ***"Të vërtetën e ka thënë robi Im! Unë jam më meritor për të ta shlyer ty sot"*** *e i vëndon diçka në peshore ku më pas ia shumëzon të mirat mbi të këqijat dhe urdhëron që të dërgohet në Xhenet në sajë të Mëshirës së Tij".*[220]

**عَنْ سُلَيْمَانَ بْنِ بُرَيْدَةَ، عَنْ أَبِيهِ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ أَنْظَرَ مُعْسِرًا فَلَهُ بِكُلِّ يَوْمٍ مِثْلِهِ صَدَقَةٌ» ، قَالَ: ثُمَّ سَمِعْتُهُ يَقُولُ: «مَنْ أَنْظَرَ مُعْسِرًا فَلَهُ بِكُلِّ يَوْمٍ مِثْلَيْهِ صَدَقَةٌ» ، قُلْتُ: سَمِعْتُكَ يَا رَسُولَ اللَّهِ تَقُولُ: «مَنْ أَنْظَرَ مُعْسِرًا فَلَهُ بِكُلِّ يَوْمٍ مِثْلِهِ صَدَقَةٌ» ، ثُمَّ سَمِعْتُكَ تَقُولُ: «مَنْ أَنْظَرَ مُعْسِرًا فَلَهُ بِكُلِّ يَوْمٍ مِثْلَيْهِ صَدَقَةٌ» ، قَالَ لَهُ: «بِكُلِّ يَوْمٍ صَدَقَةٌ قَبْلَ أَنْ يَحِلَّ الدَّيْنُ، فَإِذَا حَلَّ الدَّيْنُ فَأَنْظَرَهُ فَلَهُ بِكُلِّ يَوْمٍ مِثْلَيْهِ صَدَقَةٌ».**

Nga Sulejman b. Burejde i cili përcjell nga babai i tij (Burejde r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: "*Ai që ia prolongon kthimin e borxhit personit që nuk është në gjendje ta kthejë borxhin, për çdo ditë që e ka*

---

220 Ahmed-i, "Musned", 3/234, nr.1708; Bezzar-i, "Bahru`z-Zehar", 6/239, nr.2272; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 4/141 dhe thotë se është Garib; etj.

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/133, nr.6662 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi, Bezzari dhe Taberani në "El-Kebir", por në zinxhir gjendet Sadaka ed-Dekiki, të cilin e ka konsideruar të besueshëm Muslim b. Ibrahimi, ndërsa shumica e kanë konsideruar të dobët";

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i Sadaka b. Musa, i cili sipas shumicës është konsideruar i dobët;

*prolonguar, do t`i shkruhet sadaka në sasi të borxhit"* pastaj e kam dëgjuar duke thënë: *"Kush ia prolongon kthimin e borxhit personit që nuk është në gjendje ta kthejë borxhin, për çdo ditë që e ka prolonguar, do t`i shkruhet sadaka sa dyfishi i lëmoshës"*. I thashë: "Të dëgjova duke thënë njëherë ashtu, e një herë ndryshe!" I Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Po, atij do t`i shkruhet lëmoshë në sasi të borxhit për çdo ditë të prolongimit, para se të vijë afati i përcaktuar për kthimin e borxhit, e nëse vjen koha e kthimit, e ai ia prolongon, atij për çdo ditë të prolongimit, do t`i shkruhet sadaka sa dyfishi i borxhit"*.[221]

**عَنْ ثَوْبَانَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " مَنْ مَاتَ وَهُوَ بَرِيءٌ مِنْ ثَلَاثٍ: الكِبْرِ، وَالغُلُولِ، وَالدَّيْنِ دَخَلَ الجَنَّةَ ".**

Nga Theubani (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush vdes*

---

[221] Ahmedi, "Musned", vëll.38, f.153, nr.23.046; Ibn Maxheh, "Sunen", kitab es-Sadakatu, bab indharu`l-mu`siri, nr.2418; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/34, nr.2225 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Imani", 13/539, nr.10.748; etj.
-Busiriu në "Zevaid", thotë se në zinxhir (përmes së cilit e shënon Ibni Maxheja) është Nufeji ibni Harith el-E`ama el-Kufi, për të cilin janë unik se është i dobët;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/135, nr.6676 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi, ndërsa transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet";
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

*duke qenë i distancuar nga tri gjëra: Mendjemadhësia, uzurpimi dhe borxhi, do të hyjë në Xhenet".*[222]

## PENDIMI NGA MËKATET E MËDHA

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: " كَانَ فِي بَنِي إِسْرَائِيلَ رَجُلٌ قَتَلَ تِسْعَةً وَتِسْعِينَ إِنْسَانًا، ثُمَّ خَرَجَ يَسْأَلُ، فَأَتَى رَاهِبًا فَسَأَلَهُ فَقَالَ لَهُ: هَلْ مِنْ تَوْبَةٍ؟ قَالَ: لاَ، فَقَتَلَهُ، فَجَعَلَ يَسْأَلُ، فَقَالَ لَهُ رَجُلٌ: ائْتِ قَرْيَةَ كَذَا وَكَذَا، فَأَدْرَكَهُ المَوْتُ، فَنَاءَ بِصَدْرِهِ نَحْوَهَا، فَاخْتَصَمَتْ فِيهِ مَلاَئِكَةُ الرَّحْمَةِ وَمَلاَئِكَةُ العَذَابِ، فَأَوْحَى اللَّهُ إِلَى هَذِهِ أَنْ تَقَرَّبِي، وَأَوْحَى اللَّهُ إِلَى هَذِهِ أَنْ تَبَاعَدِي، وَقَالَ: قِيسُوا مَا بَيْنَهُمَا، فَوُجِدَ إِلَى هَذِهِ أَقْرَبَ بِشِبْرٍ، فَغُفِرَ لَهُ ".

Nga Ebu Seid el-Hudriju r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Tek beni Israilët jetonte një njeri, i cili kishte vrarë nëntëdhjetë e nëntë njerëz. Pastaj, ai doli të pyeste. Shkoi te një murg dhe e pyeti: "A ka pendim për mua?". Ai i tha: "Jo" – kështu e vrau edhe atë. Ai përsëri vazhdoi të pyesë dhe një njeri i tha: "Shko në filan vend". Por*

---

[222] Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Sijeri, bab ma xhae fi`l-gululi, nr.1572; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sadakatu, bab et-teshdidu fi`d-dejni, nr.2412; Darimiju, "Sunen", kitab el-Buju`i, bab ma xhae fi`t-teshdidi fi`d-dejni, nr.2634; Ahmedi, "Musned", 37/53, nr.22.369; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 7/369, nr.7751; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/31, nr.2218 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë regjistruar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 7/375, nr.5151 dhe e vlerëson si të Saktë;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shuab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

*gjatë rrugës, i erdhi vdekja dhe ai me kraharorin e tij u drejtua kah ai vend. Melekët e mëshirës dhe ata të dënimit diskutuan rreth tij, por Allahu i dha urdhër tokës për tek e cila ishte nisur që të afrohej, ndërsa asaj nga e cila ai po ikte që të largohej dhe u tha (melekëve):* ***"Matni mes atyre (dy vendeve)".*** *E ata e gjetën se toka e vendit për ku ishte nisur, ishte më afër vetëm për një pëllëmbë, prandaj iu falën mëkatet".*[223]

**عَنِ ابْنِ عُمَرَ ، أَنَّ رَجُلًا أَتَى النَّبِيَّ ﷺ، فَقَالَ : يَا رَسُولَ اللَّهِ، إِنِّي أَصَبْتُ ذَنْبًا عَظِيمًا، فَهَلْ لِي مِنْ تَوْبَةٌ ؟ قَالَ : " هَلْ لَكَ مِنْ أُمٍّ ؟ ". قَالَ : لَا. قَالَ : " هَلْ لَكَ مِنْ خَالَةٍ ؟ ". قَالَ : نَعَمْ. قَالَ : " فَبِرَّهَا."**

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se një njeri erdhi te Pejgamberi alejhi selam dhe tha: "O i Dërguari i Allahut, unë kam bërë një mëkat të madh, a ka për mua pendim?" Ai i tha: *"A e ke nënën gjallë?"* Njeriu tha: "Jo". E pyeti: *"A e ke tezen gjallë?"* Njeriu tha: " Po". I tha: *"Sillu mirë ndaj saj".*[224]

---

223 Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbijai, bab, nr.3470; Muslim-i, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab kabulu teubeti`l-katili ve in kethure katluhu, nr.2766; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Dijatu, bab hel li katili mu`minin teubetun, nr.2622; Ahmed-i, "Musned", 17/244, nr.11.154 dhe 18/219, nr.11.687; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 7/63, nr.34.220; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 3/102 dhe thotë se është Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/283, nr.6663;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

224 Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi birri`l-haleti, nr.1904 dhe thotë se ky është hadith më i saktë; Ahmedi, "Musned", 8/241, nr. 4624; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/171, nr.7261 dhe thotë: "hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar" dhe me të

## MOS HUMBJA E SHPRESËS

قَالَ أَبُو هُرَيْرَةَ سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " كَانَ رَجُلَانِ فِي بَنِي إِسْرَائِيلَ مُتَوَاخِيَيْنِ، فَكَانَ أَحَدُهُمَا يُذْنِبُ، وَالْآخَرُ مُجْتَهِدٌ فِي الْعِبَادَةِ، فَكَانَ لَا يَزَالُ الْمُجْتَهِدُ يَرَى الْآخَرَ عَلَى الذَّنْبِ فَيَقُولُ: أَقْصِرْ، فَوَجَدَهُ يَوْمًا عَلَى ذَنْبٍ فَقَالَ لَهُ: أَقْصِرْ، فَقَالَ: خَلِّنِي وَرَبِّي أَبُعِثْتَ عَلَيَّ رَقِيبًا؟ فَقَالَ: وَاللَّهِ لَا يَغْفِرُ اللَّهُ لَكَ، أَوْ لَا يُدْخِلُكَ اللَّهُ الْجَنَّةَ، فَقَبَضَ أَرْوَاحَهُمَا، فَاجْتَمَعَا عِنْدَ رَبِّ الْعَالَمِينَ فَقَالَ لِهَذَا الْمُجْتَهِدِ: أَكُنْتَ بِي عَالِمًا، أَوْ كُنْتَ عَلَى مَا فِي يَدِي قَادِرًا؟ وَقَالَ لِلْمُذْنِبِ: اذْهَبْ فَادْخُلِ الْجَنَّةَ بِرَحْمَتِي، وَقَالَ لِلْآخَرِ: اذْهَبُوا بِهِ إِلَى النَّارِ ".

Ebu Hurejre (r.a.) thotë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Te beni Israilët, jetonin dy burra të vëllazëruar. Njëri prej tyre ishte mëkatar, ndërsa tjetri ishte i zellshëm në adhurim. Ai që ishte i zellshëm në adhurim, kur e shihte tjetrin në mëkate, i thoshte: "Ndalo (nga mëkatet)". Dhe një ditë e gjeti në mëkat dhe i tha: "Ndalo më!". Ndërsa ai ia ktheu: "Më lër mua me Zotin tim, a mos të ka dërguar Zoti mbikëqyrës mbi mua?". Atëherë ai i tha: "Betohem në Allahun, se Allahu nuk do të fal ty"* ose *"as që do të fus në Xhenet". (Allahu) Ua mori shpirtrat dhe ata dy u takuan tek Zoti i botërave, i Cili i tha atij të zellshmit në adhurim:* ***"Vallë, a ishe i dijshëm për Mua? Apo kishe pushtet mbi gjërat që kam Unë në dorë?"*** *Zoti i tha mëkatarit:* ***"Shko në***

---

pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 10/269, nr.7480; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shuab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

***Xhenet me mëshirën Time",*** *kurse për tjetrin tha:* ***"Merreni dhe futeni në Xhehenem".***[225]

سَمِعْتُ أَبَا هُرَيْرَةَ، قَالَ: سَمِعْتُ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " إِنَّ عَبْدًا أَصَابَ ذَنْبًا – وَرُبَّمَا قَالَ أَذْنَبَ ذَنْبًا – فَقَالَ: رَبِّ أَذْنَبْتُ – وَرُبَّمَا قَالَ: أَصَبْتُ – فَاغْفِرْ لِي، فَقَالَ رَبُّهُ: أَعَلِمَ عَبْدِي أَنَّ لَهُ رَبًّا يَغْفِرُ الذَّنْبَ وَيَأْخُذُ بِهِ؟ غَفَرْتُ لِعَبْدِي، ثُمَّ مَكَثَ مَا شَاءَ اللَّهُ ثُمَّ أَصَابَ ذَنْبًا، أَوْ أَذْنَبَ ذَنْبًا، فَقَالَ: رَبِّ أَذْنَبْتُ – أَوْ أَصَبْتُ – آخَرَ، فَاغْفِرْهُ؟ فَقَالَ: أَعَلِمَ عَبْدِي أَنَّ لَهُ رَبًّا يَغْفِرُ الذَّنْبَ وَيَأْخُذُ بِهِ؟ غَفَرْتُ لِعَبْدِي، ثُمَّ مَكَثَ مَا شَاءَ اللَّهُ، ثُمَّ أَذْنَبَ ذَنْبًا، وَرُبَّمَا قَالَ: أَصَابَ ذَنْبًا، قَالَ: قَالَ: رَبِّ أَصَبْتُ – أَوْ قَالَ أَذْنَبْتُ – آخَرَ، فَاغْفِرْهُ لِي، فَقَالَ: أَعَلِمَ عَبْدِي أَنَّ لَهُ رَبًّا يَغْفِرُ الذَّنْبَ وَيَأْخُذُ بِهِ؟ غَفَرْتُ لِعَبْدِي ثَلاَثًا، فَلْيَعْمَلْ مَا شَاءَ".

E kam dëgjuar Ebu Hurejren (r.a.) duke thënë: "E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë: *"Një njeri bëri një mëkat dhe tha: "O Zot, unë bëra një mëkat, prandaj më fal". Zoti i thotë*: ***"A e kuptoi robi Im që ka një Zot që fal mëkatet dhe të dënon për ta? Ia kam falur robit Tim".*** *Më pas u kthye dhe bëri një mëkat dhe përsëri tha: "O Zot, unë bëra një mëkat tjetër, prandaj më fal". Zoti i thotë*: ***"A e kuptoi robi Im që ka një Zot që fal***

[225] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi`n-nehji ani`l-begji, nr.4901; Ahmed-i, "Musned", 14/46, nr.8292; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/62, nr.6262; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të hadithit në "Sunen"-in e Ebu Davud-it (7/262) thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen, por teksti i tij është i panjohur (Garib), me të cilën veçohet vetëm Ikrime b. Amari i cili edhe pse është sipas kritereve të Muslimit, përsëri bie nga shkalla Sahih kur përcjell transmetime të çuditshme, atëherë nuk e ndjek askush;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shuab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit në zinxhirin e këtij hadithi janë të besueshëm;

***mëkatet dhe të dënon për ta? Ia kam falur robit Tim".*** *Më pas u kthye dhe bëri një mëkat dhe përsëri tha: "O Zot, unë bëra një mëkat, prandaj më fal". Zoti i thotë*: ***"A e kuptoi robi Im që ka një Zot që fal mëkatet dhe të dënon për ta? Ia kam falur robit Tim tre herë, andaj le të veprojë çka të dojë".***[226]

## VLERA E NDIHMËS NDAJ VËLLAIT MUSLIMAN

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ نَفَّسَ عَنْ مُؤْمِنٍ كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ الدُّنْيَا، نَفَّسَ اللهُ عَنْهُ كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ يَوْمِ الْقِيَامَةِ، وَمَنْ يَسَّرَ عَلَى مُعْسِرٍ، يَسَّرَ اللهُ عَلَيْهِ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ، وَمَنْ سَتَرَ مُسْلِمًا، سَتَرَهُ اللهُ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ، وَاللهُ فِي عَوْنِ الْعَبْدِ مَا كَانَ الْعَبْدُ فِي عَوْنِ أَخِيهِ، وَمَنْ سَلَكَ طَرِيقًا يَلْتَمِسُ فِيهِ عِلْمًا، سَهَّلَ اللهُ لَهُ بِهِ طَرِيقًا إِلَى الْجَنَّةِ، وَمَا اجْتَمَعَ قَوْمٌ فِي بَيْتٍ مِنْ بُيُوتِ اللهِ، يَتْلُونَ كِتَابَ اللهِ، وَيَتَدَارَسُونَهُ بَيْنَهُمْ، إِلَّا نَزَلَتْ عَلَيْهِمِ السَّكِينَةُ، وَغَشِيَتْهُمُ الرَّحْمَةُ وَحَفَّتْهُمُ الْمَلَائِكَةُ، وَذَكَرَهُمُ اللهُ فِيمَنْ عِنْدَهُ، وَمَنْ بَطَّأَ بِهِ عَمَلُهُ، لَمْ يُسْرِعْ بِهِ نَسَبُهُ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e heq nga besimtari një brengë prej brengave të kësaj bote, Allahu (xh.sh.) do të heq prej tij një brengë prej brengave të Ditës së*

---

[226] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab kaulilahi teala: juridune en jubedilu kelamallahi, nr.7507; Muslim-i, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab kabulu`t-teubeti mine`dh-dhunubi, nr.2758; Ahmed-i, "Musned", 13/329, nr.7948; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/270, nr.7608 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë regjistruar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/299, nr.6685; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*Kijametit. Kush ia lehtëson borxhliut, Allahu (xh.sh.) do t`ia lehtësojë atij në këtë botë dhe në botën tjetër. Kush ia mbulon (mëkatin) një muslimani, Allahu (xh.sh.) do t`ia mbulojë atij në këtë botë dhe në botën tjetër. Allahu (xh.sh.) është në përkujdesin e robit, përderisa ai është në përkujdesin e vëllait të tij. Kush e merr rrugën për të kërkuar dituri, Allahu (xh.sh.) do t`ia lehtësojë atij me të rrugën për në Xhenet. Nuk ndodh të tubohen një popull në një shtëpi prej shtëpive të Allahut (xh.sh.), për të lexuar Librin e Allahut, për të mësuar atë në mes tyre, e të mos zbres mbi ta qetësia, t`i mbulojë ata Mëshira, e t`i mbulojnë melekët (me krahët e tyre) e t`i përmend Allahu para atyre që janë tek Ai. Kë e lë pas vepra e tij, nuk e shtyn para prejardhja e tij".*[227]

**عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَنْ مَشَى فِي حَاجَةِ أَخِيهِ كَانَ خَيْرًا لَهُ مِنَ اعْتِكَافِ عَشْرِ سِنِينَ، وَمَنِ اعْتَكَفَ يَوْمًا ابْتِغَاءَ وَجْهِ اللَّهِ جَعَلَ اللَّهُ بَيْنَهُ وَبَيْنَ النَّارِ ثَلَاثَ خَنَادِقَ، كُلُّ خَنْدَقٍ أَبْعَدُ مِمَّا بَيْنَ الْخَافِقَيْنِ».**

Nga Ibni Abasi (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush ecë që t`ia plotëson kërkesat (nevojat) vëllait të tij (besimtarë) kjo do të vlen më shumë se qëndrimi për 10 vjet në i`tikaf. Kurse kush hyn në*

---

[227] Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab fadlu`l-ixhtimai ala tilaveti`l-Kuran, nr.2699; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Kira`ati, babun, nr.2945; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mukadimetu, bab fadlu`l-ulemai ve`l-hathu ala talebi`l-ilmi, nr.225; Ahmedi, "Musned", 12/393, nr.7427; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 9/98, nr.9241; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/425, nr.8159 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 13/533, nr.10.737; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*i`tikaf, qoftë edhe për një ditë për hir të Allahut xh.sh. Allahu (xh.sh.) do të bëjë tre hendeqe mes tij dhe Zjarrit (të Xhehenemit), ku distanca mes secilit prej tyre është sa largësia mes lindjes dhe perëndimit".*[228]

عَنْ أَسْمَاءَ بِنْتِ يَزِيدَ، قَالَتْ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " مَنْ ذَبَّ عَنْ لَحْمِ أَخِيهِ فِي الْغِيبَةِ ، كَانَ حَقًّا عَلَى اللهِ أَنْ يُعْتِقَهُ مِنَ النَّارِ ".

Nga Esma b. Jezidi (r.a.h.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush shmanget nga mishi i vëllait të tij gjatë gibetit (përgojimit), është obligim i Allahut (xh.sh.) që ta lirojë atë nga Zjarri".*[229]

---

[228] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 7/220, nr.7326; Bejhekiu, "Shu`abu`l-iman", 5/435, nr.3679;
-Hajthemiu, "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/192, nr.13.716 thotë: "E përcjell Taberani në "Euset" me zinxhir të mirë (xhejid)".
-Ibni Xheuzi në "El-Ilelu`l-Mutenahije", 2/517, nr.855 thotë se ibni Hirashi transmetuesin el-Hasen bin Bishër, e konsideron të refuzuar në hadith;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shuab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit në zinxhirin e këtij hadithi janë të besueshëm;
[229] Ahmedi, "Musned", 45/584, nr.27.610; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 24/175, nr.442; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/67; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 10/105, nr.7237; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/95, nr.13.150 thotë: "E transmeton Ahmedi dhe Taberani, ndërsa zinxhiri i Ahmedit është Hasen";
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i Ubejdullah b. Ebu Zijadit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shuab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen, në zinxhir gjendet Ubejdullah b. Ebu Zijadi, për të cilin Ebu Hatimi thotë se nuk është i fortë, por hadithi prej tij është i mirë (salih), prej

## VLERA E NDIHMËS NDAJ VEJUSHAVE

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «السَّاعِي عَلَى الأَرْمَلَةِ وَالمِسْكِينِ، كَالْمُجَاهِدِ فِي سَبِيلِ اللَّهِ، أَوِ القَائِمِ اللَّيْلَ الصَّائِمِ النَّهَارَ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai që ndihmon gratë e veja dhe të varfërin, është sikur muxhahidi në rrugë të Allahut, ose sikur ai i cili çohet natën (për namaz) dhe që agjëron gjatë ditës".*[230]

## VLERA E PAJTIMIT MES NJERËZVE

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «أَلَا أُخْبِرُكُمْ بِأَفْضَلَ مِنْ دَرَجَةِ الصِّيَامِ وَالصَّلَاةِ وَالصَّدَقَةِ؟» قَالُوا: بَلَى، يَا رَسُولَ اللَّهِ قَالَ: «إِصْلَاحُ ذَاتِ الْبَيْنِ، وَفَسَادُ ذَاتِ الْبَيْنِ الْحَالِقَةُ. لَا أَقُولُ تَحْلِقُ الشَّعَرَ، وَلَكِنْ تَحْلِقُ الدِّينَ».

---

tij mund të shkruhet hadithi, si dhe Ahmedi thotë se është i mirë (Salih);

[230] Buhariu, "Sahih", kitab en-Nefekati, nr.5353; Muslimi, "Sahih", kitab ez-Zuhdu ver-rekaiku, bab el-ihsanu ile`l-irmeleti ve`l-miskini ve`l-jetimi, nr.2982; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi`s-sa`ji ale`l-ermeleti ve`l-jetimi, nr.1969; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tixharati, bab el-hathu ale`l-mekasibi, nr.2140; Nesaiu, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab fadlu`s-saij ale`l-ermeleti, nr.2577; Ahmedi, "Musned", 14/346, nr.8732; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/100, nr.306; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se hadithi është Sahih, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i fuqishëm;

Nga Ebu Derda (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A t`u tregoj se çka është më e vlefshme se agjërimi, namazi dhe sadakaja?"* Thanë: "Po, gjithsesi o i Dërguari i Allahut". Ai tha: *"Pajtimi në mes njerëzve, sepse mosmarrëveshjet janë qethje. Nuk them se i qeth flokët, por e qeth fenë".*[231]

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " تُفْتَحُ أَبْوَابُ الْجَنَّةِ فِي كُلِّ اثْنَيْنِ وَخَمِيسٍ – قَالَ مَعْمَرٌ: وَقَالَ غَيْرُ سُهَيْلٍ – وَتُعْرَضُ الْأَعْمَالُ فِي كُلِّ اثْنَيْنِ وَخَمِيسٍ، فَيَغْفِرُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ لِكُلِّ عَبْدٍ لَا يُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا، إِلَّا الْمُتَشَاحِنَيْنِ، يَقُولُ اللهُ لِلْمَلَائِكَةِ: ذَرُوهُمَا حَتَّى يَصْطَلِحَا ".**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dyert e Xhenetit hapen çdo të hëne dhe të enjte (*Ma`meri thotë: "Të tjerë përpos Suhejlit thonë se teksti është): *Paraqiten veprat (e njerëzve) çdo të hënë dhe të enjte, kurse Allahu (xh.sh.) ia fal çdo robit i cili nuk i ka përshkruar ortak diçka Atij, përpos atyre që janë të hidhëruar mes vete, Allahu (xh.sh.) u thotë melekëve:* ***"Lini ata, derisa të pajtohen".***[232]

---

[231] Ebu Davudi, "Sunen", kitab Edebi, bab fi islahi dhati`l-bejni, nr.4919; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti, bab, nr.2509 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 45/500, nr.27.508; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.391; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Imani", 13/428, nr.10.578;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se është me zinxhir Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shuab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;
[232] Ahmed-i, "Musned", 13/77, nr.7639; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab nehju ani`sh-shehnai vet-tehaxhuri, nr.2565; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fimen jehxhuru ehahul muslime, nr.4916; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Birr ve`s-Silet,

## VLERA E KËRKIMIT TË DITURISË

عَنْ قَيْسِ بْنِ كَثِيرٍ، قَالَ: قَدِمَ رَجُلٌ مِنَ المَدِينَةِ عَلَى أَبِي الدَّرْدَاءِ، وَهُوَ بِدِمَشْقَ فَقَالَ: مَا أَقْدَمَكَ يَا أَخِي؟ فَقَالَ: حَدِيثٌ بَلَغَنِي أَنَّكَ تُحَدِّثُهُ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ، قَالَ: أَمَا جِئْتَ لِحَاجَةٍ؟ قَالَ: لَا، قَالَ: أَمَا قَدِمْتَ لِتِجَارَةٍ؟ قَالَ: لَا، قَالَ: مَا جِئْتُ إِلَّا فِي طَلَبِ هَذَا الحَدِيثِ؟ قَالَ: فَإِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ سَلَكَ طَرِيقًا يَبْتَغِي فِيهِ عِلْمًا سَلَكَ اللَّهُ بِهِ طَرِيقًا إِلَى الجَنَّةِ، وَإِنَّ المَلَائِكَةَ لَتَضَعُ أَجْنِحَتَهَا رِضَاءً لِطَالِبِ العِلْمِ، وَإِنَّ العَالِمَ لَيَسْتَغْفِرُ لَهُ مَنْ فِي السَّمَوَاتِ وَمَنْ فِي الأَرْضِ حَتَّى الحِيتَانُ فِي المَاءِ، وَفَضْلُ العَالِمِ عَلَى العَابِدِ، كَفَضْلِ القَمَرِ عَلَى سَائِرِ الكَوَاكِبِ، إِنَّ العُلَمَاءَ وَرَثَةُ الأَنْبِيَاءِ، إِنَّ الأَنْبِيَاءَ لَمْ يُوَرِّثُوا دِينَارًا وَلَا دِرْهَمًا إِنَّمَا وَرَّثُوا العِلْمَ، فَمَنْ أَخَذَ بِهِ أَخَذَ بِحَظٍّ وَافِرٍ».

Nga Kajs b. Kethiri përcillet që ka thënë: “Erdhi një njeri nga Medina tek Ebu Derda (r.a.) gjersa ishte në Damask dhe i tha: “Çka të solli këtu o vëlla?”Ai tha: “Kam dëgjuar se përcjell hadithe nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem”. I tha: “A nuk ke ardhur për ndonjë nevojë?” Ai tha: “Jo”. Përsëri i tha: “A mos ke ardhur

---

bab 76, nr.2030 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab es-Sijami, bab sijamu jaumi`l-ithnejni ve`l-hamisi, nr.1740, Malik-u, “Muvetta”, kitab Husn`il-Huluki, bab ma xhae fil muhaxhere, nr.1629-1630; Abdurezaku, “El-Musannef”, 4/314, nr.7914; etj.

-Ukajli në “Duafai`l-Kebir”, 3/92 thotë se përcillet përmes dy rrugëve të mira (xhejid);

-Busiri-u në sqarim të këtij hadithi thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih-Garib;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se është me zinxhir Sahih sipas kushteve të Muslim-it, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Suhejl b. Ebi Salih, prej të cilit transmeton vetëm Muslim-i...;

për tregti?" Ai tha: "Jo". (Ebu Derda) i tha: "Nuk ke ardhur për diçka tjetër vetëm se për të mësuar këtë hadith?" Atëherë i tha: "Unë kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush e merr rrugën për të kërkuar dituri, Allahu (xh.sh.) do t`ia lehtësojë rrugën për në Xhenet, kurse melekët do ta mbulojnë me krahët e tyre si shenjë respekti ndaj kërkuesit të diturisë, ndërsa për të diturin, kërkojnë falje çka ka në qiej dhe në tokë, aq sa edhe peshqit në ujë kërkojnë falje për të. Përparësia e dijetarit ndaj njerëzve tjerë, është sikur përparësia e Hënës në krahasim me yjet tjerë. Me të vërtetë, dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve, pasi pejgamberët nuk kanë lënë trashëgimi dinarë dhe dirhem, por e kanë lënë diturinë. Ai i cili e merr atë, e ka marrë me fat të madh".*[233]

[233] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Ilmi, bab ma xhae fi fadli`l-fikhi ale`l-ibadeti, nr.2691 dhe thotë se ky hadith është më i saktë; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Ilmu, bab el-hath-thu ala talebi`l-ilmi, nr.3641; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Mukadimetu, bab Fadlu`l-ulemai ve`l-hathu ala talebi`l-ilmi, nr.223; Darimiu, "Sunen", kitab el-Mukadimetu, bab fi fadli`l-ilmi ve`l-alimi, nr.354; Ahmed-i, "Musned", 36/45, nr.21.715; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/220, nr.1573;

-Darekutni në "Ilelu`l-varidetu fi`l-ehadith", Daru`t-Tajibe, Rijad, botimi i parë, 1985, vëll.6, fq.216, nr.1083 thotë se në zinxhir gjendet Asim b. Rexhau për të cilin ka mendime të ndryshme. Po ashtu përcillet në një rrugë tjetër nga Davud b. Xhemili, i cili është i panjohur. Po ashtu thotë se në zinxhir janë transmetues të dobët".

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, për këtë hadith thonë se është Hasen li gajrihi, kurse zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, Kajs b. Kethiri është i dobët, kurse Asim b. Rexhau nuk ka dëgjuar hadithe prej Kajsit, me çka kuptohet se është i ndërprerë. Në mes duhet të jetë Davud b. Xhemili siç është në tjetër transmetim, por edhe ai është i dobët...;

## VLERA E MËSUESIT DHE DIJETARËVE

عَنْ مُعَاذِ بْنِ أَنَسٍ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: «مَنْ عَلَّمَ عِلْمًا فَلَهُ أَجْرُ مَنْ عَمِلَ بِهِ، لَا يَنْقُصُ مِنْ أَجْرِ الْعَامِلِ».

Nga Muadh b. Enesi (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush ia mëson dikujt një dituri, ai do të ketë shpërblim prej çdokujt që do të punojë sipas saj, ndërsa vepruesit nuk do t`i ngelë mangët asgjë nga shpërbimi i tij"*.[234]

عَنْ ثَعْلَبَةَ بْنِ الْحَكَمِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " يَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ لِلْعُلَمَاءِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، إِذَا قَعَدَ عَلَى كُرْسِيِّهِ لِقَضَاءِ عِبَادِهِ: إِنِّي لَمْ أَجْعَلْ عِلْمِي، وحُكْمِي فِيكُمْ، إِلَّا وَأَنَا أُرِيدُ أَنْ أَغْفِرَ لَكُمْ، عَلَى مَا كَانَ فِيكُمْ، وَلَا أُبَالِي ".

Nga Tha`lebe b. Hakemi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. do t`u thotë dijetarëve në Ditën e Kijametit,*

---

234 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mukadimetu, bab thevabu muallimi`n-nase`l-hajre, nr.240; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 20/198, nr.446;
-Busiriju në "Zevaid" thotë: "Në zinxhirin e këtij hadithi ka ndërprerje. Nëse themi se Jahja b. Ejubi nuk e ka takuar Sehël b. Muadhin, atë (Sehël b. Muadhin) e ka konsideruar të dobët Ibni Meini, por nuk ka dyshim se kuptimi i këtij hadithi është i saktë dhe ka dëshmi tjera të shumta".
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/535, nr.8863 dhe e vlerëson si hadith të dobët;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (1/162) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i dobësisë së Sehël b. Muadhit, ndërsa Jahja b. Ejubi nuk e ka takuar Sehlin, në mes tyre gjendet Zeban b. Faid, i cili po ashtu është i dobët.

*kur do të "ulet" në Kursinë e Tij për t`i gjykuar robërit e Tij:* ***"Unë nuk ua kam dhënë juve diturinë Time dhe Gjykimin Tim për tjetër, përpos se Dua t`ua fal juve atë që keni bërë dhe nuk mërzitem aspak".***[235]

## VLERA E EZANIT

عَنْ عُقْبَةَ بْنِ عَامِرٍ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " يَعْجَبُ رَبُّكَ مِنْ رَاعِي غَنَمٍ فِي رَأْسِ شَظِيَّةِ الْجَبَلِ يُؤَذِّنُ بِالصَّلَاةِ وَيُصَلِّي، فَيَقُولُ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: انْظُرُوا إِلَى عَبْدِي هَذَا يُؤَذِّنُ وَيُقِيمُ الصَّلَاةَ يَخَافُ مِنِّي، قَدْ غَفَرْتُ لِعَبْدِي وَأَدْخَلْتُهُ الْجَنَّةَ " .

---

[235] Taberani, "Mu`xhem`ul-Kebir", vëll.2, fq.84, nr.1381; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/168, nr.527 thotë: "E transmeton Taberani në "Kebir" kurse transmetuesit janë të besueshëm".
-Kështu thotë edhe Sujuti në "Leali`ul-Mesnuatu fi ehadithi`l-meuduatu", vëll.1, fq.202;
-Ibni Kethiri e shënon në sqarim të ajeteve të para të sures Taha dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (xhejid). (shih: Ibni Kethir-i, "Tefsir Kurani`l-Adhim", Mektebetu tixharetil kubra, Egjipt; 3/141);
-Por në zinxhirin e këtij hadithi gjendet El-A`la b. Mesleme b. Uthman b. Muhamed b. Is`hak er-Revvasi, i njohur me nofkën Ebu Salim, nga Bagdadi, prej tij përcjell Tirmidhi-u në "Sunen", por për të dijetarët kanë pasur kritika. Ebu Fet`h el-Ezdiju thotë: "Ka qenë njeri i keq, nuk është brengosur se çka përcjell e çka flet, për atë që e njeh, nuk lejohet të përcjell prej tij". Muhamed b. Tahir el-Makdisiju thotë se ka falsifikuar hadithe" (shih: Mizzi-u, "Tehdhibu`l-Kemal", 22/539-541, nr.4586; Dhehebiu, "Mizanu`l-I`tidal", 3/105, nr.5743; Ibni Haxher-i, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 3/348).
-E shënon Dhehebiu dhe thotë se është i akuzuar (Dhehebiu, "Kashif", 2/106, nr.4343)
-Ibni Hibani thotë: "Përcjell prej irakienëve hadithe maklube dhe të falsifikuara prej transmetuesve të besueshëm, nuk lejohet të argumentohet me të shkaku i gjendjes së tij". (Ibni Hiban-i, "El-Mexhruhin", 2/177, nr.817)

Nga Ukbeh b. Amiri (r.a.) përcillet se ka thënë: "E dëgjova të Dërguarin e All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Zoti mahnitet (kënaqet) me bariun, i cili gjendet në majë të bjeshkëve dhe thërret ezanin për namaz dhe falet. Pastaj All-llahu (xh.sh.) thotë:* ***"Shiheni këtë robin Tim i cili thërret ezanin dhe e fal namazin prej frikës ndaj Meje. Unë ia kam falë robit Tim mëkatet e tij dhe e kam pranuar në Xhenet".***[236]

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرِو بْنِ الْعَاصِ، أَنَّهُ سَمِعَ النَّبِيَّ ﷺ يَقُولُ: «إِذَا سَمِعْتُمُ الْمُؤَذِّنَ، فَقُولُوا مِثْلَ مَا يَقُولُ ثُمَّ صَلُّوا عَلَيَّ، فَإِنَّهُ مَنْ صَلَّى عَلَيَّ صَلَاةً صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ بِهَا عَشْرًا، ثُمَّ سَلُوا اللهَ لِيَ الْوَسِيلَةَ، فَإِنَّهَا مَنْزِلَةٌ فِي الْجَنَّةِ، لَا تَنْبَغِي إِلَّا لِعَبْدٍ مِنْ عِبَادِ اللهِ، وَأَرْجُو أَنْ أَكُونَ أَنَا هُوَ، فَمَنْ سَأَلَ لِي الْوَسِيلَةَ حَلَّتْ لَهُ الشَّفَاعَةُ».

Nga Abdullah b. Amër ibn Asi (r.a.) përcillet se e ka dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kur ta dëgjoni muezinin, edhe ju thuani ashtu siç thotë ai, e pastaj më dërgoni salavatë mua, se me të vërtetë kush më dërgon njëherë salavatë mua, Allahu (xh.sh.) do t`i dërgojë atij 10 salavate. Pastaj kërkoni Allahut (xh.sh.) për mua "Vesileh" se ajo është një pozitë në Xhenet, e cila është caktuar vetëm për një rob nga robërit e Allahut (xh.sh.).*

[236] Nesai-u, "Sunen", kitab el-Edhani, bab el-edhanu limen jusal-li vahdehu, nr.667; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-edhanu fi`s-seferi, nr.1203; Ahmed-i, "Musned", 28/649, nr.17.442; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.17, fq.302, nr.833; Ibni Hiban-i, në "Sahih"-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belban-it në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", vëll.4, fq.545, nr.1660;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sahihut të Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin Sahih, Ebu Ushane është i besueshëm, kurse transmetuesit tjerë janë sipas kushteve të Muslimit..;

*Shpresoj që unë jam ai rob. Ai që lutet për mua që të më jepet "Vesileja", do të më lejohet ndërmjetësimi për të".*[237]

عَنْ جَابِرِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " مَنْ قَالَ حِينَ يَسْمَعُ النِّدَاءَ: اللَّهُمَّ رَبَّ هَذِهِ الدَّعْوَةِ التَّامَّةِ، وَالصَّلاَةِ القَائِمَةِ آتِ مُحَمَّدًا الوَسِيلَةَ وَالفَضِيلَةَ، وَابْعَثْهُ مَقَامًا مَحْمُودًا الَّذِي وَعَدْتَهُ، حَلَّتْ لَهُ شَفَاعَتِي يَوْمَ القِيَامَةِ ".

Nga Xhabir b. Abdilahu (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë kur të dëgjojë ezanin: "**All-llahumme rabbe hadhihi`d-da`veti`t-tammeti ve salatil kaimeti ati Muhameden`il-vesilete vel fadilete veb-ath`hu mekamen mahmuden`il-ledhi ve`ad-tehu.** (O Zoti im, Zotërues i kësaj thirrje të lartë si dhe i këtij namazi që duam ta falim, të lutemi Ty, që Muhammedit t'i dhurosh virtyte dhe nderime të larta dhe bëre që në botën tjetër, të ringjallet në atë gradë që Ti i ke premtuar.) Do t`i lejohet atij shefa`ati im në Ditën e Kijametit".*[238]

---

[237] Muslim-i, "Sahih", kitab es-Salatu, bab istihbabu`l-kauli mithli kauli`l-muedhini limen semiahu, nr.384; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Menakibi, bab 3, nr.3634 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma jekulu idha semia`l-muedhine, nr.523; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Edhani, bab es-salatu ale`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem ba`de`l-edhani, nr.678; Ahmedi, "Musned", 11/128, nr.6568; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 6/423, nr.2453; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 9/133, nr.9335;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/49, nr.702 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm;

[238] Buhariu, "Sahih", kitab el-Edhani, bab ed-duai inde`n-nidai, nr.614; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi`d-duai inde`l-edhani, nr.529; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-

عَنْ سَعْدِ بْنِ أَبِي وَقَّاصٍ، عَنْ رَسُولِ اللهِ ﷺ أَنَّهُ قَالَ: «مَنْ قَالَ حِينَ يَسْمَعُ الْمُؤَذِّنَ أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ وَحْدَهُ لَا شَرِيكَ لَهُ، وَأَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ، رَضِيتُ بِاللهِ رَبًّا وَبِمُحَمَّدٍ رَسُولًا، وَبِالْإِسْلَامِ دِينًا، غُفِرَ لَهُ ذَنْبُهُ» .

Nga Sa`d b. Ebu Vekasi (r.a.) nga i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Kush thotë kur të dëgjojë muezinin ESH-HEDU EL-LA ILAHE IL-LALLAH VAHDEHU LA SHERIKE LEH, VE ENNE MUHAMMEDEN ABDUHU VE RESULUHU RADIJTU BIL-LAHI RABBEN, VE BI MUAMEDIN RESULEN VE BIL ISLAMI DINEN (Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut i Cili është Një dhe nuk ka ortak, dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij, jam i kënaqur që të kem për Zot Allahun, Muhamedin të dërguar dhe Islamin për fe) i falen mëkatet e tija".*[239]

---

edhani, nr.211 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Edhani, bab ed-duau inde`l-edhani, nr.680; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edhanu, bab ma jukalu idha edhene`l-mu`edhinu, nr.722; Ahmedi, "Musned", 23/120, nr.14.817; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut, transmetuesit janë të besueshëm;

[239] Muslim-i, "Sahih", kitab es-Salatu, bab istihbabu`l-kauli mithli kauli`l-muedhini limen semiahu, nr.386; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma jekulu idha semia`l-muedhine, nr.525; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma jekulu idha edh-dhene`l-muedhinu, nr.210 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Edhani, bab ed-duau inde`l-edhani, nr.679; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edhanu ve`s-sunnetu fiha, bab ma jukalu idha edh-dhene`l-muedhinu, nr.721; Ahmedi, "Musned", 3/134, nr.1565; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/31, nr.29.249; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 3/332, nr.1130; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/319, nr.728 dhe thotë se është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm,

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «لَا يُرَدُّ الدُّعَاءُ بَيْنَ الْأَذَانِ وَالْإِقَامَةِ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Nuk refuzohet duaja në mes ezanit dhe ikametit*”.[240]

عَنْ سَهْلِ بْنِ سَعْدٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «ثِنْتَانِ لَا تُرَدَّانِ، أَوْ قَلَّمَا تُرَدَّانِ الدُّعَاءُ عِنْدَ النِّدَاءِ، وَعِنْدَ الْبَأْسِ حِينَ يُلْحِمُ بَعْضُهُمْ بَعْضًا».

Nga Sehël b. Sa`di (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Janë dy (momente) kur nuk refuzohet lutja e atij që lutet: “Gjatë thirrjes së ezanit dhe gjatë momentit kur ushtarët përleshen me armikun*”.[241]

---

transmetues sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, përpos Hukejm b. Abdullahut, i cili është sipas kushteve të Muslimit;

240 Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ma xhae fi`d-duai bejne`l-edhani ve`l-ikameti, nr. 521; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Salati, bab la jureddu`d-duau bejne`l-edhani ve`l-ikameti, nr.212 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, “Musned”, 19/234, nr.12.200; Abdurezaku, “El-Musannef”, 1/495, nr.1909; Ibni Ebu Shejbeh, “El-Musannef”, 2/232, nr.8465; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 4/229, nr.4053; etj.

-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 2/259, nr.4259 e vlerëson këtë hadith Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se hadithi është Sahih, por zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i Zejd el-Amijut...”;

241 Ebu Davudi, “Sunen”, kitab el-Xhihadi, bab ed-duau inde`l-likai, nr.2540; Maliku, “Muvetta`”, kitab es-Salatu, bab ma xhae fi`n-nidai li`s-salati, nr.178; Darimiu, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ed-duau inde`l-edhani, nr.1236; Buhariu në “Edebu`l-Mufred”, nr.661; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 6/135, nr.5756;

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në recensimin e Sunenit të Ebu Davudit (4/193) thonë se hadithi është

عَنْ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " إِذَا قَالَ الْمُؤَذِّنُ: اللهُ أَكْبَرُ اللهُ أَكْبَرُ، فَقَالَ أَحَدُكُمْ: اللهُ أَكْبَرُ اللهُ أَكْبَرُ، ثُمَّ قَالَ: أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ، قَالَ: أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ، ثُمَّ قَالَ: أَشْهَدُ أَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللهِ قَالَ: أَشْهَدُ أَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللهِ، ثُمَّ قَالَ: حَيَّ عَلَى الصَّلَاةِ، قَالَ: لَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللهِ، ثُمَّ قَالَ: حَيَّ عَلَى الْفَلَاحِ، قَالَ: لَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللهِ، ثُمَّ قَالَ: اللهُ أَكْبَرُ اللهُ أَكْبَرُ، قَالَ: اللهُ أَكْبَرُ اللهُ أَكْبَرُ، ثُمَّ قَالَ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ، قَالَ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ مِنْ قَلْبِهِ دَخَلَ الْجَنَّةَ ".

Nga Umer b. Hattabi (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur thotë muezini Allahu ekber Allahu ekber, e ndonjëri prej jush thotë po ashtu Allahu ekber Allahu ekber, e pastaj thotë Esh-hedu el-la ilahe il-lallah edhe ai thotë Esh-hedu el-la ilahe il-lallah, kur ai thotë Esh-hedu enne Muhameden resulullah edhe ai thotë Esh-hedu enne Muhameden resulullah, kur ai (muezini) thotë hajje ale`s-salah, ai thotë La haule ve la kuvvete il-la bil-lah. Kur ai thotë Hajje ale`l-felah, edhe ky thotë La haule ve la kuvvete il-la bil-lah, e kur thotë Allahu ekber Allahu ekber, edhe ky thotë Allahu ekber Allahu ekber, e kur ai thotë La ilahe il-lallah, edhe ky thotë La ilahe il-lallah. Nëse tërë këtë e bën me zemër, do të hyj në Xhenet”.*[242]

---

Sahih, por zinxhiri i hadithit është Hasen, Musa b. Ja`kubi është i dobët;

[242] Muslimi, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab fadlu men kale mithlu ma jekulu muedhinu, nr.385; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ma jekulu idha semi`al muedhine, nr.527; Bezzari, “Bahru`z-Zehhar”, 1/383, nr.258; Bejhekiu, “Sunenu`l-Kubra”, daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i dytë, 2003; 1/601, nr.1926; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (1/396) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

## VLERA E MUEZINIT

عَنِ ابْنِ عُمَرَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ، قَالَ: «مَنْ أَذَّنَ ثِنْتَيْ عَشْرَةَ سَنَةً وَجَبَتْ لَهُ الْجَنَّةُ، وَكُتِبَ لَهُ بِتَأْذِينِهِ فِي كُلِّ يَوْمٍ سِتُّونَ حَسَنَةً، وَلِكُلِّ إِقَامَةٍ ثَلَاثُونَ حَسَنَةً».

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thërret ezanin dymbëdhjetë (12) vjet, do të bëhet obligim për të hyrja në Xhenet. Çdo ditë që thërret ezanin do t`i shkruhen atij gjashtëdhjetë (60) shpërblime, ndërsa për çdo ikamet tridhjetë (30) shpërblime"*.[243]

---

[243] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edhanu ve`s-sunnetu fiha, bab fadlu`l-edhani ve thevabu`l-muedh-dhinine, nr.728; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/312, nr.8733; Darekutni, "Sunen", 1/449, nr.929; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/322, nr.736 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut, ndërsa ky hadith ka edhe dëshmi; Bejhekiu, "Es-Sunenu`l-Kubra", 1/636, nr.2038; etj.
-Busiriu në "Zevaid" thotë se hadithi është i dobët shkaku i dobësisë së Abdullah b. Salihut;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (1/467) thotë se "Hadithi është Hasen, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, Abdullah b. Salih është me memorie të keqe, ndërsa Ibni Xhurejxhi është mudelis dhe ka bërë muan`an";
-Por për Abdullah b. Salihun ka dijetarë që kanë dhënë vlerësime pozitive. Prej tyre e kemi fjalën e Ibni Ebi Hatimit i cili thotë se babai i tij ka thënë se është i besueshëm dhe prej tij shkruhet hadithi. Gjithashtu përcjell vlerësimin e Ebu Zur`asë i cili thotë se hadithi prej tij është i mirë. (shih Ibni Ebi Hatim, "El-Xherh ve`t-Ta`dil", vëll.5, fq.86-87, nr.398);
-Edhe Jahja ibni Meini e ka konsideruar të besueshëm (shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 15/102, nr.3336);
Shohim se rreth këtij transmetuesi ka edhe vlerësime negative, por edhe vlerësime pozitive.

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ أَذَّنَ مُحْتَسِبًا سَبْعَ سِنِينَ، كَتَبَ اللَّهُ لَهُ بَرَاءَةً مِنَ النَّارِ».

Nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e kryen detyrën e muezinit 7 vjet, duke shpresuar (në shpërblim prej Zotit), Allahu (xh.sh.) do ta shpëtojë nga Zjarri (i Xhehenemit)"*.[244]

فَقَالَ مُعَاوِيَةُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: «الْمُؤَذِّنُونَ أَطْوَلُ النَّاسِ أَعْنَاقًا يَوْمَ الْقِيَامَةِ».

Muaviju (r.a.) ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë:

[244] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edhanu ve`s-sunnetu fiha, bab fadlu`l-edhani ve thevabu`l-muedh-dhinine, nr.727; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Edhani, bab ma xhae fi fadli`l-edhani, nr.206 dhe thotë se hadithi është Garib dhe thotë se e kanë konsideruar të dobët Xhabir b. Jezid el-Xhufin, të cilin e kanë braktisur Jahja b. Seidi dhe Abdurahman b. Mehdi, ndërsa Vekiu ka thënë se sikur mos të ishte Xhabir el-Xhufi, banorët e Kufës do të ngelnin pa hadithe; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/78, nr.11.098;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (1/467) thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku se transmetuesi Xhabir b. Jezid është i dobët";
-Sa i përket këtij transmetuesi, ka prej kritikëve të cilët e kanë vlerësuar me vlerësime pozitive, si Sha`biu i cili thotë se Xhabiri është i sinqertë në hadith, si dhe kur thotë ai "E kam dëgjuar" ose "më kanë përcjellur" atëherë këto hadithe janë prej më të besueshmëve (shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 4/467, nr.879); por ka edhe shumë të tjerë të cilët e kanë kritikuar, për më shumë vlerësime rreth këtij transmetuesi, shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 4/465-472, nr.879;

*“Muezinët do të jenë njerëzit me qafat më të gjata në Ditën e Kijametit”.*[245]

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: «الْمُؤَذِّنُ يُغْفَرُ لَهُ مَدَى صَوْتِهِ وَيَشْهَدُ لَهُ كُلُّ رَطْبٍ وَيَابِسٍ وَشَاهِدُ الصَّلَاةِ يُكْتَبُ لَهُ خَمْسٌ وَعِشْرُونَ صَلَاةً وَيُكَفَّرُ عَنْهُ مَا بَيْنَهُمَا».**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Për muezinin kërkojnë falje aq sa i dëgjohet larg zëri i tij, për të dëshmon çdo gjë e njomë dhe e thatë, ndërsa për atë i cili prezanton në namaz, do t`i shkruhet vlera e njëzetepesë (25) namazeve dhe do t`i falet ajo që ka bërë ndërmjet tyre”.*[246]

---

245 Muslimi, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab fadlu`l-edhani ve herebu`sh-shejtani inde semaihi, nr.387; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Edhanu, bab fadlu`l-edhani ve thevabu`l-muedhinine, nr.725; Ahmedi, “Musned”, 28/75, nr.16.861; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 1/204, nr.2341; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 19/323, nr.736; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/445, nr.2789;
-Sujuti, “El-Xhamiu`s-Sagir”, 2/548, nr.9136 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është Sahih sipas kushteve të Muslimit;
246 Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ref`us-sauti bi`l-edhani, nr.515; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Edhanu, bab fadlu`l-edhani ve thevabu`l-muedhinine, nr.724; Nesaiu, “Sunen”, kitab el-Edhani, bab ref`us-sauti bi`l-edhani, nr.645; Ahmedi, “Musned”, 13/51, nr.7611; Abdurezaku, “El-Musannef”, 1/484, nr.1863; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 1/204, nr.2349; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 1/45, nr.121; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/448, nr.2794; etj.
-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 2/547, nr.9132 dhe e vlerëson hadithin si Hasen;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (1/465) thotë se ky hadith është Sahih, ndërsa zinxhiri i këtij hadithit është i mirë (xhejid);

أَنَّ أَبَا سَعِيدٍ الخُدْرِيَّ، قَالَ: إِنِّي أَرَاكَ تُحِبُّ الغَنَمَ وَالبَادِيَةَ، فَإِذَا كُنْتَ فِي غَنَمِكَ، أَوْ بَادِيَتِكَ، فَأَذَّنْتَ بِالصَّلاَةِ فَارْفَعْ صَوْتَكَ بِالنِّدَاءِ، فَإِنَّهُ: «لاَ يَسْمَعُ مَدَى صَوْتِ المُؤَذِّنِ، جِنٌّ وَلاَ إِنْسٌ وَلاَ شَيْءٌ، إِلَّا شَهِدَ لَهُ يَوْمَ القِيَامَةِ ". قَالَ أَبُو سَعِيدٍ: سَمِعْتُهُ مِنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ».

Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) ka thënë: "Unë shoh se ti i pëlqen bagëtinë dhe shkretëtirat, e kur të gjendesh mes kopesë tënde ose në fushën tënde dhe të thirrësh ezanin për çdo namaz, ngrite zërin tënd gjatë ezanit sepse nuk ndodh që ta dëgjojë zërin e myezinit ndonjë xhin, njeri ose diçka tjetër, përpos se do të jetë dëshmitar për të në Ditën e Kijametit". Ebu Seidi thotë: "Këtë e kam dëgjuar prej të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem".[247]

## VLERA E ABDESIT

سَمِعْتُ عُقْبَةَ بْنَ عَامِرٍ الْجُهَنِيَّ، يَقُولُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " رَجُلَانِ مِنْ أُمَّتِي يَقُومُ أَحَدُهُمَا مِنَ اللَّيْلِ فَيُعَالِجُ نَفْسَهُ إِلَى الطَّهُورِ وَعَلَيْهِ عُقَدٌ فَيَتَوَضَّأُ، فَإِذَا

[247] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edhani, bab ref`i`s-sauti bi`n-nidai, nr.609; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Edhani, bab ref`u-`s-sauti bi`l-edhani, nr.645; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edhanu, bab fadlu`l-edhani ve thevabu`l-mu`edhinine, nr.723; Maliku, "Muvetta`", kitab es-Salatu, bab ma xhae fi`n-nidai li`s-salati, nr.176; Ahmedi, "Musned", 17/77, nr.11.031; Abdurezaku, "El-Musannef", 1/485, nr.1865; Taberani, "Mu`xhem`ul-Euset", 3/275, nr.3131; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/448, nr.2793; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është Sahih sipas kushteve të Buhariut;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin Sahih;

وَضَّأَ يَدَيْهِ، انْحَلَّتْ عُقْدَةٌ وَإِذَا وَضَّأَ وَجْهَهُ، انْحَلَّتْ عُقْدَةٌ، وَإِذَا مَسَحَ رَأْسَهُ، انْحَلَّتْ عُقْدَةٌ، وَإِذَا وَضَّأَ رِجْلَيْهِ، انْحَلَّتْ عُقْدَةٌ، فَيَقُولُ الرَّبُّ لِلَّذِينَ وَرَاءَ الْحِجَابِ: انْظُرُوا إِلَى عَبْدِي هَذَا يُعَالِجُ نَفْسَهُ، مَا سَأَلَنِي عَبْدِي هَذَا فَهُوَ لَهُ ".

Nga Ukbeh b. Amir el-Xhuheniju (r.a.) përcillet se ka thënë: “Kam dëgjuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Nga ummeti im, dy persona (i do Allahu ose ua fal atyre), njëri prej tyre ngrihet natën dhe pastrohet me abdes edhe pse në vetveten e tij ka nyje. Gjatë larjes së krahëve, i zgjidhet një nyjë, kur e lanë fytyrën, i zgjidhet edhe një nyje, pasi e lanë kokën, i zgjidhet edhe një nyje tjetër, po kështu ndodh edhe kur i lanë këmbët. Më pas, Zoti xh.sh. u thotë atyre që janë pas perdeve (engjëjve)*: ***“A e shikoni robin Tim që e çliroi vetveten?! Çka të më kërkoj ky rob, ajo do t`i takojë atij”.***[248]

أَخْبَرَهُ أَنَّ حُمْرَانَ مَوْلَى عُثْمَانَ أَخْبَرَهُ أَنَّهُ، رَأَى عُثْمَانَ بْنَ عَفَّانَ دَعَا بِإِنَاءٍ، فَأَفْرَغَ عَلَى كَفَّيْهِ ثَلاَثَ مِرَارٍ، فَغَسَلَهُمَا، ثُمَّ أَدْخَلَ يَمِينَهُ فِي الإِنَاءِ، فَمَضْمَضَ، وَاسْتَنْشَقَ، ثُمَّ غَسَلَ وَجْهَهُ ثَلاَثًا، وَيَدَيْهِ إِلَى الْمِرْفَقَيْنِ ثَلاَثَ مِرَارٍ، ثُمَّ مَسَحَ بِرَأْسِهِ، ثُمَّ غَسَلَ رِجْلَيْهِ ثَلاَثَ مِرَارٍ إِلَى الكَعْبَيْنِ، ثُمَّ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ «مَنْ تَوَضَّأَ نَحْوَ وُضُوئِي هَذَا، ثُمَّ صَلَّى رَكْعَتَيْنِ لاَ يُحَدِّثُ فِيهِمَا نَفْسَهُ، غُفِرَ لَهُ مَا تَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ».

---

248 Ahmedi, “Musned”, 28/657, nr.17.458 dhe 29/329, nr.17.791; Ibni Hibani, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, vëll.6, fq.295, nr.2555; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, vëll.17, fq.305, nr.843; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, vëll.2, fq.9; etj.
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 1/224, nr.1135 thotë: “E transmeton Ahmedi dhe Taberani në “El-Kebir”, dhe thotë se transmetuesit janë të besueshëm”.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih;

Transmeton Humrani, rob i liruar i Uthman b. Affanit r.a. se e ka parë Uthmanin r.a. të kërkojë një enë me ujë (për të marrë abdes). Ai hodhi ujë në duar dhe i lau ato tri herë, pastaj futi dorën e djathtë në enë, (mori ujë) dhe e shpërlau gojën tri herë, lau edhe hundën duke tërhequr ujë dhe pastaj duke shfryrë tri herë. Pastaj lau fytyrën tri herë edhe duart deri në bërryla tri herë, pastaj i dha mes`h kokës, pastaj i lau këmbët deri te nyjet tri herë dhe pastaj tha: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush merr abdes si ky abdesi që mora unë, pastaj falë dy rekate, gjatë të cilit koncentrohet e nuk mendon në vete diç tjetër, do t`i falen të gjitha mëkatet e tij të mëparshme"*.[249]

**عَنْ عُقْبَةَ بْنِ عَامِرٍ، قَالَ: كَانَتْ عَلَيْنَا رِعَايَةُ الْإِبِلِ فَجَاءَتْ نَوْبَتِي فَرَوَّحْتُهَا بِعَشِيٍّ فَأَدْرَكْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَائِمًا يُحَدِّثُ النَّاسَ فَأَدْرَكْتُ مِنْ قَوْلِهِ: «مَا مِنْ مُسْلِمٍ يَتَوَضَّأُ فَيُحْسِنُ وُضُوءَهُ، ثُمَّ يَقُومُ فَيُصَلِّي رَكْعَتَيْنِ، مُقْبِلٌ عَلَيْهِمَا بِقَلْبِهِ وَوَجْهِهِ، إِلَّا وَجَبَتْ لَهُ الْجَنَّةُ» .**

Nga Ukbe b. Amiri (r.a.) përcillet se ka thënë: "Ishim të obliguar me ruajtjen e deveve. Kur më erdhi radha mua,

---

249 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Vudu`u, bab el-vudui thelathen thelathen, nr.159; Muslim-i, "Sahih", kitab et-Taharetu, bab sifetu`l-vudui ve kemalihi, nr.226-227; Ebu Davudi, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab sifetu vudui`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.108; Nesaiu, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab el-medmedatu ve`l-istinshaku, nr.84; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab thevabu`t-tuhuri, nr.285; Darimiju, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab el-vudu`u thelathen, nr.720; Ahmedi, "Musned", 1/477, nr.418; Abdurezaku, "El-Musannef", 1/44, nr.139; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/249, nr.527 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/278, nr.3663 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Euset", ndërsa transmetuesit janë konsideruar të besueshëm";

para muzgut i mbylla dhe shkova. E gjeta të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke qëndruar në këmbë dhe duke u mbajtur njerëzve fjalim, e unë arrita gjersa ai ishte duke thënë: "*Cilido prej muslimanëve që merr abdes dhe e përkryen abdesin e tij, pastaj çohet dhe fal dy rekate (namaz), i dhënë me zemër dhe me fytyrë, atij i është bërë obligim Xheneti*".[250]

عَنْ عُقْبَةَ بْنِ عَامِرٍ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " مَنْ تَوَضَّأَ فَأَحْسَنَ الْوُضُوءَ، ثُمَّ صَلَّى غَيْرَ سَاهٍ وَلَا لَاهٍ، غُفِرَ لَهُ مَا تَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ ".

Nga Ukbe b. Amiri (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: "*Kush merr abdes dhe e përkryen abdesin e tij, më pas falet duke mos menduar diçka tjetër, do t`i falen mëkatet e mëparshme*".[251]

---

250 Muslimi, "Sahih", kitab et-Taharetu, bab edh-dhikru`l-mustehabu akibe`l-vudu`i, nr.234; Ebu Davudi, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab ma jekulu`r-rexhulu idha tevedea, nr.169; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/267, nr.2498; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (1/122) thotë se hadithi është i fortë, transmetuesit janë të besueshëm, përpos Muavije b. Salihut..."; 
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin Hasen;
251 Ahmedi, "Musned", 28/651, nr.17.448; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/278, nr.3665 thotë: "E transmeton Taberani në "el-Kebir", përmes dy rrugëve, por në njërin është Ibni Lehij`a, për të cilin ka fjalë";
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku se në zinxhir Bekër b. Sevade përcjell hadithin nga një njeri i panjohur (nuk e përmend me emër), po ashtu shkaku i mosnjohjes së gjendjes së Rebia b. Kajsit...";

عَنْ عُمَرُ أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ:" مَا مِنْكُمْ مِنْ أَحَدٍ يَتَوَضَّأُ فَيُبْلِغُ – أَوْ فَيُسْبِغُ – الْوَضُوءَ ثُمَّ يَقُولُ: أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ وَأَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُ اللهِ وَرَسُولُهُ إِلَّا فُتِحَتْ لَهُ أَبْوَابُ الْجَنَّةِ الثَّمَانِيَةُ يَدْخُلُ مِنْ أَيِّهَا شَاءَ ".

Nga Umeri (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush prej jush merr abdes dhe e plotëson atë siç duhet dhe thotë:* ***"Eshhedu en la ilahe il-lallah, ve enne Muhammeden abdullahi ve resuluhu",*** *do t`i hapen tetë dyert e Xhenetit dhe do të hyj nga cila derë të dojë".*[252]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: «إِذَا تَوَضَّأَ الْعَبْدُ الْمُسْلِمُ – أَوِ الْمُؤْمِنُ – فَغَسَلَ وَجْهَهُ خَرَجَ مِنْ وَجْهِهِ كُلُّ خَطِيئَةٍ نَظَرَ إِلَيْهَا بِعَيْنَيْهِ مَعَ الْمَاءِ – أَوْ مَعَ آخِرِ قَطْرِ الْمَاءِ –، فَإِذَا غَسَلَ يَدَيْهِ خَرَجَ مِنْ يَدَيْهِ كُلُّ خَطِيئَةٍ كَانَ بَطَشَتْهَا يَدَاهُ مَعَ الْمَاءِ أَوْ مَعَ آخِرِ قَطْرِ الْمَاءِ –، فَإِذَا غَسَلَ رِجْلَيْهِ خَرَجَتْ كُلُّ خَطِيئَةٍ مَشَتْهَا رِجْلَاهُ مَعَ الْمَاءِ – أَوْ مَعَ آخِرِ قَطْرِ الْمَاءِ – حَتَّى يَخْرُجَ نَقِيًّا مِنَ الذُّنُوبِ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur merr abdes muslimani dhe e lan fytyrën, lahet nga fytyra me pikën e fundit çdo mëkat që ka bërë me sy, kur i lan duart lahet me pikën e fundit çdo mëkat që ka bërë me duar, kur lan këmbët*

---

252 Muslimi, "Sahih", kitab et-Taharetu, bab 6, nr.234; Ebu Davudi, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab ma jekulu`r-rexhulu idha tevede`a, nr.169; Ahmedi, "Musned", 28/616, nr.17.393; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/267, nr.2498; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin Hasen;

*me pikën e fundit i lahet çdo mëkat që e ka bërë me këmbë, derisa të dal i pastruar nga mëkatet”.*[253]

حَدَّثَنِي أَبِي بُرَيْدَةَ، قَالَ: أَصْبَحَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ فَدَعَا بِلَالًا فَقَالَ: " يَا بِلَالُ بِمَ سَبَقْتَنِي إِلَى الْجَنَّةِ؟ مَا دَخَلْتُ الْجَنَّةَ قَطُّ إِلَّا سَمِعْتُ خَشْخَشَتَكَ أَمَامِي، دَخَلْتُ الْبَارِحَةَ الْجَنَّةَ فَسَمِعْتُ خَشْخَشَتَكَ أَمَامِي.... فَقَالَ بِلَالٌ: يَا رَسُولَ اللَّهِ مَا أَذَّنْتُ قَطُّ إِلَّا صَلَّيْتُ رَكْعَتَيْنِ، وَمَا أَصَابَنِي حَدَثٌ قَطُّ إِلَّا تَوَضَّأْتُ عِنْدَهَا وَرَأَيْتُ أَنَّ لِلَّهِ عَلَيَّ رَكْعَتَيْنِ. فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «بِهِمَا».

Transmeton Ebu Burejde (r.a.) i cili ka thënë: “Kur u zgjua Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e thirri Bilalin (r.a.) dhe i tha: “*O Bilal, me çka më ke tejkaluar në Xhenet? Nuk ka ndodhur që të hyj në Xhenet, e të mos dëgjoj kërcëllitjet e nalleve tua....”* Bilali tha: “O i Dërguari i Allahut, nuk ka ndodhur të thërras ezan, e pas saj të mos i fali dy rekate dhe nuk ka ndodhur që të ndotem, e pastaj të marr abdes, e të mos i fali dy rekate”.

---

[253] Muslimi, “Sahih”, kitab et-Taharetu, bab huruxhu`l-hataja mea mai`l-vudu`i, nr.244; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab et-Taharetu, bab ma xhae fi fadli`t-tuhuri, nr.2 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Maliku, “Muvetta”, kitab es-Salatu, bab xhamiu`l-vudui, nr.67; Abdurezaku, “El-Musannef”, 1/53, nr.155; Ahmedi, “Musned”, 13/392, nr.8020; Darimiju, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab fadlu`l-vudui, nr.745; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/252, nr.2476; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, përpos Suhejl b. Ebi Salihut, i cili është sipas kushteve të Muslimit;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Me këto dyja"*.[254]

## PLOTËSIMI I ABDESIT, SHKUARJA NË XHAMI DHE PRITJA E NAMAZIT

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: «أَلَا أَدُلُّكُمْ عَلَى مَا يَمْحُو اللهُ بِهِ الْخَطَايَا، وَيَرْفَعُ بِهِ الدَّرَجَاتِ؟» قَالُوا بَلَى يَا رَسُولَ اللهِ قَالَ: «إِسْبَاغُ الْوُضُوءِ عَلَى الْمَكَارِهِ، وَكَثْرَةُ الْخُطَا إِلَى الْمَسَاجِدِ، وَانْتِظَارُ الصَّلَاةِ بَعْدَ الصَّلَاةِ، فَذَلِكُمُ الرِّبَاطُ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili përcjellë se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*A doni t`u tregoj se me çka Allahu (xh.sh.) i shlyen mëkatet dhe me çka i lartëson shkallët (derexhet) tuaja?"* (Shokët e tij) thanë: "Gjithsesi o i Dërguari i Allahut!" Tha: *"Plotësimi i abdesit edhe kur është vështirë (kur është ftohtë), shtimi i hapave për të shkuar në xhami dhe pritja e namazit pas namazit. Kjo është fortifikatë"*.[255]

---

[254] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Menakibi, bab menakibi Umer, nr.3709 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 38/147, nr.23.040; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/396, nr.32.335; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 1/337, nr.1012; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/457, nr.1179 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë regjistruar; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 1/150; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/242, nr.2461;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i fuqishëm.
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;
[255] Muslim-i, "Sahih", kitab et-Taharetu, bab fadlu isbagi`l-vudui ale`l-mekarihi, nr.251; Tirmidhiu, "Sunen", kitab et-Taharetu, bab fi isbagi`l-vudui, nr.51 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " الْمَلَائِكَةُ تُصَلِّي عَلَى أَحَدِكُمْ مَا دَامَ فِي مُصَلَّاهُ الَّذِي صَلَّى فِيهِ، مَا لَمْ يُحْدِثْ، تَقُولُ: اللَّهُمَّ اغْفِرْ لَهُ، اللَّهُمَّ ارْحَمْهُ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Melekët luten për secilin prej jush derisa gjendet në vendin e faljes së namazit të tij, gjersa nuk i prishet abdesi, ata thonë: "Allahumme-g`firlehu, Allahumme-r`hamhu" (O Allah, falja mëkatet! O Allah, mëshiroje)"*.[256]

---

Nesaiu, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab el-fadlu fi dhalike, nr.143; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab ma xhae fi isbagi`l-vudui, nr.428; Maliku, "Muvetta", kitab es-Salatu, bab intidharu`n-salati ve`l-meshju ilejha, nr.445; Ahmedi, "Musned", 12/143, nr.7209; Abdurezaku, "El-Musannef", 1/520, nr.1993; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/248 dhe thotë se është Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/357, nr.2636;

-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/171, nr.2873 dhe e vlerëson atë si hadith Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është me zinxhir Sahih sipas kushteve të Muslimit;

[256] Buhariu, "Sahih", kitab es-Salatu, bab el-hadethi fi`l-mesaxhidi, nr.445; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu salati`l-xhema`ati ve`n-tidhari`s-salati, nr.649; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi fadli`l-ku`udi fi`l-mesxhidi, nr.469; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-ku`udu fi`l-mesxhidi...nr.330 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Mesaxhidi, bab et-tergibu fi`l-xhulusi fi`l-mesxhidi ve`n-tidhari`s-salati, nr.733; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mesaxhidu, bab luzumu`l-mesaxhidi ventidharu`s-salati, nr.799; Maliku, "Muvetta", kitab es-Salatu, bab intidharu`s-salati vel meshju ilejha, nr.441; Darimiju, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu men xhelese fi`l-mesxhidi jentedhiru`s-salate, nr.1447; Ahmedi, "Musned", 12/512, nr.7551;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih;

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «بَشِّرِ الْمَشَّائِينَ فِي الظُّلَمِ إِلَى الْمَسَاجِدِ، بِالنُّورِ التَّامِّ يَوْمَ الْقِيَامَةِ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Përgëzoi ata të cilët natën ecin deri te xhamia, me dritë të plotë në Ditën e Kijametit".*[257]

عَنْ عُقْبَةَ بْنِ عَامِرٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " مَنْ خَرَجَ مِنْ بَيْتِهِ إِلَى الْمَسْجِدِ، كُتِبَ لَهُ بِكُلِّ خُطْوَةٍ يَخْطُوهَا عَشْرُ حَسَنَاتٍ، وَالْقَاعِدُ فِي الْمَسْجِدِ يَنْتَظِرُ الصَّلَاةَ كَالْقَانِتِ، وَيُكْتَبُ مِنَ الْمُصَلِّينَ حَتَّى يَرْجِعَ إِلَى بَيْتِهِ ".

Nga Ukbe b. Amiri (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush del prej*

---

[257] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mesaxhidu, bab el-meshju ile`s-salati, nr.781; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/111, nr.5956; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/332, nr.769; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/361, nr.2642;
-Ibni Ebi Hatimi në "El-Xherh ve`t-Ta`dil", 3/413, nr.1892 dhe thotë se Sulejmani nuk përcjell ndonjë hadith tjetër përpos këtij, ndërsa kur është pyetur Ebu Hatimi për të ka thënë: "I sinqertë (saduk)";
-Busiriju në "Zevaid", thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, Sulejman b. Davudi që gjendet në zinxhir, për të Ukajli thotë se nuk ndiqet hadithi prej tij;
-Ibni Xheuzi në "El-Ilelu`l-Mutenahije", 1/406-407, nr.685 thotë se e shënon Ibni Maxheh përmes Mexhze`etu bin Sufjanit dhe Sulejman b. Davudit, por që të dy janë të panjohur;
-Ibni Haxheri në "Tekribu`t-Tehdhib", fq.580, nr.6486 dhe thotë se Mexhze`etu b. Sufjani është i pranuar (makbul);
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/189, nr.3144 dhe e vlerëson hadithin si hadith Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Sunenit të Ibni Maxhes (1/500) thonë se hadithi është Hasen li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Sulejman b. Davudit për të cilin Ukajli ka thënë se nuk ndiqet hadithi i tij...".

*shtëpisë së tij për në xhami, do t`i shkruhet për çdo hap të tij nga dhjetë të mira, ndërsa ai i cili ulet në xhami për të pritur namazin, i shkruhet shpërblimi sikur i atij i cili është duke u falur, atij që falet i shkruhet sikur është në namaz derisa të kthehet në shtëpinë e tij".*[258]

**عَنْ أَبِي عُثْمَانَ قَالَ: كَتَبَ سَلْمَانُ إِلَى أَبِي الدَّرْدَاءِ يَا أَخِي لِيَكُنِ الْمَسْجِدُ بَيْتَكَ، فَإِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: «الْمَسْجِدُ بَيْتُ كُلِّ تَقِيٍّ، وَقَدْ ضَمِنَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ لِمَنْ كَانَ الْمَسَاجِدُ بُيُوتَهُ الرَّوْحَ، وَالرَّحْمَةَ، وَالْجَوَازَ عَلَى الصِّرَاطِ».**

Nga Ebu Uthmani përcillet që ka thënë: "Selmani (r.a.) i ka shkruar Ebu Derdasë (r.a.): "O vëllai im! Le të jetë xhamia si shtëpia yte, sepse unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Xhamia është shtëpia e çdo të devotshmi (të përkushtuari). Allahu xh.sh. e garanton secilin i cili e ka marrë xhaminë si shtëpi të tijë se do t`i jepë jetë dhe mëshirë, si dhe kalim në Sirat".*[259]

---

[258] Ahmedi, "Musned", 28/658, nr.17.459; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/331, nr.766 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ai nuk e ka shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/355, nr.2632;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/29, nr.2070 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi, Ebu Ja`la dhe Taberani në "El-Kebir" dhe "El-Euset", në disa prej rrugëve gjendet Ibni Lehije, e disa prej tyre janë Sahih, ndërsa Sahih e ka konsideruar edhe Hakimi";
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih, por zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i Ibni Lehij`asë, i cili ka memorie të dobët, ndërsa transmetuesit tjerë në këtë zinxhir janë të besueshëm;
[259] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 6/254, nr.6143; Bezzari, "El-Bahru`z-Zehar", 10/85, nr.4152; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/381, nr.2689;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/22, nr.2027 thotë se e përcjell Taberani në "El-Kebir", por në zinxhir gjendet Salih el-Muriju i cili është i dobët;

## VLERA E NAMAZIT

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّهُ سَمِعَ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " أَرَأَيْتُمْ لَوْ أَنَّ نَهَرًا بِبَابِ أَحَدِكُمْ يَغْتَسِلُ فِيهِ كُلَّ يَوْمٍ خَمْسًا، مَا تَقُولُ: ذَلِكَ يُبْقِي مِنْ دَرَنِهِ " قَالُوا: لاَ يُبْقِي مِنْ دَرَنِهِ شَيْئًا، قَالَ: «فَذَلِكَ مِثْلُ الصَّلَوَاتِ الخَمْسِ، يَمْحُو اللَّهُ بِهِ الخَطَايَا».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë: *"Çka mendoni nëse ndonjëri prej jush e ka ndonjë lumë para dyerve (të shtëpisë) dhe në të lahet 5 herë në ditë, çka thoni, a i ngel atij ndonjë papastërti?"* Thanë: "Jo nuk i ngel ndonjë papastërti!" (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha*: "Njëjtë është edhe falja e pesë kohëve të namazit, Allahu (xh.sh.) përmes tyre i fshin mëkatet".*[260]

عَنْ جَابِرِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مِفْتَاحُ الجَنَّةِ الصَّلَاةُ، وَمِفْتَاحُ الصَّلَاةِ الْوُضُوءُ».

---

-Ibni Ebi Hatimi në "El-Xherh ve`t-Ta`dil", 4/396, nr.1730 thotë se Jahja ibni Meini për Salih el-Murijun ka thënë se është i dobët në hadith. Po ashtu thotë se Ebu Hatimi thotë se është i refuzuar në hadith;

-Nesaiu në "Ed-Duafau ve`l-Metrukin", fq.136, nr.316 dhe thotë se hadithi i tij është i refuzuar;

[260] Buhariu, "Sahih", kitab Mevakitu`s-Salati, bab es-salavatu`l-hamsu keffaretun, nr.528; Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab el-meshji iles-salati tumha bihi`l-hataja ve turfe`u bihi`d-derexhatu, nr.667; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Emthali, bab methelu`s-salavati`l-hamsi, nr.2877 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu`s-salavati`l-hamsi, nr.463; Darimiju, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi fadli`s-salavati, nr.1183; Ahmedi, "Musned", 14/494, nr.8924; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

Nga Xhabir b. Abdullahu (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çelësi i Xhenetit është namazi, kurse çelësi i namazit është abdesi".*[261]

عَنِ ابْنِ مَسْعُودٍ، أَنَّ رَجُلًا أَصَابَ مِنَ امْرَأَةٍ قُبْلَةً، فَأَتَى النَّبِيَّ ﷺ، فَأَخْبَرَهُ فَأَنْزَلَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: {أَقِمِ الصَّلَاةَ طَرَفَيِ النَّهَارِ وَزُلَفًا مِنَ اللَّيْلِ، إِنَّ الحَسَنَاتِ يُذْهِبْنَ السَّيِّئَاتِ} [هود: 114] فَقَالَ الرَّجُلُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ أَلِي هَذَا؟ قَالَ: «لِجَمِيعِ أُمَّتِي كُلِّهِمْ».

Nga Ibni Mes`udi (r.a.) përcillet se një njeri e kishte puthur një grua, pastaj kishte shkuar te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe e kishte njoftuar për këtë. Atëherë Allahu xh.sh. shpalli ajetin: **"Fale namazin në mëngjes e në mbrëmje dhe në një kohë të natës, sepse veprat e mira i fshijnë veprat e këqija..".[262]** Njeriu tha: "O i Dërguari i Allahut, a është kjo vetëm për mua?"

---

[261] Tirmidhiu, "Sunen", kitab et-Taharetu, bab ma xhae enne miftaha`s-salati`t-tuhuru, nr.4; Ahmedi, "Musned", 23/29, nr.14.662; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 4/336, nr.4364; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/239, nr.2455;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/501, nr.8192 dhe e vlerëson hadithin si të mirë (Hasen);
-Ibni Kajserani në "Dhehiretu`l-Huffadhi", 4/2153, nr.5003 thotë se në zinxhir gjendet Ebu Jahja, i cili nuk është asgjë në hadith;
-Ibni Ebi Hatimi, në "El-Xherh ve`t-Ta`dil", 3/433, nr.1965 përcjell se Jahja ibni Meini thotë se Ebu Jahja el-Kattati është i dobët në hadith;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Sulejman b. Karmi dhe Ebu Jahja el-Kattati,
[262] Kurani, Hud, 114;

(Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *"Për të gjithë ummetin tim".*[263]

إِنَّ أَبَا قَتَادَةَ بْنَ رِبْعِيٍّ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: قَالَ اللَّهُ تَعَالَى: «إِنِّي فَرَضْتُ عَلَى أُمَّتِكَ خَمْسَ صَلَوَاتٍ وَعَهِدْتُ عِنْدِي عَهْدًا أَنَّهُ مَنْ جَاءَ يُحَافِظُ عَلَيْهِنَّ لِوَقْتِهِنَّ أَدْخَلْتُهُ الْجَنَّةَ وَمَنْ لَمْ يُحَافِظْ عَلَيْهِنَّ فَلَا عَهْدَ لَهُ عِنْدِي».

Ebu Katade b. Rebiu (r.a.) ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Allahu xhele she`nuhu ka thënë:* ***"Unë ia kam bërë obligim ummetit tënd pesë namaze dhe jam besatuar në veten Time se ai i cili vjen duke i ruajtur (duke i falur ato) në kohët e tyre, do ta fusë në Xhenet. Kurse ai i cili nuk i ruan ato (duke mos i falur) ai nuk ka besë (mbrojtje dhe sigurim) tek Unë".***[264]

---

263 Buhariu, "Sahih", kitab Mevakitu`s-Salati, bab es-salatu keffaretun, nr.526; Muslimi, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab kauluhu teala inne`l-hasenati judh`hibnes-sejjiati, nr.2763; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Hududi, bab fi`r-rexhuli jusibu mine`l-mer`eti dune`l-xhimai, nr.4468; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsiri`l-Kurani, bab min sureti Hudin, nr.3112 dhe thotë se është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`t-teubeti, nr.4254; Ahmedi, "Musned", 6/165, nr.3653;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;
264 Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi`l-muhafedhati ala vakti`s-salavati, nr.430; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikameti`s-Salati, bab ferdu`s-salavati`l-hamsi, nr.1403; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 7/46, nr.6807; etj.
-Busiri-u në "Zevaid", (1/452) thotë: "Ky zinxhir duhet të shikohet, sepse në të gjenden Dubare b. Abdullah dhe Duvejd b. Nafi".
-Ibni Kattani thotë për Dubare-n: "është i panjohur"; kurse Ibni Adiju e konsideron të dobët dhe thotë se gjashtë hadithe i ka munker (shih: Ibni Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 2/221)

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ حَافَظَ عَلَى هَؤُلَاءِ الصَّلَوَاتِ الْمَكْتُوبَاتِ لَمْ يُكْتَبْ مِنَ الْغَافِلِينَ، وَمَنْ قَرَأَ فِي لَيْلَةٍ مِائَةَ آيَةٍ كُتِبَ مِنَ الْقَانِتِينَ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush kujdeset për këto namazet e obliguara, nuk do të regjistrohet në mesin e të shkujdesurve. Kush lexon gjatë natës njëqind ajete, do të regjistrohet në mesin e atyre që falen natën".*[265]

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " خَمْسٌ مَنْ جَاءَ بِهِنَّ مَعَ إِيمَانٍ دَخَلَ الْجَنَّةَ: مَنْ حَافَظَ عَلَى الصَّلَوَاتِ الْخَمْسِ عَلَى وُضُوئِهِنَّ وَرُكُوعِهِنَّ وَسُجُودِهِنَّ وَمَوَاقِيتِهِنَّ، وَصَامَ رَمَضَانَ، وَحَجَّ الْبَيْتَ إِنِ اسْتَطَاعَ إِلَيْهِ سَبِيلًا، وَأَعْطَى الزَّكَاةَ طَيِّبَةً بِهَا نَفْسُهُ، وَأَدَّى الْأَمَانَةَ " قَالُوا: يَا أَبَا الدَّرْدَاءِ، وَمَا أَدَاءُ الْأَمَانَةِ قَالَ: «الْغُسْلُ مِنَ الْجَنَابَةِ».

---

-Xhuzxhani thotë se Dubare përcjell hadithe të falsifikuara. (Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 13/254, nr.2912);
-Duvejd b. Nafiun e kanë konsideruar të besueshëm Dhuhejli dhe Ixhli. (shih: Ibni Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 1/577).
-Ebu Hatimi ka thënë se ai është dijetar (Shejh). (Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 8/500, nr.1805).
-Mul-la Ali el-Kariu në "Ehadith kudsije el-erbainije" fq.73 thotë se e përcjell Ibni Maxhe me zinxhir Hasen;
[265] Hakimi, "El-Mustedrek", 1/452, nr.1160 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit por ato nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/492, nr.2002; ndërsa pjesën e dytë të hadithit e shënojnë edhe Ebu Jusufi në "Kitabu`l-Athar", Lexhnetu Ihja, Hajdarabad, 1936; fq.55, nr.275 dhe Ibni Ebi Shejbeh në "El-Musannef", 6/134, nr.30.085; etj.
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;

Nga Ebu Derda (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush do të vjen edhe me pesë gjëra përveç imanit, do të hyjë në Xhenet: Kush kujdeset për pesë kohët e namazit në kohën e tyre, duke u kujdesur për abdesin, për rukutë dhe sexhdet, e agjëron Ramazanin, e kryen haxhin nëse ka mundësi, e jep zekatin për ta pastruar nefsin e tij dhe e mban premtimin".* Thanë: "E çka është mbajtja e emanetit o Ebu Derda?" Ai tha: "Gusli nga xhunubllëku".[266]

سَمِعْتُ عُمَرَ بْنَ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، يَقُولُ: كَانَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ إِذَا نَزَلَ عَلَيْهِ الْوَحْيُ سُمِعَ عِنْدَهُ دَوِيٌّ كَدَوِيِّ النَّحْلِ، فَمَكَثْنَا سَاعَةً فَاسْتَقْبَلَ الْقِبْلَةَ وَرَفَعَ يَدَيْهِ فَقَالَ: «اللَّهُمَّ زِدْنَا وَلَا تَنْقُصْنَا، وَأَكْرِمْنَا، وَلَا تُهِنَّا، وَأَعْطِنَا، وَلَا تَحْرِمْنَا، وَآثِرْنَا، وَلَا تُؤْثِرْ عَلَيْنَا، وَارْضِ عَنَّا وَأَرْضِنَا» ثُمَّ قَالَ: «لَقَدْ أُنْزِلَ عَلَيَّ عَشْرُ آيَاتٍ مَنْ أَقَامَهُنَّ دَخَلَ الْجَنَّةَ» ثُمَّ قَرَأَ {قَدْ أَفْلَحَ الْمُؤْمِنُونَ الَّذِينَ هُمْ فِي صَلَاتِهِمْ خَاشِعُونَ} [المؤمنون: 2] الْآيَاتُ.

---

[266] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi`l-muhafedhati ala vakti`s-salavati, nr.429; Taberani, "Mu`xhemu`s-Sagir", 2/56, nr.772; Ebu Nuajmi, "Huljetu`l-Evlija", 2/234; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/265, nr.2495; etj.
-Hejthemiu, në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/47, nr.139 thotë: "E shënon Taberani në "El-Kebir", ndërsa zinxhiri i tij është i mirë (xhejid)";
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (1/321) thotë: "Zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Imran b. Davud el-Katanit";
-Sa i përket transmetuesit Imran b. Davud, për të dijetarët kanë shprehur mendime të ndryshme, disa e kanë konsideruar të dobët, ndërsa Abdurahman bin Mehdi ka përcjellë hadithe prej tij. Ahmed b. Hanbeli thoshte se është i mirë në hadith, Ibni Hibani e përmend atë në librin e tij "Eth-Thikat", ndërsa Buhariu prej tij përcjell në librin e tij "Edeb", e prej tij përcjellin edhe të tjerët, përpos Muslimit (Shih për këto mendime: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 22/328-330, nr.4489);

Transmeton Umer b. Hattabi r.a. i cili ka thënë: "Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur i zbriste shpallja, përpara (fytyrës së tij) dëgjohej një zhurmë si zhurmë bletësh dhe shokët e tij kur e dëgjonin këtë zhurmë, e dinin se atij është duke iu shpallur, prandaj qëndronin heshtur dhe prisnin derisa të mbarojë kjo gjendje. E pasi mbaroi, ai u kthye kah Qabja dhe tha: "*O Zoti im, na shto e mos na pakëso, o Zot na ndero e mos na nënçmo, o Zot, na jep dhe mos na privo, o Zot na afro dhe mos na largo, o Zot, na bëj të kënaqur ndaj Teje dhe bëje veten Tënde të kënaqur ndaj nesh*". Pastaj tha: "*Më kanë zbritur 10 ajete, kush i zbaton ato do të hyjë në Xhenet*" e pastaj lexoi: **"Kanë shpëtuar besimtarët, të cilët falin namazin me frikë respekt".**[267]

## VLERA E NAMAZIT NË KOHËN E VET

**قَالَ عَبْدُ اللَّهِ بْنُ مَسْعُودٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: سَأَلْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، أَيُّ العَمَلِ أَفْضَلُ؟ قَالَ: «الصَّلاَةُ عَلَى مِيقَاتِهَا» ، قُلْتُ: ثُمَّ أَيٌّ؟ قَالَ: «ثُمَّ بِرُّ الوَالِدَيْنِ» ، قُلْتُ: ثُمَّ أَيٌّ؟ قَالَ: «الجِهَادُ فِي سَبِيلِ اللَّهِ» فَسَكَتُّ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ، وَلَوِ اسْتَزَدْتُهُ لَزَادَنِي.**

---

267 Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsiri`l-Kurani, bab sureti`l-mu`minune, nr.3173 dhe thotë se hadithi është Sahih; Abdurezaku, "El-Musannef", 3/383, nr.6038; Ahmedi, "Musned", 1/350, nr.223; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 1/427, nr.301; Hakimi, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.425-426, nr.3479 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë regjistruar;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i Junus b. Sulejmit;

Ka thënë Abdullah b. Mes`udi r.a.: "E pyeta të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i thashë: "O i Dërguari i Allahut! Cila vepër është më e vlefshme?" Ai tha: *"Falja e namazit në kohën e vet"*. Thashë: "E pastaj cila?" Ai tha: *"Pastaj është bëmirësia ndaj prindërve"*. Thashë: "E pastaj cila?" Ai tha: *"Xhihadi në rrugë të Allahut"*. Më pas heshta karshi të Dërguarit të Allahut, e sikur t`i shtoja pyetjet, edhe ai do të më shtonte ende (me përgjigjet)".[268]

## VLERA E RUKUSË DHE SEXHDES

عَنْ رِفَاعَةَ بْنِ رَافِعٍ الزُّرَقِيِّ، قَالَ: " كُنَّا يَوْمًا نُصَلِّي وَرَاءَ النَّبِيِّ ﷺ، فَلَمَّا رَفَعَ رَأْسَهُ مِنَ الرَّكْعَةِ قَالَ: سَمِعَ اللَّهُ لِمَنْ حَمِدَهُ "، قَالَ رَجُلٌ وَرَاءَهُ: رَبَّنَا وَلَكَ الحَمْدُ حَمْدًا كَثِيرًا طَيِّبًا مُبَارَكًا فِيهِ، فَلَمَّا انْصَرَفَ، قَالَ: «مَنِ المُتَكَلِّمُ» قَالَ: أَنَا، قَالَ: «رَأَيْتُ بِضْعَةً وَثَلاَثِينَ مَلَكًا يَبْتَدِرُونَهَا أَيُّهُمْ يَكْتُبُهَا أَوَّلُ» .

Nga Rifa`a bin Rafi ez-Zurakiji (r.a.) i cili ka thënë: "Një ditë duke u falur pas Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur ngriti kokën prej rukusë dhe tha: *Semiallahu limen hamideh*, një njeri nga pas tha: *"Rabbena ve lekel hamdu, Hamden kethiren tajjiben mubareken fihi"*, (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) pasi përfundoi

---

[268] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-sijeri, bab fadli`l-xhihadi ve`s-sijeri, nr.2782; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab el-imanu bil-lahi efdalu`l-ea`mali, nr.85; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-vaktu`l-evvelu mine`l-fadli, nr.173 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Mevakiti, bab fadlu`s-salati li mevakitiha, nr.610; Ahmedi, "Musned", 7/5, nr.3890; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

namazi tha: “Kush e tha atë fjalë?” Burri tha: “Unë”. (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *“Pashë mbi 30 melekë duke bërë gara se kush do ta shkruajë më parë atë”.*[269]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: «أَقْرَبُ مَا يَكُونُ الْعَبْدُ مِنْ رَبِّهِ، وَهُوَ سَاجِدٌ، فَأَكْثِرُوا الدُّعَاءَ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Njeriu është më afër Zotit të tij gjersa gjendet në sexhde, andaj shtoni lutjet (sa më shumë në atë moment)”.*[270]

---

[269] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Edhani, bab 1, nr.799; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ma justeftehu bihi`s-salatu mine`d-duai, nr.770; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ma xhae fi`r-rexhuli ja`tisu fi`s-salati, nr.404 dhe thotë se hadithi është Hasen dhe se hadith i ngjashëm përcillet edhe nga Enesi, Vail b. Huxhri dhe Amir b. Rebia; Nesaiu, “Sunen”, kitab et-Tetbiki, bab ma jekulu`l-me`mumu, nr.1062; Maliku, “Muvetta”, kitab es-Salatu, bab ma xhae fi dhikrilahi teala, nr.565; Ahmedi, “Musned”, 31/332, nr.18.996; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/348, nr.819 dhe thotë se është Sahih përmes transmetuesve medinas, por ato nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut;
[270] Muslimi, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab ma jukalu fi`r-rukui ve`s-suxhudi, nr.482; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab fi`d-duai fi`r-rukui ve`s-suxhudi, nr.875; Nesaiu, “Sunen”, kitab et-Tetbik, bab ekrebu ma jekunu`l-abdu minallahi a.xh. nr.1137; Ahmedi, “Musned”, 15/274, nr.9461; etj.
-Sujuti, “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/84, nr.1348 dhe e vlerëson hadithin të vërtetë (Sahih);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm,

حَدَّثَنِي مَعْدَانُ بْنُ أَبِي طَلْحَةَ الْيَعْمَرِيُّ، قَالَ: لَقِيتُ ثَوْبَانَ مَوْلَى رَسُولِ اللهِ ﷺ، فَقُلْتُ: أَخْبِرْنِي بِعَمَلٍ أَعْمَلُهُ يُدْخِلُنِي اللهُ بِهِ الْجَنَّةَ؟ أَوْ قَالَ قُلْتُ: بِأَحَبِّ الْأَعْمَالِ إِلَى اللهِ، فَسَكَتَ. ثُمَّ سَأَلْتُهُ فَسَكَتَ. ثُمَّ سَأَلْتُهُ الثَّالِثَةَ فَقَالَ: سَأَلْتُ عَنْ ذَلِكَ رَسُولَ اللهِ ﷺ، فَقَالَ: «عَلَيْكَ بِكَثْرَةِ السُّجُودِ لِلَّهِ، فَإِنَّكَ لَا تَسْجُدُ لِلَّهِ سَجْدَةً، إِلَّا رَفَعَكَ اللهُ بِهَا دَرَجَةً، وَحَطَّ عَنْكَ بِهَا خَطِيئَةً» .

Ma`dan b. Ebu Talha el-Ja`meriju thotë: "E takova Theubanin, shërbëtorin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i thashë: "Më trego për një punë, që ta punojë e Allahu të më çojë në Xhenet?!" Ai heshti. Unë e përsërita pyetjen, por ai ende heshte. E kur e pyeta herën e tretë, ai tha: "Për këtë e kam pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ai më ka thënë: *"Theuban, bëj shumë sexhde për hir të Allahut, sepse çdoherë që e bën një sexhde për Allah, Ai të ngrit një shkallë lart dhe të fshinë një mëkat"*.[271]

عَنْ أَبِي مُنِيبٍ الْجُرَشِيِّ، قَالَ: رَأَى ابْنُ عُمَرَ فَتًى يُصَلِّي قَدْ أَطَالَ الصَّلَاةَ وَأَطْنَبَ فِيهَا, فَقَالَ: مَنْ يَعْرِفُ هَذَا؟ فَقَالَ [رَجُلٌ] : أَنَا أَعْرِفُهُ , فَقَالَ: أَمَا إِنِّي لَوْ كُنْتُ

---

transmetues të cilët gjenden në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit, përpos Umare b. Gazije, i cili është prej transmetuesve të Muslimit;

271 Muslimi, "Sahih", kitab es-Salatu, bab fadlu`s-suxhudi ve`l-hathu alejhi, nr.488; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab kethretu`r-rukui ve`s-suxhudi ve fadluhu, nr.388 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-salati, bab ma xhae fi kethreti`s-suxhudi, nr.1423; Abdurezaku, "El-Musannef", 3/347, nr.5917; Ahmedi, "Musned", 37/59, nr.22.377; etj.

-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", Daru Ibni Kethir, Damask, botimi i dytë, 2008; 2/106, thotë se hadithi është Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit;

**أَعْرِفُهُ لَأَمَرْتُهُ أَنْ يُكْثِرَ الرُّكُوعَ وَالسُّجُودَ، فَإِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «إِنَّ الْعَبْدَ إِذَا قَامَ يُصَلِّي أُتِيَ بِذُنُوبِهِ فَجُعِلَتْ عَلَى عَاتِقِهِ فَكُلَّمَا رَكَعَ أَوْ سَجَدَ تَسَاقَطَتْ عَنْهُ».**

Nga Ebu Munib el-Xhureshiju përcillet se ka thënë: "Ibni Umeri (r.a.) e ka parë një djalosh duke u falur, i cili e zgjati namazin dhe e tepronte në të, më pas tha: "Kush e njeh këtë?" (Një njeri) tha: "Unë e njoh". Ai (Ibni Umeri) tha: "Sikur ta njihja unë, do ta urdhëroja që ta shtojë (zgjasë) rukunë dhe sexhden, sepse unë me të vërtetë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Me të vërtetë, kur njeriu ngritet për tu falur, i vëndohen mëkatet e tija në qafë, kurse çdoherë që bie në ruku dhe sexhde, ato (mëkatet) bien prej tij"*.[272]

**حَدَّثَنِي رَبِيعَةُ بْنُ كَعْبٍ الْأَسْلَمِيُّ، قَالَ: كُنْتُ أَبِيتُ مَعَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ فَأَتَيْتُهُ بِوَضُوئِهِ وَحَاجَتِهِ فَقَالَ لِي: «سَلْ» فَقُلْتُ: أَسْأَلُكَ مُرَافَقَتَكَ فِي الْجَنَّةِ. قَالَ: «أَوْ غَيْرَ ذَلِكَ» قُلْتُ: هُوَ ذَاكَ. قَالَ: «فَأَعِنِّي عَلَى نَفْسِكَ بِكَثْرَةِ السُّجُودِ».**

---

272 Taberani, "Musnedu`sh-Shamijin", 1/279, nr.486 dhe në "Mu`xhemu`l-Euset", 7/216, nr.7314; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/99-100 dhe thotë se është hadith Garib; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/504, nr.2877; etj.
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 2/112, thotë se hadithi është Hasen, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;
-Hejthemiu, në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/301, nr.1670 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Euset", në zinxhir gjendet Mervan b. Salimi, i cili është shumë i dobët";
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/126, nr.2062 dhe e vlerëson hadithin të dobët;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm;

Rebia b. Kab el-Eslemiju ka thënë: “Kam flejtur te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ia ofrova abdesin për nevojat e tija dhe ai më tha: *“Kërko”*. I thashë: “Kërkoj të jem shoqëruesi yt në Xhenet!” Ai i tha: *“Po diçka tjetër?”* Ai tha: “Jo, kjo është e tëra”. Ai tha: *“Ndihmo veten tënde me shumë sexhde”*.[273]

## VLERA E SEXHDES SË KURANIT

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " إِذَا قَرَأَ ابْنُ آدَمَ السَّجْدَةَ فَسَجَدَ اعْتَزَلَ الشَّيْطَانُ يَبْكِي، يَقُولُ: يَا وَيْلَهُ – وَفِي رِوَايَةِ أَبِي كُرَيْبٍ: يَا وَيْلِي – أُمِرَ ابْنُ آدَمَ بِالسُّجُودِ فَسَجَدَ فَلَهُ الْجَنَّةُ، وَأُمِرْتُ بِالسُّجُودِ فَأَبَيْتُ فَلِيَ النَّارُ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Kur biri i Ademit i lexon (ajetet) e sexhdes dhe shkon në sexhde, shejtani largohet duke qarë dhe thotë: “I mjeri unë, biri i Ademit u urdhërua me sexhde dhe ai bëri sexhde, me çka e meritoi Xhenetin, kurse unë u urdhërova me sexhde dhe unë refuzova, e për këtë do të meritoj Zjarrin”*.[274]

---

[273] Muslimi, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab fadlu`s-suxhudi ve`l-hath-thu alejhi, nr.489; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab vaktu kijami`n-nebiji s.a.s. mine`l-lejli, nr.1320; Nesaiu, “Sunen”, kitab et-Tetbiki, bab fadlu`s-suxhudi, nr.1138; Ahmedi, “Musned”, 27/117, nr.16.578; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 5/56, nr.4570; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 2/31;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih li gajrihi;

[274] Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab kufru men tereke`s-salate, nr.81; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Ikametu`s-Salati, bab suxhudu`l-Kurani, nr.1052; Ahmedi, “Musned”, 15/445, nr.9713; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 5/60; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 3/72, nr.1407; etj.

**VLERA E NAMAZIT TË SABAHUT DHE IKINDISË**

عَنْ أَبِي مُوسَى، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «مَنْ صَلَّى البَرْدَيْنِ دَخَلَ الجَنَّةَ».

Nga Ebu Musa (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush i falë dy të ftohtat (sabahun dhe ikindinë) do të hyjë në Xhenet"*.[275]

سَمِعُوهُ مِنْ أَبِي بَكْرِ بْنِ عُمَارَةَ بْنِ رُؤَيْبَةَ، عَنْ أَبِيهِ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ، يَقُولُ: «لَنْ يَلِجَ النَّارَ أَحَدٌ صَلَّى قَبْلَ طُلُوعِ الشَّمْسِ، وَقَبْلَ غُرُوبِهَا» – يَعْنِي الْفَجْرَ وَالْعَصْرَ ".

E kanë dëgjuar se Ebu Bekër b. Umare b. Ruejbe ka përcjellur hadithin që e ka dëgjuar nga babai i vet i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/55, nr.791 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit janë të besueshëm;

[275] Buhariu, "Sahih", kitab Mevakitu`s-Salati, bab fadli salati`l-fexhri, nr.574; Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu salateji`s-subhi ve`l-asri ve`l-muhafedhati alejhima, nr.635; Darimiju, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu salati`l-gadati ve salati`l-asri, nr.1465; Ahmedi, "Musned", 27/289, nr.16.730; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 8/95, nr.3095; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/326, nr.2580;

Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/531, nr.8792 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm;

lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Nuk do të hyjë në Zjarr askush prej atyre që falen para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij" (pra, kush fal sabahun dhe ikindinë).*[276]

سَمِعْتُ جُنْدَبَ بْنَ عَبْدِ اللهِ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ صَلَّى الصُّبْحَ فَهُوَ فِي ذِمَّةِ اللهِ، فَلَا يَطْلُبَنَّكُمُ اللهُ مِنْ ذِمَّتِهِ بِشَيْءٍ فَيُدْرِكَهُ فَيَكُبَّهُ فِي نَارِ جَهَنَّمَ».

Transmeton Xhundeb b. Abdullahu (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e fal sabahun, ai do të jetë nën mbrojtjen e Allahut (xh.sh.), prandaj keni kujdes që Allahu (xh.sh.) mos t`ju largojë prej mbrojtjes së Tij, e t`ju arrijë hedhja në Zjarrin e Xhehenemit".*[277]

---

[276] Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu salateji`s-subhi ve`l-asri ve`l-muhafedhati alejhima, nr.634; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi`l-muhafedhati ala vakti`s-salavati, nr.427; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu salati`l-asri, nr.471; Ahmedi, "Musned", 28/456, nr.17.220; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/158, nr.7636; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 2/230, nr.1830; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/325, nr.2579; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/318, nr.1789 dhe thotë se e transmeton Taberani në "El-Euset", transmetuesit janë të besueshëm;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/453, nr.7394 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm;
[277] Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu salat`il-ishai ve`s-subhi fi xhema`atin, nr.657; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu`l-ishai ve`l-fexhri fi xhema`atin, nr.222; Ahmedi, "Musned", 31/103, nr.18.803; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 2/158, nr.1654; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/327, nr.2581; etj.
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit;

## VLERA E NDËRTIMIT TË XHAMISË

سَمِعَ عُثْمَانَ بْنَ عَفَّانَ، يَقُولُ: إِنِّي سَمِعْتُ النَّبِيَّ ﷺ يَقُولُ: " مَنْ بَنَى مَسْجِدًا يَبْتَغِي بِهِ وَجْهَ اللَّهِ – بَنَى اللَّهُ لَهُ مِثْلَهُ فِي الجَنَّةِ ".

Transmetohet nga Uthman b. Affani (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve selem që ka thënë: *"Kush ndërton një xhami duke dëshiruar me këtë kënaqësinë e All-llahut, All-llahu (xh.sh.) do t'ia ndërtojë një ndërtesë (pallat) të ngjashëm në Xhenet"*.[278]

## VLERA E PASTRIMIT TË XHAMISË

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ أَخْرَجَ أَذًى مِنَ الْمَسْجِدِ، بَنَى اللَّهُ لَهُ بَيْتًا فِي الْجَنَّةِ».

Nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë:

---

278 Buhari-u, "Sahih", kitab es-Salatu, bab men bena`l-mesxhiden, nr.450; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Mesaxhidi ve mevadiu`s-salati, bab fadlu binai`l-Mesaxhidi vel-haththu alejha, nr.533; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi fadli bunjanil-mesxhidi, nr.318 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibn Maxheh, "Sunen", kitab el-Mesaxhidu.., bab 1, nr.736; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 1/275, nr.3158; Ahmedi, "Musned", 1/489, nr.434; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 2/38, nr.385; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/373, nr.2675;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit;

*"Kush e nxjerr një pengesë nga xhamia, Allahu do t`i ndërtojë atij një shtëpi në Xhenet".*[279]

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، أَنَّ امْرَأَةً كَانَتْ تَلْقِطُ الْقَذَى مِنَ الْمَسْجِدِ فَتُوُفِّيَتْ فَلَمْ يُؤْذَنِ النَّبِيُّ ﷺ بِدَفْنِها، فَقَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «إِذَا مَاتَ فِيكُمْ مَيِّتٌ فَآذِنُونِي» وَصَلَّى عَلَيْهَا وَقَالَ: «إِنِّي رَأَيْتُهَا فِي الْجَنَّةِ لِمَا كَانَتْ تَلْقِطُ الْقَذَى مِنَ الْمَسْجِدِ».

Nga Ibni Abasi (r.a.) përcillet se një grua pastronte mbeturinat nga xhamia dhe ajo kur vdiq, nuk e informuan Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për varrimin e saj, e (me këtë rast) Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Kur vdes dikush nga mesi juaj, më informoni",* dhe ai ia fali namazin e xhenazes asaj dhe tha: *"Unë e kam parë atë (të moshuarën që pastronte xhaminë) në Xhenet për shkak të heqjes së papastërtive nga xhamia".*[280]

---

[279] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mesaxhidu, bab tet-hiru`l-mesaxhidi ve tetjibuha, nr.757;
-Busiriu në "Zevaid" thotë: "Zinxhiri i këtij hadithi ka ndërprerje dhe dobësi. Në të është Sulejman b. Jesar, e ai është Ibni Ebi Merjem, i cili nuk e ka takuar Ebu Seidin, si dhe tek Muhamed b. Salih ka dobësi;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/509, nr.8358 dhe e vlerëson hadithin të dobët;
-Sa i përket transmetuesit Muhamed b. Salih el-Medeniut, të cilin e kanë konsideruar të dobët disa kritikë, por duhet pasur parasysh se ka të tillë që e kanë konsideruar të pranuar. Ibni Haxheri në "Tekribu`t-Tehdhib", fq.540, nr.5964 thotë se është i pranuar (makbul);
-Ibni Hatimi përcjell se është pyetur Ahmed b. Hanbeli për këtë transmetues dhe ai është përgjigjur se është i besueshëm (Ibni Ebi Hatim, "El-Xherh ve`t-Ta`dil", 7/287, nr.1558); për më shumë detaje dhe vlerësime për këtë transmetues shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 25/383;
[280] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/238-239, nr.11.607;

## VLERA E SHKUARJES NË XHAMI

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: إِذَا رَأَيْتُمُ الرَّجُلَ يَعْتَادُ الْمَسْجِدَ، فَاشْهَدُوا عَلَيْهِ بِالْإِيمَانِ، قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ ": {إِنَّمَا يَعْمُرُ مَسَاجِدَ اللهِ، مَنْ آمَنَ بِاللهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ}.

Nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kur të shihni një njeri i cili e bën traditë shkuarjen në xhami, dëshmoni për besimin e tij, sepse Allahu (xh.sh.) thotë:* **"Mesxhidet e Allahut i ndërtojnë vetëm ata që i besojnë Allahut dhe Botës Tjetër".**[281] [282]

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/10, nr.1957 dhe thotë se e përcjell Taberani në "El-Kebir", dhe përmend se në zinxhirin e hadithit që përcillet nga Ibni Abasi r.a., në zinxhir gjendet Abdulaziz bin Faide, i cili është i panjohur, disa thonë se ai është Faide b. Umer, por edhe ky është i dobët (*vehëm*);

[281] Kurani, Teube, 18;

[282] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Imani, bab ma xhae fi hurmeti`s-salati, nr.2617 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mesaxhidu, bab luzumu`l-mesaxhidi ventidharu`s-salati, nr.802; Darimiju, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-muhafedhatu ale`s-salavati, nr.1259; Ahmedi, "Musned", 18/194, nr.11.651; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/363, nr.3280 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/327; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/376, nr.2680; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/45, nr.634 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

-Disa dijetarë i kanë bërë vërejtje këtij hadithi shkaku se në zinxhirin e hadithit gjenden Rishdejn bin Sa`di dhe Derraxh bin Sem`ani.

-Në zinxhir gjendet Derraxhe, për të cilin Ebu Hatimi, Nesaiu, Darekutni, Berkani e disa të tjerë thonë se është i dobët, por të besueshëm e konsideron Ibni Meini, Darimiju etj. (Për vlerësimin e Deraxhit shih më shumë në: Miziu, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.8, fq.477-485, nr.1797).

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ الْبَاهِلِيِّ، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " ثَلَاثَةٌ كُلُّهُمْ ضَامِنٌ عَلَى اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ: رَجُلٌ خَرَجَ غَازِيًا فِي سَبِيلِ اللَّهِ، فَهُوَ ضَامِنٌ عَلَى اللَّهِ حَتَّى يَتَوَفَّاهُ فَيُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ، أَوْ يَرُدَّهُ بِمَا نَالَ مِنْ أَجْرٍ وَغَنِيمَةٍ، وَرَجُلٌ رَاحَ إِلَى الْمَسْجِدِ، فَهُوَ ضَامِنٌ عَلَى اللَّهِ حَتَّى يَتَوَفَّاهُ فَيُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ، أَوْ يَرُدَّهُ بِمَا نَالَ مِنْ أَجْرٍ وَغَنِيمَةٍ، وَرَجُلٌ دَخَلَ بَيْتَهُ بِسَلَامٍ فَهُوَ ضَامِنٌ عَلَى اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ ".

Nga Ebu Umame el-Bahili (r.a.) i cili përcjell se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Tre vetëve, Allahu xh.sh. u ka dhënë siguri dhe garancë: Njeriu i cili niset për luftë në rrugë të Allahut, atij Allahu (xh.sh.) i ka dhënë siguri, se nëse vdes, do ta shtie në Xhenet ose do ta kthej me shpërblimin dhe sevapin e merituar dhe me prenë e luftës që e ka marrë; Njeriut i cili shkon në xhami, Allahu (xh.sh.) i ka garantuar, që nëse vdes, do ta shtie në Xhenet, ose do ta kthej me sevapin e shpërblimit të cilin e ka merituar; edhe njeriun i cili hyn në shtëpi dhe jep selam, edhe ai është nën sigurinë dhe garancën e Allahut xh.sh.”.*[283]

---

-Rishdejnin e kanë kritikuar shumica e dijetarëve. Ahmed b. Hanbeli e ka konsideruar të dobët, sepse nuk ka shprehur interesim se prej kujt i përcjell hadithet, por ka thënë se është njeri i mirë. Jahja b. Meini ka thënë: “Nuk shkruhen hadithet prej tij”. Ebu Zur`a ka thënë se është i dobët në hadith. Ebu Hatimi ka thënë: “është i refuzuar në hadith. Tek ai është vërejtur një neglizhencë dhe ka përcjellur hadithe të refuzuara”. Nesaiu ka thënë se është i refuzuar në hadith. (Shih për më shumë mbi këtë transmetues: Mizziu, “Tehdhibu`l-Kemal”, 9/191-195, nr.1911);

[283] Ebu Davudi, “Sunen”, kitab el-Xhihadi, bab fadlu`l-gazvi fi`l-bahri, nr.2494; Buhariu, “Edeb`ul-Mufred”, nr.1094; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 8/99, nr.7491; Hakimi, “El-Mustedrek”, 2/83, nr.2400 dhe thotë se “hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar”, me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, “Sunenu`l-Kubra”, 9/280, nr.18.538;

-Ibni Haxheri në “Netaixhu`l-Efkar”, 1/174 dhe thotë se hadithi është Hasen;

-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/212, nr.3504 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " ثَلَاثَةٌ فِي ضَمَانِ اللَّهِ: رَجُلٌ خَرَجَ إِلَى مَسْجِدٍ مِنْ مَسَاجِدِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ، وَرَجُلٌ خَرَجَ غَازِيًا فِي سَبِيلِ اللَّهِ، وَرَجُلٌ خَرَجَ حَاجًّا ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Tri persona janë nën mbrojtjen e Allahut (xh.sh.): "Personi i cili niset për të shkuar në një xhami prej xhamive të Allahut xh.sh., personi i cili del si luftëtar në rrugë të Allahut (xh.sh.) dhe personi i cili niset për të kryer haxhin".*[284]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَنْ غَدَا إِلَى المَسْجِدِ وَرَاحَ، أَعَدَّ اللَّهُ لَهُ نُزُلَهُ مِنَ الجَنَّةِ كُلَّمَا غَدَا أَوْ رَاحَ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush shkon në xhami herët në mëngjes dhe në mbrëmje, Allahu (xh.sh.) do t`i përgatis vendosje në Xhenet dhe atë sa herë që shkon në mëngjes ose mbrëmje".*[285]

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (4/150) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

284 Humejdi, "Musned", 2/255, nr.1121; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 9/251;

Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/212, nr.3502 dhe e vlerëson hadithin të dobët;

285 Buhariu, "Sahih", kitab el-Edhani, bab fadli men gada ile`l-mesxhidi ve men raha, nr.662; Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab el-meshji ile`s-salati tumha bihi`l-hataja ve turfeu bihi`d-derexhatu, nr.669; Ahmedi, "Musned", 16/355, nr.10.608; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 7/115, nr.34.611; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 3/229 dhe thotë se hadithi është Sahih; etj.

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ تَطَهَّرَ فِي بَيْتِهِ، ثُمَّ مَشَى إِلَى بَيْتٍ مِنْ بُيُوتِ اللهِ لِيَقْضِيَ فَرِيضَةً مِنْ فَرَائِضِ اللهِ، كَانَتْ خَطْوَتَاهُ إِحْدَاهُمَا تَحُطُّ خَطِيئَةً، وَالْأُخْرَى تَرْفَعُ دَرَجَةً».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush pastrohet dhe merr abdes në shtëpinë e vet dhe pastaj niset drejt shtëpisë së Allahut (xhamisë) për të falur ndonjë farz ose obligim prej obligimeve të Allahut (xh.sh.), me njërin hap i shlyen mëkatet, kurse me tjetrin i lartësohen gradat e shpërblimit".*[286]

عَنْ بُرَيْدَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: «بَشِّرِ الْمَشَّائِينَ فِي الظُّلَمِ إِلَى الْمَسَاجِدِ بِالنُّورِ التَّامِّ يَوْمَ الْقِيَامَةِ».

Nga Burejde (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Përgëzoi ata që ecin në errësirë për të shkuar në xhami, me dritë të plotë në Ditën e Kijametit".*[287]

---

286 Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab el-meshji ile`s-salati tumha bihi`l-hataja ve jurfeu bihi`d-derexhatu, nr.666; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Seferi, bab fadlu`l-meshji ile`l-mesxhidi, nr.603 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab thevabu`t-tuhuri, nr.281; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/348, nr.2620; etj.
Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Esh-Shu`ab", të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;
287 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fil meshji ile`s- salati fi`dh-dhalami, nr.561; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu`l-ishai vel fexhri fi xhemaati, nr.223 dhe thotë se është Garib; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 4/282, nr.4207; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/361, nr.2643;

قَالَ سَهْلُ بْنُ حُنَيْفٍ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ تَطَهَّرَ فِي بَيْتِهِ ثُمَّ أَتَى مَسْجِدَ قُبَاءَ، فَصَلَّى فِيهِ صَلَاةً، كَانَ لَهُ كَأَجْرِ عُمْرَةٍ».

Sehël b. Hunejfi (r.a.) ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush pastrohet në shtëpinë e tij më pas shkon të falet në xhaminë Kuba dhe aty fal ndonjë namaz, do të ketë shpërblim sa është shpërblimi i (kryerjes së) Umres".*[288]

---

-Ibni Xheuzi në "El-Ilelu`l-Mutenahije", 1/406, nr.684 dhe thotë se në zinxhirin e hadithit ka transmetues të panjohur;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/189, nr.3144 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (1/421) dhe thotë se hadithi është Hasen li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Ismail el-Kehalit. Si dhe panjohurisë së Abdullah b. Eusit;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Esh-Shu`ab", të Bejhekiut, thotë se nuk ka ndonjë defekt në zinxhirin e hadithit;
[288] Nesaiu, "Sunen", kitab el-Mesaxhidi, bab fadlu mesxhidi Kubae ve`s-salati fihi, nr.699; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi`s-salati fi mesxhidi Kubae, nr.1412; Ahmedi, "Musned", 25/358, nr.15.981; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/149, nr.7530; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 6/75, nr.5560; Hakimi, "El-Mustedrek", 3/13, nr.4279 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/69, nr.3893; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/416) thotë se është Sahih sipas haditheve dëshmi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës (Shu`ab) të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se e ka zinxhirin Hasen;

**VLERA E NAMAZIT ME XHEMAT**

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " إِذَا قَالَ الإِمَامُ: سَمِعَ اللَّهُ لِمَنْ حَمِدَهُ، فَقُولُوا: اللَّهُمَّ رَبَّنَا لَكَ الحَمْدُ، فَإِنَّهُ مَنْ وَافَقَ قَوْلُهُ قَوْلَ المَلاَئِكَةِ، غُفِرَ لَهُ مَا تَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ ".

Nga Ebu Hurejre r.a. përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të thotë imami `semiallahu limen hamideh`, ju thoni: `Allahumme rabena lekel hamd` sepse fjala e kujt përputhet me fjalën e melekëve, do t`i falen mëkatet e mëparshme".*[289]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " مَنْ صَلَّى لِلَّهِ أَرْبَعِينَ يَوْمًا فِي جَمَاعَةٍ يُدْرِكُ التَّكْبِيرَةَ الأُولَى كُتِبَ لَهُ بَرَاءَتَانِ: بَرَاءَةٌ مِنَ النَّارِ، وَبَرَاءَةٌ مِنَ النِّفَاقِ ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush fal për hir të Allahut (xh.sh.) katërdhjetë ditë namazin me xhematë, duke e kapur prej në tekbirin fillestarë, do t`i shkruhen atij dy mbrojtje: Mbrojtja nga Zjarri dhe mbrojtja nga hipokrizia (dyfytyrësia)".*[290]

---

[289] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edhani, bab fadli Allahume rabbena lekel hamdu, nr.796; Muslimi, "Sahih", kitab es-Salatu, bab et-tesmiu ve`t-tahmidu ve`t-te`minu, nr.409; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab, nr.250 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; etj.

[290] Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi fadli`t-tekbireti`l-ula, nr.241 dhe thotë se hadithi është Mursel; Abdurezaku, "El-Musannef", 1/528, nr.2019; Ahmedi, "Musned", 20/40, nr.12.583; Bejhekiu, "Shu`abu`-Iman", 4/345, nr.2612 dhe thotë se në zinxhir gjendet Habib b. Ebi Thabit, por kjo është gabim, ai duhet të jetë Habib b. Ebi Habib el-Hadhau, Ebu Umejreh;
-Ibni Ebi Hatim thotë se e ka pyetur babanë e tij (Ebu Hatimin) për këtë hadith dhe transmetuesin Habib i cili përcjell prej Enesit, kush

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " إِذَا أَمَّنَ الإِمَامُ، فَأَمِّنُوا، فَإِنَّهُ مَنْ وَافَقَ تَأْمِينُهُ تَأْمِينَ المَلاَئِكَةِ غُفِرَ لَهُ مَا تَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ – وَقَالَ ابْنُ شِهَابٍ – وَكَانَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: آمِينَ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur të thotë imami `amin` thoni edhe ju, sepse amin-i i kujt përputhet me amin-in e melekëve, do t`i falen mëkatet e tij të mëparshme”.*[291]

عَنْ أَبِي ذَرٍّ، قَالَ: صُمْنَا مَعَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ رَمَضَانَ، فَلَمْ يَقُمْ بِنَا شَيْئًا مِنَ الشَّهْرِ حَتَّى بَقِيَ سَبْعٌ، فَقَامَ بِنَا حَتَّى ذَهَبَ ثُلُثُ اللَّيْلِ، فَلَمَّا كَانَتِ السَّادِسَةُ لَمْ يَقُمْ بِنَا، فَلَمَّا كَانَتِ الْخَامِسَةُ قَامَ بِنَا حَتَّى ذَهَبَ شَطْرُ اللَّيْلِ، فَقُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، لَوْ نَفَّلْتَنَا قِيَامَ هَذِهِ اللَّيْلَةِ، قَالَ: فَقَالَ: «إِنَّ الرَّجُلَ إِذَا صَلَّى مَعَ الْإِمَامِ حَتَّى يَنْصَرِفَ حُسِبَ لَهُ قِيَامُ لَيْلَةٍ»...

Nga Ebu Dherr el-Gifari (r.a.) përcillet se ka thënë: “Kemi agjëruar Ramazanin me të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e nuk na fali diçka nga namazi i natës gjatë muajit, derisa mbetën edhe shtatë net. Atëherë na fali namaz nate, derisa kaloi një e treta e natës. Kur ngelën gjashtë net, nuk na fali gjë. Kur mbetën pesë net, u fal me ne, derisa kaloi gjysma e

---

është ky? Ai u përgjigj: “Nuk e di”. (Ibni Ebi Hatim, “Kitabu`l-Ileli”, vëll.2, fq.302-303, nr.387);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Sunenit të Tirmidhiut (1/296, nr.238) për këtë hadith thonë se është i dobët, kurse transmetuesit e këtij zinxhiri janë të besueshëm, por ka fjalë për Habibin;

[291] Buhari-u, “Sahih”, kitab Edhani, bab xhehri`l-imami bi`t-te`mini, nr.780; Muslim-i, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab tesmiu ve`t-tahmidu ve te`minu, nr.410; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ma xhae fi fadli te`min, nr.250 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; etj.

natës. Unë i thashë: "O i Dërguari i Allahut! Sikur të na shtoje faljen nafile gjatë gjithë kësaj nate?" Ai tha: "*Kush falet me imamin deri në fund, atij i llogaritet sikur të jetë falur tërë natën*".[292]

**عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «الصَّلَاةُ فِي جَمَاعَةٍ تَعْدِلُ خَمْسًا وَعِشْرِينَ صَلَاةً، فَإِذَا صَلَّاهَا فِي فَلَاةٍ فَأَتَمَّ رُكُوعَهَا وَسُجُودَهَا بَلَغَتْ خَمْسِينَ صَلَاةً».**

Nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) përcilet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Namazi që fal personi me xhemat është i barabartë me 25 namaze (që fal i vetëm). E nëse ai e fal në një tokë të shkretë, e plotëson rukunë dhe sexhden, atëherë namazi i tij arrin vlerën e 50 namazeve (që i fal i vetëm)"*.[293]

---

292 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi kijami shehri Ramadane, nr.1375; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab ma xhae fi kijami shehri Ramadane, nr.806 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sehvi, bab thevabu men sal-la mea`l-imami hatta jensarife, nr.1363; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi kijami shehri Ramadane, nr.1327; Ahmedi, "Musned", 35/331, nr.21.419; Abdurezaku, "El-Musannef", 4/254, nr.7706; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/164, nr.7695; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 9/432, nr.4042; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/553, nr.3007; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/122, nr.1986 dhe e vlerëson hadithin Hasen;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (2/526) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për zinxhirin e këtij hadithi thotë se i ka transmetuesit të besueshëm;

293 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi fadli`l-meshji ile`s-salati, nr.560; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/226, nr.8390; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/326, nr.753 dhe thotë se hadithi

عَنْ ابْنِ عُمَرَ قَالَ: خَطَبَنَا عُمَرُ بِالجَابِيَةِ فَقَالَ: يَا أَيُّهَا النَّاسُ، إِنِّي قُمْتُ فِيكُمْ كَمَقَامِ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ فِينَا فَقَالَ: «أُوصِيكُمْ بِأَصْحَابِي، ثُمَّ الَّذِينَ يَلُونَهُمْ، ثُمَّ الَّذِينَ يَلُونَهُمْ، ثُمَّ يَفْشُو الكَذِبُ حَتَّى يَحْلِفَ الرَّجُلُ وَلَا يُسْتَحْلَفُ، وَيَشْهَدَ الشَّاهِدُ وَلَا يُسْتَشْهَدُ، أَلَا لَا يَخْلُوَنَّ رَجُلٌ بِامْرَأَةٍ إِلَّا كَانَ ثَالِثَهُمَا الشَّيْطَانُ، عَلَيْكُمْ بِالجَمَاعَةِ وَإِيَّاكُمْ وَالفُرْقَةَ فَإِنَّ الشَّيْطَانَ مَعَ الوَاحِدِ وَهُوَ مِنَ الِاثْنَيْنِ أَبْعَدُ، مَنْ أَرَادَ بُحْبُوحَةَ الجَنَّةِ فَلْيَلْزَمُ الجَمَاعَةَ، مَنْ سَرَّتْهُ حَسَنَتُهُ وَسَاءَتْهُ سَيِّئَتُهُ فَذَلِكَ الْمُؤْمِنُ».

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se ka thënë: “Na ligjëroi Umeri (r.a.) në Xhabije dhe tha: “O ju njerëz! Unë jam ngritur këtu ashtu siç është ngritur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në mesin tonë dhe tha: *“Ju këshilloj që të keni në konsideratë shokët e mi, e pastaj ata që vijnë pas tyre, e më pas atyre pas tyre, pastaj do të shfaqen gënjeshtarët, gjersa të betohet njeriu që nuk është për tu betuar, e do të dëshmojë njeriu pa qenë dëshmitarë, keni kujdes të mos vetmohet njeriu me ndonjë grua, sepse i treti i tyre është shejtani. Ju këshilloj që t`i përmbaheni bashkësisë (xhematit) dhe keni kujdes nga përçarrja, sepse shejtani është me atë që qëndron i vetëm, ndërsa është më larg nga ata që janë dy. Kush dëshiron të banojë në mes të Xhenetit (dhe në*

---

është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/319, nr.2572;

-Zejleiu në “Nasbu`r-Raje”, Muessesetu`r-Rejan, Bejrut, botimi i parë, 1997; 2/23 thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (xhejid);

-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 2/319, nr.5174 dhe e vlerëson hadithin Hasen;

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (1/420) thotë se zinxhiri i hadithit është i fuqishëm, transmetuesit janë të besueshëm, përpos Hilal b. Mejmuni të cilin Ibni Meini e ka konsideruar të besueshëm, Nesaiu ka thënë se nuk ka diç të keqe te ai, kurse Ebu Hatimi thotë se nuk është i fuqishëm, e Ibni Hibani e përmend në veprën e tij për të besueshmit “Eth-Thikat”.

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për zinxhirin e këtij hadithi thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

*vendin më të vlefshëm në të), le t`i përkushtohet xhematit. Kë e kënaq vepra e mirë e tij dhe e brengos vepra e tij e keqe, ai është besimtar”.*[294]

## VLERA E NAMAZIT TË XHUMASË

**عَنْ سَلْمَانَ الفَارِسِيِّ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «لاَ يَغْتَسِلُ رَجُلٌ يَوْمَ الجُمُعَةِ، وَيَتَطَهَّرُ مَا اسْتَطَاعَ مِنْ طُهْرٍ، وَيَدَّهِنُ مِنْ دُهْنِهِ، أَوْ يَمَسُّ مِنْ طِيبِ بَيْتِهِ، ثُمَّ يَخْرُجُ فَلاَ يُفَرِّقُ بَيْنَ اثْنَيْنِ، ثُمَّ يُصَلِّي مَا كُتِبَ لَهُ، ثُمَّ يُنْصِتُ إِذَا تَكَلَّمَ الإِمَامُ، إِلَّا غُفِرَ لَهُ مَا بَيْنَهُ وَبَيْنَ الجُمُعَةِ الأُخْرَى».**

---

[294] Tirmidhiu, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab ma xhae fi luzumi`l-xhema`ati, nr.2165 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ahmedi, “Musned”, 1/268, nr.114; Bezzari, “Bahru`z-Zehhar”, 1/269, nr.166; Tahaviu, “Sherh Mushkili`l-Athar”, 9/334, nr.3718; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 3/204, nr.2929; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/197, nr.387 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit; me të pajtohet edhe Dhehebiu;
-Mul-la Ali el-Kariu në “Mirkatu`l-Mefatih sherh Mishkatu`l-Mesabih”, 11/159, nr.6012 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Ibrahim b. Hasen, prej të cilit nuk transmetojnë Buhariu dhe Muslimi, por ai është i besueshëm;
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 5/225, nr.9140 dhe thotë: “E transmeton Taberani në “el-Euset”, por në zinxhirin (e Taberanit) gjendet Abdullah b. Ibrahim b. Abdullah b. Halid el-Misisiju i cili është i refuzuar”;
-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/166, nr.2795 dhe e vlerëson Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit, përpos Ali b. Is`hakut, prej të cilit transmeton Tirmidhiu dhe është i besueshëm;

Nga Selman el-Farisiu (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk ndodhë të lahet dikush në ditën e xhuma dhe pastrohet sa më mirë që është e mundur, i lyen flokët me vaj ose parfumohet me parfumin që i gjendet në shtëpinë e tij, më pas del (për në xhami) dhe nuk i ndan dy vetë (në saff), pastaj fal atë që i është përcaktuar, më pas hesht deri sa imami e mbaron hutben, i falet ajo që e ka bërë ndërmjet kësaj dhe xhumasë së kaluar”*.[295]

أَبَا سَعِيدٍ الْخُدْرِيَّ حَدَّثَهُ إِنَّهُ سَمِعَ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: "خَمْسٌ مَنْ عَمِلَهُنَّ فِي يَوْمٍ كَتَبَهُ اللَّهُ مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ: مَنْ عَادَ مَرِيضًا، وَشَهِدَ جَنَازَةً، وَصَامَ يَوْماً، وَرَاحَ يَوْمَ الْجُمُعَةِ، وَأَعْتَقَ رَقَبَةً ".

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: “*Kush i bën gjatë një dite pesë gjëra, Allahu (xh.sh.) do ta shkruajë nga banorët e Xhenetit: “Kush viziton të sëmurin, prezanton në xhenaze, agjëron një ditë, shkon në xhuma dhe liron një rob”*.[296]

---

[295] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Xhumu`atu, bab ed-duhni li`l-xhumuati, nr. 883; Darimiju, “Sunen”, kitab es-Salati, bab fi fadli`l-xhumuati ve`l-gusli ve`t-tijbi fiha, nr.1582; Ahmedi, “Musned”, 39/113, nr.23.710; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 1/304, nr.457; Bezzari, “Bahru`z-Zehhar”, 6/472, nr.2504; Tahaviu, “Sherh Mushkili`l-Athar”, 1/369, nr.2169; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 6/271, nr.6189; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/412, nr.1028 dhe thotë se zinxhiri ka zinxhirin Sahih; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut, transmetuesit janë të besueshëm;
[296] Ebu Ja`la, “Musned”, fq.251, nr.1044; Ibni Hibani, “Sahih”, sipas radhitjes së Ibni Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, vëll.7, fq.6, nr.2771; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/437, nr.2778; etj.

## VLERA E NAMAZIT TË XHENAZES

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «مَنِ اتَّبَعَ جَنَازَةَ مُسْلِمٍ، إِيمَانًا وَاحْتِسَابًا، وَكَانَ مَعَهُ حَتَّى يُصَلَّى عَلَيْهَا وَيَفْرُغَ مِنْ دَفْنِهَا، فَإِنَّهُ يَرْجِعُ مِنَ الأَجْرِ بِقِيرَاطَيْنِ، كُلُّ قِيرَاطٍ مِثْلُ أُحُدٍ، وَمَنْ صَلَّى عَلَيْهَا ثُمَّ رَجَعَ قَبْلَ أَنْ تُدْفَنَ، فَإِنَّهُ يَرْجِعُ بِقِيرَاطٍ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush e shoqëron xhenazen e një muslimani me besim dhe shpresë (në shpërblim) dhe qëndron me të derisa t`ia fal namazin e xhenazes dhe kthehet pas varrimit të tij, do të kthehet duke pasur shpërblim dy kirate. Çdo kirat është sa kodra e Uhudit. E kush ia fal vetëm namazin (e xhenazes) dhe kthehet para se ta varrosin, ai do të kthehet me një kirat (shpërblim)*".[297]

---

Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/169, nr.3027 thotë: "E transmeton Ebu Ja`la dhe transmetuesit janë të besueshëm".
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/242, nr.3962 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është i fuqishëm (kavij);
297 Buhari, "Sahih", kitab el-Imanu, bab ittibau`l-xhenaizi mine`l-imani, nr.47; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab fadlu`s-salati ale`l-xhenazeti ve`t-tibaiha, nr.945; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab fadlu`s-salati ale`l-xhenaizi, nr.3168; Tirmidhi, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi fadli`s-salati ale`l-xhenazeti, nr.1042 dhe thotë se është Hasenun-Sahih, si dhe se ky hadith përcillet edhe nga Berau, Abdullah b. Mugafel, Abdullah b. Mes`udi, Ebu Seidi, Ubejje ibni Ka`bi, Ibni Umeri dhe Theubani; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab theuabu men sal-la ala xhinazetin, nr.1996-99; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab thevabi men sal-la ala xhinazetin, nr.1539; Ahmedi, "Musned", 13/123, nr.7690;
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm;

عَنْ مَالِكِ بْنِ هُبَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَا مِنْ مُسْلِمٍ يَمُوتُ فَيُصَلِّي عَلَيْهِ ثَلَاثَةُ صُفُوفٍ مِنَ الْمُسْلِمِينَ، إِلَّا أَوْجَبَ».

Nga Malik b. Hubejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka musliman që vdes dhe t`ia falin atij (namazin e xhenazes) tre safe me musliman, përpos se bëhet obligim (për të Xheneti ose falja)".*[298]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَنْ صَلَّى عَلَيْهِ مِائَةٌ مِنَ الْمُسْلِمِينَ غُفِرَ لَهُ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kujt ia falin (namazin e xhenazes) 100 musliman, atij do t`i falen (mëkatet)".*[299]

---

[298] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab fi`s-sufufi alel-xhenazeti, nr.3166; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab es-salatu ale`l-xhenazeti ve`sh-shefa`atu li`l-mejjiti, nr.1030 dhe thotë se është Hasen si dhe se në këtë temë përcillet edhe prej Aishes r.a.h., Ummi Habibes r.a.h., Ebu Hurejres r.a. dhe Mejmunes r.a.h. bashkëshortja e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fijmen sal-la alejhi xhema`atun minel muslimine, nr.1490; Ahmed-i, "Musned", 27/281, nr.16.724; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 3/13, nr.11.625; Hakim-i, "Mustedrek", 1/516, nr.1341 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit" e me të pajtohet Dhehebiu;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i Muhamed b. Is`hakut i cili është *mudelis* dhe ka bërë *`anan`* e me këtë veçohet, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues që gjenden tek dy shejhët (Buhariu dhe Muslimi)..".

[299] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fijmen sal-la alejhi xhema`atun minel muslimine, nr.1488; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 3/13, nr.11.624; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 1/245, nr.269; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 7/208; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/450, nr.8815; etj.

عَنْ عَائِشَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَا مِنْ مَيِّتٍ تُصَلِّي عَلَيْهِ أُمَّةٌ مِنَ الْمُسْلِمِينَ يَبْلُغُونَ مِائَةً، كُلُّهُمْ يَشْفَعُونَ لَهُ، إِلَّا شُفِّعُوا فِيهِ».

Nga Aishja (r.a.h.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka të vdekur, që ia falin namazin e xhenazes një grup i myslimanëve, numri i të cilëve arrin njëqind (100) dhe të gjithë kërkojnë falje për të, e që të mos pranohet kërkimi i faljes së tyre për të"*.[300]

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَبَّاسٍ، أَنَّهُ مَاتَ ابْنٌ لَهُ بِقُدَيْدٍ – أَوْ بِعُسْفَانَ – فَقَالَ: يَا كُرَيْبُ، انْظُرْ مَا اجْتَمَعَ لَهُ مِنَ النَّاسِ، قَالَ: فَخَرَجْتُ، فَإِذَا نَاسٌ قَدِ اجْتَمَعُوا لَهُ، فَأَخْبَرْتُهُ، فَقَالَ: تَقُولُ هُمْ أَرْبَعُونَ؟ قَالَ: نَعَمْ، قَالَ: أَخْرِجُوهُ، فَإِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ،

---

-Busiri-u në "Zevaid" për hadithin që e shënon Ibni Maxheh thotë: "Përcillet edhe nga Aishja r.a.h. ngjashëm me këtë, e shënohet nga Tirmidhiu dhe Nesai-u. Zinxhiri është Sahih kurse transmetuesit janë prej atyre që gjenden edhe në dy Sahih-et";

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/532, nr.8816 dhe e vlerëson hadithin të dobët (Daif);

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/461) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se e ka zinxhirin Sahih;

300 Muslim-i, "Sahih", kitabu`l-Xhenaizu, bab men sal-la alejhi mietun shuffiu fihi, nr.947; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab es-salatu ale`l-xhenazeti vesh-shefa`atu lil mejiti, nr.1031 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab fadlu men sal-la alejhi mietun, nr.1991; Ahmedi, "Musned", 21/315, nr.13.804; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 3/13, nr.11.622; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 1/242, nr.264; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/144, nr.6039; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/447, nr.8811; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

يَقُولُ: «مَا مِنْ رَجُلٍ مُسْلِمٍ يَمُوتُ، فَيَقُومُ عَلَى جَنَازَتِهِ أَرْبَعُونَ رَجُلًا، لَا يُشْرِكُونَ بِاللهِ شَيْئًا، إِلَّا شَفَّعَهُمُ اللهُ فِيهِ».

Nga Abdullah ibni Abbasi (r.a.) përcillet se i kishte vdekur djali në Kedejde ose Usfan (Këto janë dy vende që gjenden në mes Mekes dhe Medines) dhe tha: "O Kurejbe, shiko sa njerëz janë tubuar në xhenazen e tij?" Ka thënë: "Kam dalë dhe kam shikuar se njerëzit janë tubuar për shkak të xhenazes së tij. Lajmërova për të dhe tha: "A thua janë katërdhjetë?" I thash: "Po". Ai tha: "Nxirrne atë! Me të vërtetë kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: "*Nuk ndodh të vdes një musliman, e që xhenazen e tij ta falin katërdhjetë (40) njerëz, të cilët nuk i përshkruajnë shok Allahut asgjë, e që Allahu (xh.sh.) mos t`ua pranojë ndërmjetësimin (lutjen) e tyre për të*".[301]

عَنْ أَنَسٍ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " مَا مِنْ مُسْلِمٍ يَمُوتُ فَيَشْهَدُ لَهُ أَرْبَعَةٌ أَهْلُ أَبْيَاتٍ مِنْ جِيرَانِهِ الْأَدْنَيْنَ، إِلَّا قَالَ: قَدْ قَبِلْتُ عِلْمَكُمْ فِيهِ، وَغَفَرْتُ لَهُ مَا لَا تَعْلَمُونَ ".

---

301 Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab men sal-la alejhi erbeune shuffiu fihi, nr.948; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab fadlu`s-salati ale`l-xhenaizi, nr.3170; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fimen sal-la alejhi xhema`atun mine`l-muslimine, nr.1489; Ahmedi, "Musned", 4/307, nr.2509; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 1/245, nr.271; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/368, nr.8898; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/448, nr.8812; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është i mirë (xhejid);
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se e ka zinxhirin Sahih;

Nga Enes b. Maliku (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"S`ka musliman që vdes dhe pastaj për të, të dëshmojnë katër persona nga fqinjët e tij të afërt (se është i mirë), e të mos thotë (Zoti):* ***"Unë ua pranova dijen tuaj për të, kurse ia kam falur atë që ju nuk e dinit për të".***[302]

سَمِعْتُ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، يَقُولُ: مَرُّوا بِجَنَازَةٍ، فَأَثْنَوْا عَلَيْهَا خَيْرًا، فَقَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «وَجَبَتْ» ثُمَّ مَرُّوا بِأُخْرَى فَأَثْنَوْا عَلَيْهَا شَرًّا، فَقَالَ: «وَجَبَتْ» فَقَالَ عُمَرُ بْنُ الخَطَّابِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: مَا وَجَبَتْ؟ قَالَ: «هَذَا أَثْنَيْتُمْ عَلَيْهِ خَيْرًا، فَوَجَبَتْ لَهُ الجَنَّةُ، وَهَذَا أَثْنَيْتُمْ عَلَيْهِ شَرًّا، فَوَجَبَتْ لَهُ النَّارُ، أَنْتُمْ شُهَدَاءُ اللَّهِ فِي الأَرْضِ».

Nga Enes b. Maliku r.a. i cili ka thënë: "Pranë të Dërguarit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka kaluar një *xhenaze* dhe është përmendur për të mirë, kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"E meritoi"*. Pastaj, pranë tij kaloi një tjetër *xhenaze* dhe u përmend për të keq, e ai tha përsëri tre herë: *"E meritoi"*. Umeri radijeAllahu anhu tha: "Çka meritoi?" Ai tha: *"Këtë e*

---

302 Ahmed-i, "Musned", 21/174, nr.13.541; Ibni Hiban-i, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", 7/295 nr.3026; Hakim-i, "Mustedrek", 1/534, nr.1398 dhe thotë se "ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit", e me këtë pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 9/252; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/110, nr.9121;
Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/4, nr.3960 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi dhe Ebu Ja`la, ndërsa transmetuesit e Ahmedit janë transmetues të cilët gjenden në dy Sahihet";
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmedit, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i Mu`mel b. Ismailit i cili ka pasur memorie të dobët, me këtë mënyrë nuk është e ruajtur përmes Enesit r.a.;
Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se hadithi është Hasen;

*përmendët për të mirë, e ai e meritoi Xhenetin. Këtë e përmendët për të këqija, ai e meritoi Zjarrin. Ju jeni dëshmitarët e Allahut në tokë".*[303]

عَنْ أَبِي الأَسْوَدِ، قَالَ: أَتَيْتُ المَدِينَةَ وَقَدْ وَقَعَ بِهَا مَرَضٌ وَهُمْ يَمُوتُونَ مَوْتًا ذَرِيعًا، فَجَلَسْتُ إِلَى عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، فَمَرَّتْ جَنَازَةٌ، فَأُثْنِيَ خَيْرًا، فَقَالَ عُمَرُ: وَجَبَتْ، ثُمَّ مُرَّ بِأُخْرَى، فَأُثْنِيَ خَيْرًا، فَقَالَ: وَجَبَتْ، ثُمَّ مُرَّ بِالثَّالِثَةِ، فَأُثْنِيَ شَرًّا، فَقَالَ: وَجَبَتْ، فَقُلْتُ: وَمَا وَجَبَتْ يَا أَمِيرَ المُؤْمِنِينَ؟ قَالَ: قُلْتُ كَمَا قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «أَيُّمَا مُسْلِمٍ شَهِدَ لَهُ أَرْبَعَةٌ بِخَيْرٍ أَدْخَلَهُ اللَّهُ الجَنَّةَ» ، قُلْنَا: وَثَلاَثَةٌ، قَالَ: «وَثَلاَثَةٌ» ، قُلْتُ: وَاثْنَانِ، قَالَ: «وَاثْنَانِ» ، ثُمَّ لَمْ نَسْأَلْهُ عَنِ الوَاحِدِ ».

Nga Ebu`l-Esvedi, i cili thotë: "Erdha në Medine dhe u ula afër Umer b. Hattabit r.a., ndërsa njerëzit bartnin një xhenaze. Të pranishmit folën mirë për të, Umeri (r.a.) tha: "U bë obligim". Më pas kaloi edhe një xhenaze për të cilën folën mirë për të, e ai tha: "U bë obligim". Më pas kaluan me xhenazen e tretë, e për të folën keq, e ai tha: "U bë obligim". Atëherë e pyeta: "O prijës i besimtarëve! E çka iu bë obligim?" Ai tha: "Unë thash, ashtu si ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

---

303 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab thenai`n-nasi ale`l-mejjiti, nr.1367; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab fijmen juthna alejhi hajrun eu sherrun minel meuta, nr.949; Tirmidhiu, "Sunen", el-Xhenaizi, bab ma xhae fi`th-thenai`l-haseni ale`l-mejjiti, nr.1058 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih dhe se në këtë temë përcillet edhe prej Umerit, Ka`b bin Uxhres dhe Ebu Hurejres; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab eth-thenau, nr.1928; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi`th-thenai ale`l-mejjiti, nr.1491; Ahmedi, "Musned", 20/269, nr.12.938; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 8/353, nr.3303; Hakimi, "Mustedrek", 1/533, nr.1397 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por nuk e ka shënuar me këto fjalë", me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/291; etj.

*“Për cilindo musliman, që dëshmojnë katër vetë se është i mirë, Allahu (xh.sh.) do ta çoj në Xhenet!”* Ne i thamë: “Edhe tre?” *Tha: “Edhe tre!”* Pastaj thamë: “E dy?” Tha: *“Edhe dy!”* Pastaj më nuk e pyetëm për një dëshmitarë”.[304]

## VLERA E PËRGATITJES SË XHENAZES

عَنْ أَبِي رَافِعٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ غَسَّلَ مَيِّتًا فَكَتَمَ عَلَيْهِ غُفِرَ لَهُ أَرْبَعِينَ مَرَّةً، وَمَنْ كَفَّنَ مَيِّتًا كَسَاهُ اللَّهُ مِنَ السُّنْدُسِ، وَإِسْتَبْرَقِ الْجَنَّةِ، وَمَنْ حَفَرَ لِمَيِّتٍ قَبْرًا فَأَجَنَّهُ فِيهِ أُجْرِيَ لَهُ مِنَ الْأَجْرِ كَأَجْرِ مَسْكَنٍ أُسْكِنَهُ إِلَى يَوْمِ الْقِيَامَةِ».

Nga Ebu Rafi` (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Kush e lanë të vdekurin dhe për të nuk flet asgjë, i fsheh të gjitha ato që ka parë tek ai, Allahu do t`ia fal mëkatet katërdhjetë herë më tepër, ndërsa kush e mbështjell të vdekurin me qefin, Allahu (xh.sh.) atë do ta vesh me rroba Xheneti, të gjelbërta prej mëndafshi të hollë dhe armaçi. Ai që hap varrin për ta*

---

304 Buhariu, “Sahih”, kitab esh-Shehadatu, bab ta`dili kem jexhuzu, nr.2643; Nesaiu, “Sunen”, kitab el-Xhenaizi, bab eth-thenau, nr.1934; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi`th-thenail-haseni ale`l-mejjiti, nr.1059 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, “Musned”, 1/286, nr.139; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 3/47, nr.11.996; Tahaviu, “Sherh Mushkili`l-Athar”, 8/357, nr.3308; etj.
-Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/178, nr.2975 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit, përpos Davud b. Ebi Furat, i cili është sipas kushteve të Buhariut;

*mbuluar të vdekurin, Allahu do t`ia llogarisë shpërblim sikur t`ia kishte ndërtuar një shtëpi në të cilën ka banuar deri në Ditën e Gjykimit".*[305]

عَنْ عَلِيٍّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ غَسَّلَ مَيِّتًا، وَكَفَّنَهُ، وَحَنَّطَهُ، وَحَمَلَهُ، وَصَلَّى عَلَيْهِ، وَلَمْ يُفْشِ عَلَيْهِ مَا رَأَى، خَرَجَ مِنْ خَطِيئَتِهِ، مِثْلَ يَوْمِ وَلَدَتْهُ أُمُّهُ».

Nga Aliu (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lanë të vdekurin, e mbështjell me qefin, e parfumos atë, e bartë kufomën dhe ia fal namazin (e xhenazes) atij, si dhe nuk ia zbulon gjërat që ka parë tek ai, do të del nga mëkatet dhe do të jetë sikur ditën kur e ka lindur nëna e tij".*[306]

---

305 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 1/315, nr.929; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/506, nr.1307 e ky tekst është i tij, dhe thotë se "hadithi është sahih sipas kushteve të imam Muslimit" dhe me këtë pajtohet Dhehebiu; Bejhekiu, "Sunen`ul-Kubra", 3/554, nr.6655; etj.
Hejthemiu në "Mexhmeu`u-Zevaid", 3/21, nr.4068 thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir", kurse transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet";

306 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi gasli`l-mejjiti, nr.1462;
-Busiriu në "Zevaid" thotë: "Zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, në të gjendet Amër b. Halid, të cilin e kanë përgënjeshtruar Ahmedi dhe Ibni Meini";
-Zejleiu në "Nasbu`r-Raje", 2/257 dhe thotë: "Në zinxhir është Amër b. Halid i cili është akuzuar për falsifikim";
-Ibni Xheuzi në "El-Ilelu`l-Mutenahije", 2/897, nr.1496 dhe thotë se hadithi nuk është Sahih, Ahmed b. Hanbeli thotë se Ubade b. Kethiri ka gënjyer për hadithe të cilat nuk i ka dëgjuar. Jahja ka thënë për të se ai nuk është asgjë në hadith. Buhariu dhe Nesaiu thonë se ai është i refuzuar.
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të ibni Maxhes (2/447) thotë se zinxhiri i hadithit është shumë i dobët (vahin) sepse në zinxhir gjenden Amër b. Halid dhe Ubade b. Kethiri, që të dy janë të refuzuar;

## VLERA E NAMAZIT TË NATËS

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ سَلَامٍ، قَالَ: لَمَّا قَدِمَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ الْمَدِينَةَ انْجَفَلَ النَّاسُ إِلَيْهِ، وَقِيلَ: قَدِمَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ، فَجِئْتُ فِي النَّاسِ لِأَنْظُرَ إِلَيْهِ، فَلَمَّا اسْتَبَنْتُ وَجْهَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ عَرَفْتُ أَنَّ وَجْهَهُ لَيْسَ بِوَجْهِ كَذَّابٍ وَكَانَ أَوَّلُ شَيْءٍ تَكَلَّمَ بِهِ أَنْ قَالَ: يَا أَيُّهَا النَّاسُ أَفْشُوا السَّلَامَ، وَأَطْعِمُوا الطَّعَامَ، وَصِلُوا الْأَرْحَامَ، وَصَلُّوا بِاللَّيْلِ، وَالنَّاسُ نِيَامٌ، تَدْخُلُوا الْجَنَّةَ بِسَلَامٍ».

Nga Abdullah b. Selami (r.a.) përcillet se ka thënë: “Kur arriti i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medine, njerëzit vraponin pas tij, duke thënë: “Arriti i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem!” edhe unë shkova me njerëzit që ta shoh atë. Posa e vëzhgova në fytyrë, e kuptova se ajo nuk është fytyrë gënjeshtari. Fjalët e para që dëgjova prej tij, ishin: “*O njerëz! Përhapeni selamin, ushqeni të tjerët me ushqim, mbani lidhjet farefisnore dhe faluni natën kur njerëzit flenë, do të hyni në Xhenet në paqe”.*[307]

---

[307] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Et`imeti, bab it`ami`t-ta`ami, nr.3251; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 42, nr.2485 dhe thotë se ky hadith është Sahih; Darimiju, “Sunen”, kitab El-Isti`dhani, bab fi ifshai`s-selami, nr.2674; Ahmedi, “Musned”, 39/201, nr.23.784; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 5/217, nr.25.389; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 5/313, nr.5410; Hakimi, “El-Mustedrek”, 3/14, nr.4283 dhe thotë se “hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar”; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 5/57, nr.3090; etj.
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/397) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;
Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm;

عَنْ جابرٍ، قَالَ: سَمِعْتُ النَّبِيَّ ﷺ، يَقُولُ: «إِنَّ فِي اللَّيْلِ لَسَاعَةً لَا يُوَافِقُهَا رَجُلٌ مُسْلِمٌ، يَسْأَلُ اللهَ خَيْرًا مِنْ أَمْرِ الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ، إِلَّا أَعْطَاهُ إِيَّاهُ، وَذَلِكَ كُلَّ لَيْلَةٍ».

Nga Xhabiri (r.a.) përcillet se ka thënë: "E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë: "*Gjatë natës, ekziston një moment që nuk ndodhë njeriu musliman të kërkon në të diçka prej Allahut (xh.sh.) nga të mirat e kësaj bote ose botës tjetër, e ajo të mos i jepet. Dhe kjo është gjatë çdo nate".*[308]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " يَنْزِلُ رَبُّنَا تَبَارَكَ وَتَعَالَى كُلَّ لَيْلَةٍ إِلَى السَّمَاءِ الدُّنْيَا حِينَ يَبْقَى ثُلُثُ اللَّيْلِ الآخِرُ يَقُولُ: مَنْ يَدْعُونِي، فَأَسْتَجِيبَ لَهُ مَنْ يَسْأَلُنِي فَأُعْطِيَهُ، مَنْ يَسْتَغْفِرُنِي فَأَغْفِرَ لَهُ ".

Nga Ebu Hurejre r.a. përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Vërtet, Zoti tebareke ve teala zbret çdo natë në qiellin e kësaj bote, kur mbetet pjesa e tretë e natës, dhe thotë:* ***"A ka dikush që më lutet, që t`i përgjigjem atij? A ka dikush që kërkon prej Meje, që t`i jap? A ka dikush që më kërkon falje, e t`ia fal atij?"****.*[309]

---

308 Muslim-i, "Sahih", kitab es-Salatu, bab fi`l-lejli sa`atun mustexhabun fihe`d-duau, nr.757; Ahmedi, "Musned", 22/255, nr.14.355; Ibni Hibani në "Sahih" sipas radhitjes së Ibën Belbanit në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", 6/301, nr.2561; Taberani, "Mu`xhemu`s-Sagir", 2/96, nr.848; etj.
-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/141, nr.2331 dhe thotë se hadithi është Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës "Ihsan" të Ibni Belbanit, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit;
309 Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tehexhudi bi`l-lejli, bab ed-duai fi`s-salati min ahiri`l-lejli, nr.1145; Muslim-i, "Sahih", kitab es-Salatu, bab et-tergibu fi`d-duai ve`dh-dhikri fi ahiri`l-lejli, nr.758; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Salati, bab ejju`l-lejli efdalu, nr.1315;

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ أَنَّهُ قَالَ: «عَلَيْكُمْ بِقِيَامِ اللَّيْلِ فَإِنَّهُ دَأَبُ الصَّالِحِينَ قَبْلَكُمْ، وَهُوَ قُرْبَةٌ إِلَى رَبِّكُمْ، وَمَكْفَرَةٌ لِلسَّيِّئَاتِ، وَمَنْهَاةٌ لِلإِثْمِ».

Nga Ebu Umame (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ju këshilloj (që të keni kujdes të falni) namazin e natës, sepse kjo është tradita e njerëzve të devotshëm që ishin para jush, është afrim me Zotin tuaj, është shlyes i të këqijave dhe parandalon nga mëkatet"*.[310]

---

Tirmidhi-u, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi nuzuli`rabbi..., nr.446 dhe thotë se është hadith Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikameti`s-Salati, bab ma xhae fi eji sa`ati`l-lejli efdalu, nr.1366; Maliku, "Muvetta", kitab es-Salatu, bab ma xhae fi`d-duai, nr.570; Darimij-u, "Sunen", kitab es-Salati, bab jenzilull-llahu ile`s-semai`d-dunja, nr.1478-79; Ahmed-i, "Musned", 13/34, nr.7592; Abdurezaku, "El-Musannef", 1/555, nr.2106; etj.
-Busiri-u thotë se me zbritje nënkuptohet dituria e Zotit.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih;
[310] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`vati, bab et-tergibi fi kijami`l-lejli, nr.3560 dhe thotë për hadithin e Bilalit se është Garib, kurse hadithi nga Ebu Umame është më i saktë; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 3/311, nr.3253; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/451, nr.1156 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhariut, por ai nuk e ka shënuar; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/251, nr.3519 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir" dhe në "El-Euset", por thotë se në zinxhir gjendet Abdullah b. Salih, Abdulmelik b. Shuajb thotë se është i besueshëm, por e kanë konsideruar të dobët shumica e dijetarëve;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/344, nr.5573 dhe e vlerëson si hadith Sahih;
-Në zinxhirin e hadithit gjendet Muavije b. Salihu, për të cilin ka pasur mendime të ndryshme. Ahmed b. Hanbeli thotë se është i besueshëm. Kështu e vlerëson edhe Jahja b. Meini, Ixhli, Nesaiu, Ebu Zur`a dhe Abdurahman b. Mehdiu. Jahja b. Seidi nuk ka qenë i kënaqur me të dhe ka thënë se në këtë kohë nuk marrim prej tij bile as një shkronjë. Ebu Hatimi thotë se shkruhet prej tij hadithi, por

عَنْ عَلِيٍّ قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «إِنَّ فِي الجَنَّةِ غُرَفًا تُرَى ظُهُورُهَا مِنْ بُطُونِهَا وَبُطُونُهَا مِنْ ظُهُورِهَا» ، فَقَامَ أَعْرَابِيٌّ فَقَالَ: لِمَنْ هِيَ يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ: «لِمَنْ أَطَابَ الكَلَامَ، وَأَطْعَمَ الطَّعَامَ، وَأَدَامَ الصِّيَامَ، وَصَلَّى بِاللَّيْلِ وَالنَّاسُ نِيَامٌ».

Nga Aliu (r.a.) përcillet se ka thënë: "Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Vërtet, në Xhenet ka dhoma, pjesa e jashtme e të cilëve shihet prej brenda dhe pjesa e brendshme, shihet prej jashtë!"*. Një beduin tha: "Për kë janë (përgatitur) ato, o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: "*Ato janë për ata që flasin mirë, i ushqejnë të tjerët, vazhdojnë me agjërim dhe falen natën, derisa të tjerët flenë"*.[311]

---

nuk argumentohet me të. (shih më tepër për këtë transmetues në: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 28/186-194, nr.6058)

[311] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi kauli`l-ma`rufi, nr.1984 dhe thotë se ky hadith është Garib; Ahmedi, "Musned", 2/449, nr.1338; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/248, nr.25.743; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 2/281, nr.702; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/57, nr.3089;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmedit, thonë se hadithi është Hasenun li gajrihi, por zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për zinxhirin e këtij hadithi thotë se është i dobët;
-Në zinxhirin e hadithit gjendet Abdurahman b. Is`haku, për të cilin dijetarët kanë shprehur kritika. Ahmed b. Hanbeli thotë se ai nuk është asgjë, është i refuzuar në hadith. Jahja b. Meini thotë se është i dobët, nuk është asgjë. Ibni Sa`di, Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibni Hibani kanë thënë se është i dobët. Buhariu thotë se duhet të shikohet (hadithi prej tij), ndërsa Ebu Zur`a thotë se nuk është i fortë. Ebu Hatimi thotë se është i dobët në hadith, i refuzuar në hadith, shkruhet hadithi prej tij, por nuk argumentohet me të. Ibni Huzejme thotë se nuk argumentohet me hadithet e tij. (Shih më shumë për këtë transmetues në: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 16/515-518, nr.3754).

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِ، يَبْلُغُ بِهِ النَّبِيَّ ﷺ، قَالَ: «مَنْ أَتَى فِرَاشَهُ وَهُوَ يَنْوِي أَنْ يَقُومَ يُصَلِّي مِنَ اللَّيْلِ فَغَلَبَتْهُ عَيْنَاهُ حَتَّى أَصْبَحَ كُتِبَ لَهُ مَا نَوَى وَكَانَ نَوْمُهُ صَدَقَةً عَلَيْهِ مِنْ رَبِّهِ عَزَّ وَجَلَّ».

Nga Ebu Derda (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush shkon në shtratin e tij duke pasur për qëllim që të zgjohet natën për t`u falur, por e mbizotëron gjumi deri në mëngjes, do t`i shkruhet atij ajo që kishte për qëllim, kurse gjumi do të jetë për të sadaka nga ana e Zotit xh.sh.".*[312]

## VLERA E NAMAZIT DUHA

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ صَلَّى الضُّحَى ثِنْتَيْ عَشْرَةَ رَكْعَةً، بَنَى اللَّهُ لَهُ قَصْرًا مِنْ ذَهَبٍ فِي الْجَنَّةِ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) i cili thotë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke

312 Nesai-u, "Sunen", kitab Kijami`l-lejli ve tetavu`i-n-nehari, bab men eta firashehu ve huve jenvi`l-kijame fe name, nr.1787; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fimen name an hizbihi minel-lejli, nr.1344; Abdurezaku, "El-Musannef", 2/500, nr.4224; Ibni Hibani në "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 6/323, nr.2588; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/455, nr.1170 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/506, nr.8286 dhe e vlerëson hadithin të mirë (Hasen);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/368) thotë se hadithi është Hasen, transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm,

thënë: *"Kush i fal 12 rekate të namazit Duha, Allahu (xh.sh.) do t`ia ndërtojë në Xhenet një pallat prej ari".*[313]

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ حَافَظَ عَلَى شُفْعَةِ الضُّحَى غُفِرَ لَهُ ذُنُوبُهُ وَإِنْ كَانَتْ مِثْلَ زَبَدِ الْبَحْرِ».**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush i fal rregullisht dy rekate namaz Duha, do t`i falen gjynahet edhe nëse janë sa shkuma e detit".*[314]

**عَنْ أَبِي مُوسَى قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ صَلَّى الضُّحَى أَرْبَعًا، وَقَبْلَ الْأُولَى أَرْبَعًا بُنِيَ لَهُ بِهَا بَيْتٌ فِي الْجَنَّةِ».**

---

313 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Vitri, bab ma xhae fi salati`d-duha, nr.473 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi salati`d-duha, nr.1380; Taberani, "Mu`xhemu`s-Sagir", 1/305, nr.506; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/392) dhe thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i panjohurisë së Musa b. Enesit;
314 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Vitri, bab ma xhae fi salati`d-duha, nr.476; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi salati`d-duha, nr.1382; Ahmed-i, "Musned", 15/446, nr.9716; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/172, nr.7784; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit në verifikim të këtij hadithi, thonë se ky hadith ka zinxhir të dobët shkaku se aty gjendet Nehhas b. Kahmi, i cili është i dobët dhe po ashtu gjendet Shedad Ebu Ammari, i cili nuk ka dëgjuar prej Ebu Hurejres.
-Në zinxhir gjendet Nehhas b. Kahmi, të cilin Jahja b. Seidi e ka konsideruar të dobët. Ebu Hatimi thotë se nuk është asgjë. Jahja bin Meini dhe Nesaiu thonë se është i dobët. Ebu Davudi thotë se nuk është i fuqishëm. (shih për këtë transmetues në: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 30/28-31, nr.6482);

Nga Ebu Musa (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e fal namazin e Duhasë katër rekate dhe para të parave fal katër, i ndërtohet atij një shtëpi në Xhenet"*.[315]

## VLERA E NAMAZIT TË TESBIHUT

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ لِلْعَبَّاسِ بْنِ عَبْدِ الْمُطَّلِبِ: " يَا عَبَّاسُ يَا عَمَّاهُ أَلَا أُعْطِيكَ، أَلَا أَمْنَحُكَ، أَلَا أَحْبُوكَ، أَلَا أَفْعَلُ لَكَ عَشْرَ خِصَالٍ، إِذَا أَنْتَ فَعَلْتَ ذَلِكَ غَفَرَ اللَّهُ لَكَ ذَنْبَكَ أَوَّلَهُ وَآخِرَهُ وَقَدِيمَهُ وَحَدِيثَهُ وَخَطَأَهُ وَعَمْدَهُ وَصَغِيرَهُ وَكَبِيرَهُ وَسِرَّهُ وَعَلَانِيَتَهُ عَشْرُ خِصَالٍ: أَنْ تُصَلِّيَ أَرْبَعَ رَكَعَاتٍ تَقْرَأُ فِي كُلِّ رَكْعَةٍ بِفَاتِحَةِ الْكِتَابِ وَسُورَةٍ، فَإِذَا فَرَغْتَ مِنَ الْقِرَاءَةِ فِي أَوَّلِ رَكْعَةٍ قُلْتَ وَأَنْتَ قَائِمٌ، سُبْحَانَ اللَّهِ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ وَلَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَاللَّهُ أَكْبَرُ، خَمْسَ عَشْرَةَ مَرَّةً، ثُمَّ تَرْكَعُ فَتَقُولُ، وَأَنْتَ رَاكِعٌ عَشْرًا، ثُمَّ تَرْفَعُ رَأْسَكَ مِنَ الرُّكُوعِ فَتَقُولُهَا عَشْرًا، ثُمَّ تَهْوِي سَاجِدًا فَتَقُولُهَا وَأَنْتَ سَاجِدٌ عَشْرًا، ثُمَّ تَرْفَعُ رَأْسَكَ مِنَ السُّجُودِ فَتَقُولُهَا عَشْرًا، ثُمَّ تَسْجُدُ فَتَقُولُهَا عَشْرًا، ثُمَّ تَرْفَعُ رَأْسَكَ مِنَ السُّجُودِ فَتَقُولُهَا عَشْرًا، فَذَلِكَ خَمْسَةٌ وَسَبْعُونَ فِي كُلِّ رَكْعَةٍ، تَفْعَلُ فِي أَرْبَعِ رَكَعَاتٍ، إِنِ اسْتَطَعْتَ أَنْ تُصَلِّيَهَا فِي كُلِّ يَوْمٍ مَرَّةً فَافْعَلْ، فَإِنْ لَمْ تَسْتَطِعْ فَفِي كُلِّ جُمُعَةٍ مَرَّةً، فَإِنْ لَمْ تَفْعَلْ فَفِي كُلِّ شَهْرٍ مَرَّةً، فَإِنْ لَمْ تَفْعَلْ فَفِي عُمُرِكَ مَرَّةً ".

Nga Ibni Abasi r.a. përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë Abbas b. Abdul-Muttalibit: "*O Abas! O mixha im, a nuk dëshiron që*

---

[315] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/88, nr.4753; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid" 2/221, nr.3326 thotë se e transmeton Taberani në "el-Kebir" por aty ka një grup të cilët nuk e di se kush ka bërë vlerësim për ta;

*të ruajmë lidhjen farefisnore, a nuk ke dëshirë të të jap ndonjë dhuratë, a nuk ke dëshirë të bëj diçka për të mirën tënde do të fitosh dhjetë gjëra. Nëse vepron kështu, Allahu (xh.sh.) do t`i fal mëkatet e para dhe të fundit, të vjetrat dhe të rejat, ato që ke bërë gabimisht dhe me qëllim, të voglat dhe të mëdhajat, të fshehtat dhe të dukshmet, të gjitha këto janë dhjetë: Këto i fiton nëse fal katër rekat, të lexosh në çdo rekat suren Fatiha dhe një sure pas saj. E kur të përfundosh leximin në rekatin e parë, duke qenë në këmbë, lexon dhe thuaj 15 herë: Subhanallahi vel hamdulilahi ve la ilahe il-lallahi vallahu ekber, pastaj shko në ruku, e në ruku do të thuash të njëjtën 10 herë, pastaj çoje kokën prej rukusë dhe thuaje 10 herë. Pastaj shko në sexhde dhe thuaje atë duke qenë në sexhde 10 herë, pastaj çoje kokën prej sexhdes dhe thuaje atë 10 herë. Pastaj përsëri bëre sexhden dhe thuaj 10 herë. Pastaj çoje kokën prej sexhdes dhe thuaje 10 herë. Këto janë 75 herë dhe gjatë çdo rekati vepro në mënyrë të njëjtë në katër rekatë. Nëse dëshiron fale çdo ditë, e nëse nuk mundesh, atëherë çdo javë, e nëse nuk mundesh, atëherë fale çdo muaj nga një herë, e nëse edhe këtë nuk mundesh, fale një herë në vit, e nëse edhe këtë nuk mundesh, atëherë një herë në jetën tënde".*[316]

---

[316] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-salati, bab ma xhae fi salati`t-tesbihi (190), nr.1387; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab salatu`t-tesbihi, nr.1297; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/243, nr.11.622; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/463, nr.1192; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 1/25; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/462, nr.2816; etj.

Përmes Ebu Rafiut e shënon edhe Tirmidhiu, në "Sunen", kitab el-Vitri, bab ma xhae fi salati`t-tesbihi, nr.482, Tirmidhiu thotë: "Ky hadith është Garib sepse është transmetuar vetëm përmes Ebu Rafiut";

-Sindi thotë: "Për këtë hadith, kanë folur Hafidhët e Hadithit, e vërteta është se njerëzit veprojnë sipas këtij hadithi dhe ky namaz është i përhapur ndër njerëz";

-Abadi thotë: "Namazi i tesbihut, transmetohet edhe nga Abas b. Abdul-Mutalibit, Fadël b. Abasi, Rafiu, Abdullah b. Amri, Abdullah b. Umeri, Ali b. Ebu Talibi, Xhafer b. Ebu Talibi, Abdullah b.

## VLERA E LUTJES (DUAJA)

عَنْ سَعْدٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " دَعْوَةُ ذِي النُّونِ إِذْ دَعَا وَهُوَ فِي بَطْنِ الحُوتِ: لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ سُبْحَانَكَ إِنِّي كُنْتُ مِنَ الظَّالِمِينَ، فَإِنَّهُ لَمْ يَدْعُ بِهَا رَجُلٌ مُسْلِمٌ فِي شَيْءٍ قَطُّ إِلَّا اسْتَجَابَ اللَّهُ لَهُ ".

Nga Sa`d (b. Ebu Vekasi r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Lutja e Dhenunit (Junusit) me të cilën u lut kur ka qenë në barkun e balenës, ka qenë: `La ilahe il-la ente subhaneke inni kuntu mine`dh-dhalimin` (Nuk ka zot tjetër përveç Teje, qofsh i lavdëruar Ti sepse unë me të vërtetë kam bërë padrejtësi) e nuk ndodh të lutet ndonjë njeri musliman me të për diçka, e Allahu (xh.sh.) të mos ia pranojë".*[317]

---

Xhaferi dhe Ummu Seleme. (Shih: Abadi, "Aunu`l-Ma`bud", fq.647);

Ibni Xheuzi në librin "El-Meuduat" 2/145 thotë se asnjëra prej rrugëve të këtij hadithi nuk është i vërtetuar; Zerkeshiu ka thënë: "Pa dyshim ka gabuar Ibni Xheuzi, që e ka konsideruar këtë hadith si Meudu (të trilluar), pasi përcillet përmes tre rrugëve, përmes Ibni Abasit, e ky hadith është Sahih, e jo Daif, e assesi nuk mund të jetë Meudu`. Po ashtu, kur thotë për Musa b. Ubejden se është i panjohur, nuk është ashtu, pasi prej tij përcjellin Bishër b. Hakimi dhe biri i tij Abdurahmani, Is`hak b. Ebi Israil, Zejd b. Mubareku Sanani, etj. Për të Ibni Meini dhe Nesaiu thonë se nuk ka gjë të keqe te ai". (Shih: Abadi, "Aunu`l-Ma`bud", fq.647; Neveviu, "El-Edhkar", bab salati tesbih, nr.540-542);

-Mundhiriu në "Tergib", nr.185, thotë: "Disa kanë thënë se ky hadith është Sahih (pra, transmetimi nga Ibni Abasi r.a.) si Ebu Bekër el-Axhuri, Ebu Muhamed el-Misriu dhe hafidh ebu Hasen el-Makdisiu. Saqë Ebu Bekër b. Ebu Davud, thotë se e ka dëgjuar babanë e vet, duke thënë se për namazin tesbih, nuk ka hadith sahih përpos këtij";

[317] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab, nr.3516; Ahmedi, "Musned", 3/65, nr.1462; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/414, nr.3444 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe

عَنْ سَلْمَانَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «إِنَّ رَبَّكُمْ تَبَارَكَ وَتَعَالَى حَيِيٌّ كَرِيمٌ، يَسْتَحْيِي مِنْ عَبْدِهِ إِذَا رَفَعَ يَدَيْهِ إِلَيْهِ، أَنْ يَرُدَّهُمَا صِفْرًا ».

Nga Selman (Farisiju r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë Zoti i Lartëmadhëruar dhe i Lartësuar turpërohet dhe është Fisnik, turpërohet kur njeriu i ngren duart e tij (për dua) që t`ia kthej bosh".*[318]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " مَنْ سَأَلَ اللَّهَ الْجَنَّةَ ثَلَاثَ مَرَّاتٍ قَالَتِ الْجَنَّةُ: اللَّهُمَّ أَدْخِلْهُ الْجَنَّةَ، وَمَنْ اسْتَجَارَ مِنَ النَّارِ ثَلَاثَ مَرَّاتٍ قَالَتِ النَّارُ: اللَّهُمَّ أَجِرْهُ مِنَ النَّارِ «.

Nga Enes b. Malik-u (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e kërkon prej Allahut (xh.sh.) Xhenetin tre herë, Xheneti do të thotë: "O Zoti im, fute atë në Xhenet". E kush kërkon mbrojtje*

---

Muslimi nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/134, nr.611; etj.
-Sujuti në "Xhamiu`s-Sagir", 2/256, nr.4203 e vlerëson si Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
[318] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab ed-duau, nr.1488; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab 104, nr.3556 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai, bab ref`ul-jedejni fi`d-duai, nr.3865; Ahmedi, "Musned" 39/119, nr.23.714; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 6/478, nr.2511; Ibni Hibani në "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/160, nr.876; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 6/252, nr.6130; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/675, nr.1830 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për zinxhirin e këtij hadithi thonë se është Sahih;

*nga Zjarri tre herë, Zjarri do të thotë: "O Zoti im, mbroje atë nga Zjarri".*[319]

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، أَوْ عَنِ ابْنِ حُجَيْرَةَ الْأَكْبَرِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ – أَوْ أَحَدِهِمَا – حَدَّثَهُ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " إِذَا كَانَ يَوْمٌ حَارٌّ، فَقَالَ الرَّجُلُ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، مَا أَشَدَّ حَرَّ هَذَا الْيَوْمِ، اللَّهُمَّ أَجِرْنِي مِنْ حَرِّ جَهَنَّمَ، قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ لِجَهَنَّمَ: إِنَّ عَبْدًا مِنْ عِبَادِي اسْتَجَارَ بِي مِنْ حَرِّكِ فَاشْهَدِي أَنِّي أَجَرْتُهُ، وَإِنْ كَانَ يَوْمٌ شَدِيدُ الْبَرْدِ، فَإِذَا قَالَ الْعَبْدُ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، مَا أَشَدَّ بَرْدَ هَذَا الْيَوْمِ، اللَّهُمَّ أَجِرْنِي مِنْ زَمْهَرِيرِ جَهَنَّمَ، قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ لِجَهَنَّمَ: إِنَّ عَبْدًا مِنْ عِبَادِي قَدِ اسْتَجَارَنِي مِنْ زَمْهَرِيرِكِ، وَإِنِّي أُشْهِدُكِ أَنِّي قَدْ أَجَرْتُهُ ". قَالُوا: مَا زَمْهَرِيرُ جَهَنَّمَ؟ قَالَ: «بَيْتٌ يُلْقَى فِيهِ الْكَافِرُ، فَيَتَمَيَّزُ مِنْ شِدَّةِ بَرْدِهَا بَعْضُهُ مِنْ بَعْضٍ».

Nga Ebu Seid el-Hudriju r.a., ose Ibni Huxhejre ose nga Ebu Hurejre r.a. (ose njërit prej tyre) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur është dita shumë e nxehtë dhe njeriu thotë: "La ilahe il-lallah sa nxehtë i fortë është sot, o Zoti ynë, na ruajë nga nxehtësia e Xhehenemit". Në këtë rast, Allahu xh.sh. i thotë Xhehenemit:* ***"Një rob prej robërve të Mi më kërkoi mbrojtje nga***

[319] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xhenneti, bab ma xhae fi sifeti enhari`l-Xheneti, nr.2572; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab sifetu`l-xhenneti, nr.4340; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Istiadheti, bab el-istiadhetu min harri`n-nari, nr.5523; Ahmed-i, "Musned", 20/408, nr.13.173; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/101, nr.29.808; Ibni Hibani në "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/293, nr.1014; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/717, nr.1960 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/528, nr.8728 dhe e vlerëson këtë hadith Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për zinxhirin e këtij hadithi thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm;

***nxehtësia yte, andaj bëhu dëshmitar se Unë e kam shpëtuar atë nga nxehtësia yte".*** *Kur është dita shumë e ftohtë dhe robi thotë: "La ilahe il-lallah sa ftohtë i ashpër është sot, o Zoti ynë, na ruajë nga të ftohtit (Zemheriri) e Xhehenemit". Allahu xh.sh. i thotë Xhehenemit:* ***"Një rob prej robërve të Mi më kërkoi mbrojtje nga i ftohti yt, andaj bëhu dëshmitar se Unë e kam shpëtuar atë nga i ftohti yt".*** Thanë: "E çka është i ftohti (Zemheriri) i Xhehenemit?" Tha: *"Shtëpi në të cilën do të qëndrojë pabesimtari, e nga të ftohtit të fortë do t`i copëtohen pjesët njëra pas tjetrës".*[320]

**عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، أَنَّ رَجُلًا جَاءَ إِلَى النَّبِيِّ ﷺ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ أَيُّ الدُّعَاءِ أَفْضَلُ؟ قَالَ: «سَلْ رَبَّكَ العَافِيَةَ وَالمُعَافَاةَ فِي الدُّنْيَا وَالآخِرَةِ» ، ثُمَّ أَتَاهُ فِي اليَوْمِ الثَّانِي فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ أَيُّ الدُّعَاءِ أَفْضَلُ؟ فَقَالَ لَهُ مِثْلَ ذَلِكَ، ثُمَّ أَتَاهُ فِي اليَوْمِ الثَّالِثِ فَقَالَ لَهُ مِثْلَ ذَلِكَ. قَالَ: «فَإِذَا أُعْطِيتَ العَافِيَةَ فِي الدُّنْيَا وَأُعْطِيتَهَا فِي الآخِرَةِ فَقَدْ أَفْلَحْتَ».**

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se një njeri erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe tha: "O i Dërguari i Allahut! Cila është lutja më e mirë?" Ai i tha: *"Lute Zotin tënd për falje dhe mirëqenie në këtë botë dhe në ahiret".* Njeriu erdhi në ditën e dytë dhe tha: "O i Dërguari i Allahut! Ai iu përgjigj njëjtë, e ai erdhi edhe

---

320 Ibni Sunnij, "Amelu`l-Jaumi ve`l-Lejleti", fq.189-190, nr.306; Bejhekiu, "El-Esmau ve`s-Sifat", Xhide, botimi i parë, 1993, vëll.1, fq.459, nr.387;

-Axhluni në "Keshfu`l-Hafa", 2/417, nr.2982 thotë se përcillet me zinxhir të dobët;

-Ashik el-Bureniju në verifikim të këtij hadithi në veprën e Ibni Sunijut, thotë se në zinxhir gjendet transmetuesi Derraxh b. Sem`ani, për të cilin Ibni Haxheri në "Tekrib" ka thënë se është i besueshëm, por kur përcjellë prej Ebu Hajthemiut, është përcjellje e dobët;

në ditën e tretë dhe e parashtroi të njëjtën pyetje, e ai i tha: *"Nëse të jepen të mira në këtë botë dhe në ahiret, ti ke shpëtuar".*[321]

حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ بُرَيْدَةَ، عَنْ أَبِيهِ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ سَمِعَ رَجُلًا يَقُولُ: اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ أَنِّي أَشْهَدُ أَنَّكَ أَنْتَ اللَّهُ، لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ، الْأَحَدُ الصَّمَدُ الَّذِي لَمْ يَلِدْ، وَلَمْ يُولَدْ، وَلَمْ يَكُنْ لَهُ كُفُوًا أَحَدٌ، فَقَالَ: «لَقَدْ سَأَلْتَ اللَّهَ بِالِاسْمِ الَّذِي إِذَا سُئِلَ بِهِ أَعْطَى، وَإِذَا دُعِيَ بِهِ أَجَابَ».

Transmeton Abdullah b. Burejde nga babai i tij se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka dëgjuar një njeri duke thënë: *"Allahumme inni es`eluke enni esh`hedu enneke ente Allahu la ilahe il-la ente`l-ehadu`s-samedu`l-ledhi lem jelid ve lem juled ve lem je kul-lehu kufuven ehad" (O Zoti im, unë të lutem Ty dhe dëshmoj se Ti je Allahu dhe nuk ka zot tjetër përveç Teje, Ti je Një dhe çdo krijesë të drejtohet Ty për çdo nevojë, as ke lindur kë, e as nuk*

---

[321] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-De`avati, babun, nr.3512 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai, bab ed-duau bi`l-afvi ve`l-afijeti, nr.3848; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.637; Ahmedi, "Musned", 19/304, nr.12.291; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/79, nr.1251 dhe e vlerëson hadithin të mirë (Hasen);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është hasen li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i dobët shkaku se në të gjendet Seleme b. Verdan el-Medeniu;
-Për transmetuesin Seleme b. Verdan dijetarët kanë shprehur kritika. Ahmed b. Hanbeli për të ka thënë se është i refuzuar dhe i dobët në hadith. Jahja b. Meini ka thënë se nuk është asgjë. Ebu Hatimi ka thënë se nuk është i fuqishëm. Nesaiu dhe Ebu Davudi e kanë konsideruar të dobët. Ibni Adij ka thënë se ka përcjellur tekste të refuzuara. Ibni Sa`di thotë se nuk argumentohet me hadithet e tij. (shih për këtë transmetues te: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 11/324-328, nr.2473);

*je i lindur nga dikush dhe me Ty askush nuk është i barabartë).* Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"I je lutur Allahut me një Emër (madhështor) që kur i kërkon Atij me këtë Emër, Ai të jep dhe ku i lutesh me të, Ai të përgjigjet".*[322]

**VLERA E LUTJES PËR PRINDËRIT E VDEKUR**

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ لَيَرْفَعُ الدَّرَجَةَ لِلْعَبْدِ الصَّالِحِ فِي الْجَنَّةِ، فَيَقُولُ: يَا رَبِّ، أَنَّى لِي هَذِهِ؟ فَيَقُولُ: بِاسْتِغْفَارِ وَلَدِكَ لَكَ".**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. do të ngrit shkallët e robit të Tij të mirë në Xhenet dhe*

---

322 Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Salati, bab ed-duau, nr.1493; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab xhamiu`d-dea`avati, nr.3475 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai, bab Ismullahi`l-a`dhami, nr.3857; Abdurezaku, "El-Musannef", 2/485, nr.4178; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/47, nr.29.360; Ahmedi, "Musned", 38/64, nr.22.965; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 1/160, nr.173; Ibni Hibani në "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/173, nr.891; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/683, nr.1858 dhe thotë se "ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/183, nr.2366;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm;

*ai do të thotë: "O Zot, prej nga më vjen mua kjo?" Ai do të thotë:* ***"Me kërkimin e faljes së fëmijës tënd për ty".***[323]

## LUTJET E PRANUARA

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " ثَلَاثُ دَعَوَاتٍ مُسْتَجَابَاتٌ لَا شَكَّ فِيهِنَّ: دَعْوَةُ الْوَالِدِ، وَدَعْوَةُ الْمُسَافِرِ، وَدَعْوَةُ الْمَظْلُومِ ".**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Tre lutje, me siguri janë të pranuara pa dyshim: "Lutja e prindit (për fëmijën e tij), lutja e udhëtarit dhe lutja e atij që i është bërë padrejtësi".*[324]

---

[323] Ahmed-i, "Musned", 16/356, nr.10.610; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab birru`l-validejni, nr.3660; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 3/58, nr.12.081; Buhari-u, "Edeb`ul-Mufred", nr.36; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/210, nr.5108; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/255 dhe thotë se është Garib;
-Busiri-u në "Zevaid" thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih kurse transmetuesit janë të besueshëm;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid" 10/210, nr.17.595 thotë se këtë hadith e regjistron Ahmedi dhe Taberani në "Euset", ndërsa transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Asim b. Behdelete, të cilin disa e kanë konsideruar të besueshëm;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/123, nr.1992 dhe e vlerëson hadithin të mirë (Hasen);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, në verifikim të këtij hadithi, thonë se është me zinxhir Hasen shkaku i Asimit, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues të dy Sahiheve;

[324] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab ed-duau bi dhahri`l-gajbi, nr.1536; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi da`veti`l-validejni, nr.1912 dhe thotë se është Hasen; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai, bab da`vetu`l-validi ve da`veti`l-madhlumi, nr.3862; Ahmedi, "Musned", 12/479, nr.7510; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/105, nr.29.830; Buhariu, "Edebu`l-

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " ثَلَاثَةٌ لَا تُرَدُّ دَعْوَتُهُمْ: الصَّائِمُ حَتَّى يُفْطِرَ، وَالإِمَامُ العَادِلُ، وَدَعْوَةُ المَظْلُومِ يَرْفَعُهَا اللَّهُ فَوْقَ الغَمَامِ وَيَفْتَحُ لَهَا أَبْوَابَ السَّمَاءِ وَيَقُولُ الرَّبُّ: وَعِزَّتِي لَأَنْصُرَنَّكِ وَلَوْ بَعْدَ حِينٍ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Tre personave nuk u refuzohet lutja: Agjëruesit deri në iftar; Udhëheqësit (prijësit) të drejtë dhe lutja e të dëmtuarit (të keqtrajtuarit) ngrihet lart mbi mjegulla, i hapen dyert e qiellit dhe Zoti i thotë:* ***"Pasha fuqinë Time, do të ndihmoj, qoftë edhe pas një kohe".***[325]

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، سَمِعَهُ يُحَدِّثُ، عَنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى الله عَلَيْهِ وَسَلَّمْ قَالَ: " تُفْتَحُ أَبْوَابُ السَّمَاءِ، وَيُسْتَجَابُ الدُّعَاءُ فِي أَرْبَعَةِ مَوَاطِنَ: عِنْدَ الْتِقَاءِ الصُّفُوفِ فِي سَبِيلِ اللهِ، وَعِنْدَ نُزُولِ الْغَيْثِ، وَعِنْدَ إِقَامَةِ الصَّلَاةِ، وَعِنْدَ رُؤْيَةِ الْكَعْبَةِ ".

---

Mufred", nr.32; Ibni Hibani në "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 6/416, nr.2699; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/12, nr.24; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/531, nr.7059;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se ky hadith është Hasen li gajrihi;
325 Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab 128, nr.3609 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sijami, bab fi`s-saimi la tureddu da`vetuhu, nr.1752; Ahmedi, "Musned", 15/463, nr.9743; Ibni Hibani në "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 16/396, nr.7387; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 7/145; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/213, nr.3520 dhe e vlerëson hadithin të mirë (Hasen);
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmedit, thonë se hadithi është Sahih në bazë të rrugëve tjera dhe haditheve dëshmi, por ky zinxhir është i dobët shkaku i Ebu Mudiles..;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «العُمْرَةُ إِلَى العُمْرَةِ كَفَّارَةٌ لِمَا بَيْنَهُمَا، وَالحَجُّ المَبْرُورُ لَيْسَ لَهُ جَزَاءٌ إِلَّا الجَنَّةُ».

Nga Ebu Hurejre r.a. përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Umreja deri tek umreja tjetër është kompensim për mëkatet e bëra midis tyre, ndërsa për haxhin e pranuar dhe të kryer sipas rregullave s'ka shpërblim tjetër përpos Xhennetit!".*[361]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ أَنَّهُ قَالَ: «الْحُجَّاجُ وَالْعُمَّارُ، وَفْدُ اللَّهِ إِنْ دَعَوْهُ أَجَابَهُمْ، وَإِنِ اسْتَغْفَرُوهُ غَفَرَ لَهُمْ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ata që kryejnë haxhin dhe umren, janë delegacion i Allahut (xh.sh.), nëse e thirrin Atë, Ai u përgjigjet, nëse kërkojnë falje prej Tij, Ai ua fal".*[362]

---

nr.1722; Ibni Hibani në "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", vëll.9, fq.6, nr.3693; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 10/186, nr.10.406; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 4/110 dhe thotë se është Garib;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (Hasen), shkaku i Asimit, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit;

361 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Umreti, bab vuxhubi`l-umreti ve fadliha, nr.1773, Muslim-i, "Sahih", kitabul el-Haxhu, bab fi fadli`l-haxhi ve`l-umreti.., nr.1349; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el- bab nr.933 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 16/34, nr.9948; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/353, nr.5733 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

362 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab fadli duai`l-haxhi, nr.2892; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/247, nr.6311; Bejhekiu,

عَن أبي هُرَيرة؛ أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيه وَسَلَّم قال: مَنْ أَمَّ هَذَا الْبَيْتَ مِنَ الْكَسْبِ الْحَرَامِ شَخَصَ فِي غَيْرِ طَاعَةِ اللَّهِ فَإِذَا أَهَلَّ وَوَضَعَ رِجْلَهُ فِي الْغَرْزِ أَوِ الرِّكَابِ وَانْبَعَثَتْ بِهِ رَاحِلَتُهُ قَالَ: لَبَّيْكَ اللَّهُمَّ لَبَّيْكَ نَادَاهُ مُنَادٍ مِنَ السَّمَاءِ: لَا لَبَّيْكَ وَلَا سَعْدَيْكَ، كَسْبُكَ حَرَامٌ، وَزَادُكَ حَرَامٌ، وَرَاحِلَتُكَ حَرَامٌ، فَارْجِعْ مَأْزُورًا غَيْرَ مَأْجُورٍ، وَأَبْشِرْ بِمَا يَسُوءُكَ. وَإِذَا خَرَجَ الرَّجُلُ حَاجًّا بِمَالٍ حَلَالٍ وَوَضَعَ رِجْلَهُ فِي الرِّكَابِ، وَانْبَعَثَتْ بِهِ رَاحِلَتُهُ قَالَ: لَبَّيْكَ اللَّهُمَّ لَبَّيْكَ، نَادَاهُ مُنَادٍ مِنَ السَّمَاءِ: لَبَّيْكَ وَسَعْدَيْكَ، قَدْ أَجَبْتُكَ ; رَاحِلَتُكَ حَلَالٌ، وَثِيَابُكَ حَلَالٌ، وَزَادُكَ حَلَالٌ، فَارْجِعْ مَأْجُورًا غَيْرَ مَأْزُورٍ، وَأَبْشِرْ بِمَا يَسُرُّكَ ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e synon këtë tempull (Qaben) me pasuri haram dhe të fituar jo sipas kënaqësisë së Allahut, në momentin kur të niset për haxh dhe kur ta vëndon këmbën e tij në rripin e kafshës ose mjetit dhe të ngritet kafsha e tij e të thotë ky: “Lebejke Allahumme lebejk” i thirr atij një zë prej qielli:* ***“As lebejke e as sa`dejke (as përgjigje e as nën dëshirën e kërkesës Time) për ty, sepse fitimi yt është me haram, ushqimi yt është me haram dhe mjeti yt është haram. U kthefsh mëkatar dhe pa shpërblim, andaj prite atë që do të dëshpërojë”.*** *E nëse njeriu niset për haxh me pasuri hallall, kur e vëndon këmbën e*

---

“Sunenu`l-Kubra”, 5/430, nr.10.388 dhe thotë se në zinxhir gjendet Salih b. Abdullahu, i cili është i refuzuar në hadith; po ashtu e shënon edhe në veprën “Shu`abu`l-Iman”, 6/18, nr.3811 dhe thotë se Salih b. Abdullahu nuk është i fuqishëm;

-Busiriju në “Zevaid” thotë se në zinxhir gjendet Salih b. Ubejdullahu, për të cilin Buhariu ka thënë se është i refuzuar në hadith (munkeru`l-hadith);

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensimin e Sunenit të Ibni Maxhes (4/139) për këtë hadith thotë se është me zinxhir të dobët, për Salih b. Abdullahun, Buhariu thotë se është i refuzuar në hadith, Ebu Zur`a e regjistron në librin e tij “Ed-Duafa” (të dobëtit), ndërsa mësuesi i Ja`kub b. Jahja b. Ubadit është me gjendje të panjohur;

*tij në mjetin e udhëtimit dhe ai ngritet duke thënë: "Lebejke Allahumme lebejk" atij i thirr një zë prej qielli duke i thënë:* ***"Lebejke ve sadejke, të Jam përgjigjur, pasi mjeti yt është hallall, teshat tua janë hallall dhe ushqimi yt është hallall, andaj kthehu i shpërblyer dhe i falur, e prite atë që do të gëzojë".***[363]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَا أَهَلَّ مُهِلٌّ قَطُّ إِلَّا بُشِّرَ، وَلَا كَبَّرَ مُكَبِّرٌ قَطُّ إِلَّا بُشِّرَ» قِيلَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، بِالْجَنَّةِ؟ قَالَ: «نَعَمْ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili përcjell nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Nuk ndodh që njeriu në ihram të thotë telbijen, e të mos përgëzohet, po ashtu nuk ndodh që njeriu të thotë tekbirin e ai të mos përgëzohet"*. I thanë: "O i Dërguari i Allahut, a me Xhenet (përgëzohet)?" Ai tha: *"Po"*.[364]

سَمِعْتُ ابْنَ هِشَامٍ، يَسْأَلُ عَطَاءَ بْنَ أَبِي رَبَاحٍ عَنِ الرُّكْنِ الْيَمَانِي، وَهُوَ يَطُوفُ بِالْبَيْتِ، فَقَالَ عَطَاءٌ: حَدَّثَنِي أَبُو هُرَيْرَةَ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " وُكِلَ بِهِ سَبْعُونَ مَلَكًا، فَمَنْ قَالَ: اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْعَفْوَ وَالْعَافِيَةَ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ، رَبَّنَا آتِنَا فِي الدُّنْيَا حَسَنَةً، وَفِي الْآخِرَةِ حَسَنَةً، وَقِنَا عَذَابَ النَّارِ، قَالُوا: آمِينَ " فَلَمَّا بَلَغَ الرُّكْنِ

---

363 Bezzar-i, "El-Bahru`z-Zehar", vëll.15, fq.221, nr.8638; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", vëll.5, fq.251, nr.5228;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/361, nr.5280 thotë: "E transmeton Bezzari por në zinxhirin e hadithit gjendet Sulejman b. Davudi el-Jemami i cili është i dobët";
364 Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 7/379, nr.7779;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/224, nr.5371 dhe thotë se e përcjell Taberani në "El-Euset" përmes dy zinxhirëve, transmetuesit e të cilëve janë transmetues që gjenden në Sahihe;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/480, nr.7849 e vlerëson këtë hadith të dobët;

الْأَسْوَدِ، قَالَ يَا أَبَا مُحَمَّدٍ مَا بَلَغَكَ فِي هَذَا الرُّكْنِ الْأَسْوَدِ؟ فَقَالَ عَطَاءٌ: حَدَّثَنِي أَبُو هُرَيْرَةَ، أَنَّهُ سَمِعَ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ فَاوَضَهُ، فَإِنَّمَا يُفَاوِضُ يَدَ الرَّحْمَنِ» قَالَ لَهُ ابْنُ هِشَامٍ: يَا أَبَا مُحَمَّدٍ فَالطَّوَافُ؟ قَالَ عَطَاءٌ: حَدَّثَنِي أَبُو هُرَيْرَةَ، أَنَّهُ سَمِعَ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ طَافَ بِالْبَيْتِ سَبْعًا وَلَا يَتَكَلَّمُ، إِلَّا بِسُبْحَانَ اللَّهِ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ، وَلَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، وَاللَّهُ أَكْبَرُ، وَلَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ، إِلَّا بِاللَّهِ، مُحِيَتْ عَنْهُ عَشْرُ سَيِّئَاتٍ، وَكُتِبَتْ لَهُ عَشْرُ حَسَنَاتٍ، وَرُفِعَ لَهُ بِهَا عَشَرَةُ دَرَجَاتٍ، وَمَنْ طَافَ، فَتَكَلَّمَ وَهُوَ فِي تِلْكَ الْحَالِ، خَاضَ فِي الرَّحْمَةِ بِرِجْلَيْهِ، كَخَائِضِ الْمَاءِ بِرِجْلَيْهِ».

E kemi dëgjuar Ibni Hishamin duke pyetur Atau b. Ebi Rebbahun në lidhje me këndin e Jemenit, gjersa ai ishte duke bërë tavaf rreth Qabesë. Atau ka thënë: "Më ka treguar Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Për të janë autorizuar 70 melek, e kush thotë: "O Zoti ynë! Unë kërkoj falje dhe mirëqenie në këtë botë dhe botën tjetër.* ***Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë dhe të mira në ahiret, si dhe na ruaj nga Zjarri"*** *Ata thonë: "Amin".* Kur arriti te guri i zi, tha: "O Ebu Muhamed, çfarë të është përcjellur në lidhje me Këndin e Zi?" Atau tha: "Më ka treguar Ebu Hurejre (r.a.) se ai e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kushdo që qëndron përballë saj, është përballë Dorës (Mëshirës) së Gjithëmëshirshmit".* I tha atij Ibni Hishami: "O Ebu Muhamed, e tavafi?" Atau tha: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren (r.a.) të deklarojë se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush rrotullohet shtatë herë rreth Qabesë, duke mos folur diç, përpos që shqipton fjalët Subhanallahi, ve`l-hamdu lilahi ve la ilahe il-lallahu vallahu ekber, ve la haule ve la kuvvete il-la bilahi", i fshihen atij dhjetë mëkate, i shkruhen atij dhjetë shpërblime dhe ngritet për dhjetë shkallë, kurse ai i*

*cili bën tavaf dhe në këtë gjendje flet, ai zhytet në Mëshirë me këmbët e tija, sikur ai që i zhyt këmbët e tija në ujë".*[365]

## VLERA E NAMAZIT NË XHAMINË E RESULULLLAHUT

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ أَنَّهُ قَالَ: " مَنْ صَلَّى فِي مَسْجِدِي أَرْبَعِينَ صَلَاةً، لَا يَفُوتُهُ صَلَاةٌ، كُتِبَتْ لَهُ بَرَاءَةٌ مِنَ النَّارِ، وَنَجَاةٌ مِنَ الْعَذَابِ، وَبَرِئَ مِنَ النِّفَاقِ ".

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai që fal në xhaminë time 40 namaze duke mos i kaluar ndonjë namaz, do t`i jepet atij mbrojtje prej Zjarrit (të Xhehenemit), shpëtim nga dënimi dhe largim nga dyfytyrësia".*[366]

---

[365] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab fadli`t-tavafi, nr.2957; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/201, nr.8400; etj.
-Ibni Haxheri në "Telhisu`l-Habir fi tahrixh ehadithi`r-rafi`il-Kebir", muessesetu kurtube, botimi i parë, 1995, 2/474, thotë: "Zinxhiri i këtij hadithi është i dobët";
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/183) thotë: "Zinxhiri i hadithit është i dobët, Humejd b. Ebi Suvejd përcjell transmetime të refuzuara (munkere), siç thotë Bejhekiu në "Shuab" (1749) dhe Dhehebiu në "El-Kashif", ndërsa Ibni Adij thotë: "Hadithet e tij nuk janë të ruajtuara";
-Në zinxhirin e hadithit gjendet Humejd b. Ebi Suvejd ose Sevijete, për të cilin Dhehebiu thotë: "Përcjell prej Ataut, ndërsa prej tij Ismail b. Ajashi, është i refuzuar transmetimi i tij" (Dhehebiu, "El-Kashif", 1/353, nr.1250);
-Ibni Haxheri thotë se Humejdi është i panjohur (Ibni Haxheri, "Tekribu`t-Tehdhib", fq.167, nr.1550);

[366] Ahmedi, "Musned", vëll.20, fq.40, nr.12.583; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/325, nr.5444;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/8, nr.5878 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi dhe Taberani në "El-Euset", ndërsa transmetuesit janë të besueshëm";

**عَن أَبِي الدَّرْدَاءِ، رَضِي اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ رَسُول اللهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيه وَسَلَّم: فَضْلُ الصَّلاةِ فِي المسجد الحرام على غيره مِئَة أَلْفِ صَلاةٍ وَفِي مَسْجِدِي أَلْفُ صَلاةٍ وَفِي مسجد بيت المقدس خمسمِئَة صَلاةٍ.**

Nga Ebu Derda r.a. përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Namazi në Xhaminë e Qabesë, është më i vlefshëm se namazi në vendet tjera sa 100.000 namaze, namazi në Xhaminë Time, është sa 1000 namaze dhe namazi në Bejtul Makdis, është sa 500 namaze".*[367]

**عَنْ جَابِرٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " صَلَاةٌ فِي مَسْجِدِي هَذَا أَفْضَلُ مِنْ أَلْفِ صَلَاةٍ فِيمَا سِوَاهُ، إِلَّا الْمَسْجِدَ الْحَرَامَ، وَصَلَاةٌ فِي الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ أَفْضَلُ مِنْ مِائَةِ أَلْفِ صَلَاةٍ ".**

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i panjohurisë së Nubejt b. Umer;
-Hamza Ahmed Zejn në recensim të Musnedit të Ahmedit, (10/503, nr.12.521) për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
367 Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 10/77, nr.4142; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 2/69, nr.609; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/39, nr.3845; etj.
-Hejthemiu, "Mu`xhemu`z-Zevaid", 4/7, nr.5873 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir", ndërsa transmetuesit janë të besueshëm, por për disa ka fjalë, kurse hadithi është Hasen";
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/363, nr.5868 dhe e vlerëson hadith të dobët;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës "Mushkili`l-Athar" të Tahaviut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Seid b. Beshirit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin e dobët, në zinxhir gjendet Seid b. Beshiri i cili është i dobët;

Nga Xhabiri (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Namazi në këtë xhami (në Medine) është më i vlefshëm se 1000 namaze në ndonjë (xhami) tjetër, përpos Mesxhidu`l-Haramit (në Qabe) sepse namazi në Mesxhidu`l-haram (Qabe) është më i vlefshëm se 100.000 namaze (në ndonjë xhami tjetër)".*[368]

**عَنْ ابْنِ عُمَرَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ اسْتَطَاعَ أَنْ يَمُوتَ بِالْمَدِينَةِ فَلْيَمُتْ بِهَا، فَإِنِّي أَشْفَعُ لِمَنْ يَمُوتُ بِهَا».**

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush ka mundësi që të arrijë të vdes në Medine, le të vdes aty, sepse unë do të bëj ndërmjetësim për atë i cili do të vdes aty".*[369]

---

368 Ahmedi, "Musned", vëll.23, fq.46, nr.14.694; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab fadlu`s-salati fi`l-mesxhidi`l-harami ve mesxhidi`n-nebiji, nr.1406; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 2/62, nr.599; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/43, nr.3851; etj.
-Busiriu në "Zevaid", thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm. Ismail b. Esedi i cili gjendet në zinxhirin e hadithit është konsideruar i besueshëm nga Bezzari, Darektuni dhe Dhehebiu në "Kashif". Ebu Hatimi për të ka thënë se është i sinqertë. Transmetuesit tjerë janë prej tyre me të cilët është argumentuar në dy sahihet;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/315, nr.5106 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith kanë thënë se zinxhiri i hadithit është Sahih kur përcillet përmes Husejn b. Muhamedit, ndërsa është Hasen kur përcillet përmes Abdulxhebar b. Muhamedit. Transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues që gjenden tek dy Sahihet;
369 Tirmidhi, "Sunen", kitab el-Menakibi, bab fi fadli`l-Medineti, nr.3917 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab fadlul-Medine, nr.3112; Ahmedi, "Musned", 9/319, nr.5437; Ibni Hibani, "Sahih", sipas

عَنْ سَلْمَانَ، عَنْ نَبِيِّ اللهِ ﷺ قَالَ: "مَنْ مَاتَ فِي أَحَدِ الْحَرَمَيْنِ اسْتَوْجَبَ شَفَاعَتِي، وَكَانَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ مِنَ الْآمِنِينَ».

Nga Selman (el-Farisi r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush vdes në ndonjërin prej dy haremeve (Meke ose Medine), do t`i bëhet obligim ndërmjetësimi im dhe do të vij në Ditën e Kijametit me të sigurtit".*[370]

عَنْ حَاطِبٍ , قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ زَارَنِي بَعْدَ مَوْتِي فَكَأَنَّمَا زَارَنِي فِي حَيَاتِي وَمَنْ مَاتَ بِأَحَدِ الْحَرَمَيْنِ بُعِثَ مِنَ الْآمِنِينَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ».

---

radhtjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 9/57, nr.3741; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/65, nr.3888; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/512, nr.8404 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

-Shuajb Arnauti në recensim të këtij hadithi në Sahihun e Ibni Hibanit, thotë: "Zinxhiri është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, pasi ky hadith ka edhe rrugë tjera dhe hadithe dëshmi";

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin Hasen;

370 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 6/240, nr.6104; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/61, nr.3882 dhe thotë se Abdulgafuri është i dobët, ndërsa ky hadith përcillet me një rrugë më të mirë se kjo përmes Xhabirit;

-Hejthemiu, në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/319, nr.3889 thotë: "Në zinxhir gjendet Abdulgafur b. Seidi, i cili është i braktisur";

-Ibni Xheuzi në "Kitab el-Meuduat" 2/218 thotë se ky hadith nuk është Sahih, Abdulgafuri është i dobët. Jahja b. Meini ka thënë se ai nuk është asgjë. Buhariu ka thënë se është i refuzuar në hadith, duhet të braktiset. Ibni Hibani ka thënë se falsifikonte hadithe nga të besueshmit, nuk lejohet shkrimi i haditheve prej tij, përpos se për tërheqje të vëmendjes;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin e dobët;

Nga Hatibi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush më viziton pas vdekjes time, sikur të më kishte vizituar sa kam qenë gjallë, ndërsa kush vdes në ndonjërin prej dy haremeve, do të ringjallet me të siguruarit në Ditën e Gjykimit".*[371]

عَنِ ابْنِ عُمَرَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ زَارَ قَبْرِي بَعْدَ مَوْتِي كَانَ كَمَنْ زَارَنِي فِي حَيَاتِي».

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e viziton varrin tim pas vdekjes time, është sikur të më ketë vizituar kur kam qenë gjallë".*[372]

---

[371] Darekutni, "Sunen", 3/333, nr.2694; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/46, nr.3855;
-Ibni Haxheri në "Et-Telhisu`l-Habir", 2/508 thotë se në zinxhirin e këtij hadithi ka një transmetues të panjohur;
[372] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 12/406, nr.13.496; Darekutni, "Sunen", 3/333, nr.2693; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/48, nr.3857 por në zinxhirin e tij gjendet Hafs b. Ebi Davud, të cilin Bejhekiu e konsideron të dobët;
-Hejthemiu, në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/2, nr.5843 thotë se e transmeton Taberani në "El-Kebir" dhe "El-Euset", por në zinxhir gjendet Hafs b. Ebu Davud el-Kariu i cili është i besueshëm sipas Ahmedit, por të tjerët e kanë konsideruar të dobët;
Më pas në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/2, nr.5844 thotë se e shënon Taberani në "Sagir" dhe "Euset", por në zinxhir gjendet Aishe b. Junus, për të cilën nuk kam gjetur se kush ka dhënë për të ndonjë vlerësim;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin me transmetues të besueshëm, por aty është një person i panjohur;

عَنِ ابْنِ عُمَرَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ جَاءَنِي زَائِرًا لَا يَعْلَمُهُ حَاجَةً إِلَّا زِيَارَتِي كَانَ حَقًّا عَلَيَّ أَنْ أَكُونَ لَهُ شَفِيعًا يَوْمَ الْقِيَامَةِ».

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush vjen të më vizitoj mua, pa pasur ndonjë qëllim tjetër, e kam obligim që t`i bëhem ndërmjetësues në Ditën e Kijametit*".[373]

عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمْ قَالَ: «مَنْ غَدَا إِلَى الْمَسْجِدِ لَا يُرِيدُ إِلَّا أَنْ يَتَعَلَّمَ خَيْرًا أَوْ يَعْلَمَهُ، كَانَ لَهُ كَأَجْرِ حَاجٍّ تَامًّا حِجَّتُهُ».

Nga Ebu Umame (el-Bahili r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush vjen në këtë xhami duke mos dëshiruar tjetër gjë përveç dëshirës për të mësuar të mirën ose t`ua mësojë atë të tjerëve, ai do të shpërblehet sikur haxhiu i cili e kryen haxhin në mënyrë të plotë*".[374]

---

[373] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 12/225, nr.13.149;
-Hajthemiu, në "Mexhme`uz-Zevaid", vëll.4, fq.2, nr.5842 thotë: "E transmeton Taberani në "El-Euset" dhe "El-Kebir" por në zinxhir gjendet Museleme b. Salim i cili është i dobët";

[374] Taberani, "El-Mu`xhemu`l-Kebir", 8/111, nr.7473; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/97; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/169, nr.311 dhe thotë se me Theur b. Jezidin argumentojnë Buhariu në Usul dhe Muslimi në hadithet dëshmi, e nëse ky transmetues është Theur b. Jezid ed-Diliju, atëherë ai i plotëson kushtet e Buhariut dhe Muslimit; Dhehebiu thotë se është sipas kushteve të Buhariut; etj.
-Hejthemiu, në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/123, nr.499 thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir" dhe të gjithë transmetuesit janë të besueshëm";

## VLERA E DITËS SË ARAFATIT

قَالَتْ عَائِشَةُ: إِنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: " مَا مِنْ يَوْمٍ أَكْثَرَ مِنْ أَنْ يُعْتِقَ اللهُ فِيهِ عَبْدًا مِنَ النَّارِ، مِنْ يَوْمِ عَرَفَةَ، وَإِنَّهُ لَيَدْنُو، ثُمَّ يُبَاهِي بِهِمِ الْمَلَائِكَةَ، فَيَقُولُ: مَا أَرَادَ هَؤُلَاءِ؟ ".

Aishja (r.a.h.) thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka ditë që Allahu (xh.sh.) më së shumti i liron robët nga zjarri i Xhehenemit, sesa në ditën e Arafatit, Allahu (xh.sh.) krenohet para melekëve dhe pastaj u thotë:* ***"Çka dëshirojnë këta?".***[375]

عَنْ جَابِرٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "مَا مِنْ أَيَّامٍ أَفْضَلُ عِنْدَ اللَّهِ مِنْ أَيَّامِ عَشْرِ ذِي الْحِجَّةِ" قَالَ: فَقَالَ رَجُلٌ: يَا رَسُولَ اللَّهِ هُنَّ أَفْضَلُ أَمْ عِدَّتُهُنَّ جِهَادًا فِي سَبِيلِ اللَّهِ؟ قَالَ: "هُنَّ أَفْضَلُ مِنْ عِدَّتِهِنَّ جِهَادًا فِي سَبِيلِ اللَّهِ، وَمَا مِنْ يوْمٍ أَفْضَلُ عِنْدَ اللَّهِ مِنْ يوْمِ عَرَفَةَ يَنْزِلُ اللَّهُ إِلَى السَّمَاءِ الدُّنْيَا فَيُبَاهِي بِأَهْلِ الْأَرْضِ أَهْلَ السَّمَاءِ، فَيَقُولُ: انْظُرُوا إِلَى عبادي شعثا غبرا ضاحين جاؤوا مِنْ كُلِّ فَجٍّ عَمِيقٍ يَرْجُونَ رَحْمَتِي، وَلَمْ يَرَوْا عَذَابِي، فَلَمْ يُرَ يَوْمٌ أَكْثَرُ عِتْقًا من النار من يوم عرفة".

---

375 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Haxhu, bab fi fadli`l-haxhi ve`l-umreti ve jaumi arefete, nr.1348; Nesai-u, "Sunen", kitab Menasiki`l-Haxhi, bab ma dhukire fi jaumi arafete, nr.3006; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab ed-duai bi arafete, nr.3014; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 9/64, nr.9134; Darekutni, "Sunen", 3/376, nr.2792; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/636, nr.1705 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Sunenu`l-Kubra", 5/192, nr.9480; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes 4/217) dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

Nga Xhabiri (r.a.) përcillet se ka thënë: “Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk ka ditë më të vlefshme te Allahu (xh.sh.) se dhjetë ditët e Dhul-Hixhes”*. Tha: “Një njeri tha: “O i Dërguari i Allahut, a janë më të vlefshme ato, apo aq ditë të kalosh në *xhihad* për rrugën e Allahut?” Tha: *“Ato janë më të vlefshme sesa t`i kalosh ato në xhihad në rrugë të Allahut, e nuk ka ditë më të vlefshme te Allahu (xh.sh.), sesa dita e Arafatit. Në atë ditë zbret Allahu xh.sh. në qiellin e kësaj bote dhe u krenohet banorëve të qiellit me banorët e tokës dhe thotë:* ***“Shikoni robërit e Mi, vinë me flokë të shprishura, të pluhurosur dhe të nevojshëm, të cilët vijnë nga çdo rrugë e largët. Ata shpresojnë Mëshirën Time dhe nuk e duan Dënimin Tim. Nuk lirohen më shumë njerëz nga Zjarri sesa në ditën e Arafatit”***.[376]

عَنْ طَلْحَةَ بْنِ عُبَيْدِ اللهِ بْنِ كَرِيزٍ؛ أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ، قَالَ «مَا رَأَى الشَّيْطَانَ يَوْماً هُوَ فِيهِ أَصْغَرُ، وَلاَ أَدْحَرُ، وَلاَ أَحْقَرُ، وَلاَ أَغْيَظُ، مِنْهُ فِي يَوْمِ عَرَفَةَ. وَمَا ذَاكَ إِلاَّ لِمَا رَأَى مِنْ تَنَزُّلِ الرَّحْمَةِ، وَتَجَاوُزِ اللهِ عَنِ الذُّنُوبِ الْعِظَامِ. إِلاَّ مَا رَأَى يَوْمَ بَدْرٍ». قِيلَ: وَمَا رَأَى يَوْمَ بَدْرٍ؟ قَالَ: «أَمَا إِنَّهُ قَدْ رَأَى جِبْرِيلَ يَزَعُ الْمَلاَئِكَةَ».

---

376 Ibni Hiban-i, “Sahih”, sipas radhitjes së Ibni Belbanit në “Ihsan”, 9/164 nr.3853; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 5/497, nr.3774; etj.
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 3/253, nr.5553 dhe thotë: “E transmeton Ebu Ja`la, por në zinxhir gjendet Muhamed b. Mervan el-Akili, të cilin e kanë konsideruar të besueshëm Ibni Meini dhe Ibni Hibani, por për të ka pasur edhe fjalë tjera, ndërsa transmetuesit tjerë janë transmetues që gjenden në dy sahihet;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, thotë se “Hadithi është Sahih, zinxhiri i hadithit është i fuqishëm, sikur të mos kishte bërë *anan* Ebu Zubejri. Transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden te Buhariu dhe Muslimi, përpos Muhamed b. Mervan b. Akilit, prej të cilit përcjell Ibni Maxheh”.
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi nuk ka ndonjë të keqe;

Nga Talha b. Ubejdullah b. Kerizi (r.a.) i cili përcjell se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Nuk e kam parë shejtanin në ndonjë ditë më të vogël, më të poshtëruar, më të dëshpëruar dhe më të pikëlluar, sesa në ditën e Arafatit, e kjo nuk ndodh për diçka tjetër, vetëm përse e sheh duke zbritur mëshira (e Allahut) dhe për faljen e mëkateve të shumta (të mëdhaja) nga Allahu (xh.sh.), përpos se në ditën e Bedrit!*" I thanë: "Çka ka parë në ditën e Bedrit?" Ai tha: "*Atëherë ai ka parë Xhibrilin duke zbritur me melekët*".[377]

**عَنْ عَبَّاسِ بْنِ مِرْدَاسٍ السُّلَمِيُّ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ «دَعَا لِأُمَّتِهِ عَشِيَّةَ عَرَفَةَ، بِالْمَغْفِرَةِ» فَأُجِيبَ: «إِنِّي قَدْ غَفَرْتُ لَهُمْ، مَا خَلَا الظَّالِمَ، فَإِنِّي آخُذُ لِلْمَظْلُومِ مِنْهُ» قَالَ: «أَيْ رَبِّ إِنْ شِئْتَ أَعْطَيْتَ الْمَظْلُومَ مِنَ الْجَنَّةِ، وَغَفَرْتَ لِلظَّالِمِ» فَلَمْ يُجَبْ عَشِيَّتَهُ، فَلَمَّا أَصْبَحَ بِالْمُزْدَلِفَةِ، أَعَادَ الدُّعَاءَ، فَأُجِيبَ إِلَى مَا سَأَلَ، قَالَ: فَضَحِكَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ، أَوْ قَالَ تَبَسَّمَ، فَقَالَ لَهُ أَبُو بَكْرٍ وَعُمَرُ: بِأَبِي أَنْتَ وَأُمِّي إِنَّ هَذِهِ لَسَاعَةٌ مَا كُنْتَ تَضْحَكُ فِيهَا، فَمَا الَّذِي أَضْحَكَكَ؟ أَضْحَكَ اللَّهُ سِنَّكَ قَالَ: «إِنَّ عَدُوَّ اللَّهِ إِبْلِيسَ، لَمَّا عَلِمَ أَنَّ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ، قَدِ اسْتَجَابَ دُعَائِي، وَغَفَرَ لِأُمَّتِي أَخَذَ التُّرَابَ، فَجَعَلَ يَحْثُوهُ عَلَى رَأْسِهِ، وَيَدْعُو بِالْوَيْلِ وَالثُّبُورِ، فَأَضْحَكَنِي مَا رَأَيْتُ مِنْ جَزَعِهِ».**

Nga Abas b. Mirdas es-Selemiju (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është lutur për *umet*-in e tij në mbrëmjen e Arafatit për faljen e tyre, e atij iu përgjigj: ***"Unë ua kam falur atyre, përpos atij që bën padrejtësi, ndaj të cilit do të marr hak për atë që i ka***

---

377 Maliku, "Muvetta`", kitab el-Haxh-xhu, bab xhami`ul-haxhi, nr.937; Abdurezaku, "El-Musannef", 5/17, nr.8832; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/498, nr.3775;
-Begaviu në "Sherhu`s-Sunneh", 7/158, nr.1930 thotë se hadithi është Mursel;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se në zinxhirin e këtij hadithi ka transmetues të cilët nuk i njoh. Ndërsa hadithi është Mursel;

***bërë padrejtësi".*** *Ai tha: "O Zot! Nëse do, jepi Xhenetin atij që i është bërë padrejtësi dhe falja atij që ka bërë padrejtësi".* Por, atë mbrëmje nuk mori përgjigje. E kur agoi gjersa ishte në Muzdelife, ai e përsëriti lutjen. Atëherë e mori përgjigjen e asaj për çka u lut. Tha: "Qeshi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ose tha buzëqeshi. Ebu Bekri (r.a.) dhe Umeri (r.a.) i thanë atij: "T`u bëfshin kurban babai dhe nëna jonë, kjo është një kohë kur nuk ke qeshur më parë, çka të bëri të qeshësh, Allahu *(xh.sh.)* i mbushtë vitet tua me të qeshura?" Ai tha: *"Me të vërtetë armiku i Zotit, Iblisi, kur e kuptoi se Allahu xh.sh. më është përgjigjur në lutjen time dhe ia ka falur umetit tim, mori dhé dhe e hodhi mbi kokë, filloi të mjerojë dhe të ofshajë, e kjo më bëri të qeshem".*[378]

**عَنْ أَبِي قَتَادَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «صِيَامُ يَوْمِ عَرَفَةَ، إِنِّي أَحْتَسِبُ عَلَى اللَّهِ أَنْ يُكَفِّرَ السَّنَةَ الَّتِي قَبْلَهُ، وَالَّتِي بَعْدَهُ».**

Nga Ebu Katade (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Agjërimi në ditën e Arafatit, për të unë shpresoj tek Allahu (xh.sh.) që t`i fal mëkatet për vitin e kaluar dhe për (vitin) e ardhshëm".*[379]

---

378 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab duau bi arafeh, nr.3013; Ahmed-i, "Musned", 26/136, nr.16.207; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 1/524, nr.340; etj.

-Busiri thotë: "Në zinxhirin e hadithit është Abdullah b. Kinane, për të cilin Buhari-u thotë: "Nuk janë të saktë hadithet prej tij". E nuk kam gjetur dikush të bëjë vlerësim pozitiv ose negativ për të".

-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin e dobët.

379 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sijami, bab sijamu jaumi arefete, nr.1730; kjo pjesë e hadithit, është edhe tek një tekst i gjatë të cilin e shënon imam Muslim-i, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab istihbabu sijami thelatheti ejjamin min kuli shehër, nr.1162; Ebu Davudi,

عَنْ عَمْرِو بْنِ شُعَيْبٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ جَدِّهِ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: "خَيْرُ الدُّعَاءِ دُعَاءُ يَوْمِ عَرَفَةَ، وَخَيْرُ مَا قُلْتُ أَنَا وَالنَّبِيُّونَ مِنْ قَبْلِي: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَحْدَهُ لَا شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ ".

Nga Amër b. Shuajbi i cili përcjell nga babai i tij e ky nga gjyshi i tij, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Duaja më e vlefshme është duaja që bëhet në ditën e Arafatit, ndërsa fjala më e vlefshme që kam thënë unë dhe pejgamberët para meje, është: LA ILAHE IL-LALLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEHU, LEHUL MULKU VE LEHUL HAMDU VE HUVE ALA KUL-LI SHEJIN KADIR (Nuk ka zot tjetër përpos Allahut, i Cili është Një dhe nuk ka ortak me të, Atij i takon Pushteti dhe falënderimi, si dhe Ai është i fuqishëm për çdo gjë)".*[380]

---

"Sunen", kitab es-Saumu, bab fi saumi`d-dehri tetavvuan, nr.2425; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab ma xhae fi fadli saumi jaumi arefete, nr.749 dhe thotë se ky hadith është Hasen; Ahmedi, "Musned", 37/307, nr.22.621;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thonë se ka zinxhirin Sahih sipas kushteve të Muslimit;

[380] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab 122, nr.3585 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Maliku, "Muvetta", kitab el-Haxh-xhu, nr.938; Ahmedi, "Musned", 11/548, nr.6961; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 7/103; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/316, nr.3489; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thonë se hadithi është Hasenun li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi (që e përcjell Ahmedi) është i dobët, shkaku i Muhamed b. Ebi Humejdit;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;

## VLERA E KURBANIT

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ حَسَنِ بْنِ حَسَنٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ جَدِّهِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ ضَحَّى طَيِّبَةً بِهَا نَفْسُهُ، مُحْتَسِبًا لِأُضْحِيَّتِهِ؛ كَانَتْ لَهُ حِجَابًا مِنَ النَّارِ».

Nga Abdullah b. Hasen b. Hasen i cili përcjell nga babai i tij e ky nga gjyshi i tij, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush ther kurban për të pastruar shpirtin e vet me të dhe duke llogaritur në shpërblim për shkak të kurbanit të tij, do të jetë për të mbrojtje nga Zjarri".*[381]

عَنْ عَائِشَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «مَا عَمِلَ آدَمِيٌّ مِنْ عَمَلٍ يَوْمَ النَّحْرِ أَحَبَّ إِلَى اللَّهِ مِنْ إِهْرَاقِ الدَّمِ، إِنَّهُ لَيَأْتِي يَوْمَ القِيَامَةِ بِقُرُونِهَا وَأَشْعَارِهَا وَأَظْلَافِهَا، وَأَنَّ الدَّمَ لَيَقَعُ مِنَ اللَّهِ بِمَكَانٍ قَبْلَ أَنْ يَقَعَ مِنَ الأَرْضِ، فَطِيبُوا بِهَا نَفْسًا».

Nga Aisheja (r.a.h.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Njeriu nuk ka bërë vepër më të dashur për Allahun (xh.sh.) në ditën e therjes së kurbaneve (ditën e Bajramit) se të derdhurit e gjakut. Ai (kurbani) Ditën e Kiametit do të vijë me brirët, me leshin dhe thonjtë e tij, para se të bie gjaku në tokë, do të pranohet nga ana e Allahut (xh.sh.) prandaj kënaqni me të shpirtin".*[382]

---

[381] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 3/84, nr.2736;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/17, nr.5937 thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir", por në zinxhir gjendet Sulejman b. Amër en-Nehaiu, i cili është gënjeshtar;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/533, nr.8825 dhe e vlerëson si hadith i dobët;

[382] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Edahiji, bab ma xhae fi fadli`l-udhijeti, nr.1498 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edahiji, bab thevabu`l-udhijeti, nr.3126;

عَنْ عِمْرَانَ بْنِ حُصَيْنٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " يَا فَاطِمَةُ، قُومِي فَاشْهَدِي أُضْحِيَّتَكِ، فَإِنَّهُ يُغْفَرُ لَكِ بِأَوَّلِ قَطْرَةٍ مِنْ دَمِهَا كُلُّ ذَنْبٍ عَمِلْتِيهِ، وَقُولِي: إِنَّ صَلَاتِي وَنُسُكِي وَمَحْيَايَ وَمَمَاتِي لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ، لَا شَرِيكَ لَهُ، وَبِذَلِكَ أُمِرْتُ وَأَنَا مِنَ الْمُسْلِمِينَ ". قَالَ عِمْرَانُ: يَا رَسُولَ اللهِ، هَذَا لَكَ وَلِأَهْلِ بَيْتِكَ خَاصَّةً، فَأَهْلُ ذَاكَ أَنْتُمْ، أَوْ لِلْمُسْلِمِينَ عَامَّةً؟ قَالَ: «بَلْ لِلْمُسْلِمِينَ عَامَّةً».

Nga Imran b. Husajni (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Oj Fatime, shko dhe prezanto në vendin ku prehet kurbani për ty, sepse sapo të rrjedh pika e parë e gjakut të kurbanit tënd, Allahu (xh.sh.) ka për t`i falur mëkatet që i ke vepruar. Dhe thuaj:* ***"Inne salati ve nusuki ve mahjaje ve ve memati lilahi rabbil alemin la sherike lehu ve bi dhalike umirtu ve ene minel muslimin"*** **(Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime, janë thjesht për Allahun Zotin e botëve. Ai nuk ka ortak. Me këtë jam urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve)[383].** Imrani e pyeti: "O i Dërguari i Allahut! kjo a është veçantë vetëm për ty dhe

Hakimi, "El-Mustedrek", 4/246, nr.7523 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; por me të nuk pajtohet Dhehebiu, dhe thotë se Sulejmani është i dobët (vah) disa e kanë refuzuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/448, nr.6951;
-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/485, nr.7949 dhe e vlerëson hadithin të mirë (Hasen);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/305) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i dobësisë së Ebu Muthenas, emri i të cilit është Sulejman b. Jezid, shkaku i ndërprerjes, sepse Ebu Muthena nuk ka dëgjuar hadithe prej Hisham b. Urves.
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët. Ebu Muthena është transmetues i dobët. Ebu Hatimi thotë se është i refuzuar në hadith, nuk është i fuqishëm...".
[383] Kurani, En`am, 162-163;

familjen tënde, apo është në përgjithësi për muslimanët?" Ai u përgjigj: *"Jo por është për të gjithë muslimanët në përgjithësi".*[384]

عَنْ زَيْدِ بْنِ أَرْقَمَ، قَالَ: قَالَ أَصْحَابُ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ: يَا رَسُولَ اللَّهِ مَا هَذِهِ الْأَضَاحِيُّ؟ قَالَ: «سُنَّةُ أَبِيكُمْ إِبْرَاهِيمَ» قَالُوا: فَمَا لَنَا فِيهَا يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ: «بِكُلِّ شَعَرَةٍ، حَسَنَةٌ» قَالُوا: " فَالصُّوفُ يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ: «بِكُلِّ شَعَرَةٍ مِنَ الصُّوفِ، حَسَنَةٌ».

Nga Zejd b. Erkami (r.a.) përcillet se ka thënë: "Sahabët e kishin pyetur të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "O i Dërguari i Allahut! Çka janë këto kurbane?" Ai ka thënë: *"(Kurbani) është sunneti i babait tuaj, Ibrahimit (a.s.)"* Ata thanë: "Po çka fitojmë prej tyre o i Dërguari i Allahut?" Ai u përgjigj: *"Prej çdo qimeje të saj nga një të mirë (shpërblim)"* Ata thanë: "Edhe prej leshit o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: *"Për çdo qime të leshit të saj ka nga një të mirë".*[385]

---

384 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 18/239, nr.600; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/247, nr.7524 dhe thotë se "ky hadith ka zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; Dhehebiu thotë se Ebu Hamza është shumë i dobët; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/452, nr.6957;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/17, nr.5935 thotë se e transmeton Taberani në "El-Kebir" dhe "El-Euset", por në zinxhir gjendet Ebu Hamza eth-Thumali, i cili është i dobët;
-Zejleiu në "Nasbu`r-Raje", 4/219 thotë se Bejhekiu ka thënë se për zinxhirin e këtij hadithi ka fjalë (kritikuese), po edhe Dhehebiu për Ebu Hamza eth-Thumalin, ka thënë se është shumë i dobët;
385 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edahiji, bab thevabu`l-udhijeti, nr.3127; Ahmedi, "Musned", 32/34, nr.19.283; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 5/197, nr.5075; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/422, nr.3467 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; por me të nuk pajtohet

عَن أبي هُرَيرة؛ أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيه وَسَلَّم قال: اسْتَفْرِهُوا ضَحَايَاكُمْ فَأَنَّهَا مَطَايَاكُمْ على الصِّرَاط ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zgjidhni për kurban kafshën më të bukur, sepse ajo do t`ju mbajë në Urën e Siratit"*.[386]

Dhehebiu, pasi ai thotë që Aidhullahi është i refuzuar në hadith sipas Ebu Hatimit; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/452, nr.6956;

-Busiriu në "Zevaid" thotë se në zinxhir gjendet Ebu Davud, emri i të cilit është Nufej`u b. Harith, i cili është i refuzuar. Është akuzuar me falsifikim të haditheve.

Në zinxhirin e këtij hadithi ka disa transmetues të dobët.

-Nufej`u ibni Harith, i njohur me nofkën Ebu Davud el-A`ma, dijetarët e kanë konsideruar të dobët. Ahmed b. Hanbeli thotë: "Nufeji thotë se ka dëgjuar hadithe prej Ibni Umerit, Ibni Abasit, Ibni Zubejrit, por ai nuk ka dëgjuar prej asnjërit prej tyre diçka". Jahja b. Meini thotë se ai falsifikonte hadithe, nuk është asgjë. Nuk ka qenë i besueshëm. Ebu Zur`a thotë se nuk ka qenë asgjë. Ebu Hatimi thotë se është i refuzuar në hadith. Është i dobët në hadith. Tirmidhiu thotë se është vlerësuar i dobët në hadith. Nesaiu thotë se është i refuzuar në hadith. (Shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 30/9-14, nr.6466).

-Në zinxhir gjendet edhe Aidhullah el-Muxhashi`iju, për të cilin Buhariu thotë se prej tij nuk është hadithi i vërtetë. (Shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 14/93-14, nr.3069).

386 Dejlemiu, "El-Firdeus bi me`thuru`l-hitab", daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1986, 1/85, nr.268;

-Ibni Haxheri në "Et-Telhisu`l-Habir", 4/251, nr.2364 thotë se në zinxhir gjendet Jahja b. Ubejdullah b. Vehbi, i cili është shumë i dobët;

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/66, nr.992 e vlerëson hadithin të dobët;

-Axhluni në "Keshfu`l-Hafa", 1/143, nr.337 thotë se e shënon Dejlemiu me zinxhir shumë të dobët nga Ebu Hurejre r.a.;

**VLERA E NAFILEVE**

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " إِنَّ اللَّهَ قَالَ: مَنْ عَادَى لِي وَلِيًّا فَقَدْ آذَنْتُهُ بِالحَرْبِ، وَمَا تَقَرَّبَ إِلَيَّ عَبْدِي بِشَيْءٍ أَحَبَّ إِلَيَّ مِمَّا افْتَرَضْتُ عَلَيْهِ، وَمَا يَزَالُ عَبْدِي يَتَقَرَّبُ إِلَيَّ بِالنَّوَافِلِ حَتَّى أُحِبَّهُ، فَإِذَا أَحْبَبْتُهُ: كُنْتُ سَمْعَهُ الَّذِي يَسْمَعُ بِهِ، وَبَصَرَهُ الَّذِي يُبْصِرُ بِهِ، وَيَدَهُ الَّتِي يَبْطِشُ بِهَا، وَرِجْلَهُ الَّتِي يَمْشِي بِهَا، وَإِنْ سَأَلَنِي لَأُعْطِيَنَّهُ، وَلَئِنِ اسْتَعَاذَنِي لَأُعِيذَنَّهُ، وَمَا تَرَدَّدْتُ عَنْ شَيْءٍ أَنَا فَاعِلُهُ تَرَدُّدِي عَنْ نَفْسِ المُؤْمِنِ، يَكْرَهُ المَوْتَ وَأَنَا أَكْرَهُ مَسَاءَتَهُ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xhele she`nuhu thotë:* ***"Kush e ngacmon ndonjë prej të dashurve të Mi, Unë i kam shpallur atij luftë. Nuk do të më afrohet robi Mua me diçka më të dashur sesa me atë që ia kam bë farz. Kështu robi Im vazhdon të më afrohet me nafile derisa ta dua, e kur Unë ta dua, atëherë bëhem veshi i tij me të cilin dëgjon, syri i tij me të cilin shikon, dora e tij me të cilën mbahet dhe këmba e tij me të cilën ecën. Nëse më kërkon do t`i përgjigjem, e nëse mbrohet me Mua, atëherë do ta mbroj atë. Asnjë punë nga punët e Mia nuk nguroj ta bëj, sa nguroj ta marr shpirtin e një besimtari, që nuk e donë vdekjen, ngaqë nuk dua ta lëndoj".***[387]

---

[387] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab et-tevadui, nr.6502; Ibni Hiban-i, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", vëll.2, fq.58, nr.347; Bejhekiu, "Sunenu`l-Kubra", 10/370, nr.20.980; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.1, fq.5; etj.

-Imam Dhehebiu në "Mizanu`l-I`tidal", përmend disa prej dijetarëve të cilët i kanë bërë kritika njërit prej transmetuesve të këtij *hadithi*, i cili quhet Halid b. Mahled. Ebu Davudi thotë se është i sinqertë, por ka fjalë për të. Ahmedi thotë se ai përcjell hadithe munker. Jahja thotë: "Nuk ka asgjë të keqe tek ai". Ebu Hatimi thotë: "Prej tij shkruhet *hadith*-i, porse nuk lejohet argumentimi me

سَمِعْتُ أُمَّ حَبِيبَةَ، تَقُولُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ، يَقُولُ: «مَنْ صَلَّى اثْنَتَيْ عَشْرَةَ رَكْعَةً فِي يَوْمٍ وَلَيْلَةٍ، بُنِيَ لَهُ بِهِنَّ بَيْتٌ فِي الْجَنَّةِ».

Transmeton Ummu Habibe (r.a.h.) e cila thotë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem duke thënë: *"Kush i fal brenda ditës dhe natës 12 rekate, për shkak të tyre (Allahu xh.sh.) do t`ia ndërtojë atij një shtëpi në Xhenet".*[388]

قَالَتْ أُمُّ حَبِيبَةَ زَوْجُ النَّبِيِّ ﷺ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ حَافَظَ عَلَى أَرْبَعِ رَكَعَاتٍ قَبْلَ الظُّهْرِ، وَأَرْبَعٍ بَعْدَهَا، حَرُمَ عَلَى النَّارِ».

---

ta". Ibni Sa`di ka thënë: "I refuzohet hadithi, sepse ka filluar të harrojë afër pleqërisë". E përmend Edhe Ibni Adij por ia refuzon diku 10 hadithe si munkere, por thotë: "Ai është prej të shumtëve, që nuk ka diç të keqe tek ta inshallah". Imam Dhehehiu për këtë hadith të lartshënuar thotë se është shumë i panjohur (*Garib xhidden*) e sikur të mos ishte i regjistruar në librin "Sahih", do ta kisha radhitur në hadithet munkere (të refuzuara) nga Halid b. Mahled, shkaku i fjalëve të rralla në tekstin e *hadith-i*t, si dhe me këtë transmetim veçohet Sheriku, kurse ai nuk është *Hafidh*. (shih: Dhehebiu, "Mizanu`l-I`tidal", vëll.1, fq.640-641, nr.2463);

388 Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu`s-suneni`r-ratibeti kable`l-feraidi ve ba`dehunne ve bejanu adedihinne, nr.728; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab tefriu ebvabit-tetavui, nr.1250; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab men sal-la fi jaumin ve lejletin thintej ashrete rekaten mine`s-sunneti, nr.415 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi thintej ashrete rekaten mine`s-sunneti, nr.1141; Abdurezaku, "El-Musannef", 3/75, nr.4855; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/20, nr.5976; Ahmedi, "Musned", 44/351, nr.26.768; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/456, nr.1173 dhe thotë se zinxhiri është Sahih, sipas kushteve të Muslimit; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/532, nr.8797 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih;

Ummu Habibe (r.a.h.) bashkëshortja e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai që i ruan katër rekate para namazit të drekës dhe katër pas saj, (Allahu xh.sh.) e ka bërë haram hyrjen e tij në Zjarr"*.[389]

عَنِ ابْنِ عُمَرَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «رَحِمَ اللَّهُ امْرَأً صَلَّى قَبْلَ الْعَصْرِ أَرْبَعًا».

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"E mëshiroftë Allahu (xh.sh.) njeriun i cili i fal katër rekate para (farzit) të ikindisë"*.[390]

---

389 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-erbeu kable`dh-dhuhri ve ba`deha, nr.1269; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab aharu, nr.427 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Nesaiu, "Sunen", kitab Kijami`l-lejli ve tetav-vui`n-nehari, nr.1814; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati ve sunnetu fiha, bab ma xhae fimen sal-la kable`dh-dhuhri erbean ve ba`deha erbean, nr.1160; Ahmedi, "Musned", 44/346, nr.26.764; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/20, nr.5983; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 23/233, nr.442; Bejhekiu, "Sunenu`l-Kubra", 2/664, nr.4164; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/523, nr.8622 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të dy Sahiheve;
390 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab es-Salatu kable`l-asri, nr.1271; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi`l-erbei kable`l-asri, nr.430 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", 10/188, nr.5980; Ibni Hibani, "Sahih" sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 6/206, nr.2453;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

**VLERA E SALAVATEVE**

عَنْ أُبَيِّ بْنِ كَعْبٍ قَالَ: كَانَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ إِذَا ذَهَبَ ثُلُثَا اللَّيْلِ قَامَ فَقَالَ: «يَا أَيُّهَا النَّاسُ اذْكُرُوا اللَّهَ اذْكُرُوا اللَّهَ جَاءَتِ الرَّاجِفَةُ تَتْبَعُهَا الرَّادِفَةُ جَاءَ الْمَوْتُ بِمَا فِيهِ جَاءَ الْمَوْتُ بِمَا فِيهِ» ، قَالَ أُبَيٌّ: قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنِّي أُكْثِرُ الصَّلَاةَ عَلَيْكَ فَكَمْ أَجْعَلُ لَكَ مِنْ صَلَاتِي؟ فَقَالَ: «مَا شِئْتَ» . قَالَ: قُلْتُ: الرُّبُعَ، قَالَ: «مَا شِئْتَ فَإِنْ زِدْتَ فَهُوَ خَيْرٌ لَكَ» ، قُلْتُ: النِّصْفَ، قَالَ: «مَا شِئْتَ، فَإِنْ زِدْتَ فَهُوَ خَيْرٌ لَكَ» ، قَالَ: قُلْتُ: فَالثُّلُثَيْنِ، قَالَ: «مَا شِئْتَ، فَإِنْ زِدْتَ فَهُوَ خَيْرٌ لَكَ» ، قُلْتُ: أَجْعَلُ لَكَ صَلَاتِي كُلَّهَا قَالَ: «إِذًا تُكْفَى هَمَّكَ، وَيُغْفَرُ لَكَ ذَنْبُكَ».

Nga Ubeje b. Ka`bi (r.a.) përcillet se ka thënë: "Kur kalonte një e treta e natës, çohej i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe thoshte: *"O ju njerëz! Përmendeni Allahun, përmendeni Allahun, sepse është afruar koha kur do të dridhet gjithçka nga ushtima. E pastaj do ta pasojë e dyta. Ka ardhur vdekja dhe ajo që është me të, ka ardhur vdekja dhe ajo që është me të"*. Ubeje b. Ka`bi (r.a.) thotë: "O i Dërguari i Allahut! Unë bëj shumë *salavat* për ty. Por dua të di, se sa duhet të bëj *salavat* për ty?" Ai tha: *"Bëj salavatë për mua, sa të duash!"*. Tha: "Nëse e veçoj ¼ e lutjeve të mia për *salavat*-e, a është e mjaftueshme?" Ai tha: *"Veço sa të duash, por nëse bën më shumë se kjo, është më e mirë për ty"*. Tha Ubeje: "Atëherë a të veçoj gjysmën e duave të mia për *salavat*-e?" Ai i tha: *"Veço sa të duash, por nëse bën më shumë se kjo, është më e mirë për ty"*. Tha Ubeje: "Atëherë a të veçoj 2/3 e duave të mia për salavate?" Ai i tha: *"Veço sa të duash, por nëse bën më shumë se kjo, është më e mirë për ty"*. Tha: "E nëse e veçoj të gjithë kohën që e kam veçuar për lutje, të bëj

salavate për ty?” Ai tha: *“Në këtë rast, Allahu (xh.sh.) t`i largon gjithë mundimet dhe t`i fal të gjitha mëkatet”.*[391]

**حَدَّثَنَا أَنَسُ بْنُ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ صَلَّى عَلَيَّ صَلَاةً وَاحِدَةً صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ عَشْرَ صَلَوَاتٍ، وَحُطَّتْ عَنْهُ عَشْرُ خَطِيئَاتٍ، وَرُفِعَتْ لَهُ عَشْرُ دَرَجَاتٍ».**

Transmeton Enes b. Maliku (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush dërgon mbi mua një salavat, Allahu (xh.sh.) dërgon mbi të 10 përshëndetje, ia fshin atij 10 mëkate dhe e ngrit atë për 10 shkallë”.*[392]

---

391 Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 23, nr.2465 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; pjesën e fundit e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 35/166, nr.21.242; Hakimi, “El-Mustedrek”, 2/457, nr.3578 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Sunenin e Tirmidhiut (4/448) thonë se hadithi është Hasen, Abdullah b. Muhamed është i dobët, kur veçohet, ndërsa është hasen hadithi prej tij kur ka hadithe tjera dëshmi, e ky hadith është prej tyre;

392 Nesaiu, ”Sunen”, kitab es-Sehvi, bab el-fadlu fi`s-salati ale`n-nebiji s.a.s, nr.1297; Buhariu, “Edeb`ul-Mufred”, nr.642-643, përpos që nuk gjendet i fshin 10 mëkate; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 2/253, nr.8703; Ahmedi, “Musned”, 19/57, nr.11.998; Ibni Hibani, “Sahih”, sipas radhitjes së Ibni Belbanit në “Ihsan”, 3/185, nr.904; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/735, nr.2018 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 3/124, nr.1455;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen shkaku i Junus b. Ebi Is`hakut, i cili është prej transmetuesve të Muslimit, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: «مَنْ صَلَّى عَلَيَّ وَاحِدَةً صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ عَشْرًا».

Nga Ebu Hurejra (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush dërgon mbi mua një herë salavat, Allahu do të dërgojë mbi të 10 herë*".[393]

عَنْ أَبِي طَلْحَةَ الْأَنْصَارِيِّ قَالَ: أَصْبَحَ رَسُولُ اللهِ ﷺ يَوْمًا طَيِّبَ النَّفْسِ يُرَى فِي وَجْهِهِ الْبِشْرُ، قَالُوا: يَا رَسُولَ اللهِ، أَصْبَحْتَ الْيَوْمَ طَيِّبَ النَّفْسِ، يُرَى فِي وَجْهِكَ الْبِشْرُ، قَالَ: " أَجَلْ، أَتَانِي آتٍ مِنْ رَبِّي عَزَّ وَجَلَّ فَقَالَ: مَنْ صَلَّى عَلَيْكَ مِنْ أُمَّتِكَ صَلَاةً كَتَبَ اللهُ لَهُ بِهَا عَشْرَ حَسَنَاتٍ، وَمَحَا عَنْهُ عَشْرَ سَيِّئَاتٍ، وَرَفَعَ لَهُ عَشْرَ دَرَجَاتٍ، وَرَدَّ عَلَيْهِ مِثْلَهَا ".

Nga Ebu Talha el-Ensari (r.a.) përcillet se ka thënë: "Një ditë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem erdhi pranë nesh. U kuptonte nga fytyra e tij se ishte i gëzuar. Shokët i thanë: "O i Dërguari i Allahut, nga

---

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për zinxhirin e këtij hadithi thotë se transmetuesit janë të besueshëm;

393 Muslimi, "Sahih", kitab es-Salati, bab es-salati ale`n-nebiji a.s. ba`de`t-teshehudi, nr.408; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi`l-istigfari, nr.1530; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Vitri, bab ma xhae fi fadli`s-salati ale`n-nebiji, nr.485 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sehvi, bab el-fadlu fi`s-salati ale`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.1297; Ahmedi, "Musned", 14/444, nr.8854; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.645; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/187, nr.906; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/123, nr.1454; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për zinxhirin e këtij hadithi thotë se është Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm;

fytyra e juaj kuptohet se jeni shumë të gëzuar!" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: "*Po. Me të vërtetë jam shumë i gëzuar. Pasi erdhi një melek dhe më tha:* ***"Kushdo prej popullit tënd që dërgon salavat mbi ty, Allahu*** *(xh.sh.)* ***i shkruan atij për të dhjetë të mira, i fshin dhjetë të këqija, e ngre dhjetë shkallë dhe i kthen atij salavatë të njëjtë".***[394]

**عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ عَوْفٍ، قَالَ: خَرَجَ رَسُولُ اللهِ ﷺ، فَاتَّبَعْتُهُ حَتَّى دَخَلَ نَخْلًا فَسَجَدَ، فَأَطَالَ السُّجُودَ حَتَّى خِفْتُ – أَوْ خَشِيتُ – أَنْ يَكُونَ اللهُ قَدْ تَوَفَّاهُ – أَوْ قَبَضَهُ – قَالَ: فَجِئْتُ أَنْظُرُ فَرَفَعَ رَأْسَهُ، فَقَالَ: " مَا لَكَ يَا عَبْدَ الرَّحْمَنِ " قَالَ: فَذَكَرْتُ ذَلِكَ لَهُ، قال: فَقَالَ: " إِنَّ جِبْرِيلَ عَلَيْهِ السَّلامُ قَالَ لِي: أَلا أُبَشِّرُكَ إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ لَكَ: مَنْ صَلَّى عَلَيْكَ صَلَّيْتُ عَلَيْهِ، وَمَنْ سَلَّمَ عَلَيْكَ سَلَّمْتُ عَلَيْهِ ."**

---

394 Ahmedi, "Musned", 26/272, nr.16.352; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sehvi, bab fadlu`t-teslimi ale`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.1283; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/252, nr.8695; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/196, nr.915; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/280, nr.6414; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/456, nr.3575 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/128, nr.1461;
-Hejthemiu në "Mexhme`uz-Zevaid", 10/161, nr.17.286 dhe thotë: "E shënon Taberani, në transmetimin e parë gjendet Muhamed b. Ibrahim b. Velidi, ndërsa në transmetimin e dytë gjendet Ahmed b. Amër en-Nesibiju, por nuk i njoh kush janë këta, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm";
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/12, nr.91 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, Ebu Ma`sher është i dobët, si dhe nuk e ka takuar Is`hak b. Ka`bin prej të cilit thotë se e përcjell hadithin. Njashtu edhe Is`haku e ka gjendjen të panjohur;

Nga Abdurrahman b. Aufi (r.a.) përcillet se ka thënë: "Doli i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe unë fillova ta ndjek derisa hyri në një kopsht me hurma, ra në sexhde dhe e zgjati atë aq shumë, saqë u frikësova se mos Zoti ia ka marrë shpirtin. U nisa për te ai derisa e arrita, ula kokën dhe e shikoja në fytyrën e tij. Ai tha: "*Çfarë ke o Abdurahman?*" I thashë: "Ia tregova rastin dhe ai tha: "*Me të vërtetë, Xhibrili alejhi`s-selam më tha mua: "Të përgëzoj (o Muhamed) se Allahu (xh.sh.) të thotë:* ***"Kush të dërgon salavat ty, Unë atij i dërgoj salavat, e kush të dërgon selam ty, Unë i dërgoj atij selam".***[395]

أَخْبَرَهُ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ مَسْعُودٍ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «أَوْلَى النَّاسِ بِي يَوْمَ الْقِيَامَةِ أَكْثَرُهُمْ عَلَيَّ صَلَاةً».

---

395 Ahmedi, "Musned", 3/200, nr.1662; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/344, nr.810 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/125, nr.1456; etj.

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/287, nr.3714 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi, kurse transmetuesit janë të besueshëm";

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se hadithi është Hasen li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Ebu Huvejrith është i dobët shkaku i memories së tij të dobët, si dhe Muhamed b. Xhubejri nuk është e saktë se ka dëgjuar hadithe prej Abdurahman b. Aufit, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm, të cilët transmetues gjenden në dy sahihet;

- Në zinxhirin e Ahmedit gjendet edhe Amër b. Ebi Amër, për të cilin Ahmed b. Hanbeli thotë se nuk ka diç të keqe tek ai, Jahja b. Meini thotë se në hadithet e tij ka dobësi, nuk është i fuqishëm dhe as që është argument. Ebu Zur`a thotë se është i besueshëm, kurse Ebu Hatimi thotë se nuk ka diç të keqe tek ai. Nesaiu thotë se nuk është i fuqishëm. Ibni Adij thotë se s`ka të keqe tek ai, sepse prej tij përcjell edhe Maliku, e ai nuk përcjell vetëm se nga të sinqertët. (shih për të: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 22/168-171, nr.4418);

Transmeton Abdullah b. Mes`udi (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Prej njerëzve, më pranë meje në Ditën e Kijametit, (që meriton shefatin më shumë) është ai që më dërgon më shumë salavate mua"*.[396]

## VLERA E ISTIGFARIT

**عَنْ أَبِي مُوسَى قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " أَنْزَلَ اللَّهُ عَلَيَّ أَمَانَيْنِ لِأُمَّتِي {وَمَا كَانَ اللَّهُ لِيُعَذِّبَهُمْ وَأَنْتَ فِيهِمْ وَمَا كَانَ اللَّهُ مُعَذِّبَهُمْ وَهُمْ يَسْتَغْفِرُونَ} [الأنفال: 33] فَإِذَا مَضَيْتُ تَرَكْتُ فِيهِمُ الِاسْتِغْفَارَ إِلَى يَوْمِ الْقِيَامَةِ ".**

Nga Ebu Musa el-Esh`ariu (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) më ka dërguar mua dy sigurues për umetin tim* (dhe e lexoi ajetin: **"Por, Allahu nuk do t`i ndëshkonte ata, përderisa ti ishe në mesin e tyre, dhe Allahu nuk do t`i ndëshkojë ata, përderisa ata i**

---

396 Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Vitri, bab ma xhae fi fadli`s-salati ale`n-nebij, nr.484 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/325, nr.31.787; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 5/190, nr.1789; Ibni Hibani në "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/192, nr.911; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 10/17, nr.9800; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/136, nr.2249 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti për këtë hadith në Sunenin e Tirmidhiut (2/36) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Musa b. Ja`kub ez-Zem`ijut, po ashtu edhe mësuesi i tij Abdullah b. Kejsani është i panjohur;

**kërkojnë falje Atij”.**) *Kur do të shkoj unë, atyre ua lë istigfarin deri në Ditën e Kijametit”.*[397]

**عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، أَنَّهُ حَدَّثَهُ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ لَزِمَ الِاسْتِغْفَارَ، جَعَلَ اللَّهُ لَهُ مِنْ كُلِّ ضِيقٍ مَخْرَجًا، وَمِنْ كُلِّ هَمٍّ فَرَجًا، وَرَزَقَهُ مِنْ حَيْثُ لَا يَحْتَسِبُ».**

Nga Abdullah ibni Abasi (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e shton istigfarin, Allahu (xh.sh.) do t`i jep gjithmonë rrugëdalje nga çdo vështirësi, do t`i jep rrugëdalje nga çdo brengë dhe do ta furnizojë atë prej nga nuk ia merr mendja”.*[398]

---

397 Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Tefsiri`l-Kurani, bab min suretil Enfali, nr.3082 dhe thotë se hadithi është Garib dhe se Ismail b. Ibrahim el-Muhaxhiri (një prej transmetuesve të hadithit) është i dobët; Ahmedi, “Musned”, 32/385, nr.19.607; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/726, nr.1989;
-Imam Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/162, nr.2722 dhe e vlerëson hadithin të dobët (Daif);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (5/317) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Sufjan b. Vekiut dhe Ismail b. Ibrahim el-Muhaxhirit;
398 Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab fi`l-istigfari, nr.1518; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab el-istigfaru, nr.3819; Ahmedi, “Musned”, 4/104, nr.2234; Hakimi, “El-Mustedrek”, 4/291, nr.7677 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;
-Imam Sujuti në “El-Xhamiu`s-Sagir”, 2/518, nr.8508 thotë se hadithi është Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, Hakem b. Mus`abi është i panjohur;

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " مَنْ قَالَ حِينَ يَأْوِي إِلَى فِرَاشِهِ: أَسْتَغْفِرُ اللَّهَ الَّذِي لَا إِلَهَ إِلَّا هُوَ الحَيَّ القَيُّومَ وَأَتُوبُ إِلَيْهِ، ثَلَاثَ مَرَّاتٍ، غَفَرَ اللَّهُ ذُنُوبَهُ وَإِنْ كَانَتْ مِثْلَ زَبَدِ البَحْرِ، وَإِنْ كَانَتْ عَدَدَ وَرَقِ الشَّجَرِ، وَإِنْ كَانَتْ عَدَدَ رَمْلِ عَالِجٍ، وَإِنْ كَانَتْ عَدَدَ أَيَّامِ الدُّنْيَا ".

Nga Ebu Seidi (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë kur të shkojë në shtratin e tij tri herë: "Estagfirullahe`l-ledhi la ilahe il-la huvel hajjul kajjume ve etubu ilejhi" (Kërkoj falje nga Allahu i Cili nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij, Ai është i Përjetshmi dhe Mbikëqyrësi si dhe te Ai pendohem) do t`i falen mëkatet po edhe sikur të jenë sa shkuma e detit, edhe sikur të jenë sa numri i drunjëve (në botë) dhe të ketë (mëkate) sa rëra në shkretëtirë, ose të ketë (mëkate) sa numri i ditëve të kësaj bote".*[399]

---

399 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab 17, nr.3408 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", 17/130, nr.11.074; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 7/173, nr.35.079; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se hadithi ka zinxhirin shumë të dobët;
-Në zinxhir gjendet Atijje b. Sa`d b. Xhunade. Ahmedi për të thotë se është i dobët në hadith. Theuri dhe Hushejmi e kanë konsideruar hadithin e dobët prej Atijes. Jahja b. Meini ka thënë se është i mirë (Salih). Ebu Zur`a thotë se ka dobësi të lehtë (lejin). Ebu Hatimi thotë se është i dobët. Edhe Nesaiu e ka konsideruar të dobët. (Shih në: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 20/145-149, nr.3956)
-Në zinxhir gjendet edhe Ubejdullah b. Velid el-Vesafiju, të cilin e kanë konsideruar të dobët Jahja b. Meini, Ebu Zur`a dhe Ebu Hatimi. Nesaiu thotë se është i refuzuar në hadith. Ukajli thotë se në hadithet e tija ka gjëra të refuzuara, nuk ndiqet në shumicën e haditheve që përcjell ai. (Shih në: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 19/173-176, nr.3694).

سَمِعْتُ عَبْدَ اللَّهِ بْنَ بُسْرٍ يَقُولُ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «طُوبَى لِمَنْ وَجَدَ فِي صَحِيفَتِهِ اسْتِغْفَارًا كَثِيرًا».

Transmeton Abdullah b. Busër (r.a.) i cili ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"I lumi ai që në fletët e tij gjenë istigfar të shumtë".*[400]

**VLERA E DHIKRIT**

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " مَنْ عَجَزَ مِنْكُمْ عَنِ اللَّيْلِ أَنْ يُكَابِدَهُ، وَبَخِلَ بِالْمَالِ أَنْ يُنْفِقَهُ، وَجَبُنَ عَنِ الْعَدُوِّ أَنْ يُجَاهِدَهُ فَلْيُكْثِرْ مِنْ ذِكْرِ اللهِ ".

Nga Ibni Abasi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai i cili nuk është në gjendje që të qëndrojë zgjuar natën, ose bën koprraci në shpërndarjen nga pasuria e tij, ose ka frikë të luftojë kundër armikut të tij, atëherë le ta shtojë të përmendurit e Allahut (xh.sh.)".*[401]

---

[400] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab el-istigfaru, nr.3818; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/152, nr.638; etj.
-Busiriju në "Zevaid", thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/721), thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e këtij hadithi janë të besueshëm;

[401] Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/52, nr.505; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/84, nr.11.121; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/74, nr.16.750 dhe thotë: "E transmeton Bezzari dhe Taberani, por në zinxhir gjendet Ebu Jahja el-Katati, disa e kanë konsideruar të besueshëm, por shumica e kanë

عَنْ أَنَسٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " لَا تَقُومُ السَّاعَةُ عَلَى أَحَدٍ يَقُولُ: اللهُ، اللهُ ".

Nga Enesi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk do të ndodh kijameti mbi dikë i cili thotë: "Allah, Allah"*.[402]

أَخْبَرَنِي أَبُو أَيُّوبَ الْأَنْصَارِيُّ: أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ لَيْلَةَ أُسْرِيَ بِهِ مَرَّ عَلَى إِبْرَاهِيمَ، فَقَالَ: " مَنْ مَعَكَ يَا جِبْرِيلُ؟ قَالَ: هَذَا مُحَمَّدٌ، فَقَالَ لَهُ إِبْرَاهِيمُ: مُرْ أُمَّتَكَ فَلْيُكْثِرُوا مِنْ غِرَاسِ الْجَنَّةِ، فَإِنَّ تُرْبَتَهَا طَيِّبَةٌ، وَأَرْضَهَا وَاسِعَةٌ قَالَ: وَمَا غِرَاسُ الْجَنَّةِ؟ قَالَ: لَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللهِ ".

---

vlerësuar të dobët, ndërsa transmetuesit tjerë të Bezzarit janë transmetues të dy Sahiheve";
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët dhe se Ebu Jahja el-Katati është konsideruar i dobët nga Ibni Meini në një transmetim, ndërsa sipas një transmetimi tjetër është konsideruar prej tij i besueshëm. Nesaiu thotë se nuk është i besueshëm...".

402 Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab dhehabu`l-imani ahari`z-zemani, nr.148; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Fiteni, bab minhu, nr.2207 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ahmedi, "Musned", 19/100, nr.12.043; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 15/263, nr.6849; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/63, nr.521; etj.
-Tirmidhiu në "Ilel" thotë se e ka pyetur Buhariun për këtë hadith, ndërsa ai i ka thënë se në këtë hadith ka ngatërrim (idtirab).
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 7/331, nr.12.471 dhe thotë: "E transmeton Bezzari, ndërsa transmetuesit janë transmetues të dy Sahiheve";
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/582, nr.9849 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është Sahih, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm;

Na ka lajmëruar Ebu Ejub el-Ensariju (r.a.) i cili thotë: "Natën e *Israsë*, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e takoi Ibrahimin (a.s.) i cili pyeti: "Kush është me ty o Xhibril?". Ai i tha: "Ky është Muhamedi". Ibrahimi (a.s.) i tha atij: "Urdhëroje *umet*-in tënd që të shtojnë më shumë të mbjellat (pemët) e Xhenetit, sepse pluhuri i sajë është i begatë dhe toka e gjerë". Ai i tha: *"E çka është e mbjellura e saj?"* Ai (Ibrahimi a.s.) tha: "(Fjala) La haule ve la kuvvete il-la bil-lah".[403]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " أَلَا أَدُلُّكَ عَلَى كَنْزٍ مِنْ كُنُوزِ الْجَنَّةِ؟ " قُلْتُ: بَلَى. قَالَ: " لَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللهِ " قَالَ: " أَحْسِبُهُ قَالَ: " يَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ أَسْلَمَ عَبْدِي وَاسْتَسْلَمَ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A të të udhëzoj në një thesar*

---

403 Ahmed-i, "Musned", 38/533, nr.23.552; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 7/194, nr.35.262; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/103, nr.821; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 4/133, nr.3900; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 2/197 dhe thotë se është Garib; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/158, nr.648;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/97, nr.16.898 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi dhe Taberani, transmetuesit e Ahmedit janë transmetues të dy Sahiheve, përpos Abdullah b. Abdurahman b. Abdullah b. Umer b. Hatabit, por ai është i besueshëm, nuk e ka kritikuar askush, ndërsa Ibni Hibani e konsideron të besueshëm";
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 1/103 dhe thotë se hadithi është Hasen;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është i dobët, Abdullah b. Abdurahmani është me gjendje të panjohur;
-Hadith të përafërt me këtë, shënon edhe Tirmidhiu në "Sunen", kitab ed-Dea`avati, nr.3462 përmes Ibni Mes`udit r.a. se Ibrahimi a.s. i ka thënë që e mbjellura e saj është fjala "*Subhanallahi, vel-hamdulilahi, ve la ilahe il-lallahu vallahu ekber*" dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib;

*prej thesareve të Xhenetit?"* Thashë: "Po, gjithsesi". Ai tha: *"(Që të thoni): "La haule ve la kuvvete il-la bilah (Nuk ka forcë e as fuqi përpos se me Allahun) dhe Zoti xh.sh. thotë:* ***"U nënshtrua robi Im dhe u dorëzua plotësisht".***[404]

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرٍو، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " مَا عَلَى الأَرْضِ أَحَدٌ يَقُولُ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَاللَّهُ أَكْبَرُ وَلَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللَّهِ، إِلَّا كُفِّرَتْ عَنْهُ خَطَايَاهُ وَلَوْ كَانَتْ مِثْلَ زَبَدِ البَحْرِ".

Nga Abdullah b. Amri (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka asnjë në tokë, i cili thotë `La ilahe il-lallah vallahu Ekber La haule ve la kuvvete il-la bilah` e të mos i fshihen mëkatet e tija, po edhe nëse janë sa shkuma e detit".*[405]

---

[404] Ahmed-i, "Musned", 16/429-430, nr.10.736; Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.1, fq.71, nr.54 dhe thotë se "është Sahih", kështu e vlerëson edhe Dhehebi-u; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/159, nr.650; etj.

-Ibni Haxher-i ("Fet`hu`l-Bari", 15/224 në koment të hadithit nr.6610) thotë se është hadith me zinxhir të fortë;

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/50, nr.148 dhe thotë se e transmeton Ahmedi, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se është me zinxhir Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm...;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Hasen;

Një transmetim prej Ebu Musa el-Eshariut r.a. e shënojnë edhe: Buhariu, "Sahih", kitab el-Kaderu, bab la haule ve la kuvvete il-la bil-lah, nr.6610; Muslimi, "Sahih", kitab edh-Dhikru, bab istihbabu hafdi`s-sauti bi`dh-dhikër, nr.2704; etj.

[405] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab fadlu`t-tesbihi ve`t-tekbiri ve`t-tehlili ve`t-temhidi, nr.3471 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", 11/15, nr.6479; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 6/419, nr.2447; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/682, nr.1854 dhe thotë se është Sahih sipas kushteve të Muslimit; etj.

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «أَلَا أُنَبِّئُكُمْ بِخَيْرِ أَعْمَالِكُمْ، وَأَزْكَاهَا عِنْدَ مَلِيكِكُمْ، وَأَرْفَعِهَا فِي دَرَجَاتِكُمْ وَخَيْرٌ لَكُمْ مِنْ إِنْفَاقِ الذَّهَبِ وَالوَرِقِ، وَخَيْرٌ لَكُمْ مِنْ أَنْ تَلْقَوْا عَدُوَّكُمْ فَتَضْرِبُوا أَعْنَاقَهُمْ وَيَضْرِبُوا أَعْنَاقَكُمْ» ؟ قَالُوا: بَلَى. قَالَ: «ذِكْرُ اللَّهِ تَعَالَى».

Nga Ebu Derda (r.a.) përcillet se ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A nuk dëshironi t`ju tregoj se cila vepër e juaja është më e mira tek Zoti juaj, më e pastër, që më së larti ua ngrit shkallët, që për ju është më e mirë se të ndani ari dhe pasuri, që është më e dobishme sesa të ballafaqoheni me armikun dhe të luftoni kundër tyre?"* Ata thanë: "Po dëshirojmë të dijmë?" Ai tha: *"Dhikri (të përmendurit e Allahut xh.sh.)".*[406]

عَنْ أَبِي مُوسَى قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «لَوْ أَنَّ رَجُلًا فِي حِجْرِهِ دَرَاهِمُ يُقَسِّمُهَا، وَآخَرُ يَذْكُرُ اللَّهَ، كَانَ الذَّاكِرُ لِلَّهِ أَفْضَلُ».

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

406 Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`vati, bab, nr.3377; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Edebi, bab fadlu`dh-dhikri, nr.3790; Maliku, "Muvetta", kitab es-Salatu, bab ma xhae fi dhikril-lahi tebareke ve teala, nr.564; Ahmedi, "Musned", vëll.36, fq.33, nr.21.702; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 7/111, nr.34.590; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/673, nr.1825 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 1/219; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/59, nr.516;

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Ebu Bahrije, i cili është i besueshëm;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

Nga Ebu Musa Esh'ariju (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Sikur njeriu në prehrin e vet të kishte dirhem dhe t`i ndante ato, ndërsa tjetri të bënte dhikër, ai që do të bënte dhikër do të ishte më i mirë".*[407]

سَمِعْتُ صَفِيَّةَ، تَقُولُ: دَخَلَ عَلَيَّ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ وَبَيْنَ يَدَيَّ أَرْبَعَةُ آلاَفِ نَوَاةٍ أُسَبِّحُ بِهَا، قَالَ: «لَقَدْ سَبَّحْتِ بِهَذِهِ، أَلَا أُعَلِّمُكِ بِأَكْثَرَ مِمَّا سَبَّحْتِ؟» فَقُلْتُ: بَلَى عَلِّمْنِي. فَقَالَ: " قُولِي: سُبْحَانَ اللَّهِ عَدَدَ خَلْقِهِ ".

E kemi dëgjuar Safijen (r.a.h. bija e Hujejit) duke treguar: "Njëherë tek unë hyri i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ndërsa para meje gjendeshin 4.000 (kocinj) nga hurmat me të cilat kam bërë tespih. (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) më tha: *"Ti e ke lartëmadhëruar (Zotin) me këto. A nuk dëshiron të të mësoj diçka më tepër se ajo me çka ti e ke lartëmadhëruar?!"* I thash: 'Gjithsesi! Mësomë me te", e ai tha: *"Thuaj: "Subhanallahi adede halkihi (Qoftë i madhëruar Allahu aq herë sa edhe janë krijesat e Tij)!".*[408]

---

[407] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/116, nr.5969;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/74, nr.16.751 thotë se hadithin e transmeton Taberani në "El-Euset", kurse transmetuesit janë të besueshëm;
[408] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab 103, nr.3554 dhe thotë se hadithi është Garib; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 24/74, nr.195; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/732, nr.2008 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 1/82, thotë se hadithi është Hasen;

عَنْ أَبِي مَالِكٍ الْأَشْعَرِيِّ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «الطُّهُورُ شَطْرُ الْإِيمَانِ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ تَمْلَأُ الْمِيزَانَ، وَسُبْحَانَ اللهِ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ تَمْلَآنِ – أَوْ تَمْلَأُ – مَا بَيْنَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ، وَالصَّلَاةُ نُورٌ، وَالصَّدَقَةُ بُرْهَانٌ وَالصَّبْرُ ضِيَاءٌ، وَالْقُرْآنُ حُجَّةٌ لَكَ أَوْ عَلَيْكَ، كُلُّ النَّاسِ يَغْدُو فَبَايِعٌ نَفْسَهُ فَمُعْتِقُهَا أَوْ مُوبِقُهَا».

Nga Ebu Malik el-Esh`ariu (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pastërtia është pjesë e imanit, (fjala) El-Hamdulilah e mbush peshoren, kurse (fjala) Subhanallahi vel hamdulilahi mbush çdo gjë në mes qiellit dhe tokës, namazi është dritë, sadakaja është argument, durimi është ndriçim, Kurani është dëshmi për ty ose kundër teje. Çdo njeri e fillon ditën e tij duke qenë tregtar i vetes së vet, mund ta çlirojë ose mund ta shkatërrojë atë".*[409]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " مَنْ قَالَ: لاَ إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَحْدَهُ لاَ شَرِيكَ لَهُ، لَهُ المُلْكُ وَلَهُ الحَمْدُ، وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ. فِي يَوْمٍ مِائَةَ

---

409 Muslim-i, "Sahih", kitab et-Taharetu, bab fadlu`l-vudu`i, nr.223; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab, nr.3517 dhe thotë se hadithi është Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab vuxhubu`z-Zekati, nr.2437; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab el-vudu`u shetru`l-imani, nr.280; Darimiju, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab ma xhae fi`t-tuhuri, nr.679; Ahmedi, "Musned", 37/535, nr.22.902; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/123, nr.844; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 3/284, nr.3423; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/236, nr.2453;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih, transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm, transmetues të dy sahiheve, përpos se ka ndërprerje, sepse Ebu Sel-lami nuk ka dëgjuar hadithe nga Ebu Maliku, mes tyre duhet të jetë Abdurahman b. Ganem, i cili është i besueshëm;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

مَرَّةٍ، كَانَتْ لَهُ عَدْلَ عَشْرِ رِقَابٍ، وَكُتِبَ لَهُ مِائَةُ حَسَنَةٍ، وَمُحِيَتْ عَنْهُ مِائَةُ سَيِّئَةٍ، وَكَانَتْ لَهُ حِرْزًا مِنَ الشَّيْطَانِ، يَوْمَهُ ذَلِكَ حَتَّى يُمْسِيَ، وَلَمْ يَأْتِ أَحَدٌ بِأَفْضَلَ مِمَّا جَاءَ إِلَّا رَجُلٌ عَمِلَ أَكْثَرَ مِنْهُ".

Nga Ebu Hurejre r.a. përcillet se Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë 100 herë në ditë LA ILAHE LI-LALLAH VAHDEHU LA SHERIKE LEHU, LEHUL MULKU VE LEHUL HAMDU VE HUVE ALA KULI SHEJIN KADIR" ka shpërblimin sikur t'i ketë liruar 10 robër. Atij i shkruhen 100 të mira, i fshihen 100 mëkate (gjynahe) dhe është i mbrojtur nga djalli deri në mbrëmje, askush nuk ka vepruar më mirë se ky person, me përjashtim të atij që ka vepruar më tepër".*[410]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " كَلِمَتَانِ خَفِيفَتَانِ عَلَى اللِّسَانِ، ثَقِيلَتَانِ فِي المِيزَانِ، حَبِيبَتَانِ إِلَى الرَّحْمَنِ: سُبْحَانَ اللَّهِ العَظِيمِ، سُبْحَانَ اللَّهِ وَبِحَمْدِهِ ".

Nga Ebu Hurejra (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dy fjalë janë të lehta në gjuhë, të rënda në Mizan (peshojë) dhe të dashura për të Gjithëmëshirshmin (Zotin): SubhanAllahi`l-adhimi SubhanAllahi ve bi hamdihi".*[411]

---

410 Buhari-u, "Sahih", kitab ed-Dea`avatu, bab fadli`t-tehlili, nr.6403 dhe bab fadli tesbihi, nr.6405; Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab 10, nr.2691; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`vati, babun, nr.3468 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 13/384, nr.8008; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/129, nr.849; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/112, nr.591; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/112, nr.16.986 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi, ndërsa transmetuesit janë transmetues të dy sahiheve";
411 Buhariu, "Sahih", kitab ed-Dea`avatu, bab fadli`t-tesbihi, nr.6406; Muslimi, "Sahih", kitab edh-Dhikër, bab fadlu`t-tahlili ve`t-tesbihi

عَنْ جَابِرٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: " مَنْ قَالَ: سُبْحَانَ اللَّهِ العَظِيمِ وَبِحَمْدِهِ، غُرِسَتْ لَهُ نَخْلَةٌ فِي الجَنَّةِ ".

Nga Xhabiri (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë: "Subhanallahi-l-adhimi ve bi hamdihi", do t'i mbjelljet një palmë në Xhenet".*[412]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «لَأَنْ أَقُولَ سُبْحَانَ اللهِ، وَالْحَمْدُ لِلَّهِ، وَلَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ، وَاللهُ أَكْبَرُ، أَحَبُّ إِلَيَّ مِمَّا طَلَعَتْ عَلَيْهِ الشَّمْسُ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Të them "SubhanAllahi vel hamdulil-lahi ve la ilahe il-lallahu vAllahu ekber", është më e dashur për mua se e gjithë ajo që shkëlqen*

ve`d-duai, nr.2694; Tirmidhiu, "Sunen", kitab kitab ed-Dea`vati, babun, nr.3467 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fadlu`t-tesbihi, nr.3806; Ahmedi, "Musned", 12/86, nr.7167; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/53, nr.29.413; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/112, nr.831; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 13/400; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/106, nr.585; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/397, nr.6376 dhe thotë se hadithi është Sahih;

412 Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`vati, bab, nr.3464-65 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/54, nr.29.416; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/109, nr.826; Taberani, "Mu`xhemu`s-Sagir", 1/181, nr.287; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/680, nr.1847 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu;
-Ibni Haxheri, "Netaixhu`l-Efkar", 1/104 dhe thotë se hadithi është Hasen;

*Dielli (Dunjaja)".*[413]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ مَرَّ بِهِ وَهُوَ يَغْرِسُ غَرْسًا، فَقَالَ: «يَا أَبَا هُرَيْرَةَ، مَا الَّذِي تَغْرِسُ؟» قُلْتُ: غِرَاسًا لِي، قَالَ: «أَلَا أَدُلُّكَ عَلَى غِرَاسٍ خَيْرٍ لَكَ مِنْ هَذَا؟» قَالَ: بَلَى يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَالَ: " قُلْ: سُبْحَانَ اللَّهِ، وَالْحَمْدُ لِلَّهِ، وَلَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، وَاللَّهُ أَكْبَرُ، يُغْرَسْ لَكَ بِكُلِّ وَاحِدَةٍ شَجَرَةٌ فِي الْجَنَّةِ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se (një ditë) Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kaloi pranë tij, e ai ishte duke mbjellur një fidan. Ai tha: *"O Ebu Hurejre, çka është kjo që mbjellë?"* Thashë: "Po mbjell një fidan për vete". Ai tha: *"A dëshiron të tregoj për një fidan (mbjellje) më të dobishëm për ty se kjo?!"* Tha: "Po gjithsesi o i Dërguari i Allahut". Ai tha: *"Subhanallahi vel hamdulilahi ve la ilahe il-lallahu vallahu ekberu (I Lartëmadhëruar është Allahu, Falënderimi i takon Allahut, nuk ka të adhuruar tjetër përpos Allahut dhe Allahu është më i Madhi), do të mbillet për çdo njërën prej tyre nga një pemë në Xhenet".*[414]

---

[413] Muslimi, "Sahih", kitab edh-Dhikru, bab fadlu`t-tahlili ve `t-tesbihi ve`d-duai, nr.2695; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab, nr.3597 dhe thotë se ky hadith është Sahih; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/53, nr.29.412; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/116, nr.834; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/113, nr.592; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/443, nr.7204 dhe e vlerëson hadithin të dobët (Daif);
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se hadithi është Sahih, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Ahmed b. Abdulxhebar el-Ataridijut;
[414] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fadlu`t-tesbihi, nr.3807; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/693, nr.1887 dhe thotë se hadithi ka zinxhirin të saktë (Sahih), por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;

عَنْ مُصْعَبِ بْنِ سَعْدٍ، حَدَّثَنِي أَبِي قَالَ: كُنَّا عِنْدَ رَسُولِ اللهِ ﷺ، فَقَالَ: «أَيَعْجِزُ أَحَدُكُمْ أَنْ يَكْسِبَ، كُلَّ يَوْمٍ أَلْفَ حَسَنَةٍ؟» فَسَأَلَهُ سَائِلٌ مِنْ جُلَسَائِهِ: كَيْفَ يَكْسِبُ أَحَدُنَا أَلْفَ حَسَنَةٍ؟ قَالَ: «يُسَبِّحُ مِائَةَ تَسْبِيحَةٍ، فَيُكْتَبُ لَهُ أَلْفُ حَسَنَةٍ، أَوْ يُحَطُّ عَنْهُ أَلْفُ خَطِيئَةٍ».

Nga Mus`ab b. Sa`di i cili përcjell nga babai i tij (Sa`d b. Ebu Vekkasi r.a.) i cili ka thënë: "Ishim një ditë pranë të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ai na tha: *"A doni që çdo ditë të fitoni nga njëmijë sevape?"* Njëri prej të pranishmëve që ishte në kuvend pyeti: "O i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, si është e mundur që ndonjëri prej nesh të fitojë njëmijë të mira?" Ai tha: *"Nëse dikush thotë në ditë njëqind herë `subhanallah`, atij i shkruhen njëmijë sevape dhe i fshihen njëmijë mëkate".*[415]

---

-Busiriu në "Zevaid" thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (Hasen). Ebu Sinani është Isa b. Sinan el-hanefij, për të cilin ka mendime të ndryshme;

-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/715) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët shkaku i dobësisë së Ebu Sinanit;

-Ebu Sinanin disa dijetarë e kanë vlerësuar të dobët si Jahja b. Meini, Ebu Zur`a, Ebu Hatimi dhe Nesaiu. Ndërsa në një përcjellje tjetër, Jahja b. Meini ka thënë se është i besueshëm. Ixhli thotë nuk ka diç të keqe tek ai. Ibni Hirashi thotë se është i sinqertë (saduk). Ibni Hibani e përmend në librin e tij "Eth-Thikat" (7/235-236) si i besueshëm. Prej tij kanë përcjellur Buhariu në "Edebu`l-Mufred", Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh. (Shih për këto vlerësime tek Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 22/606-609, nr.4626);

[415] Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab fadlu`t-tehlili ve`t-tesbihi ve`d-duai, nr.2698; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/55, nr.29.432; Ahmedi, "Musned", 3/88, nr.1496; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/108, nr.825; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/114, nr.593; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih

عَنْ أُمِّ هَانِئٍ قَالَتْ: أَتَيْتُ إِلَى رَسُولِ اللَّهِ ﷺ، فَقُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، دُلَّنِي عَلَى عَمَلٍ فَإِنِّي قَدْ كَبِرْتُ وَضَعُفْتُ وَبَدُنْتُ، فَقَالَ: «كَبِّرِي اللَّهَ مِائَةَ مَرَّةٍ، وَاحْمَدِي اللَّهَ مِائَةَ مَرَّةٍ، وَسَبِّحِي اللَّهَ مِائَةَ مَرَّةٍ خَيْرٌ مِنْ مِائَةِ فَرَسٍ مُلْجَمٍ مُسْرَجٍ فِي سَبِيلِ اللَّهِ، وَخَيْرٌ مِنْ مِائَةِ بَدَنَةٍ، وَخَيْرٌ مِنْ مِائَةِ رَقَبَةٍ».

Nga Ummu Han (b. Ebu Talibi r.a.h.) përcillet se ka thënë: "Shkova te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i thash: "O i Dërguari i Allahut! Më udhëzo në ndonjë vepër, sepse unë tash jam plakur shumë, kam shtuar peshë dhe forca më ka lënë?" Ai tha: *"Thuaj 100 herë Allahu ekber, thuaj 100 herë elhamdulilah, thuaj 100 herë Subhanallah, kjo do të jetë më mirë sesa të përgatitësh njëqind kuaj të shpejtë për në rrugën e Allahut, më mirë se të therësh njëqind kurbane dhe më mirë se të lirosh njëqind robër".*[416]

---

sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit, përpos Ebu Abdullah el-Xhuhenijut, i cili është prej transmetuesve të Muslimit;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se hadithi është Sahih, ndërsa në zinxhirin e këtij hadithi nuk ka diç të keqe;

[416] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab e-Edebi, bab fadlu`t-tesbihi, nr.3810; Ahmedi, "Musned", 44/479, nr.26.911; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 24/414, nr.1008; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/695, nr.1893 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/135, nr.612; etj.

-Busiriju në "Zevaid", thotë se në zinxhir gjendet Zekerija b. Mendhuri, i cili është i dobët;

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/388, nr.6218 dhe e vlerëson hadithin të mirë (Hasen);

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Ebu Salihut;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët. Në zinxhir gjendet Musa b. Halef, për të Ibni Meini thotë se është i dobët. Edhe Ebu Salihu është i dobët.

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ مَرَّ بِشَجَرَةٍ يَابِسَةِ الوَرَقِ فَضَرَبَهَا بِعَصَاهُ فَتَنَاثَرَ الوَرَقُ، فَقَالَ: «إِنَّ الحَمْدُ لِلَّهِ وَسُبْحَانَ اللَّهِ وَلَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَاللَّهُ أَكْبَرُ لَتُسَاقِطُ مِنْ ذُنُوبِ العَبْدِ كَمَا تَسَاقَطَ وَرَقُ هَذِهِ الشَّجَرَةِ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kaloi pranë një druri të cili i ishin tharë degët, i mëshoi me shkopin e tij, prej së cilës ranë gjethet, e pastaj tha: *"Me të vërtetë, (fjala) El-Hamdulilahi, Subhanallahi, La ilahe il-lallahu dhe Allahu ekber, i rëzojnë mëkatet e robit, siç bien gjethet nga kjo degë"*.[417]

سَمِعْتُ جَابِرَ بْنَ عَبْدِ اللَّهِ، يَقُولُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «أَفْضَلُ الذِّكْرِ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، وَأَفْضَلُ الدُّعَاءِ الحَمْدُ لِلَّهِ».

E kam dëgjuar Xhabir b. Abdullahun (r.a.) duke thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë: "*Dhikri më i vlefshëm është fjala La ilahe ilallah, kurse lutja (duaja) më e vlefshme është fjala el-hamdulilah"*.[418]

---

[417] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-De`avati, bab 97, nr.3533 dhe thotë se hadithi është Garib; Ahmedi, "Musned", 20/13, nr.12.534; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 5/55;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
[418] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-De`avati, bab ma xhae enne da`vete`l-muslimi mustexhabetun, nr.3383 dhe thotë se është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fadlu`l-hamidine, nr.3800; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/676, nr.1834 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; edhe Dhehebiu në "Telhis" thotë se është Sahih; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/126, nr.846; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/213, nr.4061; etj.

أَنَّهُ سَمِعَ أَبَا سَعِيدٍ الْخُدْرِيَّ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " مَنْ قَالَ: رَضِيتُ بِاللَّهِ رَبًّا، وَبِالْإِسْلَامِ دِينًا، وَبِمُحَمَّدٍ رَسُولًا، وَجَبَتْ لَهُ الْجَنَّةُ ".

E kanë dëgjuar Ebu Seid el-Hudrijun (r.a.) (i cili ka thënë) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë: "Jam i kënaqur që Zoti im është Allahu, feja ime është Islami dhe Pejgamberi im është Muhamedi", i është bërë obligim atij Xheneti".*[419]

عَنْ أَنَسٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: " يَقُولُ اللَّهُ: أَخْرِجُوا مِنَ النَّارِ مَنْ ذَكَرَنِي يَوْمًا أَوْ خَافَنِي فِي مَقَامٍ «.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/79, nr.1253 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/712) dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
[419] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi`l-istigfari, nr.1529; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/36, nr.29.282; Ahmedi, "Musned", 17/167, nr.11.102; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/144, nr.863; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/316, nr.8742; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/699, nr.1904 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/118, nr.3953; etj.
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 1/91 dhe thotë se hadithi është Hasen;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi (të imam Ahmedit) është i dobët, shkaku i dobësisë së Ibni Lehijasë, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues të dy sahiheve;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, kurse transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;

Nga Enesi (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) thotë:* ***"Nxirreni prej Zjarri atë që më përmend një ditë ose ka frikë prej Meje në vendin e tij".***[420]

## VLERA E MEXHLISEVE TË DHIKRIT

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " إِنَّ لِلَّهِ مَلاَئِكَةً يَطُوفُونَ فِي الطُّرُقِ يَلْتَمِسُونَ أَهْلَ الذِّكْرِ، فَإِذَا وَجَدُوا قَوْمًا يَذْكُرُونَ اللَّهَ تَنَادَوْا: هَلُمُّوا إِلَى حَاجَتِكُمْ " قَالَ: «فَيَحُفُّونَهُمْ بِأَجْنِحَتِهِمْ إِلَى السَّمَاءِ الدُّنْيَا» قَالَ: " فَيَسْأَلُهُمْ رَبُّهُمْ، وَهُوَ أَعْلَمُ مِنْهُمْ، مَا يَقُولُ عِبَادِي؟ قَالُوا: يَقُولُونَ: يُسَبِّحُونَكَ وَيُكَبِّرُونَكَ وَيَحْمَدُونَكَ وَيُمَجِّدُونَكَ " قَالَ: " فَيَقُولُ: هَلْ رَأَوْنِي؟ " قَالَ: " فَيَقُولُونَ: لاَ وَاللَّهِ مَا رَأَوْكَ؟ " قَالَ: " فَيَقُولُ: وَكَيْفَ لَوْ رَأَوْنِي؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لَوْ رَأَوْكَ كَانُوا أَشَدَّ لَكَ عِبَادَةً، وَأَشَدَّ لَكَ تَمْجِيدًا وَتَحْمِيدًا، وَأَكْثَرَ لَكَ تَسْبِيحًا " قَالَ: " يَقُولُ: فَمَا يَسْأَلُونِي؟ " قَالَ: «يَسْأَلُونَكَ الجَنَّةَ» قَالَ: " يَقُولُ: وَهَلْ رَأَوْهَا؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لاَ وَاللَّهِ يَا رَبِّ مَا رَأَوْهَا " قَالَ: " يَقُولُ: فَكَيْفَ لَوْ أَنَّهُمْ رَأَوْهَا؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لَوْ أَنَّهُمْ رَأَوْهَا كَانُوا أَشَدَّ عَلَيْهَا حِرْصًا، وَأَشَدَّ لَهَا طَلَبًا، وَأَعْظَمَ فِيهَا رَغْبَةً، قَالَ: فَمِمَّ يَتَعَوَّذُونَ؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: مِنَ النَّارِ " قَالَ: " يَقُولُ: وَهَلْ رَأَوْهَا؟ " قَالَ: "

---

420 Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti Xheheneme, bab enne li`n-nari nefesejni, nr.2594 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib, kurse në një botim tjetër, shënohet me Hasenun-Sahih; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/141, nr.235; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/200, nr.726; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (4/547, nr.2777) dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;

يَقُولُونَ: لاَ وَاللَّهِ يَا رَبِّ مَا رَأَوْهَا " قَالَ: " يَقُولُ: فَكَيْفَ لَوْ رَأَوْهَا؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لَوْ رَأَوْهَا كَانُوا أَشَدَّ مِنْهَا فِرَارًا، وَأَشَدَّ لَهَا مَخَافَةً " قَالَ: " فَيَقُولُ: فَأُشْهِدُكُمْ أَنِّي قَدْ غَفَرْتُ لَهُمْ " قَالَ: " يَقُولُ مَلَكٌ مِنَ المَلاَئِكَةِ: فِيهِمْ فُلاَنٌ لَيْسَ مِنْهُمْ، إِنَّمَا جَاءَ لِحَاجَةٍ. قَالَ: هُمُ الجُلَسَاءُ لاَ يَشْقَى بِهِمْ جَلِيسُهُمْ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"All-llahu i Madhëruar dhe i Lartësuar ka një numër të madh të melekëve që janë gjithnjë në lëvizje dhe që kërkojnë ndeje, në të cilat përmendet Emri i All-llahut. Kur e gjejnë një ndeje ku ka përmendje (të Allahut), ata vijnë dhe ulen dhe i mbulojnë me krahët e tyre rreth e për qark ata që janë tubuar duke e mbushur kështu hapësirën deri në qiellin më të afërt. Kur të tubuarit shpërndahen, engjëjt ngrihen në hapësirën qiellore. Pastaj All-llahu xhele she`nuhu i pyet ata, edhe pse Ai i di të gjitha:* ***"Çfarë thonë robërit e Mi?"*** *Ata thonë: "Të lartësojnë, të madhërojnë, të falënderojnë dhe të lavdërojnë Ty". Ai u thotë:* ***"A më kanë parë Mua?"*** *Ata do të përgjigjen: "Jo pasha Allahun, nuk të kanë parë!" Ai u thotë:* ***"E si do të ishte sikur të më shihnin?"*** *Do të thonë: "Sikur të të shihnin, ata do të bënin edhe më tepër adhurim, po edhe më tepër do të lavdëronin, do të falënderonin dhe më tepër do të lartësonin". Ai thotë:* ***"Çfarë të mire kërkonin prej Meje?"*** *Ata thonë: "Kërkonin Xhenetin Tënd". Ai thotë:* ***"A e kanë parë atë"*** *Ata thonë: "Jo, o Zot pasha Allahun nuk e kanë parë". Ai thotë:* ***"E si do të ishte nëse do ta shihnin atë?!"*** *Ata thonë: "Sikur ta shihnin atë, edhe më tepër do ta dëshironin, edhe më tepër do ta kërkonin dhe do të kishin dëshirë më tepër për të". Ai thotë:* ***"E prej çka kërkojnë mbrojtje?"*** *Ata thonë: "(Ata kërkojnë mbrojtje) prej Zjarrit". Ai thotë:* ***"Po a e kanë parë atë?"*** *Ata thonë: "Jo, o Zot pasha Allahun nuk e kanë parë". Ai thotë:* ***"E si do të ishte nëse do ta shihnin atë?!"*** *Ata thonë: "Sikur ta shihnin edhe më shumë do të largoheshin prej tij dhe do të kishin më shumë frikë prej tij".* Tha: *"Ai thotë:* ***"Unë u marr për dëshmitar***

***se ua kam falur atyre".*** (I Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *"Një melek nga mesi i engjujve thotë: "Në mesin e tyre është edhe filani, i cili nuk është sikur ata, por ai ka ardhur për një nevojë të vetën?!"* (I Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *"(All-llahu (xh.sh.) u thotë):* ***"Ata janë një grup, me të cilin ai që rri, nuk vuan".***[421]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، عَنْ رَسُولِ اللهِ ﷺ قَالَ: " مَا مِنْ قَوْمٍ اجْتَمَعُوا يَذْكُرُونَ اللهَ، لَا يُرِيدُونَ بِذَلِكَ إِلَّا وَجْهَهُ، إِلَّا نَادَاهُمْ مُنَادٍ مِنَ السَّمَاءِ: أَنْ قُومُوا مَغْفُورًا لَكُمْ، قَدْ بُدِّلَتْ سَيِّئَاتُكُمْ حَسَنَاتٍ ".

Nga Enes b. Malik-u (r.a.) i cili përcjell se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka popull që tubohen për të përmendur Allahun (xh.sh.), duke mos synuar me këtë diç tjetër përpos se "Fytyrën" e Tij, e të mos thirren nga një Thirrës prej qielli:* ***"Çohuni të falur, pasi ua kam zëvendësuar të këqijat me të mira".***[422]

---

421 Buhari-u, "Sahih", kitab ed-Dea`avatu, bab fadli dhikrilahi a.xh., nr.6408; Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab fadlu mexhalisi`dh-dhikri, nr.2689; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab ma xhae enne lilahi melaiketen sejjahine fi`l-erdi, nr.3611 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, "Musned", 12/389, nr.7424; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/139, nr.857; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/672, nr.1821 dhe thotë se ky hadith është Sahih; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/117; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/68, nr.528; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është me zinxhir Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

422 Ahmed-i, "Musned", 19/437, nr.12.453; Bezzar-i, "Bahru`z-Zehar", 13/102, nr.6467; Ebu Ja`la, "Musned", fq.773, nr.4141; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 2/154, nr.1556; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 3/108;

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرٍو، قَالَ: قُلْتُ يَا رَسُولَ اللهِ: مَا غَنِيمَةُ مَجَالِسِ الذِّكْرِ؟ قَالَ: " غَنِيمَةُ مَجَالِسِ الذِّكْرِ الْجَنَّةُ الْجَنَّةُ ".

Nga Abdullah b. Amri (r.a.) përcillet se ka thënë: "Thashë: "O i Dërguari i Allahut, çka është përfitimi prej mexhliseve të dhikrit?" Ai tha: *"Ajo që përfitohet nga mexhliset e dhikrit është Xheneti, Xheneti"*.[423]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «إِذَا مَرَرْتُمْ بِرِيَاضِ الجَنَّةِ فَارْتَعُوا» قَالُوا: وَمَا رِيَاضُ الجَنَّةِ؟ قَالَ: «حِلَقُ الذِّكْرِ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të kaloni pranë*

---

-Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", 2/260, nr.2320 dhe thotë: "E përcjell Ahmed-i, e transmetuesit e tij janë prej atyre që argumentohet me ta në Sahihe, përpos Mejmun el-Merait".
-Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/55-56, nr.16.764 thotë se hadithin e transmetojnë Ahmed-i, Ebu Ja`la, Bezzari dhe Taberani në "Euset", e aty gjendet Mejmun el-Merai, i cili është konsideruar i besueshëm nga shumica, por tek ai ka dobësi, kurse transmetuesit tjerë janë prej atyre që gjenden në Sahihe".
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se është Sahih li Gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i mirë (Hasen) shkaku se në të gjendet Mejmun el-Merai dhe Mejmun b.Sijahu, e që të dy janë të sinqertë;
[423] Ahmed-i, "Musned", 11/232, nr.6651; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 13/21, nr.36; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid" 10/58, nr.16.773 thotë se e përcjell Ahmed-i dhe Taberani, e zixhiri i Ahmed-it është Hasen;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/356, nr.5781 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se e ka zinxhirin e dobët, pasi në të gjendet Ibni Lehi`a, i cili ka memorie të keqe, kurse Rashid b. Jahjanë nuk e ka konsideruar të besueshëm askush përpos Ibni Hibanit...";

*kopshteve të Xhenetit, uluni pranë tyre"*. E pyetën: "E çka janë kopshtet e Xhenetit?" Ai tha: *"Hallkat e dhikrit"*.[424]

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " مَنْ جَلَسَ فِي مَجْلِسٍ فَكَثُرَ فِيهِ لَغَطُهُ، فَقَالَ قَبْلَ أَنْ يَقُومَ مِنْ مَجْلِسِهِ ذَلِكَ: سُبْحَانَكَ اللَّهُمَّ وَبِحَمْدِكَ، أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ أَسْتَغْفِرُكَ وَأَتُوبُ إِلَيْكَ، إِلَّا غُفِرَ لَهُ مَا كَانَ فِي مَجْلِسِهِ ذَلِكَ ".**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush ulet në ndonjë mexhlis dhe e shtojnë në të bisedimin, para se të çohen nga kuvendimi duhet të thonë: "Subhaneke`l-Allahumme ve bi hamdike, eshhehu en la ilahe il-la ente estagfiruke ve etubu ilejke` e kush e thotë këtë, do t`i falen mëkatet që ka bërë në atë mexhlis"*.[425]

---

424 Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`vati, bab, nr.3510 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", 19/498, nr.12.523; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/268; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/66, nr.526;

-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 1/23 thotë se ky hadith është Garib;

-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/59, nr.859 dhe e vlerëson Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikimin e Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është i dobët, shkaku se aty gjendet Muhamedi i cili quhet Ibni Thabit el-Bunani;

425 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab ma jekulu idha kame minel mexhlisihi, nr.3433 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ahmedi, "Musned", 16/261, nr.10.415; Tahaviu, "Sherh Meani`l-Athar", alemu`l-kutub, botimi i parë, 1994; 4/289, nr.6956; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 2/354, nr.594; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/31, nr.77; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/720, nr.1969 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/141, nr.619;

-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Tirmidhiut (6/57) thotë se hadithi është Sahih;

## VLERA E DHIKRIT PAS NAMAZIT

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: جَاءَتْ أُمُّ سُلَيْمٍ إِلَى النَّبِيِّ ﷺ، فَقَالَتْ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، عَلِّمْنِي كَلِمَاتٍ أَدْعُو بِهِنَّ فِي صَلَاتِي؟ قَالَ: " سَبِّحِي اللَّهَ عَشْرًا، وَاحْمَدِيهِ عَشْرًا، وَكَبِّرِيهِ عَشْرًا، ثُمَّ سَلِيهِ حَاجَتَكِ يَقُلْ: نَعَمْ، نَعَمْ ".

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se ka thënë: "Erdhi Ummu Sulejme (r.a.h.) te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, mi mëso fjalët me të cilat do të lutem në namazin tim?" Ai i tha: *"Thuaj 10 herë subhanallah, 10 herë elhamdulilah dhe 10 herë Allahu ekber, e pastaj kërko çfarë të duash nga nevojat e tua, (sepse Allahu i Madhërishëm) thotë: **"Po, Po".**[426]*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنْ رَسُولِ اللهِ ﷺ مَنْ سَبَّحَ اللهَ فِي دُبُرِ كُلِّ صَلَاةٍ ثَلَاثًا وَثَلَاثِينَ، وَحَمِدَ اللهَ ثَلَاثًا وَثَلَاثِينَ، وَكَبَّرَ اللهَ ثَلَاثًا وَثَلَاثِينَ، فَتْلِكَ تِسْعَةٌ وَتِسْعُونَ، وَقَالَ: تَمَامَ

---

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;

[426] Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sehvi, bab dhikru ba`de`t-teshehudi, nr.1299; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Vitri, bab ma xhae fi Salati Tesbih, nr.480 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", 19/240, nr.12.207; Hakimi "El-Mustedrek", 1/462, nr.1191 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 5/353, nr.2011; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/464, nr.2818; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë për këtë hadith në Musnedin e Ahmedit thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Ikrime b. Amarit, prej të cilit përcjell Muslimi dhe autorët e Suneneve;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit janë të besueshëm;

الْمِائَةِ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ وَحْدَهُ لَا شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ غُفِرَتْ خَطَايَاهُ وَإِنْ كَانَتْ مِثْلَ زَبَدِ الْبَحْرِ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë subhanall-llah në fund të çdo namazi tridhjetë e tri herë dhe elhamdulil-lah tridhjetë e tri herë dhe All-llahu ekber tridhjetë e tri herë, kurse të gjitha janë nëntëdhjetë e nëntë herë dhe thotë: "La ilahe il-lall-llahu vahdehu la sherike lehu, lehu'l-mulku ve leh'ul-hamdu ve huve ala kul-li shej'in kadir", do t'i falen mëkatet qofshin ato edhe sa shkuma e detit".*[427]

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرٍو، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: «خَصْلَتَانِ، أَوْ خَلَّتَانِ لَا يُحَافِظُ عَلَيْهِمَا عَبْدٌ مُسْلِمٌ إِلَّا دَخَلَ الْجَنَّةَ، هُمَا يَسِيرٌ، وَمَنْ يَعْمَلُ بِهِمَا قَلِيلٌ، يُسَبِّحُ فِي دُبُرِ كُلِّ صَلَاةٍ عَشْرًا، وَيَحْمَدُ عَشْرًا، وَيُكَبِّرُ عَشْرًا، فَذَلِكَ خَمْسُونَ وَمِائَةٌ بِاللِّسَانِ، وَأَلْفٌ وَخَمْسُ مِائَةٍ فِي الْمِيزَانِ، وَيُكَبِّرُ أَرْبَعًا وَثَلَاثِينَ إِذَا أَخَذَ مَضْجَعَهُ، وَيَحْمَدُ ثَلَاثًا وَثَلَاثِينَ، وَيُسَبِّحُ ثَلَاثًا وَثَلَاثِينَ، فَذَلِكَ مِائَةٌ بِاللِّسَانِ، وَأَلْفٌ فِي الْمِيزَانِ»...

Nga Abdullah b. Amër el-Asi (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dy gjëra nëse i praktikon muslimani, do të hyjë në Xhenet. Ato janë të lehta, por rrallë dikush i vepron: Pas çdo namazi të*

---

427 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu ve mevadiu`s-Salati, bab istihbabu`dh-dhikri ba`de`s-salati ve bejanu sifetihi, nr.597; Ahmed-i, "Musned", 14/428, nr.8834; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 5/359, nr.2016; Bejhekiu, "Sunenu`l-Kubra", 2/266, nr.3025; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/101, nr.16.915 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi, transmetuesit janë transmetues të dy Sahiheve";
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit...".

*thotë subhanallah 10 herë, elhamdulilah 10 herë dhe Allahu ekber 10 herë, këto janë 150 fjalë me gjuhë, njëmijë e peseqind në peshojë. Dhe kush thotë kur të shtrihet për të fjetur "Allahu ekber 34 herë, elhamdulilah 33 herë dhe subhanallah 33 herë, këto janë 100 fjalë me gjuhë, kurse njëmijë në peshojë!".*[428]

عَنْ مُسْلِمِ بْنِ الْحَارِثِ التَّمِيمِيِّ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ، أَنَّهُ أَسَرَّ إِلَيْهِ فَقَالَ: " إِذَا انْصَرَفْتَ مِنْ صَلَاةِ الْمَغْرِبِ فَقُلْ: اللَّهُمَّ أَجِرْنِي مِنَ النَّارِ سَبْعَ مَرَّاتٍ، فَإِنَّكَ إِذَا قُلْتَ ذَلِكَ ثُمَّ مِتَّ فِي لَيْلَتِكَ كُتِبَ لَكَ جِوَارٌ مِنْهَا، وَإِذَا صَلَّيْتَ الصُّبْحَ فَقُلْ كَذَلِكَ، فَإِنَّكَ إِنْ مِتَّ فِي يَوْمِكَ كُتِبَ لَكَ جِوَارٌ مِنْهَا ".

Nga Muslim b. Harith et-Temimi (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të përfundosh namazin e akshamit, thuaj shtatë herë: `Allahumme exhirni minen nari` (O Allah më shpëto nga Zjarri), nëse e thotë dhe vdes atë natë, do të jepet mbrojtje prej*

---

428 Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi`t-tesbihi inde`n-neumi, nr.5065; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab minhu, nr.3410 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sehvi, bab adedu`t-tesbihi ba`de`t-teslimi, nr.1348; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-salati, bab ma jukalu ba`de`t-teslimi, nr.926; Ahmedi, "Musned", 11/40, nr.6498; Abdurezaku, "El-Musannef", 2/233, nr.3189; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/33, nr.29.264; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.1216; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 6/442, nr.2479; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 10/283, nr.4090; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 5/354, nr.2012; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/211, nr.6215; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/127, nr.605; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/238, nr.3916 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Hasen li gajrihi;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

*tij, e nëse e thotë pasi e fal sabahun dhe vdes atë ditë, do të jepet mbrojtje prej tij”.*[429]

**VLERA E DHIKRIT TË MËNGJESIT DHE MBRËMJES**

حَدَّثَنِي شَدَّادُ بْنُ أَوْسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: عَنِ النَّبِيِّ ﷺ: " سَيِّدُ الِاسْتِغْفَارِ أَنْ تَقُولَ: اللَّهُمَّ أَنْتَ رَبِّي لاَ إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ، خَلَقْتَنِي وَأَنَا عَبْدُكَ، وَأَنَا عَلَى عَهْدِكَ وَوَعْدِكَ مَا اسْتَطَعْتُ، أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا صَنَعْتُ، أَبُوءُ لَكَ بِنِعْمَتِكَ عَلَيَّ، وَأَبُوءُ لَكَ بِذَنْبِي فَاغْفِرْ لِي، فَإِنَّهُ لاَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلَّا أَنْتَ " قَالَ: «وَمَنْ قَالَهَا مِنَ النَّهَارِ مُوقِنًا بِهَا، فَمَاتَ مِنْ يَوْمِهِ قَبْلَ أَنْ يُمْسِيَ، فَهُوَ مِنْ أَهْلِ الجَنَّةِ، وَمَنْ قَالَهَا مِنَ اللَّيْلِ وَهُوَ مُوقِنٌ بِهَا، فَمَاتَ قَبْلَ أَنْ يُصْبِحَ، فَهُوَ مِنْ أَهْلِ الجَنَّةِ».

Transmeton Shedad ibn Eusi r.a. nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *“Istigfari më i mirë është të thuash: “Allahumme ente rabbi, la ilahe il-la ente, halaktenij, ve ene abduke, ve ene ala ahdike, ve va`dike mes-teta`tu, eudhu bike min sherri ma sana`tu, ebu`u leke bi ni`metike alejje, ve ebu`u leke bi dhenbij, fagfirlij, feinnehu la*

---

429 Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab neum, ma jekulu idha esbeha, nr.5079; Ahmedi, “Musned”, 29/592, nr.18.054; Ibni Hibani, “Sahih”, sipas radhitjes së Ibni Belbanit në “Ihsan”, 5/366, nr.2022; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 19/433, nr.1051; etj.

-Ibni Haxheri në “Netaixhu`l-Efkar”, 2/326 dhe thotë se hadithi është Hasen;

-Sujuti, “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/51, nr.728 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është i dobët, në zinxhir gjendet Muslim b. El-Harith, të cilin Darekutni e konsideron të panjohur, ndërsa askush përpos Ibni Hibanit nuk e ka konsideruar të besueshëm;

*jagfirudh`dh-dhunube il-la ente*". Tha: *"Kush e thotë këtë kur të zgjohet në mëngjes dhe vdes atë ditë para mbrëmjes, do të jetë prej banorëve të Xhenetit dhe kush e thotë këtë kur të shkojë të flejë dhe vdes po atë natë para se të agojë mëngjesi, do të jetë prej banorëve të Xhenetit"*.[430]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " مَنْ قَالَ: حِينَ يُصْبِحُ وَحِينَ يُمْسِي: سُبْحَانَ اللهِ وَبِحَمْدِهِ، مِائَةَ مَرَّةٍ، لَمْ يَأْتِ أَحَدٌ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، بِأَفْضَلَ مِمَّا جَاءَ بِهِ، إِلَّا أَحَدٌ قَالَ مِثْلَ مَا قَالَ أَوْ زَادَ عَلَيْهِ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë në mëngjes dhe në mbrëmje: `Subhanallahi ve bi hamdihi` njëqind herë, nuk do të vij kush në Ditën e Gjykimit me diçka më të mirë sesa ai, përpos nëse dikush e ka thënë njëjtë sikur ai ose më shumë"*.[431]

---

430 Buhari-u, "Sahih", kitab ed-Dea`avatu, bab efdali`l-istigfari..., nr.6306; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Dea`avati an Resulilahi, bab 15, nr.3404 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Nesai-u, "Sunen", kitab El-Istiadheti, bab el istiadhetu min sherri ma sana`a..., nr.5524; Ahmedi, "Musned", 28/334, nr.17.111; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/56, nr.29.440; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 8/415, nr.3488; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/213, nr.933; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 7/292, nr.7172; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/496, nr.3707 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 2/164, nr.658; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/291, nr.4743 dhe hadithin e vlerëson Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut;

431 Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab fadlu`t-tehlili ve`t-tesbihi ve`d-duai, nr.2692; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab ma jekulu idha esbeha, nr.5091; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-De`avati, babun, nr.3469 dhe

عَنِ الْمُنَيْذِرِ صَاحِبِ رَسُولِ اللهِ ﷺ – وَكَانَ يَكُونُ بِإِفْرِيقِيَّةَ – قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ يَقُولُ: " مَنْ قَالَ إِذَا أَصْبَحَ: رَضِيتُ بِاللهِ رَبًّا، وَبِالْإِسْلَامِ دِينًا، وَبِمُحَمَّدٍ نَبِيًّا، فَأَنَا الزَّعِيمُ لَآخُذَ بِيَدِهِ حَتَّى أُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ ".

Nga Munejdhir një shok i Pejgamberit që ishte nga Afrika, ka thënë se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush thotë kur të zgjohet: "Jam i kënaqur me Allahun për Zot (Radijtu bil-lahi raben), me Islamin për fe (ve bil islami dijnen) dhe me Muhamedin për Pejgamber (ve bi Muhamedin nebija) unë i garantojë atij se gjithsesi do ta marrë atë për dore derisa ta futi në Xhenet".*[432]

سَمِعْتُ عُثْمَانَ ابْنَ عَفَّانَ، يَقُولُ سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «مَنْ قَالَ بِسْمِ اللَّهِ الَّذِي لَا يَضُرُّ مَعَ اسْمِهِ شَيْءٌ، فِي الْأَرْضِ، وَلَا فِي السَّمَاءِ، وَهُوَ السَّمِيعُ الْعَلِيمُ، ثَلَاثَ مَرَّاتٍ، لَمْ تُصِبْهُ فَجْأَةُ بَلَاءٍ، حَتَّى يُصْبِحَ، وَمَنْ قَالَهَا حِينَ يُصْبِحُ ثَلَاثُ مَرَّاتٍ، لَمْ تُصِبْهُ فَجْأَةُ بَلَاءٍ حَتَّى يُمْسِيَ».

Transmeton Uthman b. Afani (r.a.) i cili thotë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: "*Kush thotë: "Bismilahi`l-ledhi la jedurru mea ismihi shej`un fi`l-ardi ve la fi`s-semai ve huve`s-Semiu`l-*

---

thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ahmedi, "Musned", 14/429, nr.8835; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/142, nr.860; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 3/33, nr.2382; Ibni Sunnij, "Amelu`l-Jaumi ve`l-Lejleti", 1/65, nr.74; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith, thonë se është me zinxhir Sahih, sipas kushteve të Muslimit;

432 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 20/355, nr.838;

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/116, nr.17.005 thotë: "E transmeton Taberani ndërsa zinxhiri i hadithit është Hasen";

*Alimu" (Në emrin e Atij që me emrin e Tij nuk mund të të dëmtoj asgjë që është në qiell ose në tokë, Ai është Gjithëdëgjues dhe i Gjithdijshëm) tre herë, nuk mund ta dëmtojë atë asgjë deri në mëngjes, e kush e thotë atë në mëngjes tre herë, nuk mund ta dëmtojë atë asgjë deri në mbrëmje".*[433]

عَنِ البَرَاءِ بْنِ عَازِبٍ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: " إِذَا أَتَيْتَ مَضْجَعَكَ، فَتَوَضَّأْ وُضُوءَكَ لِلصَّلاَةِ، ثُمَّ اضْطَجِعْ عَلَى شِقِّكَ الأَيْمَنِ، ثُمَّ قُلْ: اللَّهُمَّ أَسْلَمْتُ وَجْهِي إِلَيْكَ، وَفَوَّضْتُ أَمْرِي إِلَيْكَ، وَأَلْجَأْتُ ظَهْرِي إِلَيْكَ، رَغْبَةً وَرَهْبَةً إِلَيْكَ، لاَ مَلْجَأَ وَلاَ مَنْجَا مِنْكَ إِلَّا إِلَيْكَ، اللَّهُمَّ آمَنْتُ بِكِتَابِكَ الَّذِي أَنْزَلْتَ، وَبِنَبِيِّكَ الَّذِي أَرْسَلْتَ، فَإِنْ مُتَّ مِنْ لَيْلَتِكَ، فَأَنْتَ عَلَى الفِطْرَةِ، وَاجْعَلْهُنَّ آخِرَ مَا تَتَكَلَّمُ بِهِ ".

Nga Berra b. Azibi (r.a.) përcillet se ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kur dëshiron të shkosh në shtrat, merr abdes ashtu siç merr për në namaz, pastaj shtrihu në anën e djathtë dhe thuaj: "**Allahumme eslemtu vexh`hij ilejke ve feveddtu emrij***

---

433 Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab ma jekulu idha esbaha, nr.5088; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab ed-duau idha esbaha ve idha emsa, nr.3388 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai bab ma jed`u bihi`r-rexhulu idha esbaha ve idha emsa, nr.3869; Ahmedi, "Musned", 1/498, nr.446; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/35, nr.29.275; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.660; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 2/19, nr.357; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 8/84, nr.3074; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/695, nr.1895 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 9/42; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/132, nr.852; etj.
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 2/367 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti me recensuesit tjerë në Musnedin e Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

***ilejke, ve elxhe`tu dhahrij ilejke, ragbeten ve rahbeten ilejke, la melxhe`e ve la menxha minke il-la ilejke, Allahumme amentu bi kitabike`l-ledhi enzelte ve bi nebijjike`l-ledhi erselte"*** *(O Allahu im! Ty ta dorëzova shpirtin tim, çështjen time Ty ta lë, fytyrën time kah Ti e ktheva, te Ti e strehova shpinën time, s`ka shpëtim e as strehim përpos se te Ti. Besova në Librin Tënd të cilin e ke zbritur dhe kam besuar në Pejgamberin Tënd të cilin e ke dërguar". Nëse vdes atë natë, ke vdekur në fitre". Të gjitha që i thua, përpiqu që në fund, të përfundosh me këto fjalë".*[434]

**سَمِعْتُ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " مَنْ قَالَ حِينَ يُصْبِحُ: اللَّهُمَّ إِنِّي أَصْبَحْتُ أُشْهِدُكَ، وَأُشْهِدُ حَمَلَةَ عَرْشِكَ، وَمَلَائِكَتَكَ وَجَمِيعَ خَلْقِكَ، أَنَّكَ أَنْتَ اللَّهُ لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ وَحْدَكَ لَا شَرِيكَ لَكَ، وَأَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُكَ وَرَسُولُكَ، إِلَّا غُفِرَ لَهُ**

---

434 Buhariu, "Sahih", kitab el-Vudu`u, bab fadli men bate alel-vudu`i, nr.247; Muslimi, "Sahih" kitab edh-Dhikru, bab ma jekulu inde`n-neumi ve ehdhi`l-medxhei, nr.2710; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Dea`avati, bab ed-duau idha eva ila firashihi, nr.3405 dhe thotë se ky hadith është Hasenu-Sahihun-Garib; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab ma jekulu inde`n-neumi, nr.5046; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai, bab ma jed`u bihi idha eva ila firashihi, nr.3876; Darimiju, "Sunen", kitab el-Isti`dhani, bab ed-duau inde`n-neumi, nr.2683; Ahmedi, "Musned", 30/530, nr.18.561; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 5/322, nr.26.520; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 3/170, nr.1136; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 12/346, nr.5536; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 2/135, nr.1494; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 5/104 dhe e vlerëson hadithin Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/386, nr.4380; etj.
-Xheurkani në "El-Ebatil ve`l-Menakir", Iradetu`l-Buhuth el-Islamijeti, Indi, botimi i parë, 1983; 1/99, nr.93 dhe thotë se hadithi është Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të dy Sahiheve;

مَا أَصَابَ فِي يَوْمِهِ ذَلِكَ مِنْ ذَنْبٍ، وَإِنْ قَالَهَا حِينَ يُمْسِي غُفِرَ لَهُ مَا أَصَابَ تِلْكَ اللَّيْلَةَ ".

Transmeton Enes b. Maliku (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë në mëngjes: "Allahumme inni esbahtu ush`hiduke ve ush`hidu hamelete arshike ve melaiketeke ve xhemia halkike enneke entallahu la ilahe il-la ente vahdehu la sherike leke ve enne Muhameden abduke ve resuluke" atij do t`i falen mëkatet e asaj dite, e nëse e thotë atë në mbrëmje, do t`i falen ato që i bën gjatë natës".*[435]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَنْ قَالَ حِينَ يَأْوِي إِلَى فِرَاشِهِ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَحْدَهُ لَا شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ، لَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللَّهِ، سُبْحَانَ اللَّهِ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ وَلَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَاللَّهُ أَكْبَرُ، غَفَرَ اللَّهُ ذُنُوبَهُ أَوْ خَطَايَاهُ –شَكَّ مِسْعَرٌ– وَإِنْ كَانَ مِثْلَ زَبَدِ الْبَحْرِ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë kur të shkojë te shtrati i tij: "La ilahe il-lallahu vahdehu la sherike lehu, lehu`l-mulku ve lehu`l-hamdu ve huve ala kul-li shejin kadir.*

---

435 Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab ma jekulu idha esbaha, nr.5078; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-De`avati, babun, nr.3501 dhe thotë se hadithi është Garib; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.1201; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 7/176, nr.7205; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 5/185; etj.
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 2/374 thotë se Ebu Davudi e përcjell me zinxhir të mirë (xhejid);
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/119, nr.17.016 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Euset", por në zinxhir gjendet Bekije b. Velidi, i cili është Mudelis";
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (7/412) thotë se hadithi është Hasen;

*La haule ve la kuvvete il-la bilahi, subhanallahi, vel-hamdulilahi ve la ilahe il-lallahu vallahu ekberu" Allahu (xh.sh.) do t`ia falë mëkatet (ose gabimet – ka dyshuar Mis`ari njëri prej transmetuesve të hadithit), edhe nëse janë ato sa shkuma e detit".*[436]

## VLERA E DHIKRIT PAS SABAHUT

عَنْ أَنَسٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ صَلَّى الغَدَاةَ فِي جَمَاعَةٍ ثُمَّ قَعَدَ يَذْكُرُ اللَّهَ حَتَّى تَطْلُعَ الشَّمْسُ، ثُمَّ صَلَّى رَكْعَتَيْنِ كَانَتْ لَهُ كَأَجْرِ حَجَّةٍ وَعُمْرَةٍ» ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «تَامَّةٍ تَامَّةٍ تَامَّةٍ».

Nga Enesi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e fal namazin e sabahut me xhemat, pastaj ulet për të përkujtuar*

---

436 Ibni Hibani, në "Sahih"-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", 12/338, nr.5528; Ibni Sunniju, "Amelul-jaumi ve`l-lejleti", fq.432, nr.722; e shënon edhe Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/39, nr.29.307 por me ndryshim të vogël në tekst;
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 1/117 dhe thotë se ky hadith është Hasen;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, thotë se në zinxhir gjendet Ma`mer b. Sehël, për të cilin Ibni Hibani në "Thikat" 9/196 ka thënë se është Shejh, i devotshëm, por ka përcjellur hadithe Garib...ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm. Kurse Habib b. Muslim është Mudelis;
-Në zinxhir gjendet Habib b. Ebi Thabit, për të cilin disa kanë bërë vërejtje. Por, Ixhli në "Ma`rifetu`th-Thikati", mektebetu`d-dar, Medine, botimi i parë, 1985; 1/281, nr.257 thotë se është i besueshëm.
Jahja b. Meini dhe Nesaiu kanë thënë se është i besueshëm. (shih për këtë transmetues në: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 5/358-363, nr.1079);

*Allahun (xh.sh.) (duke bërë dhikr) derisa të agojë dielli, më pas i fal dy rekate, atij do t`i shkruhet shpërblimi sikur të kishte kryer një haxh dhe një umre".* Tha (Enesi): "Tha i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "*Të plotë, të plotë, të plotë*".[437]

## VLERA E MËSIMIT TË EMRAVE TË ZOTIT

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: «إِنَّ لِلَّهِ تِسْعَةً وَتِسْعِينَ اسْمًا مَنْ أَحْصَاهَا دَخَلَ الجَنَّةَ».**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) ka 99 emra, kush i numëron ato, do të hyjë në Xhenet"*.[438]

---

[437] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab es-Seferi, bab dhikru ma justehabu mine`l-xhulusi fi`l-mesxhidi..., nr.586 dhe thotë se është Hasenun-Garib;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensimin e Sunenit të Tirmidhiut (2/128) thotë: "Ky hadith është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen në bazë të dëshmive tjera...".
[438] Buhariu, "Sahih", kitab esh-Shuruti, bab ma jexhuzu mine`l-ishtirati, nr.2736; Muslimi, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`t-teubetu ve`l-istigfari, nr.2677; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-De`avati, bab nr.3508 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai, bab esmaullahi a.xh., nr.3860; Ahmedi, "Musned", 13/61, nr.7623; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/87, nr.807; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/296, nr.981; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 3/122;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

## VLERA E LEXIMIT TË KURANIT

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرٍو، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " يُقَالُ – يَعْنِي لِصَاحِبِ الْقُرْآنِ –: اقْرَأْ وَارْتَقِ وَرَتِّلْ كَمَا كُنْتَ تُرَتِّلُ فِي الدُّنْيَا، فَإِنَّ مَنْزِلَتَكَ عِنْدَ آخِرِ آيَةٍ تَقْرَأُ بِهَا ".

Nga Abdullah b. Amër (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"I thuhet lexuesit të Kuranit: **"Lexo dhe ngritu, recito ashtu siç recitoje në dunja, sepse me të vërtetë, vendi yt (në botën tjetër) do të jetë në ajetin e fundit që do ta lexosh".***[439]

سَمِعْتُ عَبْدَ اللَّهِ بْنَ مَسْعُودٍ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ قَرَأَ حَرْفًا مِنْ كِتَابِ اللَّهِ فَلَهُ بِهِ حَسَنَةٌ، وَالحَسَنَةُ بِعَشْرِ أَمْثَالِهَا، لَا أَقُولُ الم حَرْفٌ، وَلَكِنْ أَلِفٌ حَرْفٌ وَلَامٌ حَرْفٌ وَمِيمٌ حَرْفٌ».

E kam dëgjuar Abdullah b. Mes`udin (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka

[439] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadail`il-Kurani, bab 18, nr.2914 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Salati, bab istihbabu`t-tertili fi`l-kiraeti, nr.1464; Ahmed-i, "Musned", vëll.11, fq.403-404, nr.6799; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/131, nr.30.057; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/43, nr.766; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/381, nr.1844;
-Ahmed Shakir-i, në recensim të Musnedit të Ahmedit (vëll.6, fq.313-314, nr.6799) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih;
-Shejh Shuajb Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se hadithi është Sahih li gajrihi, kurse zinxhiri i këtij hadithi është Hasen shkaku i Asimit, kurse të tjerët janë të besueshëm prej të cilëve përcjellin edhe Buhariu dhe Muslimi;
- Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;

thënë: *"Kush lexon një shkronjë nga Kur`ani, ai ka një të mirë, e çdo e mirë shpërblehet me 10 të tilla, nuk them elif-lam-mim shkronjë, por elif shkronjë, lam shkronjë, mim shkronjë"*.[440]

عَنْ عَلِيِّ بْنِ أَبِي طَالِبٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ قَرَأَ الْقُرْآنَ وَاسْتَظْهَرَهُ، فَأَحَلَّ حَلاَلَهُ، وَحَرَّمَ حَرَامَهُ أَدْخَلَهُ اللَّهُ بِهِ الجَنَّةَ وَشَفَّعَهُ فِي عَشَرَةٍ مِنْ أَهْلِ بَيْتِهِ كُلُّهُمْ قَدْ وَجَبَتْ لَهُ النَّارُ».

Nga Ali b. Ebu Talibi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon Kuranin dhe punon sipas tij, e lejon atë që është hallall në të dhe e ndalon atë që është haram në të, Zoti për shkak të kësaj do ta fus në Xhenet dhe do t`i mundësojë të ndërmjetësojë për 10 antarë të familjes së tij të cilëve u është caktuar Zjarri"*.[441]

---

[440] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Fadaili`l-Kur`ani, bab men kare`e harfen minel Kurani malehu minel exhri, nr.2910 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Darimiju, "Sunen", kitab Fadail`il-Kurani, bab fadlu men kare`el-Kurane, nr.3351; Ebu Jusufi, "Kitabu`l-Athar", fq.44, nr.222; Abdurezaku, "El-Musannef", 3/367, nr.5993; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/118, nr.29.934; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 9/130, nr.8647; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/755, nr.2080 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/263; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/371;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Tirmidhiut (5/176, nr.3135) dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen, Dahak b. Uthmani është i sinqertë, prej tij hadithi konsiderohet Hasen, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit;

[441] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadailu`l-Kurani, bab ma xhae fi fadli kari`il-Kurani, nr.2905 dhe thotë se është Garib dhe nuk e dimë që përcillet në ndonjë rrugë përpos kësaj, e nuk ka ndonjë zinxhir Sahih, Hafs b. Sulejmani është i dobët në hadith; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mukadimetu, bab fadlu teal-lemel Kurane ve

عَنْ عُثْمَانَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «خَيْرُكُمْ مَنْ تَعَلَّمَ القُرْآنَ وَعَلَّمَهُ».

Nga Uthmani r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve"*.[442]

أَنَّ عَبْدَ اللَّهِ بْنَ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " لاَ حَسَدَ إِلَّا عَلَى اثْنَتَيْنِ: رَجُلٌ آتَاهُ اللَّهُ الكِتَابَ، وَقَامَ بِهِ آنَاءَ اللَّيْلِ، وَرَجُلٌ أَعْطَاهُ اللَّهُ مَالًا، فَهُوَ يَتَصَدَّقُ بِهِ آنَاءَ اللَّيْلِ وَالنَّهَارِ ".

---

alemehu, nr.216; Ahmedi, "Musned", 2/416, nr.1268; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/217, nr.5130; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/341, nr.1796; etj.

-Ibni Kajserani në "Dhehiretu`l-Hufadhi", 4/2365, nr.5490 thotë se në zinxhir gjendet Hafs b. Sulejmani i cili nuk është asgjë në hadith;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se e ka zinxhirin shumë të dobët, shkaku i dobësisë së Amër b. Uthmanit dhe Hafs b. Sulejmanit, si dhe Kethir b. Zadani është i panjohur;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, sepse Hafs b. Sulejmani është i dobët dhe Kethir b. Zadani është i panjohur;

[442] Buhariu, "Sahih", kitab Fadailu`l-Kurani, bab hajrukum men tealeme`l-Kurane ve alemehu, nr.5027; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi thevabi kiraeti`l-Kurani, nr.1452; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Fedaili`l-Kurani, bab ma xhae fi ta`limi`l-Kurani, nr.2907 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 1/471, nr.412; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/132, nr.30.071; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 13/111, nr.5116; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 1/324, nr.118; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 4/193 dhe thotë se hadithi është Sahih; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/250, nr.4111 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

-Xheurkani në "El-Ebatil ve`l-Menakir", 2/319, nr.732 dhe thotë se hadithi është Sahih;

Abdullah b. Umeri r.a. ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Nuk ka zili përpos se në dy persona: "Njeriut të cilit Allahu (xh.sh.) ia ka dhënë Librin, e ai e lexon atë gjatë natës dhe njeriut që Allahu (xh.sh.) i ka dhënë pasuri, e ai jep sadaka prej saj gjatë natës dhe ditës"*.[443]

**قَالَ عُمَرُ: أَمَا إِنَّ نَبِيَّكُمْ ﷺ قَدْ قَالَ: «إِنَّ اللهَ يَرْفَعُ بِهَذَا الْكِتَابِ أَقْوَامًا، وَيَضَعُ بِهِ آخَرِينَ» .**

Ka thënë Umeri (r.a.): Pejgamberi i juaj sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, Allahu (xh.sh.) me këtë Libër (Kuran) i ngre disa popuj dhe i poshtëron disa të tjerë"*.[444]

---

[443] Buhariu, "Sahih", kitab Fadailu`l-Kurani, bab igtibati sahibi`l-Kurani, nr.5025; Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu men jekumu bi`l-Kurani ve jualimuhu, nr.815; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birri ve`s-sileti, bab ma xhae fi`l-hasedi, nr.1936 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab el-hasedu, nr.4209; Abdurezaku, "El-Musannef", 3/360, nr.5974; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/153, nr.30.281; Ahmedi, "Musned", 8/151, nr.4550; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 1/332, nr.125; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 12/296, nr.13.162; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 2/195 dhe thotë se ky hadith është Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/358, nr.1819; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se e ka zinxhirin Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

[444] Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu men jekumu bi`l-Kurani ve jualimuhu, nr.817; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mukadimetu, bab fadlu men tealeme`l-Kurane ve alemehu, nr.218; Ahmedi, "Musned", 1/355, nr.232; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 1/371, nr.249; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/49, nr.772; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/222, nr.2428;

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرٍو: أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ قَالَ: " الصِّيَامُ وَالْقُرْآنُ يَشْفَعَانِ لِلْعَبْدِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، يَقُولُ الصِّيَامُ: أَيْ رَبِّ، مَنَعْتُهُ الطَّعَامَ وَالشَّهَوَاتِ بِالنَّهَارِ، فَشَفِّعْنِي فِيهِ، وَيَقُولُ الْقُرْآنُ: مَنَعْتُهُ النَّوْمَ بِاللَّيْلِ، فَشَفِّعْنِي فِيهِ "، قَالَ: " فَيُشَفَّعَانِ ".

Nga Abdullah b. Amri (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Agjërimi dhe Kur`ani do të ndërmjetësojnë në Ditën e Gjykimit për robërit, ku agjërimi do të thotë: "O Zot, e kam larguar prej ushqimit dhe kënaqësive gjatë ditës" dhe do t`i jepet mundësia që të ndërmjetësojë për të, kurse Kur`ani do të thotë: "E kam privuar nga gjumi natën" dhe do t`i jepet mundësia që të ndërmjetësojë për të"* dhe tha: "Ato dyja do të ndërmjetësojnë".[445]

---

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se e ka zinxhirin Sahih;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

445 Ahmedi, "Musned", 11/199, nr.6626; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 13/38, nr.88; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/740, nr.2036 dhe thotë se "ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ato dy nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/161; etj.
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/181, nr.5081 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi dhe Taberani në "El-Kebir", kurse transmetuesit e Taberanit janë transmetues të cilët gjenden në Sahihe"; ndërsa në 10/381, nr.18.543 thotë: "E transmeton Ahmedi, e zinxhiri i hadithit është Hasen, shkaku i dobësisë së Ibni Lehijasë, ndërsa atë disa e kanë vlerësuar të besueshëm";
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/320, nr.5203 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i Ibni Lehijasë dhe Hujej ibni Abdullahut, që të dy janë të dobët;

عَنْ سَهْلِ بْنِ مُعَاذٍ الْجُهَنِيِّ، عَنْ أَبِيهِ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «مَنْ قَرَأَ الْقُرْآنَ وَعَمِلَ بِمَا فِيهِ، أُلْبِسَ وَالِدَاهُ تَاجًا يَوْمَ الْقِيَامَةِ، ضَوْءُهُ أَحْسَنُ مِنْ ضَوْءِ الشَّمْسِ فِي بُيُوتِ الدُّنْيَا لَوْ كَانَتْ فِيكُمْ، فَمَا ظَنُّكُمْ بِالَّذِي عَمِلَ بِهَذَا؟»‌.

Nga Sehël b. Muadh el-Xhuheniju i cili përcjell nga babai i tij se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e lexon Kur`anin dhe punon sipas asaj që është aty, prindërve të tij do t`i vihet një kurorë në Ditën e Kijametit e cila ndriçon më bukur se ndriçimi i diellit në këtë botë, e pasi kjo është për ata (prindërit), çka mendoni se do të jetë pozita e atij i cili vepron sipas saj?!”*.[446]

## VLERA E LEXIMIT TË SURES FATIHA

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، قَالَ: بَيْنَمَا جِبْرِيلُ قَاعِدٌ عِنْدَ النَّبِيِّ ﷺ، سَمِعَ نَقِيضًا مِنْ فَوْقِهِ، فَرَفَعَ رَأْسَهُ، فَقَالَ: " هَذَا بَابٌ مِنَ السَّمَاءِ فُتِحَ الْيَوْمَ لَمْ يُفْتَحْ قَطُّ إِلَّا الْيَوْمَ، فَنَزَلَ مِنْهُ مَلَكٌ، فَقَالَ: هَذَا مَلَكٌ نَزَلَ إِلَى الْأَرْضِ لَمْ يَنْزِلْ قَطُّ إِلَّا الْيَوْمَ، فَسَلَّمَ، وَقَالَ:

---

446 Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab fi thevabi kiraeti`l-Kur`ani, nr.1453; Ahmedi, “Musned”, 24/402, nr.15.645; Taberani në “Mu`xhemu`l-Kebir”, 20/198, nr.445 por Taberani në vend të fjalës “diellit” thotë “hënës”; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/756, nr.2085 dhe thotë se “zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar”; por me të nuk pajtohet Dhehebiu, i cili thotë se Zebani nuk është i fuqishëm; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 3/342, nr.1797; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Hasen li gajrihi;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku se Zeban b. Faide është i dobët;

أَبْشِرْ بِنُورَيْنِ أُوتِيتَهُمَا لَمْ يُؤْتَهُمَا نَبِيٌّ قَبْلَكَ: فَاتِحَةُ الْكِتَابِ، وَخَوَاتِيمُ سُورَةِ الْبَقَرَةِ، لَنْ تَقْرَأَ بِحَرْفٍ مِنْهُمَا إِلَّا أُعْطِيتَهُ.

Nga Ibn Abbasi (r.a.) përcillet se ka thënë: "Në një rast, derisa tek i Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte Xhibrili (a.s.), u dëgjua një kërcitje sipër tij. (Xhibrili) ngriti kokën e tij dhe tha: *"Kjo është një derë e qiellit, e cila është hapur sot, e cila nuk është hapur asnjëherë përpos se sot. Prej atje zbriti një melek, dhe tha: "Ky është një melek që ka zbritur në tokë dhe nuk ka zbritur asnjëherë më parë, e përshëndeti me selam dhe tha: "Sihariq, për dy drita që të janë dhënë ty, e nuk i janë dhënë asnjë të dërguari para teje: "Fatihat`ul-Kitab" dhe dy ajetet e fundit të sures Bekare. Nuk do të ndodh të lexosh shkronjë prej tyre e mos të jepet ajo që ke kërkuar".*[447]

[447] Muslim-i, "Sahih", kitab Salatu`l-Musafirine ve kasriha, bab 43, nr.806; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Iftitahi, bab Fadlu Fatihati`l-Kitabi, nr.913; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 6/313, nr.31.701; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/57, nr.778; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/443, nr.12.255; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/745, nr.2052 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë regjistruar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 4/305 dhe thotë se hadithi është Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/32, nr.2145; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës "Sahih" të Ibni Hibanit, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen, shkaku i Muavije b. Hishamit, edhe pse prej tij shënon Muslimi, për të ka fjalë, andaj edhe bie nga shkalla e Sahihut, transmetuesit tjerë janë të besueshëm;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;

عَنْ أُبَيِّ بْنِ كَعْبٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: مَا فِي التَّوْرَاةِ، وَلَا فِي الْإِنْجِيلِ، مِثْلُ أُمِّ الْقُرْآنِ، وَهِيَ السَّبْعُ الْمَثَانِي، وَهِيَ مَقْسُومَةٌ بَيْنِي وَبَيْنَ عَبْدِي، وَلِعَبْدِي مَا سَأَلَ».

Nga Ubejje b. Ka`bi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. thotë:* ***"Nuk ka as në Teurat, as në Inxhil si Ummu`l-Kurani (Fatihaja), ajo është shtatë të përsëriturat, ajo është e ndarë në mes Meje dhe robit Tim, kurse robit i takon ajo që kërkon".***[448]

## VLERA E LEXIMIT TË SURES BEKARE

حَدَّثَنِي أَبُو أُمَامَةَ الْبَاهِلِيُّ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ، يَقُولُ: «اقْرَءُوا الْقُرْآنَ فَإِنَّهُ يَأْتِي يَوْمَ الْقِيَامَةِ شَفِيعًا لِأَصْحَابِهِ، اقْرَءُوا الزَّهْرَاوَيْنِ الْبَقَرَةَ، وَسُورَةَ آلِ عِمْرَانَ، فَإِنَّهُمَا تَأْتِيَانِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ كَأَنَّهُمَا غَمَامَتَانِ، أَوْ كَأَنَّهُمَا غَيَايَتَانِ، أَوْ كَأَنَّهُمَا فِرْقَانِ مِنْ طَيْرٍ صَوَافَّ، تُحَاجَّانِ عَنْ أَصْحَابِهِمَا، اقْرَءُوا سُورَةَ الْبَقَرَةِ، فَإِنَّ أَخْذَهَا بَرَكَةٌ، وَتَرْكَهَا حَسْرَةٌ، وَلَا تَسْتَطِيعُهَا الْبَطَلَةُ» . قَالَ مُعَاوِيَةُ: بَلَغَنِي أَنَّ الْبَطَلَةَ: السَّحَرَةُ.

Transmeton Ebi Umameh el-Bahiliju (r.a.) i cili ka thënë: E kam dëgjuar Pejgamberin salallahu alejhi ve selem duke thënë: "*Lexoni Kur`anin, sepse ai në Ditën e Gjykimit*

---

448 Ibni Hiban-i, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/53, nr.775 dhe vetëm ky e shënon si hadith kudsij;
Ndërsa si hadith të zakonshëm e shënon edhe Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kuran, bab suretu Hixhër, nr.3136; Ahmedi, "Musned", 35/18, nr.21.094; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se zinxhiri i tij është Sahih, sipas kushteve të Muslimit;

*do të ndërmjetësojë për lexuesin e vet, lexoni suren Bekare dhe Ali Imran, sepse këto dyja do të vijnë në Ditën e Kijametit si dy mjegulla ose sy dy tufa zogjsh që qëndrojnë përmbi lexuesin e tyre, lexoni suren Bekare, sepse kush e lexon ka begati, kush e braktis do të ketë dëshpërim dhe atë nuk do ta prek e keqja".* Muaviju thotë se më është përcjellur se *El-Betale* është Sihri.[449]

## VLERA E LEXIMIT TË AJETIT KURSIJ

سَمِعْتُ أَبَا أُمَامَةَ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى الله عَلَيْهِ وَسَلَّمْ: «مَنْ قَرَأَ آيَةَ الْكُرْسِيِّ دُبُرَ كُلِّ صَلَاةٍ مَكْتُوبَةٍ لَمْ يَمْنَعْهُ مِنْ دُخُولِ الْجَنَّةِ، إِلَّا الْمَوْتُ».

E kemi dëgjuar Ebu Umamen (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon ajetin Kursij në fund të çdo namazi të obliguar, nuk e pengon nga hyrja në Xhenet diçka tjetër përpos vdekjes".*[450]

---

449 Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu kiraeti`l-Kurani ve sureti`l-Bekareti, nr.804; Ahmedi, "Musned", 36/462, nr.22.146; Abdurezaku, "El-Musannef", 3/365, nr.5991; Ibni Hiban-i, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 1/322, nr.116; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/118, nr.7542; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 3/369, nr.1827;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;

450 Nesaiu, "Amel`ul-Jeumi ve`l-Lejleti", fq.183, nr.100; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.8, fq.114, nr.7532; Ibni Sunnij, "Amel`ul-Jeumi ve`l-Lejleti", fq.93, nr.124;

ثنا عَبْدُ اللهِ بْنُ حَسَنِ بْنِ حَسَنٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ جَدِّهِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ قَرَأَ آيَةَ الْكُرْسِيِّ فِي دُبُرِ الصَّلَاةِ الْمَكْتُوبَةِ كَانَ فِي ذِمَّةِ اللهِ إِلَى الصَّلَاةِ الْأُخْرَى».

Transmeton Abdullah b. Hasen b. Hasen nga babai i tij, e ky nga gjyshi, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Ai i cili pas namazeve të obliguara e këndon ajetin Kursij, ka për të qenë nën mbrojtjen e Allahut (xh.sh.) deri në namazin e ardhshëm".*[451]

سَمِعْتُ عَلِيَّ بْنَ أَبِي طَالِبٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهَ، يَقُولُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ ﷺ عَلَى أَعْوَادِ الْمِنْبَرِ يَقُولُ: " مَنْ قَرَأَ آيَةَ الْكُرْسِيِّ دُبُرَ كُلِّ صَلَاةٍ لَمْ يَمْنَعْهُ مِنْ دُخُولِهِ الْجَنَّةَ إِلَّا الْمَوْتُ، وَمَنْ قَرَأَهَا حِينَ يَأْخُذُ مَضْجَعَهُ أَمَّنَهُ اللهُ عَلَى دَارِهِ وَدَارِ جَارِهِ وَالدُوَيْرَاتِ حَوْلَهُ ".

Transmeton Ali b. Ebu Talibi r.a. i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-

-Ebu Ferexh ibni Xheuzi në librin e vet "El-Meuduat" thotë se Darekutni ka thënë se është Garib, ndërsa Jakub b. Sufjani thotë se transmetuesi nuk është i fortë. (Ibni Xheuzi, "El-Meuduat", 1/244);
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 2/294 thotë se hadithi është Hasenun-Garib;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/102, nr.16.922 thotë se e përcjell Taberani në "El-Kebir" dhe "El-Euset", përmes dy rrugëve, ndërsa njëri prej tyre është i mirë (xhejid);
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/538, nr.8926 dhe e vlerëson Sahih;
-Ashik el-Bureniju në recensim të veprës "Amel" të Ibni Sunnijut, thotë se Mundhiriu në "Tergib" 2/452 ka thënë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih", si dhe Ibni Hibani e ka konsideruar Sahih;
[451] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 3/83, nr.2733;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/102, fq.16.924 dhe thotë: "E transmeton Taberani, ndërsa zinxhiri i tij është Hasen";
-Ibni Haxheri në "Netaixhu`l-Efkar", 2/296 thotë se ky hadith është Garib, në zinxhirin e tij ka dobësi;

lem duke thënë nga minberi: “*Kush e lexon pas çdo namazi Ajetin Kursij, nuk do të ketë pengesë për të, që të hyjë në Xhenet përpos vdekjes. E kush e lexon atë kur të shkon në shtratin e tij, Allahu (xh.sh.) do ta mbrojë shtëpinë e tij dhe në shtëpitë e fqinjëve të tij dhe të gjithë shtëpive rreth tij*”.[452]

## VLERA E LEXIMIT TË SURES KEHF

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " مَنْ قَرَأَ سُورَةَ الْكَهْفِ كَمَا أُنْزِلَتْ كَانَتْ لَهُ نُورًا يَوْمَ الْقِيَامَةِ ".

Nga Ebu Seid el Hudriju (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e lexon suren Kehf ashtu si ka zbritur, atij do t`i bëhet dritë në Ditën e Gjykimit”*.[453]

---

[452] Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/56, nr.2174 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët;
-Ibni Xheuzi për këtë hadith thotë se nuk është i saktë (sahih), nuk e njoh se kush është ky Abduluzza, ndërsa Nesh`hel b. Seidi është konsideruar si gënjeshtar nga Davud Tajalisi dhe Ibni Rehavejhi. Raziu dhe Nesaiu thonë se ai është i braktisur. Ibni Hibani thotë se nuk lejohet të shkruhen hadithet prej tij përpos se për të tërhequr vëmendjen”. (Ibni Xheuzi, “El-Meuduat”, 1/243);
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është shumë i dobët;
[453] Bejhekiu, “Shuab`ul-Iman”, vëll.4, f.87, nr.2221; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 2/123, nr.1455; Hakimi, “Mustedrek”, 1/752, nr.2072 dhe thotë se “është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar”; me të pajtohet edhe Dhehebiu;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se transmetuesit në zinxhirin e këtij hadithi janë të besueshëm;

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: «إِنَّ مَنْ قَرَأَ سُورَةَ الْكَهْفِ يَوْمَ الْجُمُعَةِ أَضَاءَ لَهُ مِنَ النُّورِ مَا بَيْنَ الْجُمُعَتَيْنِ».

Nga Ebu Seid el Hudriju (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, kush e lexon suren Kehf ditën e xhuma, do t`i jepet atij ndriçim prej drite (nuri) në mes dy xhumave".*[454]

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: " مَنْ قَرَأَ سُورَةَ الْكَهْفِ فِي يَوْمِ جُمُعَةٍ أَضَاءَ لَهُ مِنَ النُّورِ مَا بَيْنَهُ وَبَيْنَ الْبَيْتِ الْعَتِيقِ ".

Nga Ebu Seid el Hudriju (r.a.) përcillet se ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon suren Kehf ditën e xhuma, do t`i jepet atij ndriçim prej drite (nuri) (sa është hapësira) në mes tij dhe Bejtu`l-Atikit".*[455]

---

454 Hakimi, "El-Mustedrek", 2/399, nr.3392 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; por Dhehebiu nuk pajtohet me këtë, por thotë se Nuajm b. Hamadi ka përcjellur edhe hadithe të refuzuara; Bejhekiu, "Es-Sunenu`s-Sagir", 1/235, nr.606;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/538, nr.8929 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
455 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/437, nr.2777;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/538, nr.8932 dhe e vlerëson hadithin Hasen;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

## VLERA E LEXIMIT TË SURES JASIN

عَنْ مَعْقِلِ بْنِ يَسَارٍ الْمُزَنِيِّ، أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: " مَنْ قَرَأَ يس ابْتِغَاءَ وَجْهِ اللهِ عَزَّ وَجَلَّ غُفِرَ لَهُ مَا تَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ فَاقْرَءُوهَا عِنْدَ مَوْتَاكُمْ ".

Nga Ma`kil b. Jessar el-Muzeniju (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Kush e lexon suren Jasin duke kërkuar me të kënaqësinë e Allahut xh.sh., Ai do t`ia fal mëkatet e mëparshme, andaj lexonie atë edhe për të vdekurit tuaj*".[456]

## VLERA E LEXIMIT TË TRE AJETEVE TË FUNDIT TË SURES HASHËR

عَنْ مَعْقِلِ بْنِ يَسَارٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: " مَنْ قَالَ حِينَ يُصْبِحُ ثَلَاثَ مَرَّاتٍ: أَعُوذُ بِاللَّهِ السَّمِيعِ العَلِيمِ مِنَ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمِ وَقَرَأَ ثَلَاثَ آيَاتٍ مِنْ آخِرِ سُورَةِ الحَشْرِ وَكَّلَ اللَّهُ بِهِ سَبْعِينَ أَلْفَ مَلَكٍ يُصَلُّونَ عَلَيْهِ حَتَّى يُمْسِيَ، وَإِنْ مَاتَ فِي ذَلِكَ اليَوْمِ مَاتَ شَهِيدًا، وَمَنْ قَالَهَا حِينَ يُمْسِي كَانَ بِتِلْكَ المَنْزِلَةِ "

Nga Ma`kil b. Jessari (r.a.) përcillet se Pejgamberi alejhi selam ka thënë: "*Kush thotë në mëngjes kur të zgjohet tre herë Eudhu bil-lahi`s-semi`il-alimi mine`sh-shejtani`r-raxhimi dhe lexon tre ajetet e fundit të sures Hashër (la jestevij)*

[456] Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", vëll.4, fq.94, nr.2231;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/538, nr.8937 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se në zinxhirin e hadithit ka transmetues të panjohur;

*Allahu xh.sh. do t`i ngarkojë 70.000 melek që ta bekojnë atë deri në mbrëmje. Nëse vdes në këtë ditë, do të vdes si shehid. Nëse e thotë këtë në mbrëmje, do të jetë e ngjashme".*[457]

## VLERA E LEXIMIT TË SURES MULK

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " سُورَةٌ مِنَ الْقُرْآنِ ثَلَاثُونَ آيَةً، تَشْفَعُ لِصَاحِبِهَا حَتَّى يُغْفَرَ لَهُ: تَبَارَكَ الَّذِي بِيَدِهِ الْمُلْكُ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Një sure në Kur`an e cila ka tridhjetë ajete, do të ndërmjetësojë për lexuesin e tij gjersa t`i falet atij: **Tebareke`l-ledhi bi jedihi`l-mulku**".*[458]

---

[457] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Fadail`il-Kurani, bab, nr.2922 dhe thotë se hadithi është Garib; Darimiju, "Sunen", kitab Fadail`il-Kurani, bab fi fadli`l-havamimi ve`l-musebbihati, nr.3468; Ahmedi, "Musned", 33/421, nr.20.306; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 20/229, nr.537; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/121, nr.2272;
-Dhehebiu në "Mizanu`l-I`tidal", 1/632, nr.2433 thotë se Tirmidhiu nuk e ka konsideruar Hasen këtë hadith, ndërsa ky hadith është shumë i panjohur (Garib xhidden). Sipas Dhehebiut, transmetuesin Halid b. Tahman disa e kanë konsideruar të besueshëm, e disa jo;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se ka zinxhir të dobët, shkaku se aty gjendet Halid b. Tahman, i cili është i dobët sipas Ibni Meinit dhe ai thotë se ky dhjetë vjet para vdekjes ka filluar të ngatërrohet në memorie, ndërsa para kësaj periudhe ishte i besueshëm.
[458] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab kiraeti`l-Kur`ani, fi adedi`l-aji, nr.1400; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Fadaili`l-Kur`ani, bab ma xhae fi fadli sureti`l-mulk, nr.2900 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab thevabu`l-Kurani, nr.3786; Ahmedi, "Musned", 13/353, nr.7975; Ibni Hiban-i, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/67, nr.787; Ibni Sunnij, "Amelu`l-jaumi ve`l-lejleti", fq.413-414, nr.683; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/753, nr.2075 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi

عَنْ أَنَسٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَآلِهِ وَسَلَّمَ: «سُورَةٌ مِنَ الْقُرْآنِ مَا هِيَ إِلَّا ثَلَاثُونَ آيَةً خَاصَمَتْ عَنْ صَاحِبِهَا حَتَّى أَدْخَلَتْهُ الْجَنَّةَ , وَهِيَ سُورَةُ تَبَارَكَ».

Nga Enesi (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Një sure e Kuranit, e cila nuk ka përpos se tridhjetë ajete, do të kundërvihet për lexuesin e saj, derisa ta çojë në Xhenet, e ajo është sureja Tebareke".*[459]

عَنِ ابْنِ مَسْعُودٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: " يُؤْتَى الرَّجُلُ فِي قَبْرِهِ فَتُؤْتَى رِجْلَاهُ فَتَقُولُ رِجْلَاهُ: لَيْسَ لَكُمْ عَلَى مَا قِبَلِي سَبِيلٌ كَانَ يَقُومُ يَقْرَأُ بِي سُورَةَ الْمُلْكِ، ثُمَّ يُؤْتَى مِنْ قِبَلِ صَدْرِهِ أَوْ قَالَ بَطْنِهِ، فَيَقُولُ: لَيْسَ لَكُمْ عَلَى مَا قِبَلِي سَبِيلٌ كَانَ يَقْرَأُ بِي سُورَةَ الْمُلْكِ، ثُمَّ يُؤْتَى رَأْسُهُ فَيَقُولُ: لَيْسَ لَكُمْ عَلَى مَا قِبَلِي سَبِيلٌ كَانَ يَقْرَأُ بِي سُورَةَ الْمُلْكِ، قَالَ: فَهِيَ الْمَانِعَةُ تَمْنَعُ مِنْ عَذَابِ الْقَبْرِ وَهِيَ فِي التَّوْرَاةِ سُورَةُ الْمُلْكِ، وَمَنْ قَرَأَهَا فِي لَيْلَةٍ فَقَدْ أَكْثَرَ وَأَطْنَبَ «.

---

është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/123, nr.2276; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/138, nr.2279 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se hadithi është Hasenun li gajrihi, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të dy sahiheve, përpos Abas el-Xhushemijut, por edhe ai është i pranuar sipas Ibni Haxherit, ndërsa nuk ka dëgjuar hadithe prej Ebu Hurejres r.a.;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

[459] Taberani, "Mu`xhemu`s-Sagir", 1/296, nr.490;

-Hejthemiu në "Mu`xhemu`z-Zevaid", 7/127, nr.11.430 thotë: "E transmeton Taberani në "Sagir" dhe "Euset", ndërsa transmetuesit janë transmetues që gjenden në veprat e Sahiheve;

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/290, nr.4726 këtë hadith e vlerëson si Sahih;

Nga Ibni Mes`udi r.a. përcillet se ka thënë: “Njeriut i vijnë (melekët) në varrin e tij nga ana e këmbëve. Këmbët i thonë: “Nuk mund të kaloni nga kjo anë, sepse ai ngrihej me ne dhe e lexonte suren Mulk. Pastaj, vijnë nga ana e gjoksit (ose nga ana e barkut) dhe u thonë: “Nuk mund të kaloni nga kjo anë, sepse ai ngrihej me mua dhe e lexonte suren Mulk”. Më pas vijnë nga ana e kokës, dhe i thonë: “Nuk mund të kaloni nga kjo anë, sepse ai ngrihej me mua dhe e lexonte suren Mulk”. (Ibni Mes`udi) tha: “Ajo është penguese, që e pengon dënimin e varrit. Ajo edhe në Teurat është quajtur sureja Mulk, kush e lexon atë në mbrëmje, ka bërë punë të shumtë dhe të mirë”.[460]

## VLERA E LEXIMIT TË SURES IHLAS

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: «مَنْ قَرَأَ كُلَّ يَوْمٍ مِائَتَيْ مَرَّةٍ قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ مُحِيَ عَنْهُ ذُنُوبُ خَمْسِينَ سَنَةً إِلَّا أَنْ يَكُونَ عَلَيْهِ دَيْنٌ» وَبِهَذَا الإِسْنَادِ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " مَنْ أَرَادَ أَنْ يَنَامَ عَلَى فِرَاشِهِ فَنَامَ عَلَى يَمِينِهِ ثُمَّ قَرَأَ قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ مِائَةَ مَرَّةٍ فَإِذَا كَانَ يَوْمُ القِيَامَةِ يَقُولُ لَهُ الرَّبُّ: يَا عَبْدِيَ ادْخُلْ عَلَى يَمِينِكَ الجَنَّةَ ".

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e lexon çdo ditë*

---

[460] Hakimi, “El-Mustedrek”, 2/540, nr.3839 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Abdurezaku, “El-Musannef”, 3/378, nr.6024; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 9/131, nr.8651; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/125, nr.2279; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 7/248; etj.
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm;

*dyqind (200) herë* **"Kul hu vallahu Ehad"**[461] *do t`i fshihen atij mëkatet e pesëdhjetë (50) vjetëve, përpos nëse ka ndonjë borxh"*. Me po këtë zinxhir, përcillet nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem se ka thënë: *"Kush donë të flejë në shtratin e tij dhe shtrihet në krahun e djathtë pastaj e lexon* **"Kul hu vallahu Ehad"** *njëqind (100) herë, kur do të bëhet Kijameti, do t`i thotë Zoti atij:* ***"O robi Im, hyn në anën e djathtë të Xhenetit".***[462]

عَنْ جَابِرٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ قَرَأَ قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ كُلَّ يَوْمٍ خَمْسِينَ مَرَّةً نُودِيَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ مِنْ قَبْرِهِ: قُمْ فَادْخُلِ الْجَنَّةَ».

Nga Xhabiri (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon "****Kulhuvallahu ehad****" për çdo ditë pesëdhjetë herë, Ditën e Kijametit do të thirret prej varrit të tij: "Çohu dhe hyn në Xhenet"*.[463]

---

461 Kurani, Ihlas, 1;

462 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadail`ul-Kurani, bab ma xhae fi sureti`l-Ihlas, nr.2907 dhe thotë se hadithi është Garib përmes Thabitit prej Enesit, kurse hadith-i ka edhe tjetër rrugë përmes Thabitit; Darimiju, "Sunen", kitab Fadaili`l-Kuran, bab fi fadli Kul huvallahu ehad, nr.3481; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 4/150, nr.2317; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/839, nr.8950 dhe 8952 dhe i vlerëson si hadithe të dobëta, ndërsa hadthin nr.8951 e vlerëson të saktë;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut thotë se hadithi është i dobët;

-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Sunen-in e Tirmidhi-ut (5/166, nr.3121) thotë se hadithi është me zinxhir të dobët, dhe thotë se e regjistron edhe Ibni Adij në "Kamil", 2/845;

-Mubarekfuri në "Tuhfetu`l-Ahfedhij sherh Xhami`it-Tirmidhi", Bejtu`l-Ifkar, Aman, fq.2150, nr.2898 thotë se hadithi është i dobët;

463 Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", vëll.9, fq.171, nr.9446;

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: أَقْبَلْتُ مَعَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ فَسَمِعَ رَجُلًا يَقْرَأُ: قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ اللَّهُ الصَّمَدُ فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «وَجَبَتْ» . قُلْتُ: مَا وَجَبَتْ؟ قَالَ: «الجَنَّةُ»".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "Ishim duke ecur me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe dëgjuam dikë duke lexuar suren **"Kul huvallahu ehad Allahu`s-Samed" (**deri në fund të sures) dhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me këtë rast tha: *"U bë obligim".* I thashë: "Çka iu bë obligim?" Ai tha: *"Xheneti"*.[464]

عَنْ مُعَاذِ بْنِ أَنَسٍ الْجُهَنِيِّ صَاحِبِ النَّبِيِّ ﷺ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " مَنْ قَرَأَ: قُلْ هُوَ اللهُ أَحَدٌ حَتَّى يَخْتِمَهَا عَشْرَ مَرَّاتٍ، بَنَى اللهُ لَهُ قَصْرًا فِي الْجَنَّةِ " فَقَالَ عُمَرُ بْنُ الْخَطَّابِ: إِذًا نَسْتَكْثِرَ يَا رَسُولَ اللهِ؟ فَقَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " اللهُ أَكْثَرُ وَأَطْيَبُ ".

Nga Muadh b. Enes el-Xhuheniju (r.a.) shok i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili përcjellë

---

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 7/146, nr.11.541 thotë: "E transmeton Taberani në "Sagir" dhe "Euset" nga mësuesi i tij Ja`kub b. Is`hak b. Zubejr el-Halebiju por unë nuk e njoh atë, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm";

[464] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadailu`l-Kurani, bab ma xhae fi sureti`l-Ihlas, nr.2906 dhe thotë se është hadith Hasenun-Sahihun-Garib; Maliku, "Muvetta", kitab es-Salatu, bab ma xhae fi kiraeti Kul huvallahu ehad ve tebarekeledhi, nr.558; Ahmed-i, "Musned", vëll.36, fq.620-621, nr.22.289; Ibni Sunniju, "Amelu`l-jaumi ve`l-lejleti", fq.417, nr.691; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/754, nr.2079 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/143, nr.2307; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, në verifikim të këtij hadithi thonë se është Sahih li gajrihi, kurse zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;

nga Pejgamberi salallahu alejhi ve selem i cili ka thënë: *"Kush e lexon* ***Kul Huvallahu Ehad*** *dhjetë herë, do t`ia ndërtojë Allahu (xh.sh.) atij një shtëpi në Xhenet".* Umer b. Hatabi (r.a.) tha: "Atëherë do të jenë shumë o i Dërguari i Allahut?!" I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Allahu (xh.sh.) ka më tepër dhe më bukur".*[465]

**نا يَزِيدُ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ، عَنْ أَبِيهِ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ قَرَأَ: قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ فِي مَرَضِهِ الَّذِي يَمُوتُ فِيهِ لَمْ يُفْتَنْ فِي قَبْرِهِ، وَأَمِنَ مِنْ ضَغْطَةِ الْقَبْرِ، وَحَمَلَتْهُ الْمَلَائِكَةُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ بِأَكُفِّهَا حَتَّى تُجِيزَهُ الصِّرَاطَ إِلَى الْجَنَّةِ».**

Transmeton Jezid b. Abdullahu nga babai i tij (Abdullah b. Shehiri r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon* ***kul Huvallahu ehad*** *gjatë sëmundjes prej së cilës do të vdes, nuk do të sprovohet në varrin e vet, e do të sigurohet nga ngushtimi i varrit, melekët në Ditën e Kijametit do ta bartin*

---

465 Ahmed-i, "Musned", 24/376, nr.15.610; Ibni Sunniju, "Amelu`l-jaumi ve`l-lejleti", fq.418, nr.693;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 7/145, nr.11.535 dhe thotë: "E transmeton Taberani dhe Ahmedi, por në zinxhir gjendet Rishdejn b. Sa`di dhe Zebani, të cilët janë të dobët, por disa kanë thënë se janë të besueshëm me dobësi të vogël;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/539, nr.8946 dhe e vlerëson të dobët;
-Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit në recensimin e këtij hadithi thonë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët për shkak të Zeban b. Faideh, po ashtu Ibni Lehije dhe Rishdejni janë të dobët, por ka edhe që i kanë ndjekur, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm;
-Ashik ilah el-Bureniju në recensim të veprës "Amel" të Ibni Sunnijut, thotë se "në zinxhir gjendet Zeban b. Faide të cilin e kanë konsideruar të dobët Ahmedi dhe Ibni Meini, ndërsa Ebu Hatimi ka thënë se është i mirë (Salih), sa i përket Ibni Lehijasë, ai është i sinqertë, por ka filluar të ngatërrohet pasi i janë djegur librat";

*me krahët e tyre gjersa ta kalojnë Siratin dhe ta çojnë në Xhenet”.*[466]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، كَانَ رَجُلٌ مِنَ الأَنْصَارِ يَؤُمُّهُمْ فِي مَسْجِدِ قُبَاءٍ، وَكَانَ كُلَّمَا افْتَتَحَ سُورَةً يَقْرَأُ بِهَا لَهُمْ فِي الصَّلاَةِ مِمَّا يَقْرَأُ بِهِ افْتَتَحَ: بِقُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ حَتَّى يَفْرُغَ مِنْهَا، ثُمَّ يَقْرَأُ سُورَةً أُخْرَى مَعَهَا، وَكَانَ يَصْنَعُ ذَلِكَ فِي كُلِّ رَكْعَةٍ، فَكَلَّمَهُ أَصْحَابُهُ، فَقَالُوا: إِنَّكَ تَفْتَتِحُ بِهَذِهِ السُّورَةِ، ثُمَّ لاَ تَرَى أَنَّهَا تُجْزِئُكَ حَتَّى تَقْرَأَ بِأُخْرَى، فَإِمَّا تَقْرَأُ بِهَا وَإِمَّا أَنْ تَدَعَهَا، وَتَقْرَأَ بِأُخْرَى فَقَالَ: مَا أَنَا بِتَارِكِهَا، إِنْ أَحْبَبْتُمْ أَنْ أَؤُمَّكُمْ بِذَلِكَ فَعَلْتُ، وَإِنْ كَرِهْتُمْ تَرَكْتُكُمْ، وَكَانُوا يَرَوْنَ أَنَّهُ مِنْ أَفْضَلِهِمْ، وَكَرِهُوا أَنْ يَؤُمَّهُمْ غَيْرُهُ، فَلَمَّا أَتَاهُمُ النَّبِيُّ ﷺ أَخْبَرُوهُ الخَبَرَ، فَقَالَ: «يَا فُلاَنُ، مَا يَمْنَعُكَ أَنْ تَفْعَلَ مَا يَأْمُرُكَ بِهِ أَصْحَابُكَ، وَمَا يَحْمِلُكَ عَلَى لُزُومِ هَذِهِ السُّورَةِ فِي كُلِّ رَكْعَةٍ» فَقَالَ: إِنِّي أُحِبُّهَا، فَقَالَ: «حُبُّكَ إِيَّاهَا أَدْخَلَكَ الجَنَّةَ».

Nga Enes b. Maliku r.a. përcillet se një nga *ensar*-ët u printe në namaz në xhaminë *Kuba*. Sa herë që e lexonte ndonjë *sure* në namaz, së pari e fillonte me *sure*-n Ihlas e pastaj lexonte *sure* tjetër. Ai kështu vepronte në çdo

[466] Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, vëll.6, fq.57, nr.5785; Ebu Nuajm-i, “Hiljetu`l-Evlija”, 2/213;
-Në zinxhirin e hadithit gjendet Ebu`l-Harith el-Verak Nasër b. Hamad el-Belhi, për të cilin Ibni Hibani thotë se është prej hafizëve të hadithit, por ka bërë shumë gabime, shtonte në zinxhire, gjersa vinte me gjëra të cilat dukeshin si të përziera, e kur u shtuan këto, filluan t`i refuzohen këto për argumentim, kur veçohet me to (Ibni Hibani, “Mexhruhin”, 3/54);
-Ibni Xheuzi thotë se Jahja b. Meini ka thënë se është gënjeshtar. Ibni Shejbeh thotë se nuk është asgjë. Buhariu thotë se për të është folur dhe diskutuar. Nesaiu thotë se nuk është i besueshëm. Muslimi ka thënë se nuk vlen si transmetues hadithi. Ebu Hatimi dhe Ezdiju kanë thënë se është i refuzuar në hadith. Ebu Zur`a thotë se nuk shkruhet hadithi prej tij. Darekutni ka thënë se është i dobët. (Ibni Xheuzi, “Ed-Duafai ve`l-metrukine”, Darul kutubil-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1986; vëll.3, fq.158-159).

*rekat*. Ata që faleshin pas tij, reaguan e i thanë: "Ti së pari e lexon këtë *sure*, pastaj nuk mjaftohesh dhe lexon edhe *sure* tjetër. Prandaj, ose lexoje vetëm këtë *sure* dhe mjafton, ose lëre këtë *sure* dhe lexo diçka tjetër". Personi u tha: "Unë nuk e lë këtë *sure*, nëse doni t`u prijë në namaz në këtë mënyrë do të vazhdoj, e nëse nuk pajtoheni, atëherë unë nuk do të dal *imam*". Ata e konsideronin këtë më të mirin në mesin e tyre dhe nuk deshën dikush tjetër t`u bëhet *imam*. Kur erdhi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e lajmëruan për këtë e ai i tha personit: *"O ti filan, çka të pengon të veprosh ashtu si të thonë shokët e tu? Dhe çka të shtyn që këtë sure ta lexosh patjetër në çdo rekat?"* Njeriu tha: "Unë vërtet e dua këtë *sure*". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Dashuria e jote ndaj saj, do të çojë në Xhenet"*.[467]

**عَنْ عَائِشَةَ: أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ بَعَثَ رَجُلًا عَلَى سَرِيَّةٍ، وَكَانَ يَقْرَأُ لِأَصْحَابِهِ فِي صَلاَتِهِمْ فَيَخْتِمُ بِقُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ، فَلَمَّا رَجَعُوا ذَكَرُوا ذَلِكَ لِلنَّبِيِّ ﷺ، فَقَالَ: «سَلُوهُ لِأَيِّ شَيْءٍ يَصْنَعُ ذَلِكَ؟» ، فَسَأَلُوهُ، فَقَالَ: لِأَنَّهَا صِفَةُ الرَّحْمَنِ، وَأَنَا أُحِبُّ أَنْ أَقْرَأَ بِهَا، فَقَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «أَخْبِرُوهُ أَنَّ اللَّهَ يُحِبُّهُ».**

---

467 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edhani, bab el-xhem`i bejne`s-suretejni fi`r-rek`ati, nr.774 si *mualek*; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadaili`l-Kurani, bab ma xhae fi sureti`l-ihlasi, nr.2901 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garibun-Sahih; Darimiju, "Sunen", kitab Fadaili`l-Kurani, bab fi fadli kul huvallahu ehad, nr.3478; Ahmed-i, "Musned", 19/421, nr.12.432; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 13/358, nr.6999; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/72, nr.792; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/367, nr.878 dhe thotë se "ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por nuk e ka shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/275-276, nr.898; Ibni Sunniju, "Amelu`l-jaumi ve`l-lejleti", nr.690;
-Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit në recensimin e këtij hadithi thonë se hadithi është Sahih;

Nga Aishja (r.a.h.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka dërguar një person t`i prijë një ekspedite dhe ai kur falej si *imam* me shokët e tij, namazin e përfundonte me *sure*-n Ihlas. Kur u kthyen, shokët e tij ia treguan ngjarjen Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ai u tha: *"Pyeteni pse e bën këtë?"* Ata e pyetën, e ai u tha: "(Kjo sure) është Cilësia e Mëshiruesit (pra flet për vetitë e të Gjithëmëshirshmit), për atë dua ta lexoj". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Lajmërojeni se Allahu (xh.sh.) e do atë"*.[468]

عَنْ جَابِرِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " ثَلَاثٌ مَنْ جَاءَ بِهِنَّ مَعَ إِيمَانٍ دَخَلَ مِنْ أَيِّ أَبْوَابِ الْجَنَّةِ شَاءَ، وَزُوِّجَ مِنَ الْحُورِ الْعِينِ حَيْثُ شَاءَ: مَنْ عَفَا عَنْ قَاتِلِهِ، وَأَدَّى دَيْنًا خَفِيًّا، وَقَرَأَ فِي دُبُرِ كُلِّ صَلَاةٍ مَكْتُوبَةٍ عَشْرَ مَرَّاتٍ قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ "، قَالَ: فَقَالَ أَبُو بَكْرٍ: أَوْ إِحْدَاهُنَّ يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَالَ: «أَوْ إِحْدَاهُنَّ» .

---

468 Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab ma xhae fi dual`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem umetehu ila teuhidil-lahi, nr.7375; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab fadlu kiraeti kul huvallahu ehad, nr.813; Ibni Hibani, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", 3/73, nr.793; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/143, nr.2308; etj.
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;
-Në zinxhirin e hadithit që e transmeton Buhariu gjendet Ahmed b. Salihu për të cilin dijetarët kanë shprehur mendime të ndryshme.
-Nesaiu thotë: "Ahmed b. Salih el-Misri, nuk është i besueshëm. (Nesaiu, "Ed-Duafai ve`l-metrukine", fq.59, nr.71).
-Është pyetur Jahja b. Meini për Ahmed b. Salihun, kurse ai është përgjigjur se mendon që ai është gënjeshtarë, i cili ka gabuar (Ibni Adiju, "El-Kamilu fi duafai`r-Rixhal", 1/295-296, nr.21).
Por dijetarët tjerë e kanë konsideruar të besueshëm (shih për më tepër: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 1/340-354, nr.49);

Nga Xhabir b. Abdullahu (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush vjen me tri gjëra përpos imanit, do të hyj përmes cilës derë të Xhenetit të dojë dhe do të martohet me cilën hyri të donë: "Ai i cili ia fal vrasësit, ai i cili e fal borxhin dhe ai i cili e lexon pas namazit farz dhjetë herë* ***"Kul hu vallahu ehad".*** Ebu Bekri r.a. tha: "Po nëse e bën njërën prej tyre, o i Dërguari i Allahut?" (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) i tha: *"Ose me njërën prej tyre"*.[469]

**عَنْ عَائِشَةَ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا قَالَتْ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " مَنْ قَرَأَ بَعْدَ صَلَاةِ الْجُمُعَةِ: قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ، وَقُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ الْفَلَقِ، وَقُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ النَّاسِ سَبْعَ مَرَّاتٍ، أَعَاذَهُ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ مِنَ السُّوءِ إِلَى الْجُمُعَةِ الْأُخْرَى ".**

Nga Aishja r.a.h. përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon pas namazit të xhumasë* ***kulhuvallahu ehad, kul eudhu bi rabbil felek*** *dhe* ***kul eudhu bi rabbin nas*** *shtatë herë, Allahu xh.sh. do ta mbrojë atë prej së keqës deri në xhumanë e ardhshme"*.[470]

---

[469] Ebu Ja`la, "Musned", 1/417, nr.1794; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 3/347, nr.3361; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 6/243 dhe thotë se është Garib përmes Umerit, ndërsa me këtë transmetim veçohet Bishri;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/102, nr.16.925 thotë: "E transmeton Ebu Ja`la, por në zinxhir gjendet Umer bin Nebhani, i cili është i dobët";
-Në zinxhirin e këtij hadithi gjendet Umer bin Nebhani, për të cilin dijetarët kanë pasur mendime të ndryshme.
-Jahja ibni Meini ka thënë se ai nuk është asgjë. Ebu Hatimi ka thënë se është i dobët hadithi prej tij. Buhariu ka thënë se nuk ndiqet hadithi i tij. Ibni Hibani ka thënë se ka përcjellur shumë hadithe të refuzuara nga të njohurit, andaj obligohemi ta refuzojmë. (shih: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 21/515-517, nr.4313).
[470] Ibni Sunnij, "Amelu`l-Jaumi ve`l-lejleti", fq.228, nr.375; etj.

عَنْ ابْنِ الدَّيْلَمِيِّ، وَهُوَ ابْنُ أُخْتِ النَّجَاشِيِّ وَقَدْ خَدَمَ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " مَنْ قَرَأَ: قُلْ هُوَ اللهُ أَحَدٌ مِائَةَ مَرَّةٍ فِي الصَّلَاةِ أَو غَيْرِهَا كَتَبَ اللهُ لَهُ بَرَاءَةً مِنَ النَّارِ ".

Nga Ibni Dejlemiu (ky është biri i motrës së Nexhashiut) dhe i ka shërbyer Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon Kul hu vallahu ehad njëqind herë në namaz ose jashtë saj, Allahu (xh.sh.) do ta shkruajë për të mbrojtjen nga Zjarri"*.[471]

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/539, nr.8954 dhe e vlerëson hadithin të mirë (Hasen);
-Ashik Ilahi el-Bureniju në recensim të kësaj vepre përcjell fjalën e Munavit, se Ibni Haxheri për zinxhirin e këtij hadithi ka thënë se është i dobët, por që përforcohet me transmetimin Mursel të Mekhulit, të cilin e shënon Sejid b. Mensuri në "Sunen"-in e tij.
-Në zinxhirin e këtij hadithi gjendet Halil b. Murre për të cilin ka vërejtje. Buhariu thotë se nuk janë të saktë hadithet që përcillen prej Halilit (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 1/458-459, nr.1465);
-Ibni Xheuzi thotë se Jahja b. Meini dhe Nesaiu e kanë konsideruar të dobët. Buhariu ka thënë se është i refuzuar në hadith. Ibni Hibani ka thënë se përcjell hadithe të refuzuara nga të popullarizuarit, ka shumë transmetime nga transmetues të panjohur (Ibni Xheuzi, "Kitabu`d-Duafai ve`l-metrukin", 1/257, nr.1129);
-Ebu Hatimi thotë se nuk është i fuqishëm. Ebu Zur`a thotë se është dijetarë i mirë. I vlefshëm. Ibni Adiju thotë se nuk është i refuzuar në hadith. Prej tij shkruhet hadithi. Prej këtij transmetuesi transmeton Tirmidhiu. (Shih për këto mendime: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 8/342-345, nr.1732);
[471] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 18/331, nr.852;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 7/145, nr.11.536 thotë se e transmeton Taberani, por në zinxhir gjendet Muhamed b. Kudame el-Xheuheriu i cili është i dobët;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/539, nr.8949 e vlerëson si hadith të dobët;

## VLERA E XHIHADIT

عَنْ ابْنِ عُمَرَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ فِيمَا يَحْكِي عَنْ رَبِّهِ تَبَارَكَ وَتَعَالَى قَالَ: " أَيُّمَا عَبْدٍ مِنْ عِبَادِي خَرَجَ مُجَاهِدًا فِي سَبِيلِي، ابْتِغَاءَ مَرْضَاتِي، ضَمِنْتُ لَهُ أَنْ أُرْجِعَهُ بِمَا أَصَابَ مِنْ أَجْرٍ وَغَنِيمَةٍ، وَإِنْ قَبَضْتُهُ أَنْ أَغْفِرَ لَهُ وَأَرْحَمَهُ، وَأُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ ".

Nga Ibni Umeri (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. thotë:* ***"Cilido rob prej robërve të Mi, i cili del si muxhahid në rrugën Time, duke synuar kënaqësinë Time, e siguroj se nëse e kthejë, do ta kthejë me atë që ka fituar prej tepricës së mbetur pas betejës, e nëse e marr, do ta falë, do ta mëshirojë dhe do ta fusë në Xhenet".***[472]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ، قَالَ: «تَكَفَّلَ اللَّهُ لِمَنْ جَاهَدَ فِي سَبِيلِهِ، لاَ يُخْرِجُهُ إِلَّا الجِهَادُ فِي سَبِيلِهِ، وَتَصْدِيقُ كَلِمَاتِهِ بِأَنْ يُدْخِلَهُ الجَنَّةَ، أَوْ يَرْجِعَهُ إِلَى مَسْكَنِهِ الَّذِي خَرَجَ مِنْهُ، مَعَ مَا نَالَ مِنْ أَجْرٍ أَوْ غَنِيمَةٍ».

Nga Ebu Hurejre r.a. (përcillet) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. ia ka garantuar atij i cili lufton në rrugën e Tij dhe nuk ka dalë për diç tjetër vetëm se për xhihad dhe vërtetim të Fjalëve të Tij, se*

---

[472] Ahmed-i, "Musned", 10/186, nr.5977; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab thevabu`s-serijjeti`l-leti tuhfiku, nr.3126;
-Ibni Haxheri thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm (Ibni Haxheri, "Fet`hu`l-Bari", 7/45, në sqarim të hadithit nr.2787);
-Mul-la Ali el-Kari-u në "Ehadith Kudsije el-Erbainije", fq.72, për këtë hadith thotë se e përcjell Ahmed-i me zinxhir Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se ky hadith është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhari-ut dhe Muslim-it, përpos Hamad b. Seleme, i cili është prej transmetuesve të Muslim-it;

*do ta dërgojë në Xhenet, ose do të kthehet në vendin e vet prej ku ka dalë me shpërblim ose tepricën e mbetur nga froni i betejës”.*[473]

عَنْ مَسْرُوقٍ، قَالَ: سَأَلْنَا عَبْدَ اللهِ عَنْ هَذِهِ الْآيَةِ: {وَلَا تَحْسَبَنَّ الَّذِينَ قُتِلُوا فِي سَبِيلِ اللهِ أَمْوَاتًا بَلْ أَحْيَاءٌ عِنْدَ رَبِّهِمْ يُرْزَقُونَ} [آل عمران: 169] قَالَ: أَمَا إِنَّا قَدْ سَأَلْنَا عَنْ ذَلِكَ، فَقَالَ: «أَرْوَاحُهُمْ فِي جَوْفِ طَيْرٍ خُضْرٍ، لَهَا قَنَادِيلُ مُعَلَّقَةٌ بِالْعَرْشِ، تَسْرَحُ مِنَ الْجَنَّةِ حَيْثُ شَاءَتْ، ثُمَّ تَأْوِي إِلَى تِلْكَ الْقَنَادِيلِ، فَاطَّلَعَ إِلَيْهِمْ رَبُّهُمُ اطِّلَاعَةً» ، فَقَالَ: " هَلْ تَشْتَهُونَ شَيْئًا؟ قَالُوا: أَيَّ شَيْءٍ نَشْتَهِي وَنَحْنُ نَسْرَحُ مِنَ الْجَنَّةِ حَيْثُ شِئْنَا، فَفَعَلَ ذَلِكَ بِهِمْ ثَلَاثَ مَرَّاتٍ، فَلَمَّا رَأَوْا أَنَّهُمْ لَنْ يُتْرَكُوا مِنْ أَنْ يُسْأَلُوا، قَالُوا: يَا رَبِّ، نُرِيدُ أَنْ تَرُدَّ أَرْوَاحَنَا فِي أَجْسَادِنَا حَتَّى نُقْتَلَ فِي سَبِيلِكَ مَرَّةً أُخْرَى، فَلَمَّا رَأَى أَنْ لَيْسَ لَهُمْ حَاجَةٌ تُرِكُوا ".

Nga Mesruku përcillet se ka thënë: “E kemi pyetur Abdullah b. Mes`udin (r.a.) në lidhje me *ajet*-in: **“Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre”. (Ali Imran, 169)** dhe tha: “Njëmend, edhe ne pyetëm (Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem) për këtë dhe ai tha: *“Shpirtrat e tyre janë në barqet e shpezëve të gjelbërta, të cilët kanë kandila të varura për Arshi. Këto shpirtra fluturojnë në Xhenet ku të duan, pastaj kthehen tek këta kandila. Një herë, atyre u drejtohet Zoti i tyre e u thotë:* ***“A doni diçka?”****Ata do*

[473] Buhari-u, “Sahih”, kitab Ferdu`l-Humusi, bab kauli`n-nebiji uhil-let lekumu`l-ganaimu, nr.3123; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imaretu, bab fadlu`l-xhihadi ve`l-huruxhi fi sebililahi, nr.1876; Ahmedi, “Musned”, 14/534, nr.8980; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 4/202, nr.19.313; Ibni Hibani, “Sahih”, 10/470, nr.4610; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është me zinxhir Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

*të thonë: "Çfarë të duam, kur ne fluturojmë të lirë në Xhenet ku të duam?!" (Allahu xh.sh.) ua përsërit këtë tri herë, e kur ata e panë se nuk do të ndalet pyetja, thanë: "O Zoti ynë, duam që të na kthesh shpirtërat në trupat tanë, e të vritemi në rrugën Tënde përsëri". Kur e sheh se nuk kanë asnjë nevojë, do t`i lërë".*[474]

**عَنْ المِقْدَامِ بْنِ مَعْدِي كَرِبَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: " لِلشَّهِيدِ عِنْدَ اللَّهِ سِتُّ خِصَالٍ: يُغْفَرُ لَهُ فِي أَوَّلِ دَفْعَةٍ، وَيَرَى مَقْعَدَهُ مِنَ الجَنَّةِ، وَيُجَارُ مِنْ عَذَابِ القَبْرِ، وَيَأْمَنُ مِنَ الفَزَعِ الأَكْبَرِ، وَيُوضَعُ عَلَى رَأْسِهِ تَاجُ الوَقَارِ، اليَاقُوتَةُ مِنْهَا خَيْرٌ مِنَ الدُّنْيَا وَمَا فِيهَا، وَيُزَوَّجُ اثْنَتَيْنِ وَسَبْعِينَ زَوْجَةً مِنَ الحُورِ العِينِ، وَيُشَفَّعُ فِي سَبْعِينَ مِنْ أَقَارِبِهِ ".**

Nga Mikdam b. Ma`dikerib (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Shehidi tek Allahu (xh.sh.) ka gjashtë veçori: "I falen atij mëkatet me pikën e parë të gjakut që i bie; e sheh vendin e tij në Xhenet; mbrohet nga dënimi i varrit; sigurohet nga*

---

474 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab bejanu enne ervaha`sh-shuhedai fi`l-Xhenneti, nr.1887; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsiri`l-Kurani, bab min sureti Ali Imrane, nr.3022 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fadlu`sh-shehadeti fi sebililahi, nr.2801; Darimiju, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab ervahu`sh-shuhedai, nr.2454; Abdurezaku, "El-Musannef", 5/263, nr.9554; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 4/210, nr.19.385; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 9/209, nr.9023; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/105, nr.3937;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 6/90, nr.10.022 thotë: "E transmeton Taberani, transmetuesit janë të besueshëm";
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ibni Maxhes (4/83) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm, ndërsa ky hadith është meukuf (i ndalur tek sahabiu);

*trishtimi i madh (në Ditën e Kiametit); në kokë i vëndohet një kurorë madhështore, rubini që gjendet në të është më e mirë se e gjithë bota dhe çka ka në të; do të martohet me 72 hyri dhe do të ndërmjetësojë për 70 anëtarë të tij të afërm".*[475]

عَنْ سَالِمٍ أَبِي النَّضْرِ مَوْلَى عُمَرَ بْنِ عُبَيْدِ اللَّهِ – وَكَانَ كَاتِبَهُ – قَالَ: كَتَبَ إِلَيْهِ عَبْدُ اللَّهِ بْنُ أَبِي أَوْفَى رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «وَاعْلَمُوا أَنَّ الجَنَّةَ تَحْتَ ظِلاَلِ السُّيُوفِ».

Nga Salim ebi Nadër rob i liruar i Umer b. Ubejdullahut i cili ka qenë shkruesi i tij, ka thënë: "I ka shkruar atij Abdullah b. Ebu Eufa r.a. se i Dërguari i Allahut sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dijeni se me të vërtetë Xheneti është nën hijen e shpatave".*[476]

---

[475] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadailu`l-Xhihadi, bab fi thevabi`sh-shehidi, nr.1669 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fadlu`sh-shehadeti fi sebililahi, nr.2799; Ahmedi, "Musned", 28/419, nr.17.182; Abdurezaku, "El-Musannef", 5/265, nr.9559; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 20/267, nr.629; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/114, nr.3949; etj.

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se transmetuesit janë të besueshëm, përpos Ismail b. Ajashit, për të cilin ka pasur mendime të ndryshme;

-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm;

[476] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-sijeri, bab el-xhennetu tahte barikati`s-sujufi, nr.2818; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-sijeru, bab kerahetu temenni likai`l-aduvvi, nr.1742; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fi kerahijeti temenni likae`l-aduvvi, nr.2631; Ahmedi, "Musned", 31/460, nr.19.114; Abdurezaku, "El-Musannef", 5/247, nr.9514; Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 8/289, nr.3358; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/87, nr.2413 dhe thotë se "ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe

عَنْ عُقْبَةَ بْنِ عَامِرٍ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: " إِنَّ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ يُدْخِلُ ثَلَاثَةَ نَفَرٍ الْجَنَّةَ بِالسَّهْمِ الْوَاحِدِ: صَانِعَهُ يَحْتَسِبُ فِي صُنْعِهِ الْخَيْرَ، وَالرَّامِيَ بِهِ، وَمُنَبِّلَهُ ".

Nga Ukbe b. Amiri (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë: "*Allahu xh.sh. me një shigjetë, i fut në Xhenet tre grupe njerëzish: "Atë që e përgatit shigjetën dhe mendon se e përgatit në mënyrën më të mirë, atë që gjuan me të dhe atë që ia jep gjuajtësit"*.[477]

عَنِ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: " إِنِّي لَأَعْلَمُ أَوَّلَ ثَلَاثَةٍ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ: الشَّهِيدُ، وَعَبْدٌ أَدَّى حَقَّ اللهِ وَحَقَّ مَوَالِيهِ، وَفَقِيرٌ عَفِيفٌ مُتَعَفِّفٌ، وَإِنِّي لَأَعْلَمُ أَوَّلَ

---

Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 8/260 dhe thotë se është Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/156, nr.3999; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Sahih;
477 Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab thevabu men rema bi sehmin fi sebililahi a.xh., nr.3146; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fi`r-remji, nr.2513; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab er-remju fi sebililahi, nr.2811; Darimiju, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fi fadli`r-remji ve`l-emri bihi, nr.2449; Ahmedi, "Musned", 28/532, nr.17.300; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 4/215, nr.19.433; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 1/270, nr.295; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/104, nr.2467 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 6/148, nr.3992;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Hasen në bazë të transmetimeve tjera, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Abdullah el-Ezrekut, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;

ثَلَاثَةٍ يَدْخُلُونَ النَّارَ: سُلْطَانٌ مُتَسَلِّطٌ، وَذُو ثَرْوَةٍ مِنْ مَالٍ لَا يُؤَدِّي حَقَّهُ، وَفَقِيرٌ فَخُورٌ ".

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Unë e di se kush do të jenë tre të parët të cilët do të hyjnë në Xhenet: "Shehidi; robi i cili e realizon hakun e tij ndaj Zotit dhe ndaj pronarit të tij dhe i varfëri i moralshëm dhe modest. Po ashtu e di edhe se kush do të jenë tre të parët të cilët do të hyjnë në Zjarr: "Prijësi imponues (dhunues); ai i cili ka pasuri me bollëk, por që nuk ia jep hakun asaj (zekatin) dhe i varfëri mendjemadh (mburracak)".*[478]

## VLERA E LIRIMIT TË ROBIT

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ ﷺ، قَالَ: «مَنْ أَعْتَقَ رَقَبَةً مُؤْمِنَةً، أَعْتَقَ اللهُ بِكُلِّ إِرْبٍ مِنْهَا إِرْبًا مِنْهُ مِنَ النَّارِ».

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush liron një rob besimtar, për*

[478] Ahmedi, "Musned", 16/156, nr.10.205; Tirmidhiu, "Sunen", nr.1642 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 4/205, nr.19.335; Ibni Hibani, "Sahih", 10/513, nr.4656; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/38, nr.3063; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se ka zinxhir të dobët, shkaku i Amir el-Ukajlit;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Abdullah b. Ja`kubi është i dobët. Muhamed b. Zekerija atë nuk e njoh.

*çdo gjymtyrë të atij robi, Zoti do ta mbrojë trupin e liruesit nga Zjarri”.*[479]

**VLERA E ZEKATIT**

**سَمِعْتُ أَبَا أُمَامَةَ الْبَاهِلِيَّ، يَقُولُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ يَوْمَ حَجَّةِ الْوَدَاعِ: «اعْبُدُوا رَبَّكُمْ، وَصَلُّوا خَمْسَكُمْ، وَصُومُوا شَهْرَكُمْ، وَأَدُّوا زَكَاةَ أَمْوَالِكُمْ، وَأَطِيعُوا ذَا أَمْرِكُمْ تَدْخُلُوا جَنَّةَ رَبِّكُمْ».**

E kam dëgjuar Ebu Umame el-Bahiliun (r.a.) duke thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili në ditën e Haxhit Lamtumirës ka thënë: *“Adhuronie Zotin tuaj, falni pesë kohët e namazeve tuaja, agjëronie muajin tuaj (të Ramazanit), jepeni zekatin e*

---

479 Muslimi, “Sahih”, kitab el-Itku, bab fadlu`l-itki, nr.1509 dhe ky tekst është i tij; Buhariu, “Sahih”, kitab el-Itku, bab fi`l-itki ve fadlihi, nr.2517; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab en-Nudhuri ve`l-Ejmani, bab ma xhae fi thevabi men a`teka rekabeten, nr.1541 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 3/118, nr.12.633; Ahmedi, “Musned”, 15/334, nr.9540; Tahaviu, “Sherh Mushkili`l-Athar”, 2/195, nr.721; Ibni Hibani, “Sahih”, 10/147, nr.4308; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 5/55, nr.4655; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 6/179, nr.4027;
-Ibni Mulek-kin thotë se hadithi është Sahih (Ibni Mulek-kin, “Bedru`l-Munir”, Daru`l-hixhër, Rijad, botimi i parë, 2004; 7/273);
-Sujuti, “El-Xhamiu`s-Sagir”, 2/516, nr.8477 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy sahihet, përpos Ismail b. Ebi Hakim, i cili është prej transmetuesve të Muslimit.

*pasurisë suaj, nënshtrohuni prijësve tuaj, do të hyni në Xhenetin e Zotit tuaj”.*[480]

## VLERA E SADAKASË

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرٍو، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ أَطْعَمَ أَخَاهُ حَتَّى يُشْبِعَهُ، وَسَقَاهُ مِنَ الْمَاءِ حَتَّى يَرْوِيَهُ، بَاعَدَهُ اللهُ مِنَ النَّارِ سَبْعَ خَنَادِقَ، مَا بَيْنَ كُلِّ خَنْدَقٍ مَسِيرَةُ خَمْسِ مِئَةِ عَامٍ».

Nga Abdullah b. Amër el-Asi (r.a.) përcillet se ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Kush e ushqen vëllanë e tij derisa të ngopet, dhe i jep ujë derisa t`ia largojë etjen, Allahu (xh.sh.) do ta largojë atë nga Zjarri shtatë hendeqe, ndërsa ndërmjet çdo hendeku është distanca sa 500 vjet”.*[481]

---

480 Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Seferi, bab minhu, nr.616 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, “Musned”, 36/486, nr.22.161; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 8/154, nr.7664; Ibni Hibani, “Sahih”, 10/426, nr.4563; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/52, nr.19 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 9/461, nr.6967; etj.
-Sujuti, “El-Xhamiu`s-Sagir”, 1/15, nr.128 dhe e vlerëson hadithin Sahih;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit;
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen.

481 Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 13/54, nr.135; Hakimi në “Mustedrek”, 4/144, nr.7172 dhe thotë se “hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar”; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 5/60, nr.3096; etj.

عَنْ أَنَسٍ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ، قَالَ: «الْحَسَدُ يَأْكُلُ الْحَسَنَاتِ، كَمَا تَأْكُلُ النَّارُ الْحَطَبَ، وَالصَّدَقَةُ تُطْفِئُ الْخَطِيئَةَ، كَمَا يُطْفِئُ الْمَاءُ النَّارَ، وَالصَّلَاةُ نُورُ الْمُؤْمِنِ، وَالصِّيَامُ جُنَّةٌ مِنَ النَّارِ».

Nga Enesi (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zilia i han veprat e mira siç i han zjarri drunjtë, sadakaja i fshin mëkatet, siç e fik uji zjarrin. Namazi është dritë e besimtarit, ndërsa agjërimi është mbrojtje nga Zjarri"*.[482]

---

-Ibni Xheuzi shënon se Ibni Hibani ka thënë se ky nuk është hadith i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Rexhau që është prej transmetuesve të hadithit, përcjell prej dijetarëve të Misrit hadithe të falsifikuara, e nuk lejohet të argumentohet me të në këtë gjendje. (Ibni Xheuzi, "Kitab el-Meuduat", 2/172);
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/130, nr.4720 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "El-Kebir" dhe "El-Euset", por në zinxhir gjendet Rexha b. Ebi Atai, i cili është i dobët";
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët (vah). Ibni Hibani dhe Hakimi thonë se ai përcjell hadithe të falsifikuara.
482 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab el-hasedu, nr.4210; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab ma xhae fi fadli`s-sadakati, nr.664 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib përmes kësaj rruge; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 9/12, nr.6186; etj.
-Busiriju në "Zevaid" thotë se në këtë hadith që e përcjell Enesi, në zinxhir gjendet Isa b. Ebu Isa el-Hanati, i cili është i dobët.
-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/232, nr.3817 dhe thotë se hadithi është i mirë (Hasen);
-Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (5/295) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është shumë i dobët, Isa b. Ebi Isa el-Hanati është i braktisur (metruk)...";
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi nuk është i fuqishëm. Jezid b. Rekashi prej transmetuesve të këtij hadithi te Bejhekiu është i dobët.
-Këtë hadith Ibni Maxhe e transmeton përmes zinxhirit në të cilin gjendet Isa b. Ebi Isa el-Hanati, të cilin dijetarët e kanë konsideruar të dobët. Jahja b. Katani e ka konsideruar të dobët. Ahmed b. Hanbeli ka thënë se nuk është asgjë, është i dobët në hadith. Jahja b.

عَنْ عَدِيّ بْنِ حَاتِمٍ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ: «اتَّقُوا النَّارَ» ثُمَّ أَعْرَضَ وَأَشَاح، ثُمَّ قَالَ: «اتَّقُوا النَّارَ» ثُمَّ أَعْرَضَ وَأَشَاحَ ثَلاَثًا، حَتَّى ظَنَنَّا أَنَّهُ يَنْظُرُ إِلَيْهَا، ثُمَّ قَالَ: «اتَّقُوا النَّارَ وَلَوْ بِشِقِّ تَمْرَةٍ، فَمَنْ لَمْ يَجِدْ فَبِكَلِمَةٍ طَيِّبَةٍ».

Nga Adij b. Hatimi (r.a.) përcillet se ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ruajuni prej Zjarrit"*, më pas iu shfaq (Xhehenemi e ai sikur) u frikësua dhe përsëri tha: *"Ruajuni prej Zjarrit"* iu shfaq (Xhehenemi e ai sikur) u frikësua, këtë e përsëriti tre herë saqë menduam se ai shikonte në të dhe tha: *"Ruajuni prej Zjarrit qoftë edhe me një kokër hurmë (duke e dhënë sadaka), e nëse nuk e gjeni as atë, atëherë me një fjalë të mirë"*.[483]

عَنْ هَانِئٍ، أَنَّهُ لَمَّا وَفَدَ عَلَى رَسُولِ اللَّهِ ﷺ، قَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، أَيُّ شَيْءٍ يُوجِبُ الْجَنَّةَ؟ قَالَ: «عَلَيْكَ بِحُسْنِ الْكَلاَمِ، وَبَذْلِ الطَّعَامِ».

---

Meini ka thënë se nuk është asgjë. Nuk shkruhet hadithi prej tij. Ebu Davudi, Nesaiu dhe Darekutni kanë thënë se është i refuzuar në hadith. Ebu Hatim ka thënë se nuk është i fortë, i përzien hadithet. Ibni Adij thotë se nuk ndiqen hadithet e tija, pa marrë parasysh teksti ose zinxhiri i hadithit. (shih për këtë transmetues te: Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 23/15-19, nr.4648).

483 Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab men nukisha`l-hisabe udh-dhibe, nr.6540; Muslim-i, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab el-hath-thu ale`s-sadekati ve leu bi shikki temretin, nr.1016; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab fi`l-kijameti, nr.2423 dhe thotë se është Hasenun-Sahih; Nesai-u, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab el-kalilu fi`s-sadekati, nr.2554; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mukadimetu, bab fima enkereti`l-xhehmijetu, nr.185; Darimiju, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab el-hath-thu ale`s-sadekati, nr.1698; Ahmedi, "Musned", 30/184, nr.18.248; Ibni Hibani, "Sahih", 2/440, nr.666; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 17/84, nr.192; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 7/169; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/29, nr.3052; etj.
-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/16, nr.143 dhe thotë se është Sahih;

Nga Hani (r.a.) përcillet se kur e ka takuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka pyetur: “O i Dërguari i Allahut! Me cilën vepër njeriu e meriton Xhenetin?” Ai iu përgjigj: *“Përmbaju fjalës së bukur dhe dhënies së ushqimit”.*[484]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ، قَالَ: " مَنْ أَنْفَقَ زَوْجَيْنِ فِي سَبِيلِ اللَّهِ، نُودِيَ مِنْ أَبْوَابِ الجَنَّةِ: يَا عَبْدَ اللَّهِ هَذَا خَيْرٌ، فَمَنْ كَانَ مِنْ أَهْلِ الصَّلاَةِ دُعِيَ مِنْ بَابِ الصَّلاَةِ، وَمَنْ كَانَ مِنْ أَهْلِ الجِهَادِ دُعِيَ مِنْ بَابِ الجِهَادِ، وَمَنْ كَانَ مِنْ أَهْلِ الصِّيَامِ دُعِيَ مِنْ بَابِ الرَّيَّانِ، وَمَنْ كَانَ مِنْ أَهْلِ الصَّدَقَةِ دُعِيَ مِنْ بَابِ الصَّدَقَةِ "، فَقَالَ أَبُو بَكْرٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: بِأَبِي أَنْتَ وَأُمِّي يَا رَسُولَ اللَّهِ مَا عَلَى مَنْ دُعِيَ مِنْ تِلْكَ الأَبْوَابِ مِنْ ضَرُورَةٍ، فَهَلْ يُدْعَى أَحَدٌ مِنْ تِلْكَ الأَبْوَابِ كُلِّهَا، قَالَ: «نَعَمْ وَأَرْجُو أَنْ تَكُونَ مِنْهُمْ».

[484] Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/74, nr.61 dhe thotë se hadithi është i qëndrueshëm, nuk ka ndonjë të metë, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar, por sipas tyre e meta është se nuk ka ndonjë transmetues tjetër që e përcjell prej Hani b. Jezidit, përpos birit të tij Shurejhit...; me të pajtohet edhe Dhehebiu; e shënon edhe Ibni Ebi Shejbeh, në “El-Musannef”, 5/211, nr.25.332; Ibni Hibani, “Sahih”, 2/243-244, nr.490; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 22/180, nr.470; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 7/22, nr.4593; etj.
-Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 8/29, nr.12.723 dhe thotë: “E transmeton Taberani dhe në zinxhir gjendet Ubejde b. Abdullah el-Eshxheiu, prej tij transmeton Ahmedi dhe të tjerë, si dhe askush nuk e ka konsideruar të dobët, kurse transmetuesit tjerë janë transmetues që gjenden në sahihe”;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin e fortë, transmetuesit janë të besueshëm, përpos Jezid b. Mikdamit i cili është i sinqertë.
-Muhtar Ahmed en-Nedeviu në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi i ka transmetuesit të besueshëm, ndërsa hadithi është Sahih;

Nga Ebu Hurejre r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush jep një çift nga pasuria e tij në rrugën e Allahut (xh.sh.), do të ftohet në Xhenet:* ***"O rob, kjo është më e dobishme për ty".*** *Ai që ka fal namazin, do të ftohet nga dera e namazit. Ai që është muxhahid, do të ftohet nga dera e Xhihadit. Kush është prej atyre që ka dhënë sadaka, do të ftohet nga dera e sadakasë. Kush ka agjëruar, do të ftohet nga dera Rejjan".* Ebu Bekri r.a. tha: "Prej cilës të ftohet, nuk do të jetë keq, por a do të ketë dikush i cili do të thirret prej të gjitha dyerve?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Po, dhe shpresoj që ti do të jesh prej atyre".*[485]

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ ﷺ، قَالَ: " إِذَا مَاتَ الْإِنْسَانُ انْقَطَعَ عَنْهُ عَمَلُهُ إِلَّا مِنْ ثَلَاثَةٍ: إِلَّا مِنْ صَدَقَةٍ جَارِيَةٍ، أَوْ عِلْمٍ يُنْتَفَعُ بِهِ، أَوْ وَلَدٍ صَالِحٍ يَدْعُو لَهُ ".**

Nga Ebu Hurejre (r.a.) përcillet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur vdes njeriu, i ndërpriten veprat e tij, përpos se në tre raste: "Sadakaja e rrjedhshme, diturisë së dobishme dhe nga një fëmijë i mirë, i cili do të lutet për të".*[486]

---

485 Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab er-rejjanu li`s-saimine, nr.1897; Muslimi, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab men xhemea`s-sadakate ve a`male`l-birre, nr.1027; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Menakibi, bab , nr.3674 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sijami, nr.2238; Maliku, "Muvetta`", kitab el-Xhihadu, bab ma xhae fi`l-hajli ve`l-musabekati bejneha ve`n-nefekati fi`l-gazvi, nr.1346; Ahmedi, "Musned", 13/72, nr.7633; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 4/221, nr.19.480; Ibni Hibani, "Sahih", 2/5, nr.308; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/133, nr.3193; etj.
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është me zinxhir Sahih, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

486 Muslimi, "Sahih", kitab el-Vesijjetu, bab ma jelhaku`l-insane mine`th-thevabi ba`de vefatihi, nr.1631; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Vesaja, bab ma xhae fis-sadakati ani`l-mejjiti, nr.2880; Tirmidhiu,

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ جَعْفَرِ بْنِ أَبِي طَالِبٍ قَالَ: وَسَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَآلِهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: «صَدَقَةُ السِّرِّ تُطْفِئُ غَضَبَ الرَّبِّ».

Nga Abdullah b. Xhafer b. Ebu Talib (r.a.) përcillet se ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem se ka thënë: *"Sadakaja e dhënë fshehtas, e shuan hidhërimin e Zotit"*.[487]

---

"Sunen", kitab el-Ahkami, bab fi`l-vakfi, nr.1376 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Vesaja, bab fadlu`s-sadakati ani`l-mejjiti, nr.3653; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mukaddimetu, bab thevabu mual-limi`n-nase`l-hajre, nr.242; Darimiju, "Sunen", kitab el-Mukadimetu, bab el-belagu, nr.559; Ahmedi, "Musned", 14/438, nr.8844; Buhariu në "Edeb`ul-Mufred", nr.38; Tahaviu, "Sherh Mushkili`l-Athar", 1/228, nr.246; Ibni Hibani, "Sahih", 7/286, nr.3016; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/121, nr.3173; etj.
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/58, nr.850 dhe e vlerëson hadith të dobët;
-Busiriju thotë se zinxhiri i hadithit është Garib;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është me zinxhir Sahih;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit në zinxhirin e hadithit janë të besueshëm;

[487] Taberaniu, "Mu`xhemu`s-Sagir", 2/205, nr.1034;
-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/308, nr.4995 dhe thotë se hadithi është Sahih;
-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/115, nr.4638 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "Es-Sagir" dhe "El-Euset" por në zinxhir gjendet Esrem b. Hausheb, i cili është i dobët";
-Munavi thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Esrem b. Haushebit (Munavi, "Et-Tejsir bi sherhi`l-Xhami`us-Sagir", mektebetul imam Shafiiu, Rijad, botimi i tretë, 1988; 2/89);
-Në zinxhirin e hadithit gjendet Esrem b. Hausheb për të cilin dijetarët kanë vërejtje. Buhariu thotë se është i refuzuar në hadith (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 2/56, nr.1671);
-Jahja b. Meini kur është pyetur për të, ka thënë: "Gënjeshtar i fëlliqur" (Ibni Ebi Hatim, "El-Xherhu ve`t-Ta`dil", 2/336, nr.1273).

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «إِنَّ الصَّدَقَةَ لَتُطْفِئُ غَضَبَ الرَّبِّ وَتَدْفَعُ مِيتَةَ السُّوءِ».

Nga Enes ibni Maliku (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, sadakaja e shuan hidhërimin e Zotit dhe parandalon vdekjen e keqe"*.[488]

عَنْ حُذَيْفَةَ قَالَ: أَسْنَدْتُ النَّبِيَّ ﷺ إِلَى صَدْرِي فَقَالَ: " مَنْ قَالَ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ . قَالَ حَسَنٌ: ابْتِغَاءَ وَجْهِ اللهِ . خُتِمَ لَهُ بِهَا دَخَلَ الْجَنَّةَ، وَمَنْ صَامَ يَوْمًا ابْتِغَاءَ وَجْهِ اللهِ خُتِمَ لَهُ بِهَا دَخَلَ الْجَنَّةَ، وَمَنْ تَصَدَّقَ بِصَدَقَةٍ ابْتِغَاءَ وَجْهِ اللهِ خُتِمَ لَهُ بِهَا دَخَلَ الْجَنَّةَ

---

[488] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab ma xhae fi fadli`s-sadakati, nr.664 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Hibani, "Sahih", 8/103, nr.3309; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/51, nr.3080; etj.
-Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/126, nr.2047 dhe e vlerëson hadithin të dobët;
-Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sahihut të Ibni Hibanit thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët shkaku i Abdullah b. Isaut;
-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i dobësisë së Abdullah b. Isa el-Hazaz.
-Në zinxhirin e hadithit gjendet Abdullah b. Isa el-Hazaz, për të cilin dijetarët kanë vërejtje.
-Ukajli thotë se nuk ndiqet në shumicën e haditheve që i përcjell. (Ukajli, "Kitab ed-Duafai`l-Kebir", 2/286, nr.856);
-Ibni Haxheri shënon mendimet e dijetarëve rreth këtij transmetuesi dhe thotë se Ebu Zur`a ka thënë se është i refuzuar në hadith. Nesaiu ka thënë se nuk është i besueshëm. Ibni Adij thotë se i ngatërron hadithet, nuk është prej atyre me të cilët argumentohet. Saxhi thotë se prej tij vijnë tekste të refuzuara. Ibni Katani thotë se nuk e di që dikush e konsideron të besueshëm. (Ibni Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 2/401).

Nga Hudhejfe (r.a.) përcillet se ka thënë: "Pejgamberi më preku në gjoks dhe tha: *"Kush thotë La ilahe il-lallah (ka thënë Haseni) duke dëshiruar kënaqësinë e Allahut (xh.sh.) për të vuloset hyrja në Xhenet. Kush e agjëron një ditë duke dashur të arrijë kënaqësinë e Allahut (xh.sh.) për të vuloset hyrja në Xhenet. Kush jep sadaka duke dashur të arrijë kënaqësinë e Allahut (xh.sh.) për të vuloset hyrja në Xhenet".*[489]

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «تَصَدَّقُوا، فَإِنَّ الصَّدَقَةَ فِكَاكُكُمْ مِنَ النَّارِ».

Nga Enes b. Maliku (r.a.) përcillet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Jepni sadaka, sepse sadakaja ju mbron nga Zjarri".*[490]

---

489 Ahmedi, "Musned", 38/350, nr.23.324; me ndryshim në tekst e shënon edhe Bezzari, "Bahru`z-Zehhar", 7/320, nr.2919; etj.

- Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/324, nr.3919 dhe thotë: "E transmeton Ahmedi dhe Bezzari në pjesën e agjërimit, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm".

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se është Sahih li Gajrihi, transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm, por ka ndërprerje në mes Nuajm b. Ebi Hindit dhe Hudhejfes r.a.;

490 Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 8/90, nr.8060; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/53, nr.3084; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 13/403; etj.

-Ibni Xheuzi thotë: "Darekutni ka thënë: "Me këtë hadith veçohet el-Harith b. Umejr nga Humejdi", ndërsa Ibni Hibani ka thënë: "El-Harith përcjell prej transmetuesve të besueshëm hadithe të falsifikuara" (Shih: Ibni Xheuzi, "El-Ilelu`l-Mutenahije", 2/502, nr.828);

-Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/106, nr.4590 thotë: "E transmeton Taberani në "El-Euset", ndërsa transmetuesit janë të besueshëm";

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/198, nr.3304 dhe këtë hadith e vlerëson si Hasen;

سَمِعْتُ عَبْدَ اللَّهِ بْنَ عَمْرٍو رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «أَرْبَعُونَ خَصْلَةً أَعْلاَهُنَّ مَنِيحَةُ العَنْزِ، مَا مِنْ عَامِلٍ يَعْمَلُ بِخَصْلَةٍ مِنْهَا رَجَاءَ ثَوَابِهَا، وَتَصْدِيقَ مَوْعُودِهَا، إِلَّا أَدْخَلَهُ اللَّهُ بِهَا الجَنَّةَ».

E kam dëgjuar Abdullah b. Amrin r.a. duke thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ekzistojnë katërdhjetë veti fisnike, e prej tyre është edhe dhënia e kafshës (lopës ose deles) tjetrit që ta shfrytëzojë qumështin e saj (si sadaka). Kushdo që ka njërën nga këto veti, duke shpresuar për shpërblim dhe në premtimin e tij, përpos që me to, Allahu (xh.sh.) ta fus në Xhenet".*[491]

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: «مَنْ تَصَدَّقَ بِعَدْلِ تَمْرَةٍ مِنْ كَسْبٍ طَيِّبٍ، وَلاَ يَقْبَلُ اللَّهُ إِلَّا الطَّيِّبَ، وَإِنَّ اللَّهَ يَتَقَبَّلُهَا بِيَمِينِهِ، ثُمَّ يُرَبِّيهَا لِصَاحِبِهِ، كَمَا يُرَبِّي أَحَدُكُمْ فَلُوَّهُ، حَتَّى تَكُونَ مِثْلَ الجَبَلِ».

---

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët.

491 Buhariu, "Sahih", kitab el-Hibeti ve fadliha, bab fadlil menihati, nr.2631; Ebu Davudi, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab fi`l-menihati, nr.1683; Ahmedi, "Musned", 11/28, nr.6488; Ibni Hibani, "Sahih", 11/493, nr.5095; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/262, nr.7578 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/72, nr.3112; etj.

-Sujuti në "El-Xhamiu`s-Sagir", 1/62, nr.936 dhe e vlerëson hadithin Sahih;

-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Buhariut, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhariut dhe Muslimit, përpos Ebu Kebshit, i cili është prej transmetuesve të Buhariut;

-Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, thotë se transmetuesit e hadithit janë të besueshëm;

